Projekti për tubimin e literaturës Islame në gjuhën shqipe

# ***KUR'ANI***[1]

Interpretimi i domethënieve[2] është nga Sherif Ahmeti (me disa përmirësime).

[1] Fjala Kur'an në përkthim do të thotë: Ai që lexohet.
[2] Fjalën "përkthim" e zëvendësuam me shprehjen "interpretim i domethënieve" për shkak se asnjë përkthim i Kur'anit nuk e arrin vlerën e vërtetë të përkthimit, por është vetëm një nga mënyrat e shumta të interpretimit të tij.

Courtesy: www.hidayat.org

*Mbështetem*[3] *në All-llahun*[4] *nga djalli i mallkuar*[5,6]

---

[3] Mund të përkthehet edhe si *"Kërkoj strehim…"*

[4] All-llahu - Zoti i Vetëm, i Adhuruari, Qenia më e lartë që ekziston, Krijuesi i gjithësisë, i të dukshmes dhe të padukshmes.

[5] Sipas komentit të Ibn Kethirit "shejtanir raxhim" do të thotë "i larguar nga çdo e mirë"

[6] Isti'adheja (kërkimi i mbrojtjes së All-llahut nga djalli):
All-llahu xh. sh. thotë: "Kur ta lexosh Kur'anin, kërko mbrojtjen e All-llahut prej djallit të mallkuar. " (16:98).

Courtesy: www.hidayat.org

# 1. Fatiha[7] (çelja)[8]

[7] Sureja Fatiha u zbrit pas sures el-Mudeththir në Mekkë dhe ka shtatë ajete.

Vlera e leximit të sures Fatiha:

a) Transmetohet nga Ubade bin Es-Samit r. a. se Lajmëtari i All-llahut a. s. ka thënë "Kushdo që nuk e thotë suren Fatiha në namaz, e ka namazin e pavlefshëm. " (*Sahihul-Buhari*, vëllimi 1, hadithi numër 723).

b) Nga ebu Hurejre τ përcillet se i Dërguari i All-llahut υ ka thënë:

Namazi i atij që nuk e ka kënduar thelbin e Kur'anit (suren el-Fatiha) gjatë faljes është i paplotësuar (i mangët) dhe i ka përsëritur këto fjalë tri herë. Dikush i tha ebu Hurejres: A duhet ta këndojmë edhe pas imamit kur edhe ai këndon Fatihën? Ai tha: këndojeni në heshtje, se e kam dëgjuar të Dërguarin e All-llahut υ duke thënë:

All-llahu Y ka thënë:

"E kam ndarë namazin ndërmjet Meje dhe robit Tim në dy gjysma, dhe ai (robi) do ta fitojë atë për të cilën është lutur. "

Kur robi thotë:

"*El hamdu lil-lahi rabbil 'alemin*"; All-llahu Y thotë:

"Robi Im më falënderoi. "

Kur robi thotë:

"*Er-rahmanir-rahim*"; All-llahu Y thotë:

"Robi Im më lartësoi. "

Kur robi thotë:

"*Maliki jeumid-din*"; All-llahu thotë:

"Robi Im më lavdëroi. " ose thotë "Robi im më është dorëzuar. "

Kur robi thotë:

"*Ijjake na'budu we ijjake nesta'in*"; Ai thotë:

"Kjo është ndërmjet Meje dhe robit Tim, dhe ai do ta fitojë atë, për të cilën është lutur. "

Kur robi thotë:

"*Ihdinas-siratal mustekim, siratal ledhine en 'amte 'alejhim, gajril magdubi 'alejhim we led-dalin*"; Ai thotë:

"Kjo është për robin Tim, dhe ai do ta ketë atë që e ka kërkuar. "

(hadithi është i vërtetë, e transmetojnë Muslimi, Maliku, Tirmidhiu, Ebu Davudi, Nesaiu, dhe ibn Maxhe)

c) Ebu Seid el-Hudriu r. a. ka thënë: "Një grup prej as'habëve të Lajmëtarit a. s. dolën në udhëtim, dhe kur arritën te një fis arab, kërkuan strehim. Pjesëtarët e atij fisi nuk pranuan t'u bëjnë konak. Mirëpo, kryetarin e fisit e kafshoi një gjarpër. Ata u përpoqën që ta shërojnë, por nuk patën sukses. Dikush prej tyre tha: Sikur të kërkonim ndihmë prej atyre udhëtarëve! Dhe dikush shkoi te udhëtarët dhe u tha: "Kryetarin tonë e kafshoi një gjarpër, mos dini ndonjë ilaç për të?" Njëri prej udhëtarëve tha: "Unë e di ilaçin për të, por pasiqë ne kërkuam strehim dhe nuk na e dhatë, unë nuk do t'ua bëj (ilaçin), derisa të mos na paguani për të. Bënë një marrëveshje që njeriut që do ta bëjë ilaçin t'ia paguajnë me disa dele. Ai vuri dorën në vendin e plagës dhe lexoi "Fatihën", dhe i sëmuri u shërua. Filloi të ecë duke mos ndier kurrfarë dhembje. Kur i morën dhentë, njëri prej tyre tha: "Le t'i ndajmë tash këto dele!" E ai që i fryu me "Fatihën" tha: "Mos i ndani derisa të arrijmë te i Dërguari i All-llahut a. s. dhe ta lajmërojmë për atë që ndodhi. Të shohim se si do të reagojë ai. Kur arritën te i Dërguari i All-llahut a. s. , ia treguan ndodhinë. Ai buzëqeshi dhe tha: "Ia qëlluat, delet ndani mes jush, por edhe mua ma ndani një hise!" (hadithi 121 nga hadithet e vërteta në librin *"Fjala e bukur"*)

d) Ibn 'Abbasi r. a. ka thënë: "Duke qenë Xhibrili a. s. te i Dërguari i All-llahut a. s. papritmas u dëgjua një kërcitje mbi ta. Xhibrili ngriti shikimin në qiell dhe tha: U hap një derë e qiellit e cila nuk është hapur më parë. Prej saj doli një melek, erdhi te i Dërguari i All-llahut a. s. dhe i tha: "Të përgëzoj me dy drita që të janë dhënë ty, e që nuk i janë dhënë asnjë të dërguari para teje: Fatihatul-kitabi dhe fundi i sures el-Bekare. Çdo harf (shkronjë) që lexon prej tyre, të jipet. " (Muslimi në përmbledhjen *Sahih* dhe Nesaiu në përmbledhjen *Sunen*)

[8] Emrat e sures Fatiha:

*"Fatihatul-kitab"* - çelësi (fillimi) i Librit;

*"Ummul-kitab"* - nëna e Librit ose *"Ummul-Kur'an"* - nëna e Kur'anit;

*"Es-seb'ul-methani"* - shtatë të përsëriturit (bëhet fjalë për shtatë ajetet e Fatihës, të cilët përsëriten gjatë rekateve të namazit);

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ ١ ٱلۡحَمۡدُ لِلَّهِ رَبِّ ٱلۡعَٰلَمِينَ ٢ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ ٣ مَٰلِكِ يَوۡمِ ٱلدِّينِ ٤ إِيَّاكَ نَعۡبُدُ وَإِيَّاكَ نَسۡتَعِينُ ٥ ٱهۡدِنَا ٱلصِّرَٰطَ ٱلۡمُسۡتَقِيمَ ٦ صِرَٰطَ ٱلَّذِينَ أَنۡعَمۡتَ عَلَيۡهِمۡ غَيۡرِ ٱلۡمَغۡضُوبِ عَلَيۡهِمۡ وَلَا ٱلضَّآلِّينَ ٧

1. Me emrin e[9] All-llahut,[10] Mëshiruesit, Mëshirëbërësit![11]
2. Falënderimi[12] i takon All-llahut[13], Zotit[14] të botërave[15]![16]
3. Mëshiruesit, Mëshirëbërësit![17]

(vazhdon prej faqes së kaluar)

"Esh-shifa" ose "Er-rukje" - shërimi;
*"Esasul-Kur'an"* - esenca e Kur'anit,
si dhe emra të tjerë më pak të përmendur.

[9] Mund të përkthehet edhe si *"Në emër të…"*

[10] Rastet kur përdoret thënia "Bismil-lah":

a) Ebu Melih ibn Usame ibn Umejri transmeton nga babai i tij, i cili ka thënë: Isha me të Dërguarin e All-llahut a. s. dhe deveja e tij u pengua, e unë thashë: "U zhduktë shejtani!" Ndërsa i Dërguari i All-llahut a. s. tha: "Mos thuaj ashtu, sepse kur ti e thua këtë, ai rritet dhe bëhet sa shtëpia, por thuaj "Bismil-lah", sepse kur e thua këtë, ai zvogëlohet aq, saqë bëhet sa një mizë. " (Nesai në *El-jeumu wel-lejl* dhe ibn Merdevejhi në *Tefsir*)

b) Umer ibnu Ebi Selem r. a. thotë: "Si fëmijë, isha nën mbikëqyrjen e Pejgamberit s. a. v. s. në shtëpinë e tij. Njëherë, para se t'ia fillojmë ushqimit, zgjata dorën në një enë të ushqimit, por Pejgamberi s. a. v. s. më tha: "Djalosh, thuaj 'Bismil-lah', ha me dorën e djathtë dhe ha para vetes". (Muttefekun 'alejhi)

Prej haditheve mësojmë se Bismil-lah thuhet gjithashtu gjatë hipjes së mjetit për udhëtim, para hyrjes në nevojtore, para marrëdhënies seksuale ndërmjet bashkëshortëve etj.

[11] Nga 'Uthman ibn 'Affani r. a. transmetohet se ka thënë: "U pyet i Dërguari i All-llahut a. s. për thënien "Bismil-lahir-rahmanir-rahim", e ai u përgjigj: Është një prej emrave të All-llahut, kurse largësia mes këtij emri dhe emrit më të madh është sikur largësia mes të bardhës dhe të zezës së syrit. (Abdur-rahman ibn ebi Hatimi në *Tefsir*)

Ky ajet gjatë namazit duhet të lexohet pa zë, sepse transmetohet se kështu kanë vepruar edhe katër "Halifët e drejtë".

[12] El-Hamd është fjalë përmbledhëse për nderim, lavdërim, respekt, dashuri, etj. Hamd i bëhet vetëm All-llahut.

[13] All-llahu: Emri i Zotit të Vetëm (rreth këtij emri shih ajetet 59:22-24);

Nga Ebu Hurejre transmetohet se i Dërguari i All-llahut a. s. ka thënë: "All-llahu ka nëntëdhjetë e nëntë emra, kush i mëson ato (dhe i beson), hyn në Xhennet. " (*Sahihajn*)

[14] Zoti: Fjala e përdorur në gjuhën arabe është Rabb. Në gjuhën shqipe nuk ka fjalë ekuivalente me këtë fjalë. Ajo ka kuptim: Zoti i Vetëm i universit, Krijuesi i tij, Pronari, Organizuesi (Rregulluesi), Mirëmbajtësi, Sunduesi, Planifikuesi, Dhënësi i sigurisë etj.

[15] *'Alemin* është shumësi i fjalës *'alem* (botë) dhe ka kuptim: çdo ekzistim tjetër pos All-llahut (bota e njerëzve, e xhinëve, bota bimore, shtazore, bota e padukshme etj).

[16] Transmetohet nga Ebu Seid El-Mu'al-la: "Derisa falesha në xhami, i Dërguari i All-llahut a. s. më thirri, por unë nuk iu përgjigja. Më vonë thash: "O i Dërguar i All-llahut, isha duke u falur!" Ai tha: "A nuk ka thënë All-llahu: *'Përgjigjuni All-llahut dhe të Dërguarit të Tij a. s. (me nënshtrim) kur ju thërrasin!'* (8:24) Dhe më tha: "Para se ta lëshosh xhaminë, do të ta mësoj një sure, e cila është sureja më madhështore në Kur'an. " Atëherë ma mori dorën, dhe kur dëshiroi të dalë (nga xhamia), unë i thash: "A nuk më the -Do të ta mësoj një sure, e cila është sureja më madhështore në Kur'an?" Ai tha: "Falënderimi i takon All-llahut, Zotit të botërave" *(El-hamdulil-lahi rabbil 'alemin)* (Sureja Fatiha) e cila është shtatë ajetet që përsëriten *(Es-Seb'a El-Methani)* dhe Kur'ani Famëlartë që më janë dhënë. " (*Sahihul-Buhari,* vëll. 6, had. 1).

[17] *Rahman* dhe *Rahim*: këto emra kanë prejardhjen nga rrënja *"er-rahmeh"* (mëshirë) në formën superlative të saj. Ibn Xheriri përcjell nga El-Azremiu se *Er-Rahman* do të thotë: Mëshirues për të gjitha krijesat, ndërsa *Er-Rahim*: Mëshirues vetëm për besimtarët.

Nga Ebu Hurejre transmetohet se i Dërguari i All-llahut ka thënë: "Po ta dinte besimtari se çfarë dënimi e pret te

4. Sunduesit të ditës së Gjykimit![18]

5. Ty të adhurojmë[19] dhe prej Teje ndihmë kërkojmë!

6. Udhëzona në rrugën e drejtë![20]

7. Në rrugën e atyre ndaj të cilëve ke bekimin,[21] e jo në të atyre që je i hidhëruar[22], dhe që kanë humbur[23]![24,25]

---

(vazhdon prej faqes së kaluar)

All-llahu, nuk do të shpresonte të hyjë në Xhennet askush, dhe po ta dinte mosbesimtari se çfarë mëshire e pret te All-llahu, nuk do ta humbte shpresën askush nga mëshira e All-llahut. " (Muslimi në *Sahih*)

[18] Rreth këtij ajeti Ibn ‘Abbasi ka thënë: "Në atë ditë askush nuk posedon asgjë, ashtu siç posedonim në dunja, dhe për këtë shkak askush (parimisht) nuk mund të thotë: "Kjo është prona ime…", "Kjo është pasuria ime…" (sepse në këtë ditë i tërë sundimi i takon vetëm All-llahut. )

[19] *El-‘Ibade* do të thotë: adhurim, nënshtrim, përulje etj. , ndërsa në aspektin terminologjik do të thotë: përmbledhje e kulminacionit të dashurisë, përuljes dhe frikës. Disa prej muslimanëve të parë kanë thënë: pjesa e parë e ajetit (*ty të adhurojmë*) është denoncim nga shirku (adhurimit të tjetërkujt pos All-llahut), ndërsa pjesa e dytë (*prej teje ndihmë kërkojmë*) është denoncim nga mendjemadhësia, me ç'rast i dorëzohemi plotësisht All-llahut.

[20] Udhëzim dyllojësh:

a) *Teufik:* Udhëzim që jepet krejtësisht nga All-llahu, kur All-llahu ia çel dikujt zemrën për ta pranuar Islamin dhe

b) *Irshad:* Udhëzim me anë të mësimeve që i kanë transmetuar të dërguarit e All-llahut dhe dijetarët e ndershëm, e kjo është monoteizmi Islam (tewhidi).

[21] Ata ndaj të cilëve All-llahu ka bekimin e Tij janë lajmëtarët, të sinqertit, dëshmorët dhe të mirët, siç thotë All-llahu: *"Dhe çdonjë që i nënshtrohet All-llahut dhe Lajmëtarit, do të jetë në shoqëri me ata ndaj të cilëve All-llahu ka bekimin e Tij, nga lajmëtarët, të sinqertit, dëshmorët dhe të mirët. Po sa shoqëri e mirë që janë këta!"* /4:69/).

[22] Thuhet: *". . . jo në (rrugën) e atyre që je i hidhëruar. . . "* siç janë jahuditë, për shkak se ata mohonin argumentet e All-llahut, vritnin të Dërguarit e Tij dhe bënin çorodi tjera në tokë, kuptohet, me përjashtim të atyre që pranuan të Vërtetën. Shih ajetin (2:83).

[23] *". . . e as në (rrugën) e atyre që kanë humbur!"* siç janë të krishterët, sepse ata prej dashurisë të madhe ndaj Isait a. s. filluan të thonë se ai është bir i Zotit, ndërsa më vonë filluan të thonë se ai është një prej tre zotërave, me çka dolën nga rruga e drejtë dhe u bënë prej të humburve. Shih ajetin (5:73) me përjashtime, shih (2:63).

[24] Shih fusnotën për ajetin (2:135).

[25] Transmetohet nga Ebu Hurejre r. a. se Lajmëtari i All-llahut a. s. ka thënë: "Kur imami thotë *‘Gajril magdubi alejhim we led-dalin’* (jo në të atyre që je i hidhëruar, e as në të atyre që kanë humbur) atëherë ju duhet të thuani *Amin*, sepse nëse dikujt i takohet kjo thënie me thënien e melekëve, atëherë atij i falen mëkatet e kaluara. " (*Sahihul-Buhari*, vëll. 6, had. 2).

Courtesy: www.hidayat.org

## 2. Bekare (lopa)

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Elif, Lam, Mim. [26]

2. Ky është libri në të cilin nuk ka dyshim, udhëzues për ata që frikësohen[27] (nga All-llahu).

3. Të cilët e besojnë të fshehtën[28], e kryejnë faljen[29] dhe prej asaj që Ne i kemi furnizuar, japin[30].

4. Dhe ata të cilët e besojnë atë që t'u shpall Ty,[31] dhe atë që është shpallur para teje, dhe të cilët për *ahiretin*[32] (botën tjetër) janë të bindur.

5. Të tillët janë të udhëzuarit nga Zoti i tyre dhe të tillët janë të shpëtuarit.

6. E për ata që mohuan është njëlloj, ua tërhoqe vërejtjen apo nuk ua tërhoqe, ata nuk

---

[26] Gjatë leximit të Kur'anit, sidomos në fillim të disa sureve hasen shkronja të tilla arabe, për të cilat mendimtarët kanë dhënë mendime të ndryshme, mirëpo asnjë nga to nuk është krejtësisht i qëlluar. Kuptimin e tyre e di plotësisht vetëm Shkruesi i tyre.

[27] Frika (*takwa*) e atyre që frikësohen nga All-llahu (*muttekinët*) është frikë shpirtërore, si dhe ruajtje nga haramet qoftë nga dashuria ndaj All-llahut, qoftë nga respekti, ose nga frika e dënimit në botën e ardhëshme. Kjo frikë dallohet nga frika refleksive që e përjeton njeriu kur pëson sulm nga ndonjë bishë ose kur i ndodhë ndonjë fatkeqësi. Sa i takon *takwa*-së, besimtari i frikësohet vetëm Krijuesit të tij dhe askujt tjetër, ndërsa sa i takon frikës refleksive, mund t'u frikësohet edhe krijesave.

[28] E fshehta (*gajb*) gjuhësisht do të thotë diçka që nuk është parë, por kjo fjalë përmbledh edhe këto kuptime: besimi në All-llahun, melekët, librat e shenjtë, lajmëtarët e All-llahut, ditën e Gjykimit dhe Kaderin (parapërcaktimin nga ana e Zotit). Kjo fjalë gjithashtu përmbledh edhe besimin në gjërat që All-llahu dhe i Dërguari a. s. i Tij i treguan për të kaluarën, prezenten dhe ardhmërinë, siç ishin lajme për krijimin e qiejve dhe tokës, jetën botanike dhe zoologjike (jetën e bimëve dhe kafshëve), lajme për popujt nga e kaluara, lajme për Xhennetin dhe Xhehennemin etj.

[29] Me kryerje të faljes (*salatit*) nënkuptohet:

a) Çdo musliman, qoftë mashkull ose femër, është i obliguar t'i falë pesë kohët e përcaktuara të ditës rregullisht, mashkulli në faltore me bashkësinë e muslimanëve të tjerë, ndërsa femra në shtëpi. Siç ka thënë i Dërguari i All-llahut a. s. : "Urdhëroni fëmijtë e juaj për salat (falje) në moshën shtatëvjeçare, ndërsa (nëse nuk falen) rrihni në moshën dhjetëvjeçare!" Udhëheqësi (i familjes, qytetit, fisit etj. ) dhe sunduesi i muslimanëve në shtet (Islam) është përgjegjës pranë All-llahut në rast të mosplotësimit të këtij obligimi nga ana e muslimanëve nën sundimin e tij.

b) Falja (salati) duhet të kryhet ashtu siç e ka kryer i Dërguari a. s. , me rregullat e tij siç janë: qëndrimi në këmbë, përulja, lëshimi i ballit në tokë, ulja, etj, sepse ai ka thënë: "Kryeni faljen ashtu siç më shihni mua duke e kryer!" (*Sahihul-Buhari*, vëll. 9, had. 352). Për karakteristikat e salatit të Lajmëtarit a. s. shihni *Sahihul-Buhari*, vëll. 1, hadithet 702, 703, 704, 723, 786, 787.

[30] *Dhënia e zekatit:* dhënie e një mase të caktuar të pasurisë, që u jepet të varfërve. Atë e jep çdo person që ka pasuri të palëvizëshme në vlerë prej së paku 85 gr. ar e cila e mbush një vit pa u përdorur (në pasuri nuk numërohen shtëpia, mjetet e punës etj). Pagimi i zekatit është obligim, si dhe një nga pesë kushtet e Islamit. (Më gjërësisht shih *Sahihul-Buhari*, vëll. 2, "Libri mbi zekatin", n. 24.

[31] Ajo që iu shpall Muhammedit a. s. ishte Kur'ani dhe sunneti. Transmetohet nga Ibn 'Umeri r. a. : E dëgjova të Dërguarin a. s. e All-llahut duke thënë: "Islami është i bazuar në (këto) pesë (shtylla):

1. Të dëshmosh se nuk ka zot tjetër pos All-llahut dhe Muhammedi është i Dërguar i All-llahut *("La ilahe il-lall-llah we enne Muhammed er-resulull-llah")*;
2. T'i kryesh pesë faljet (salatet) me respekt dhe në mënyrë komplete;
3. Ta japësh Zekatin;
4. Ta kryesh Haxhxhin;
5. Ta kryesh agjërimin (saum) gjatë muajit Ramadan. " (*Sahihul-Buhari*, vëll. 1, had. 7)

[32] Ahireti është jeta pas vdekjes, ndërsa në përkthime të ndryshme haset edhe si: bota tjetër, jeta tjetër, amshueshmëria etj.

Courtesy: www.hidayat.org

besojnë.

7. All-llahu vëndoi vulë në zemrat e tyre dhe veshët e tyre, ndërsa në të pamurit e tyre ka një perde, e për ta ka dënim të madh.

8. Ka prej njerëzve që thonë: "Ne i besojmë All-llahut dhe jetës tjetër (ahiretit)", por ata nuk janë besimtarë.

9. (Përpiqen ta) mashtrojnë All-llahun dhe ata që besuan, por nuk mashtrojnë tjetërkë pos vetes, dhe nuk e kuptojnë!

10. Në zemrat e tyre ka sëmundje, pra All-llahu ua shton sëmundjen, dhe pësojnë dënim të dhembshëm për shkak se përgënjenin[33].

11. E kur atyre u thuhet: "Mos bëni ç'rregullira në tokë"! Ata thonë: "Ne jemi vetëm paqësues!"

12. A nuk janë vërtet ata ç'rregulluesit?; Por nuk kuptojnë!

13. Dhe kur atyre u thuhet: Besoni sikurse besuan njerëzit! Ata thonë: "A të besojmë ashtu siç besuan mendjelehtit?" A nuk janë vërtet mu ata mendjelehtit?; Por nuk e dinë.

14. E kur i takojnë ata që besuan thonë: "Ne besojmë!" por kur veçohen me djajt e vet u thonë: "Ne jemi me ju, ne vetëm jemi tallur".

15. All-llahu tallet me ta, dhe ua shton të këqiat duke i lënë të bredhin.

16. Të tillët janë ata që blenë lajthitjen me udhëzimin, pra nuk pati fitim tregëtia e tyre dhe ata nuk qenë të udhëzuar.

17. Shembulli i tyre është si shembulli i atij që ndezë një zjarr dhe posa ai ndriçon vendin përreth tij, All-llahu ua shuan dritën atyre dhe i lë në errësira, (dhe aty) nuk shohin.

18. (Janë) Të shurdhër, memecë dhe të verbër, ata nuk kthehen (nga rruga e shtrembër).

19. Ose (Shembulli i tyre është) si ndonjë shi i rreptë prej së larti me errësirë, me bubullimë e me vetëtimë, e prej frikës së vdekjes, nga rrufeja, ata vejnë gishtat në veshët e tyre. Po All-llahu është rrethues i mosbesimtarëve (atij nuk mund t'i shpëtojë askush).

20. Vetëtima gati ua merrë të pamurit dhe, saherë që ajo u bënë dritë atyre, ata ecin në te, e kur u errësohet mbesin aty. E sikur të donte All-llahu, do t'ua merrte të dëgjuarit (me krismën e bubullimës) dhe të pamurit (me shkëndijën e vetëtimës). Vërtetë, All-llahu është i plotëfuqishëm për çdo gjë.

21. U ju njerëz, adhuronie Zotin tuaj, i cili ju krijoi juve ashtu që të jeni të devotshëm (të shpëtuar).

22. Ai, i cili për ju bëri tokën shtrat, (vendbanim) e qiellin kulm, e prej qiellit ju lëshoi shi me të cilin ju siguroi lloje të frutave si ushqim për ju, pra mos i përshkruani All-llahut shokë, duke qenë se ju e dini (që Ai nuk ka shokë). [34]

---

[33] Mosbesimtarët thonin se Kur'ani është gënjeshtër, ndërsa Muhammedi a. s. gënjeshtar. D. m. th. kjo është kuptimi i fjalës arabe "kedhebu" - kur thua se diçka është rrenë. Në shumë përkthime mund të haset edhe përkthimi "përgënjeshtronin" që ka kuptim: të argumentosh se diçka është gënjeshtër, mirëpo pabesimtarët edhepse thonin se Kur'ani është rrenë, asnjëherë nuk e vërtetuan këtë. Që të bëjmë dallim nga kjo fjalë, aktualisht po e përdorim fjalën "përgënjyen" deri sa të gjindet ndonjë fjalë më e përshtatshme për përkthim.

[34] Transmetohet nga Abdull-llahu r. a. : E pyeta Të Dërguarin e All-llahut a. s. "Cili është mëkati më i madh ndaj All-llahut?" E ai tha: "T'i bësh rival All-llahut, edhepse Ai të ka krijuar ty Vetë. " Unë thash: "Ky është vërtet një mëkat i madh!" Dhe e pyeta: "Po tjetër?" Ai tha: "Ta vrasësh djalin tënd nga frika se ai do ta ndajë

Courtesy: www.hidayat.org

23. E në qoftë se jeni në dyshim në atë që Ne ia shpallëm gradualisht robit tonë, atëherë sillnie ju një kaptinë të ngjashme si ai (Kur'ani) dhe thirrni (për ndihmë) dëshmitarët tuaj (zotërat) pos All-llahut, nëse jeni të sinqert (në thëniet tuaja se Kur'ani nuk është prej Zotit).
24. E mos e paçit bërë (deri më tash), e as që do ta bëni kurrë (edhe në të ardhmën), atëherë ruajuni zjarrit, lëndë e të cilit janë njerëzit dhe gurët, që është i përgaditur për mosbesimtarët.
25. E, përgëzoi ata që besuan dhe bënë vepra të mira se ata do të jenë në Xhennete në të cilët rrjedhin lumenj. Saherë që u jepet ndonjë ushqim nga frutat e tij, ata thonë: "Ky është që me te u ushqyem edhe më parë". Ngase, u sillet ushqim i ngjashëm (vetëm në formë, e jo edhe në shije). Aty do të kenë ata bashkëshorte të pastra[35] dhe aty do të jenë përgjithmonë.
26. All-llahu nuk ngurron që të marrë çfarëdo shembulli, qoftë mushkonjë a diçka edhe më e imët se ajo. Sa u përket atyre që besuan, ata e dinë se është e vërtetë nga Zoti i tyre, ndërsa ata të cilët mohuan do të thonë: "Ç'deshi All-llahu me këtë shembull?" Ai me të lajthitë shumë, dhe udhëzon me të shumë (në rrugën e drejtë), por nuk lajthitë me të (tjetërkë), pos fasikët (mëkatarët e mëdhenj).
27. Ata që e thyejnë besën e dhënë All-llahut pasiqë është lidhur ajo, dhe e këpusin atë që All-llahu ka urdhëruar të jetë e kapur (sa i takon fesë së All-llahut, monoteizmit Islam, dhe të praktikohen ligjet e saj në tokë dhe gjithashtu sa i takon të mbajturit e lidhjeve të mira me farefisin dhe miqësinë[36]) e edhe bëjnë shkatërrimie në tokë, të tillët janë ata të dështuarit.
28. Si e mohoni All-llahun, e dihet se ju ishit të vdekur, e Ai ju ngjalli, mandej ju bën të vdisni e pastaj ju ringjall, e mandej te Ai do të ktheheni?
29. Ai (All-llahu) është që për juve krijoi gjithçka ka në tokë, pastaj Ai *Istewa* (u ngrit) në drejtim të qiellit dhe i bëri ata shtatë qiej. Ai është i Gjithëdijshmi për çdo gjë.
30. (Përkujto Muhammed) Kur Zoti yt u tha engjëjve: "Unë po krijoj (po përcaktoj) në tokë një zëvendës"! Ata thanë: "A do të vëshë në te atë që bënë çrregullime dhe që derdh gjaqet, e ne të madhërojmë Ty me lavdërimin Tënd dhe plotësisht të adhurojmë"! Ai tha: "Unë di atë që ju nuk dini"!
31. E Ai (Zoti) ia mësoi Ademit të gjithë emrat (e sendeve)[37], pastaj ata ua prezentoi

(vazhdon prej faqes së kaluar)

ushqimin me ty. " E pyeta: "Po tjetër?" Ai tha: "Të kesh marrëdhënie seksuale me gruan e fqiut tënd. " (*Sahihul-Buhari*, vëll. 6, had. 4).

[35] Shih fusnotën për ajetin 64 të sures 29, e gjithashtu komentin (*tefsirin)* e Ibn Kethirit, vëll. 1, fq. 63.

[36] Transmetohet nga Xhubejr bin Mut'im r. a. se e ka dëgjuar të Dërguarin e All-llahut a. s. duke thënë: "Personi që i shkëput lidhjet farefisnore (el-kati) nuk do të hyjë në Xhennet" (*Sahihul-Buhari*, vëll. 8, had. 13).

[37] Transmetohet nga Enesi r. a. : Lajmëtari a. s. tha: "Besimtarët do të tubohen në Ditën e Ringjalljes dhe do të thonë:

"T'i themi dikujt të ndërmjetësojë për ne te All-llahu!" dhe do të shkojnë te Ademi dhe do t'i thonë:

"Ti je babai i njerëzimit, All-llahu të krijoi me dorën e Tij dhe u urdhëroi melekëve që të të përulen, dhe Ai t'i mësoi ty emrat e çdo gjëje, pra ndërmjetëso për ne te All-llahu që të na lirojë prej këtij vendi, në të cilin gjendemi!" ai do të thotë:

"Unë nuk jam në gjendje për ta bërë një gjë të tillë. " dhe do t'i kujtohet gabimi i tij (në Xhennet), do të ndihet i turpëruar prej tij dhe do t'u thotë:

"Shkoni te Nuhu, se ai është i dërguari i parë banorëve të tokës!" dhe kur do të shkojnë te ai, do t'u thotë:

"Unë nuk jam në gjendje ta bëj një gjë të tillë. " Dhe do t'i kujtohet kërkesa që ia bëri All-llahut për një gjë,

engjëjve dhe u tha: "Më tregoni për emrat e këtyre (sendeve të emërtuara), nëse jeni të drejt (çka mendoni)?"

32. (Engjëjt) Thanë: "Ti je i pa të meta, ne kemi dije tjetër përveç atë që na mësove Ti. Vërtetë, Ti je i gjithdijshëmi, i urti!"
33. (Zoti) Tha: "O Adem, njoftoj ata (engjëjt) me emrat e atyre (sendeve)!" E kur u rrëfeu atyre për emrat e tyre, (Zoti) tha: "A nuk u kam thënë juve se Unë, më së miri e di fshehtësinë e qiejve e të tokës dhe më së miri e di atë, që ju e publikoni dhe atë që e mbani fshehtë. "
34. E kur u thamë engjëjve: përuluni (bini në sexhde) Ademit, ata menjëherë iu përulën, me përjashtim të iblisit (djallit). Ai rrefuzoi dhe u mbajtë në të madh dhe u bë pabesimtar.
35. Ne i thamë: "O Adem, ti dhe bashkëshortja juaj banoni në Xhennet dhe hani lirisht nga frutat e tij kah të doni, po mos iu afroni asaj bime (peme) e të bëheni zulumqarë (të vetvetes suaj). "
36. Po djalli i bëri që ata të dy të mashtrohen në atë (pemë ose Xhennetin) dhe i nxori ata nga ajo (e mirë) që ishin në te, e Ne u thamë: "Zbritni (dilni), jeni armik i njëri-tjetrit, e ju deri në një kohë në tokë keni vendbanim dhe dëfrim".
37. E ademi prej Zotit të vet pranoi disa fjalë (lutje)[38], prandaj Ai ia fali (gabimin), s'ka dyshim se Ai është Mëshiruesi, Pendimpranuesi.
38. Ne u thamë: "Dilni prej atyhit që të gjithë, e juve gjithqysh do t'u arrijë udhëzim prej Meje, e kush pranon udhëzimin Tim, për ata nuk ka as frikë as që do të brengosen".
39. E ata që mohuan dhe përgënjeshtruan argumentet tona, të tillët janë banues të zjarrit, ata do të jenë aty përgjithmonë.

(vazhdon prej faqes së kaluar)

rreth së cilës nuk kishte njohuri. Atëherë do të ndihet i turpëruar dhe do t'u thotë:

"Shkoni te miku i Mëshiruesit, (Halilur-Rahman - Ibrahimi υ)!" ndërsa ai do t'u thotë:

"Unë nuk jam në gjendje ta bëj një gjë të tillë, shkoni te Musai, robi të cilit All-llahu i foli dhe të cilit ia dha Tewratin. " Por kur do të shkojnë te ai, do t'u thotë:

"Unë nuk jam në gjendje ta bëj një gjë të tillë. " Dhe do ta përmendë rastin kur e ka vrarë një person i cili nuk ishte vrasës. Kështu ai do të ndihet i turpëruar pranë Zotit i tij dhe do të thotë:

"Shkoni te Isai, rob i All-llahut dhe Lajmëtar, fjala e All-llahut dhe shpirti (i krijuar nga All-llahu)!" atëherë do të shkojnë te ai, dhe ai do t'u thotë:

"Unë nuk jam në gjendje ta bëj një gjë të tillë, por shkoni te Muhammedi ρ (qoftë bekimi dhe paqja e All-llahut mbi të) të cilit rob All-llahu ia ka falë të gjitha mëkatet, të kaluarat dhe të ardhmet!"

Atëherë (thotë i Dërguari i All-llahut υ) do të vijnë te unë e unë do të kërkoj leje që të shkoj te Zoti Im. Leja do të më jepet, dhe unë do të shkoj te All-llahu dhe do t'i bëj sexhde. All-llahu do të më lë ashtu një kohë, aq sa do të dëshirojë dhe do të më thotë:

"Çoje kokën. Kërko dhe do të jepet, flit dhe do të dëgjohesh, ndërmjetëso dhe do të pranohet!"

Pastaj unë do ta çoj kokën dhe do ta falënderoj All-llahun në një mënyrë nderuese që do të ma mësojë Ai, dhe do të ndërmjetësoj, e Ai do të më japë (një numër të caktuar njerëzish), e unë do t'i pranoj ata në Xhennet. Pastaj do të shkoj përsëri te All-llahu, dhe kur do ta shoh do të përulem ahtu siç u përula herën e parë. Pastaj do të ndërmjetësoj dhe Ai do të mi caktojë (disa njerëz), e unë do t'i pranoj ata në Xhennet. Atëherë do të lutem edhe për të tretën herë, e edhe për të katërtën dhe do të them: në zjarr mbesin vetëm ata, që i ka përshkruar Kur'ani, të cilët kanë qenë të përcaktuar për të ndejtur përgjithmonë. Ebu 'Abdull-llahu (Buhariu) tha: 'Ata që i ka përshkruar Kur'ani' i referohet thënies së All-llahut xh. sh. : *"Do të ngelin në të përgjithmonë"* (2:39,81,161,257,275 etj). (*Sahihul-Buhari*, vëll. 6, had. 3).

[38] Këto fjalë janë të përmendura në Kur'an (7:23): "Ata të dy thanë: -Zoti ynë, ne i bëmë të padrejtë vetvetes, në qoftë se nuk na falë dhe nuk na mëshiron, ne me siguri do të jemi prej të shkatërruarve!"

40. O bijtë e israilit, kujtoni (jini mirnjohës për) të mirat e Mia, të cilat ua dhurova juve dhe zbatoni premtimin që më keni dhënë Mua. Unë zbatoi qtë që u premtova dhe të më keni frikë vetëm Mua.
41. Dhe besonie atë, që e shpalla (Kur'anin), e që vërteton atë e keni ju e mos u bëni mohues të parë të tij, dhe mos i ndërroni ajetet e Mia (Kur'anin) me një vlerë të paktë, por vetëm Mua të ma keni dronë.
42. E mos e ngatërroni të vërtetën me të pavërtetën dhe me vetëdije të fshehni realitetin[39].
43. Falni namazin dhe jepni zeqatin, dhe përuluni (në *ruku'*[40]) me ata që përulen.
44. A po i urdhëroni njerëzit për punë të mira, e veten tuaj po e harroni?[41] Ndërsa ju e lexoni librin (Tevratin). A nuk po mendoni?
45. Kërkoni ndihmë (në të gjitha çështjet) me durim dhe me namaz, vërtetë, ajo është e madhe (e vështirë), por jo edhe për ata që kanë frikë (Zotin).
46. Të cilët janë të bindur se do të takojnë Zotin e vet dhe se ata do t'i kthehen Atij.
47. O bijtë e israilit, përkujtone dhuntinë, Time, të cilën ua dhurova, dhe Unë ju pata (të parët tuaj) dalluar ndaj njerëzve të tjerë (të asaj kohe).
48. Dhe ruajuni një ditë kur askush askujt nuk do të mund t'i kryej asgjë, kur nuk pranohet për te (jobesimtarin) ndonjë ndërmjetësim dhe nuk pranohet për te kompensim, e as që do të ndihmohen ata (fajtorët).
49. Përkujtoni edhe kur u shpëtuam prej popullit të faraonit, që nga ai shijuat dënimin më të idhët, duke ua therrur bijtë tuaj, e duke ua lënë gjallë gratë tuaja. Në këtë torturë përjetuat një sprovimtë madh nga Zoti juaj.
50. Dhe kur për ju e ndamë detin, e ju shpëtuam, ndërsa ithtarët e faraonit i fundosëm, e ju i shihnit (me sytë tuaj).
51. E kur i premtuam Musait (t'ia japim Tevratin) dyzet netë, pas tij ju (pasi shkoi ai për Tevrat) e adhuruat viçin, ju ishit dëmtues (të vetes suaj).
52. Mandej edhe pas asaj ua falëm (gabimin), ashtu që të falenderoni.
53. Dhe (përkujtoni) kur ia dhamë Musait librin, dalluesin në mënyrë që të udhëzoheni në rrugë të drejtë.
54. Dhe kur Musai popullit të vet i tha: "O populli im, me adhurimin e viçit (në vend të

---

[39] Transmetohet nga 'Ata bin Jasari: E takova 'Abdull-llah bin 'Amr bin 'Asin dhe e pyeta: "Më trego përshkrimin e të Dërguarit të All-llahut a. s. të përmendur në Tewrat?" Ai tha: "Po, pasha All-llahun, ai është i përshkruar në Tewrat me disa nga cilësitë që i përshkruhen edhe në Kur'an siç është: O i Dërguar! Ne të kemi dërguar si dëshmitar (i fesë së All-llahut), përgëzues (për besimtarët) tërheqës i vërejtjes (për pabesimtarët) dhe rojtar i analfabetëve. Ti je robi Im dhe i Dërguar, dhe Unë të kam emëruar ty El-Mutewekil (ai që nvaret nga All-llahu). Ti nuk je i pasjellshëm, i ashpër ose që bën zhurmë nëpër tregje, dhe ti nuk u bën keq atyre që të bëjnë keq ty, por sillesh me ta me falje dhe mirësi. All-llahu nuk do ta lë atë (Lajmëtarin a. s. ) të vdesë derisa t'i drejtojë njerëzit e shtrembëruar, duke i bërë që të thonë: *'La ilahe il-lall-llah'* (nuk ka zot pos All-llahut), prej të cilës 'sytë e verbër, veshët e shurdhër dhe zemrat e mbyllura' do të çilen. " (*Sahihul-Buhari*, vëll. 3, had. 335).
[40] Ruku' veprim gjatë faljes (salatit), kur falësi (musal-liu) prej qëndrimit në këmbë përul trupin përpara duke drejtuar shpinën në pozitë horizontale.
[41] Transmetohet nga Ebu Wa'ili r. a. , e ky nga Usame r. a. : "Do të sillet njeriu dhe do të hidhet në Xhehennem, dhe ai do të rrotullohet në zjarr si gomari në mulli, dhe të gjithë banorët e Xhehennemit do të tubohen rreth tij dhe do t'i thonë: "O fulan! A nuk urdhëroje ti të mirën (m*a'ruf*) dhe ndaloje nga e keqja (*munker*)? Dhe njeriu do të thotë: "I urdhëroja të tjerët në punë të mira, por unë vetë asnjëherë nuk i bëja, i ndaloja të tjerët nga punët e këqija, por vetë ato i bëja!" (*Sahihul-Buhari*, vëll. 9, had. 218).

Courtesy: www.hidayat.org

Zotit), ju i bëtë zullum vetvetes, pra pendohuni para Krijuesit tuaj, dhe mbytne vetveten. Kjo për ju është më së miri te Krijuesi juaj. E Ai ua pranoi pendimin tuaj, Ai është mëshirues, ndaj pranoi shumë pendimin.

55. Dhe kur i thatë: "O Musa, ne nuk të besojmë ty derisa ta shohim All-llahun haptazi, e atëherë juve u rrëmbeu rrufeja (zjarri) dhe ju e shihnit.
56. Pastaj, që të jeni mirënjohës pas vdekjes suaj juve ju ngjallëm.
57. Dhe Ne bëmë që retë t'u bëjnë juve hije, ju furnizuam me rrëshirë (të ëmbël - *Manna*[42]) dhe me shkurtëza (*Salwa*). (Ju thamë) Hani nga të mirat që ju furnizuam! (Ata nuk qenë mirënjohës). Po Neve ata nuk na bënë kurrfarë dëmi, por ata dëmtuan vetveten.
58. E kur ju thamë: "Hyni në këtë fshat (vendbanim), dhe hai në te lirisht ku të dëshironi, e hyni në derën (e fshatit) përulur dhe thuani: "Hittatun" - ndjesë, Ne ua falim mëkatet tuaja, e bamirësve ua shtojmë shpërblimin.
59. E ata që ishin mizorë atë që u ishte thënë e ndryshuan me një fjalë tjetër, e Ne për shkak se ata kundërshtuan, lëshuam nga qielli *Rizjan* (lloj dënimi)[43] kundër atyre që ishin mizorë.
60. Dhe (përkujtoni) kur Musai kërkoi ujë për popullin e tij, e Ne i thamë: "Bjeri gurit me shkopin tënd", atëherë nga ai gufuan dymbëdhjetë kroje që secili grup e dinte vendin ku do të pinte ujë. (U thamë) Hani dhe pini nga begatitë e All-llahut e mos vazhdoni të jeni çrregullues në tokë.
61. Madje kur ju thatë: "O Musa, ne nuk mund të durojmë (hamë) vetëm një ushqim (të njëjt), lute pra Zotin tënd për ne të na furnizojë me çka mbinë toka prej perimeve të saj, prej trangujve, prej hudrave, prej thjerze (groshë) dhe prej qepëve të saj"! (Musai) Tha: "A kërkoni ta ndërroni të mirën për atë që është me e thjeshtë"? Zdirgjuni pra në qytet, se aty do të keni atë që kërkoni! E mbi ta rëndoi poshtrimi dhe skamja, e ata kundër vetes shkaktuan hidhërimin e All-llahut. Kjo ndodhi ngase ata mohonin argumentet e All-llahut, mbytnin pejgamberët pa kurrfarë të drejte, dhe për shkak se kundërshtuan dhe i kalonin kufijt në të keqe.
62. Vërtet, ata që besuan, ata që ishin jehudi, krishterët sabejët[44], kush besoi prej tyre (sinqerisht) All-llahun, dhe botën tjetër dhe bëri vepra të mira, ata e kanë shpërblimin te Zoti i tyre. Për ta nuk ka frikë as nuk kanë përse të pikëllohen. [45]

---

[42] Muxhahidi ka thënë: "*Manna* është një lloj gume e ëmbël, ndërsa *Salwa* lloj zogu (shkurtëz)"

Transmetohet nga Seid bin Zejd r. a. : I Dërguari i All-llahut a. s. tha: "*Kama* (lloj i këpurdhës ngrënëse) është si *Manna* (sepse fitohet pa mund), ndërsa uji i saj është shërim për dhembjet e syrit. " (*Sahihul-Buhari*, vëll. 6, had. 5).

[43] Transmetohet nga Usame bin Zejd r. a. : I Dërguari i All-llahut a. s. tha: "Epidemia (lepra) ishte mundimi më i vështirë që i ishte dërguar një grupi të Israelëve (ose ndonjë populli para jush). Prandaj, nëse dëgjoni se është përhapur në ndonjë vend, mos iu afroni, ndërsa nëse epidemia paraqitet në vend ku jeni prezentë, atëherë mos e lëshoni atë vend për të ikur nga ajo!" (*Sahihul-Buhari*, vëll. 4, had. 679).

[44] Një nga popujt e hershëm që jetonte në Musal (Irak) nuk i shoqëronte All-llahut zot tjetër. Pjesëtarët e tij lexonin Zeburin (Psalmet e sabejëve) dhe ata nuk ishin as jehudë, as të krishterë.

[45] Ky ajet si dhe ajeti (5:69), nuk duhet të keqkuptohen nga lexuesi, sepse siç është e përmendur nga Ibn Abbasi r. a. (në tefsirin e Taberiut vëll. 1, fq. 323), urdhëri i këtij ajeti është abroguar me ajetin (3:85): *"E, kush kërkon fe tjetër përveç fesë Islame, atij kurrsesi nuk do t'i pranohet dhe ai në botën tjetër është nga të dëshpruarit. "* Që do të thotë se besimi i jehudëve ka vlerë derisa ka ardhur Isa υ, ndërsa besimi i të krishterëve ka vlerë derisa ka ardhur Muhammedi a. s. , pas të cilit nuk do të vijë Lajmëtar tjetër, e me këtë edhe Islami është feja e fundit

Courtesy: www.hidayat.org

63. (Përkujtoni) Kur Ne patëm marrë prej jush besën tuaj, ngritëm mbi ju (kodrën) Turin (u thamë): veproni sipas atij (Tevratit) që ua dhamë me seriozitet, e mësoni atë që është në te, ashtuqë të ruheni.
64. E pas asaj (besës) ju më vonë ia kthyet shpinën e po të mos ishte mirësia dhe mëshira e All-llahut ndaj jush, ju do të ishit prej të dëshpruarve (në të dy jetërat).
65. Ju tanimë e keni të njohur çështjen e atyre nga mesi juaj që nuk respektuan (urdhërin) në të shtunën, e Ne u thamë: Shndërrohuni në majmunë të përbuzur!
66. Atë (shndërrimin e tyre) e bëmë masë ndëshkuese për ata që e përjetuan (me sy) dhe për të pastajshmit, por edhe si këshillë për të devotshmit.
67. (Përkutjoni) Edhe kur Musai popullit të vet i tha: "All-llahu ju urdhëron ta therrni një lopë! Ata thanë: "A bën tallje me ne?" Ai tha: "All-llahut i mbështetem të më ruaj e të mos bëhem nga injorantët!"
68. Ata thanë: "Lute Zotin tënd për ne të na sqarojë çfarë është ajo? Ai tha: "Ai thotë se ajo është një lopë as e vjetër (e moshuar) as e re (mëshqerë), është e mesme, zbatoni pra atë që urdhëroheni!"
69. Ata thanë: "Lute Zotin tënd për ne që të na sqarojë çfarë është ngjyra e saj? A tha: "Ai thotë se ajo është një lopë e verdhë, ngjyra e saj është e fortë që kënaqë shikuesit".
70. Ata thanë: "Lute Zotin tëndë për ne që të na sqarojë çfarë është ajo, se lopët na janë përzier (janë bërë të ngjashme) e ne do të gjejmë të vërtetën në dashtë All-llahu!
71. Ai tha: "Ai thotë se ajo është lopë jo e lodhur duke lëruar tokën as duke ujitur bimët, ajo është pa të meta dhe në të nuk k shenjë (ngjyrë tjetër)!" Ata thanë: "E tash na e sqarove saktë dhe e therrën atë, e për pak e lanë pa e kryer punën.
72. (Përkujtoni) Kur e patët mbytur një njeri dhe u kundërshtuat mes veti për te, e All-llahu është zbulues i asaj që e mbanit fshehtë.
73. E ne u thamë: "Mëshoni atij (të vdekurit) me një pjesë të saj (të lopës së therrur)!" Ja, kështu All-llahu ngjallë të vdekurit dhe ua sqaron argumentet e veta, ashtu që të kuptoni.
74. Edhe pas (fakteve të qarta) zemrat tuaja u bënë pasandej të forta si guri, e edhe më të forta, sepse ka nga gurët prej të cilëve gufojnë lumenj, e ka disa prej tyre që qahen dhe prej tyre buron ujë, madje ka prej tyre që nga frika ndaj Zotit rrokullisen tatëpjetë (nga maja e kodrës). All-llahu nuk është i pakujdeshëm ndaj asaj që vepronі ju.
75. A shpresoni se do t'u besojnë ata juve (jehudët), kur dihet se një grup prej tyre dëgjuan fjalët e All-llahut, edhe pse i kishin kuptuar, e duke qenë të vetëdijshëm (ç'bënin) i ndryshuan ato.
76. E kur takonin ata që kishin besuar (muslimanët) thonin: "Ne kemi besuar! E kur veçoheshin ata mes veti thonin: "A po ju tregoni atyre (muslimanëve) për atë që All-llahu ua shpalli juve (në Tevrat rreth Muhammedit a. s. )[46] që ata para Zotit tuaj të kenë argumente kundër jush. A nuk jeni duke kuptuar.
77. A thua nuk e dinë ata (jehuditë) se All-llahu e di atë çka e fshehin dhe atë çka e

(vazhdon prej faqes së kaluar)
dhe e vetme e pranueshme te All-llahu a. xh. .
[46] Shih fusnotën për ajetin (2:42)

Courtesy: www.hidayat.org

publikojnë?

78. E ka disa prej tyre që janë analfabetë, nuk e kuptojnë librin, por jetojnë vetëm në shpresa, duke mos qenë të sigurt.
79. Është shkatërrim për ata që me duart e veta e shkruajnë librin, e pastaj thonë: "Ky është nga All-llahu!, e për të arritur me te një fitim të paktë, pra është shkatërrim i madh për ta çka shkruan duart e tyre dhe është shkatërrim i madh për ta ajo çka fitojnë.
80. Ata edhe thanë: "Neve nuk do të na kapë zjarri vetëm për disa sitë të numëruara!" Thuaj: "A mos keni marrë prej All-llahut ndonjë premtim, e All-llahu nuk e thyen premtimin e vet, ose jeni duke thënë për All-llahun atë që nuk e dini?
81. Po, (do të ju kapë zjarri) ai që bën keq dhe që e vërshojnë gabimet e tij, ata janë banues të zjarrit, aty janë përgjithmonë.
82. E ata që besuan dhe bënë vepra të mira, ata janë banues të Xhennetit, aty janë përgjithmonë.
83. (përkujtoni) Kur Ne morëm zotimin e bijve të Israilit; mos adhuroni tjetërkë, përveç All-llahun, të silleni mirë ndaj prindërve, ndaj të afërmëve, ndaj jetimëve, ndaj *miskinëve*[47] (të varfërve) dhe njerëzve u thuani fjalë të mira; falnie namazin dhe jepni zeqatin, e pastaj ju e thyet zotimin dhe përveç një pakice prej jush, ia kthyet shpinën zotimit.
84. Dhe kur morëm zotimin tuaj që të mos derdhni gjakun tuaj, të mos dëboni vetën tuaj nga vendi juaj, e ju e pranuat, ndaj dëshmonie.
85. Pastaj qe, ju jeni ata që mbytni njëri-tjetrin, i dëboni disa prej jush nga vendi i tyre duke bashkëpunuar kundër tyre si është mëkatë e padrejtë, e nëse ata bien te ju në robëri, ju jepni konpensim për (t'i liruar) ata, e dëbimi i tyre nga vendi është i ndaluar për ju. A e besoni një pjesë të librit, e tjetrën e mohoni? Ç'mund të jetë ndëshkimi ndaj atij që punon ashtu prej jush, pos poshtërim në jetën e kësaj bote, e në ditën e gjykimit ata hidhen në dënimin më të ashpër. All-llahu nuk është i pakujdesshëm ndaj asaj që vepronі ju.
86. Të tillë janë ata, që e vlerësuan jetën e kësaj bote mbi botën tjetër, andaj atyre as nuk do tu lehtësohet dënimi, e as që do të ndihmohen ata.
87. Ne i patëm dhënë Musait librin dhe pas tij patëm dërguar shumë pejgamberë. Isait, birit të Merjemës i dhamë argumente (mrekulli) dhe e fuqizuam me (xhibrilin) shpirtin e shenjtë. E saherë që u erdhi ndonjë i dërguar me çka nuk u pëlqeu juve, a nuk u bëtë kryelartë dhe disa prej tyre i përgënjeshtruat e disa i mbytët?
88. E (jehuditë e kohës së Muhammedit) thonë: "Zemrat tona janë në këllëf!" Jo, por për shkak të mosbesimit të tyre, All-llahu i ka mall-kuar, andaj pak janë që besojnë (ose: pak send besojnë).
89. E kur u erdhi atyre prej All-llahut libri (Kur'ani) që është vërtetus i atij, që e kishin pranë, e që para se t'u vinte e kërkonin ndihmën e tij kundër mosbesimtarëve, e

[47] Transmetohet nga Ebu Hurejre r. a. : I Dërguari i All-llahut a. s. tha: "I varfër (*miskin*) nuk është ai që shkon rreth njerëzve dhe u kërkon një ose dy kafshata buke, ose një ose dy hurma, por i varfër (*miskin*) është ai që nuk ka para për t'i kënaqur nevojat e veta, dhe gjendja e të cilit nuk është e njohur te njerëzit, që të tjerët të mundeshin t'i japin diçka si lëmoshë, dhe i cili nuk lyp prej njerëzve. " (*Sahihul-Buhari*, vëll. 2, had. 557).

mohuan atë (Muhammedin) që e njihnin, kur u erdhi. Pra mallkimi i allahut qoftë kundër mosbesimtarëve!

90. E shëmtuar është ajo për çka ata e shitën vetvetën. Atë që e shpalli All-llahu të mos e besojnë nga zilia, për shkak se All-llahu nga mirësia e Tij t'i shpallë atij që dëshiron nga robët e vet. Andaj merituan zemërim mbi zemërim (gazep mbi gazep). Mosbesmtarët kanë dënim që i poshtërson.
91. Dhe kur atyre u thuhet: "Besoni atë që e shpalli All-llahu", ata thonë: "Ne besojmë atë që na u shpall neve", kurse e mohojmë atë pas tij, edhe pse është vërtetues i atij, që e kanë ata dhe është i vërtet. Thuaj: "Nëse jeni besimtarë, pse i mbytnit më parë pejgamberët e All-llahut?"
92. Juve u pat ardhur Musai me argumente, por pas tij ju e adhuruat viçin, pra ju ishit mizorë.
93. (Përkujtoni) Kur morëm premtimin tuaj dhe mbi ju ngritëm kodrën Tur, (u thamë) merrni këtë që u dhamë seriozisht dhe dë-gjoni (respektoni). Ata thanë: "Dëgjuam (me vesh) e kundërshtuam". E për shkak të mosbesimit të tyre, adhurimi ndaj viçit ishte përzier me gjak në zemrat e tyre. Thuaj: "Nëse jeni besimtarë, besimi juaj është du-ke u udhëzuar keq".
94. Thuaj: "Nëse bota tjetër (Xhenneti) te All-llahu është vetëm për ju, edhe për njerëzit e tjerë, nëse jeni të sinqert, kërkone vdekjen (e shkoni më shpejtë).
95. E për shkak të veprave të tyre (mëkateve), ata kurr nuk e dëshirojnë atë. All-llahu di për zullumqarët.
96. Është e sigurtë se njerëzit më lakëmues për të jetuar, ti ke për të gjetur ata (jehuditë), bile edhe më lakmues se idhujtarët. Ndonjëri prej tyre dëshiron të jetojë njëmijë vjet, por edhe sikur të jetojë, ajo (jeta e gjatë) nuk do ta shpëtoj atë prej dënimit. All-llahu sheh çka veprojnë ata.
97. Thuaj: Kush është armik i Xhibrilit (është armik i All-llahut), e ai me urdhërin e All-llahut e zbriti Kur'anin në zemrën tënde, që është vërtetues i asaj që ishte më parë dhe udhërrëfyes e përgëzues për besimtarët.
98. Kush është armik i All-llahut, i engjëjve të Tij, i të dërguarve të Tij, i Xhibrilit dhe i Mikailit (ai është mosbesimtarë), All-llahu është pa dyshim armik i mosbesimtarëve.
99. Ne të kemi shpallur ty (Muhammed) argumente të qarta dhe ato nuk i mohon askush, përveç atyre që kanë dalë respektit.
100. (nuk besojnë argumentet tona se) Saherë që ata kanë dhënë ndonjë premtim, një grup prej tyre e hodhi atë, por shumica e tyre nuk beson.
101. E kur u erdhi atyre ndonjë i dërguar prej All-llahut, vërtetues i asaj që kishin ata, një grup prej tyre të cilëve iu kishte dhënë libri, e hodhi pas shpine librin e All-llahut, kinse nuk dinin (asgjë).
102. (E hodhën librin e Zotit) E ndoqën atë që thonin djajt në kohën e sundimit të Sulejmanit. Por Sulejmani nuk ishte i pafe, djajt ishin të pafe, sepse u mësonin njerëzve magjinë. (Ndoqën) Edhe atë që u zbriti në Babil dy engjëjve, Harutit dhe Marutit. E ata të dy nuk i mësonin askujt (magjinë) para se t'i thonin: "Ne jemi vetëm sprovë, pra mos u bën i pa fe!" E, mësonin (njerëzit) prej atyre dyve atë (magji) me çka ndanin burrin prej gruas së vet, por pa lejën e All-llahut me atë

askujt nuk mund t'i bënin dëm dhe ashtu mësonin çka u sillte dëm e nuk u sillte dobi atyre. E ata (jehuditë) e kanë ditur se ai që (hodhi librin) e zgjodhi atë (magjinë), ai në botën tjetër nuk ka ndonjë të drejtë (në mëshirën e Zotit). Po ta dinin, ata se për ç'ka e shitën vetveten, ajo është shumë e keqe.
103. E sikur të kishin besuar ata dhe sikur të ishin ruajtur (prej mëkateve), po të dinin, shpërblimi prej All-llahut do të ishte shumë më i dobishëm.
104. O ju që keni besuar, mos thuani: *Raina*[48] - po thuani: *Undhurna* dhe respektoni! Mosbesimtarët kanë dënim të dhëmbshëm.
105. As ata, ithtarët e librit që nuk besuan, e as idhujtarët nuk duan që juve të ju vijë ndonjë e mirë nga Zoti juaj. Mirëpo, All-llahu me mëshirën e vet veçon atë që dëshiron, All-llahu është Zot i mirësisë së madhe.
106. Ne nuk abrogojmë (pezullojmë) asnjë nga argumentet tona, apo ta heshim në harresë e të mos sjellim edhe më të dobishëm se ai, ose të ngjashëm me te. A nuk e ke ditur se All-llahu është i plotfuqishëm për çdo send?
107. A nuk e ke ditur se vetëm All-llahut i takon sundimi i qiejve e i tokës, dhe se pos All-llahut nuk keni as mbrojtës as ndihmëtar.
108. A doni të pyetni të dërguarin tuaj sikurse u pyet më parë Musai. Ai që e ndërron besimin me mosbesimin, ai tanimë e ka humbur rrugën e drejtë.
109. Shumë ithtarë të librit (jehudi, krishterë), edhe pasiqë iu është bërë e qartë e vërteta, nga vetë zilia e tyre personale dëshiruan që pas besimit tuaj t'iu kthejnë në mosbesimtarë, pra ju lini dhe largohuni prej tyre derisa All-llahu ta sjellë urdhërin e vet. All-llahu ka mundësi për çdo send.
110. Kryeni faljen (namazin) dhe jepne Zeqatin, e çfardo të mirë që e përgatitni për veten tuaj, atë e gjeni te All-llahu. S'ka dyshim All-llahu përcjell çdo veprim tuajin.
111. Ata edhe thanë: "Kurrsesi nuk ka për të hyrë kush në Xhennet, përveç atij që është jehudi ose i krishterë! Ato janë fantazi të tyre! Thuaju: "Sillni argumentin tuaj (çka thoni) po qe se jeni të drejtë?
112. Nuk është ashtu (si thonë ata), po ai që është dorëzuar All-llahut dhe është bamirës, ai e ka shpërblimin e vet te Zoti i tij, për ata nuk ka frikë, as nuk kanë pse të mërziten.
113. Jehuditë thanë se të krishterët nuk kanë të mbështetur në asgjë (nuk kanë fe të vërtetë). Edhe të krishterët thanë se jehudit nuk janë të mbështetur në asgjë, e duke qenë se ata të dy palët e lexojnë librin. Po kështu si thëniet e tyre, thanë edhe ata që nuk dinin (idhujtarët për Muhammedin). Po në ditën e gjykimit për atë që ata nuk pajtoheshin, All-llahu gjykon ndërmjet tyre.
114. E kush mundet të jetë më mizor se ai që në xhamitë e All-llahut pengon të përmendet emri i Tij (të bëhet ibadet) dhe përpiqet për shkatërrimin e tyre. Atyre ndryshe nuk u takoi të hyjnë vetë në to, vetëm duke qenë rrespektues (të tyre e jo rrënues). Ata në këtë jetë kanë nënçmim e në botën tjetër dënim të madh.
115. Të All-llahut janë edhe (anët nga) lindja edhe nga perëndimi, dhe kahdo që të

---

[48] *Raina* në gjuhën arabe do të thotë: "Bëhuni të kujdesshëm; na dëgjoni dhe ne ju dëgjojmë", derisa në hebraishte kjo fjalë ka kuptim ofendues. Hebrejtë ia thonin këtë fjalë të Dërguarit të All-llahut a. s. me qëllim të keq, prandaj besimtarët urdhërohen që të përdorin termin *Undhurna*, i cili ka kuptim "Na bë të kuptojmë!".

Courtesy: www.hidayat.org

ktheheni, aty është anë e All-llahut. Vërtetë, All-llahu është i gjerë (në bujari) e i dijshëm.

116. Ata (ithtarët e librit) thanë: “All-llahu ka fëmijë”[49] I pastër është Ai nga kjo e metë! E Tij është gjithçka në qiej e në tokë, gjithçka i është nënshtruar Atij.

117. Ai është shpikës i qiejve e i tokës (pa kurfar modeli të mëparshëm) e kur dëshiron diçka, ai vetëm i thotë: “Bëhu!” në atë moment bëhet.

118. E ata që nuk dinë (kurejshitët politeistët) thanë: “Përse të mos na flasë neve All-llahu, ose të na vijë ndonjë argument!” po kështu, thëniet e tyre në mënyrë të njëjtë i patën përsëritur edhe ata që ishin para tyre. Të njëjta janë zemrat e tyre. Ne tanimë sqaruam argumentet për një popull që dëshiron të bindet.

119. Ne të dërguam ty (o Muhammed a. s. ) me të Vërtetën (Islamin), përgëzues dhe *nedhir* (vërejtës, qortues, paralajmërues),[50] e ti nuk je përgjegjës për banuesit e Xhehennemit.

120. As jehuditë, e as krishterët kurrë nuk do të jenë të kënaqur me ty deri që të pasosh fenë e tyre. Thuaju: “Udhëzimi i All-llahut është udhëzim i drejtë. E nëse pasiqë të ka ardhur ty e vërteta shkon pas mendimeve të tyre, nuk ka kush të ndihmojë e as të mbrojë nga All-llahu.

121. Atyre, të cilëve u dhamë librin dhe të cilët e lexojnë drejtë ashtu si është, ata e besojnë atë (Kur’anin). E ata që e mohojnë atë, të tillët janë ata që dështuan (në dynja e në ahiret).

122. O bijtë e israilit, kujtoni të mirat e Mia që ua dhurova, që ju dallova mbi njerëzit tjerë (të asaj kohe).

123. Dhe ruajuni një ditë kur askush nuk do të mund ta ndihmojë tjetrin për asnjë send, nuk pranohet prej askujt kompensim, nuk do t’i bëjë dobi askujt ndonjë ndërmjetësim dhe as që do të ndihmohen (mëkatarët).

124. Përkujto (O i dërguar) kur Zoti i vet, Ibrahimin e provoi me disa obligime, e ai i përmbushi ato, e Ai tha: “Unë po të bëj ty prijës (imam) të njerëzimit!” Ai tha: “(bën o Zot) Edhe nga pasardhësit e mi!” (Zoti) Tha: “Mirësinë Time nuk mund ta gëzojnë mizorët!”

125. Dhe kur shtëpinë (Qaben) e bëmë vendkthim dhe vendsigurie për njerëzit, (u thamë) Vendin ku qëndroi Ibrahimi pranonie për vendfalje! Ibrahimin dhe Ismailin i urdhëruam: ju të dy pastrone shtëpinë Time për vizituesit, për ata që qëndrojnë aty dhe për ata që falen aty.

126. Dhe kur Ibrahimi tha: “Zoti im, bëne këtë një qytet sigurie dhe banorët e tij, që besuan All-llahun dhe jetën tjetër, furnizoj me lloje të frutave!” Ai (All-llahu) tha: “(e furnizoj) Edhe atij që nuk besoi do t’ia mundësoj shfrytëzimin e frutave për një kohë të shkurtër, e pastaj do ta shtyej në dënimin e zjarrit, e sa përundim i shëmtuar është ai.

127. Edhe kur Ibrahimi dhe Ismaili, duke i ngritur themelet e shtëpisë (Qabes luteshin): “Zoti ynë, pranoje prej nesh, se me të vërtetë Ti je që dëgjon dhe di!”[51]

---

[49] Shih fusnotën për ajetin (6:101)
[50] Shih fusnotën për ajetin (3:85)
[51] Shih fusnotën për ajetin (14:37)

128. Zoti ynë, bëna neve dyve besimtarë të sinqertë ndaj Teje dhe nga pasardhësit tanë, njerëz të bindur ndaj Teje, na e mëso *manasikun* (rregullat e adhurimit)[52] dhe falna neve, vërtetë Ti je Falësi, Mëshiruesi!"
129. Zoti ynë, dërgo ndër ta, nga gjiu i tyre të dërguar që t'u lexojë atyre ajetet Tua, t'u mësojë atyre librin dhe urtësinë, e t'i pastroj (prej ndytësisë së idhujtaris) ata. S'ka dyshim se Ti je ngadhënjyesi, i dijshmi.
130. E kush largohet prej fesë së Ibrahimit përveç atij që poshtron vetveten. Ne atë e bëmë të zgjedhur në këtë botë, kurse në botën tjetër ai është njëri prej të lartëve.
131. Kur Zoti i vet atij i tha: "Dorëzohu"! Ai tha: "Iu kam dorëzuar Zotit të gjithësisë"!
132. E Ibrahimi i porositi bijtë e tij me këtë (fe), e edhe Jakubi, ( u thanë) "O bijtë e mi, All-llahu ua zgjodhi fenë (islame) juve, pra mos vdisni ndryshe, por vetëm duke qenë muslimanë!"
133. A ishit ju (ithtarë të librit) dëshmitarë kur Jakubit iu afrua vdekja, e ai bijve të vet u tha: "Çka do të adhuroni pas meje"? Ata thanë: "Do të adhurojmë Zotin *(Ilah*[53]*)* tënd, dhe Zotin e prindërve tuaj: Ibrahimit, Ismailit, Is'hakut, Një të Vetmin Zot dhe ne, vetëm Atij i jemi dorëzuar!"
134. Ai ishte një popull që kaloi, atij i takoi ajo fitoi, e juve u takon ajo që fituat, prandaj ju nuk jeni përgjegjës për atë që vepruan ata.
135. Ata (ithtarët e librit) thanë: "Bëhuni jehudi ose të krishterë, e gjeni rrugën e drejtë"! Thuaj: "jo, (asnjërën) por fenë e drejtë të Ibrahimit që ai nuk ishte nga idhujtarët. [54]

---

[52] *Manasik* janë rregullat mbi *ihramin*, *tawafin* rreth *Ka'bes*, *sajin* në *Safa* dhe *Merve*, qëndrimin në *Arafat*, *Muzdelife* dhe *Mine*, *ramin* në *Xhamarat*, prerjen e kurbanit (*hadi*) etj. Më detajisht shih "Libri mbi *Haxhxhin* dhe *Umren*", (*Sahihul-Buhari*, vëll. 2,3).

[53] *Ilah*: Ai që adhurohet.

[54] Tregimi mbi Zejd bin 'Amr bin Nufejlin:

Transmetohet nga 'Abdull-llah bin 'Umeri r. a. se i Dërguari i All-llahut a. s. e ka takuar Zejd bin 'Amr bin Nufejlin në pjesën e poshtme (të kodrës) Baldah para se t'i vijë shpallja të Dërguarit të All-llahut a. s. . Dikush i kishte ofruar ushqim të Dërguarit të All-llahut a. s. , por ai kishte refuzuar. (Atëherë i ishte dhënë Zejdit), i cili kishte thënë: "Unë nuk dua të ha diçka nga ajo që e keni therrur në *Nusub* (vende ku idhujtarët therrnin kurban për idhujt e tyre në kohën paraislamike) në emër të idhujve tuaj. Unë ha vetëm nga ajo (kafshë, mish) që është therrur duke u përmendur emri i All-llahut. " Zejd bin 'Amri kritikonte mënyrën se si kurejshët therrnin kafshët, dhe thoshte: "All-llahu e ka krijuar delen dhe e ka lëshuar ujin prej qiellit për të, dhe Ai e ka rritur barin për të prej tokës, e mëgjithkëtë ju e therrni atë në emër të tjetërkujt, pos All-llahut. " Ai thoshte kështu, sepse ai e hidhte poshtë këtë traditë dhe e konsideronte si të urrejtur.

Transmetoi Ibn 'Umeri r. a. : Zejd bin 'Amr bin Nufejli ka shkuar në Sham (regjioni që i përfshin Sirinë, Libinë, Palestinën dhe Jordanin), duke kërkuar fenë e vërtetë për ta përcjellur (praktikuar). Atje takoi një dijetar jehud (hebre) dhe e pyeti për fenë e tyre. Ai tha: "Unë kam ndërmend ta përqafoj fenë tuaj, prandaj më trego diçka për të. " Hebreu tha: "Ti nuk do ta përqafosh fenë tonë derisa të pranosh pjesën e hidhërrimit të All-llahut. " Zejdi tha: "Unë nuk ikë (prej tjetërgjëje), pos prej hidhërrimit të All-llahut, dhe unë nuk do ta pranoj asnjë pjesë prej tij (hidhërrimit) nëse do të kem mundësi që t'i shmangem. A mund të më tregosh për ndonjë fe tjetër?" Ai tha: "Unë nuk njoh tjetër pos *Hanifës* (Monoteizmit Islam). " Zejdi pyeti: "Ç'është *Hanif*?" Ai tha: "*Hanif* është feja e Ibrahimit υ, ai nuk ka qenë as hebre, as i krishter, dhe adhuronte vetëm All-llahun. " Atëherë Zejdi doli dhe takoi një dijetar fetar të krishter dhe ia tha të njëjtën. Krishteri tha: "Nuk do ta përqafosh fenë tonë derisa të pranosh një pjesë nga mallkimi i All-llahut. " Zejdi tha: "Unë nuk ikë (prej tjetërgjëje), pos prej mallkimit të All-llahut, dhe unë nuk do të pranoj as mallkim e as hidhërrim nga Ai nëse do të kem fuqi që t'u shmangem. A mund të më tregosh për ndonjë fe tjetër?" Ai tha: "Unë nuk njoh tjetër pos *Hanifës* (Monoteizmit Islam). " Zejdi pyeti: "Ç'është *Hanif*?" Ai tha: "*Hanif* është feja e Ibrahimit υ, ai nuk ka qenë as hebre, as i krishter, dhe adhuronte vetëm All-llahun. " Kur Zejdi dëgjoi mendimet e tyre për Ibrahimin (dhe fenë e tij), e lëshoi atë vend

136. Ju (besimtarë) thuani: “Ne i besuam All-llahut, atë që na u shpall neve, atë që iu shpall Ibrahimit, Ismailit, Is’hakut, Jakubit dhe pasardhësve (të jakubit që ishin të ndarë në dymbedhjetë kabile), atë që i është dhënë Musait, Isait dhe atë që iu është dhënë nga Zoti i tyre pejgamberëve, ne nuk bëjmë dallim në asnjërin prej tyre dhe ne vetëm atij i jemi bindur.

137. Në qoftë se ata besuan ashtu siç besuat ju ata vërtetë kanë gjetur rrugën e drejtë, e nëse refuzojnë, atëherë ata janë kundërshtarë (opozitë), po ty (Muhammed) kundër tyre do të mjaftojë All-llahu. Ai është dëgjuesi, i dijshmi.

138. (kjo fe jona është) Njgyrosje e All-llahut, e kush ngjyros (me fe) më mirë se All-llahu? Ne vetëm atë e adhurojmë.

139. Thuaj: “A doni të grindeni me ne për All-llahun, e Ai është Zoti ynë dhe Zoti juaj dhe ne kemi vepra (shpërblimin e veprave) tona, e ju keni veprat tuaja. [55] Por ne jemi (besimtarë) të sinqertë ndaj Tij.

140. A pretendoni se Ibrahimi, Ismaili, Is-haku, Jakubi dhe pasardhësit kanë qenë jehudi ose të krishterë? Thuaj: “A e dini ju më mirë apo All-llahu? Kush është më mizor se ai, që e ka dëshminë e All-llahut pranë veti dhe e fshehë. All-llahu nuk është i panjoftuar me veprimet tuaja”.

141. Ai ishte një popull që shkoi, të cilit i takoi ajo që fitoi, e juve u takon ajo që fituat, rpandaj ju nuk jeni përgjegjës për atë që ata vepruan.

142. Disa mendjelehtë nga njerëzit do të thonë: “Çka i ktheu ata (muslimanët) prej kiblës (drejtimit) në të cilin ishin ata (Kudsi)? Thuaj: “Të All-llahut janë lindja dhe

(vazhdon prej faqes së kaluar)

dhe kur doli, i ngriti dy duart dhe tha: “O All-llah! Po të bëj dëshmitar se unë jam në fenë e Ibrahimit”.

Ka transmetuar Esma bint Ebu Bekr r. a. : E pash Zejd bin ‘Amr bin Nufejlin si rrin i kthyer me shpinën e tij kah Kabja duke thënë: “O populli Kurejsh! Për All-llahun, askush nga ju nuk është në fenë e Ibrahimit pos meje. ” Ajo (Esma) shtoi: Ai (Zejdi) nuk vriste vajzat e vogla; nëse dikush do të dëshironte ta vrasë vajzën e vet, do t’i thoshte: “Mos e vrit, sepse unë do ta ushqej në dobi tënde!” Ashtu ai do ta merrte, dhe kur do të rritej bukur mirë, do t’i thoshte babait të saj: “Tani, nëse dëshiron, do ta jap, dhe nëse dëshiron, do ta ushqej (përsëri) në dobi tënde. ” (*Sahihul-Buhari*, vëll. 5, had. 169).

[55] a) Transmetoi Mugire bin Shu’be: I Dërguari i All-llahut a. s. (ndonjëherë) falej aq sa fillonin t’i ajen këmbët, dhe kur e pyetnin pse falet aq shumë, ai do të thoshte: “A të mos jem rob falënderues (ndaj All-llahut)? (*Sahihul-Buhari*, vëll. 8, had. 478).

b) Transmetoi Aisha r. a. : I Dërguari i All-llahut a. s. tha: “Bëji veprat e mira me rregullsi, me sinqeritet dhe modesti. Pranoji këto lajme të mira, sepse veprat e mira nuk e shtijnë dikë në Xhennet. ” E pyetën: “A edhe ty, o i Dërguar All-llahut?” Ai tha: “Edhe unë, derisa All-llahu nuk më mbron me faljen e Tij dhe mëshirën e Tij. ” (*Sahihul-Buhari*, vëll. 8, had. 474).

c) Transmetohet nga Ebu Hurejre r. a. : I Dërguari i All-llahut a. s. tha: “Nëse do të kisha ar (në sasi të barabartë) sa kodra Uhud, nuk do të më kishte pëlqyer që të rrijë te unë tri netë (d. m. th. do ta kisha harxhuar në rrugë të Zotit), përveç asaj që do ta kisha mbajtur për t’i shpaguar borxhet. ” (*Sahihul-Buhari*, vëll. 8, had. 452).

d) Transmetoi ‘Abdull-llahu r. a. : I Dërguari i All-llahut a. s. tha: “Kush prej jush e konsideron pasurinë e pasardhësve të vet më të dashur se pasurinë e vet?” Ata iu përgjigjën: “Nuk ka kush, o i Dërguar i All-llahut, çdonjë don pasurinë e vet më shumë! I Dërguari i All-llahut a. s. tha: “Pasuri është ajo që shpenzohet (në rrugë të All-llahut) gjatë jetës (në vepra të mira), derisa pasuria e pasardhësve është ajo që e le pas vdekjes. ” (*Sahihul-Buhari*, vëll. 8, had. 449).

e) Transmetoi Ebu Hurejre r. a. : I Dërguari i All-llahut a. s. tha: “Derisa një qen rrotullohej rreth një pusi dhe ishte duke cofur nga etja, një prostitute hebreje e pa, i nxorri këpucët e saja dhe i dha ujë. Kështu All-llahu ia fali (mëkatet) për hir të asaj vepre të mirë. ” (*Sahihul-Buhari*, vëll. 4, had. 673).

Courtesy: www.hidayat.org

perëndimi, Ai e vë në rrugën e drejtë atë që do".

143. Disa ashtu (sikur u udhëzuam në fenë islame) Ne u bëmë juve një pupull të drejtë (një mes të zgjedhur) për të qenë ju dëshmitarë (në ditën e gjykimit) ndaj njerëzve[56], dhe për të qenë i dërguari dëshmitar ndaj jush. E kiblen nga e cila ti u drejtove nuk e bëmë për tjetër, vetëm se për të provuar atë që shkon pas të dërguarit, nga ai që kthehet prapa, ndonëse kjo ka qenë vështirë (për disa), por jo edhe për ata që All-llahu i drejtoi. All-llahu nuk është që t'ua humbë besimin tuaj. S'ka dyshim se All-llahu është shumë i butë dhe mëshirues ndaj njerëzve.

144. Ne shumë herë po shohim kthimin e fytyrës tënde kah qielli, e Ne gjithqysh do të drejtojmë ty në drejtim të një kibleje (Qabja) që ti e do atë. Pra kthehu anës së xhamisë së shenjtë (Qabes), dhe kudo që të jeni (o besimtarë) kthehuni kah ajo anë. E atyre që u është dhurruar libri, ata e dinë sigurisht se kjo (kthesë) është e vërtetë nga Zoti i tyre. E All-llahut nuk mund t'i fshihet ajo që veprojnë ata.

145. Po edhe sikur t'u sillshe çdo lloj argumenti atyre që u është dhënë libri, ata nuk pasojnë kiblen tënde, e as ti nuk do të pasosh kiblen e tyre, po asnjëra palë nuk do ta pasojë kiblen e tjetrës. E pas dijes, e cila të ka ardhur, po e zëmë se ishe vënë pas dëshirave të tyre, atëherë ti do të ishe mizor.

146. Atyre që u kemi dhënë librin, ata e njohin ate (Muhammedin) siç i njohin bijtë e vet, e një grup pre tyre edhe pse e dinë këtë, janë duke e fshehur të vërtetën. [57]

147. E vërteta është nga Zoti yt, pra kurrsesi mos u bënë nga ata që dyshojnë.

148. Secili (popull) ka një anë, të cilës ai i kthehet, ju shpejtoni kah punët e mbara, kudo që të jeni All-llahu ka për t'ju tubuar të gjithëve, All-llahu ka fuqi për çdo send.

149. Kahdo që të shkosh ktheje fytyrën tënde kah ana e xhamisë së shenjtë, kjo është e vërtetë nga Zoti yt. All-llahu përcjell gjithçka veproni ju.

150. Dhe kahdo që të dalësh, ktheje fytyrën tënde kah ana e xhamisë së shenjtë (Qabja) dhe kudo që të gjendeni ktheni fytyrat tuaja kah ana e saj, ashtuqë njerëzit mos të kenë argument kundër jush, përveç atyre që janë mizorë nga ata (që nga inati nuk ranojnë kurrfarë fakti), por mos ia keni frikën atyre, frikësohuni prej Meje (e bëra këtë) që të gjeni rrugën e drejtë dhe që të plotësoni mirësinë Time ndaj jush.

151. (sikurse plotësova mirësinë Time ndaj jush) Ashtu siç dërguam nga gjiu i juaj të dërguar t'u lexojë ajetet Tona, t'ju pastrojë, e t'ju mësojë librin dhe traditën, e edhe t'ju mësojë atë që nuk e dinit.

152. Pra më kujtoni Mua,[58] Unë ju kujtoj juve, Më falënderoni e mos Më mohoni.

---

[56] Transmetoi Ebu Seid el-Hudri r. a. : I Dërguari i All-llahut a. s. tha: "Nuhu do të thërritet në Ditën e Ringjalljes dhe do të thotë: "Po përgjigjem dhe po nënshtrohem, o Zoti im!" All-llahu do të thotë: "A e përcolle Lajmin Tonë për monoteizmin Islam?" Nuhu do të thotë: "Po. " Atëherë do të pyetet populli i vet: "A e përcolli Lajmin Tonë për monoteizmin Islam?" Ata do të thonë: "Nuk na ka ardhur asnjë përkujtues. " Atëherë All-llahu do t'i thotë (Nuhut): "Kush do të dëshmojë në dobi tënde?" Ai do të thotë: "Muhammedi a. s. dhe pasuesit e tij. " Atëherë ata (muslimanët) do të dëshmojnë se ai e ka përcjellur Lajmin - dhe i Dërguari (Muhammedi a. s. ) do të jetë dëshmitar për ty, dhe kjo është ajo që All-llahu a. xh. thotë: *"Ne ju bëmë popull të drejtë, që të jeni dëshmitarë ndaj njerëzimit dhe i Dërguari (Muhammedi a. s. ) do të jetë dëshmitar ndaj jush"*. (*Sahihul-Buhari*, vëll. 6, had. 14).

[57] Shih fusnotën për ajetin (2:76) mbi cilësitë e Muhammedit a. s.

[58] a) Shih fusnotën për ajetin (13:28)

Courtesy: www.hidayat.org

153. O ju që keni besuar, kërkoni ndihmë me durim e me të falur, se vërtetë All-llahu është me durimtarët.

154. E për ata që u mbytën në rrugën e All-llahut mos thoni: "Janë të vdekur", Jo, ata janë të gjallë, por ju nuk kuptoni.

155. Ne do t'ju sprovojmë me ndonjë frikë, me uri, me ndonjë humbje nga pasuria e nga jeta e edhe nga frytet, por ti përgëzoji durimtarët.

156. Të cilët, kur i godet ndonjë e pakëndëshme thonë: "Ne jemi të All-llahut dhe ne vetëm te Ai kthehemi!"

157. Të tillët janë ata që kanë bekime prej Zotit të tyre dhe mëshirë dhe të tillët janë ata të udhëzuarit.

158. "Safa" dhe "Merve" janë nga shenjat (për adhurim) e All-llahut, e kush e mësyen shtëpinë për haxh (Qaben për haxh), ose për umre (vizitë jashtë kohës së haxhit), nuk është mëkat për te t'i vizitojë ato dyja[59] (të ece në ato dy vende). E kush bën ndonjë të mirë nga vullneti (jo obliguese), s'ka dyshim se All-llahu është shpërblyes i gjithdijshëm.

159. Ata, të cilët fshehin argmentet dhe faktet që Ne i shpallëm, e pasi që ato ua sqaruam njerëzve në librin, të tillët i mallkon All-llahu, i mallkojnë edhe ata që mallkojnë.

160. Përveç atyre që pendohen, që përmirësohen dhe që u shpjegojnë njerëzve, (të vërtetën), të tillëve ua pranoj pendimin, se Unë pranoj shumë pendimin, jam mëshirues.

161. Ata, të cilët mohuan dhe vdiqën si pabesimtarë, kundër tyre është mallkimi i All-llahut, i engjëjve dhe i të gjithë njerëzve.

162. Ata përgjithmonë janë aty (në zjarrë), as nuk u letësohet dënimi, as nuk u jepet afat.

163. Zoti juaj (që meriton adhurim) është një, All-llahu, nuk ka zot pos Atij që është mëshrëplotë, gjithnjë mëshiron.

164. Është fakt se në krijimin e qiejve e të tokës, në ndërrimin e natës e të ditës, të anijes që lundron në det që u sjell dobi njerëzve, në atë shi që e lëshon All-llahu prej së larti e me të ngjall tokën pas vdekjes së saj dhe përhapë në te nga çdo lloj gjallese, në qarkullimin e erërave dhe reve të nënshtruara mes qiellit e tokës, (në të gjitha këto), për një popull që ka mend ka argumente.

165. E nga njerëzit ka asish që në vend të All-llahut besojnë idhujt[60], që i duan (i madhërojnë) ata, sikur (që besimtarët e vërtetë e duan) All-llahun, po dashuria e atyre që besuan All-llahun është shumë më e fortë. E sikur që dinin ata që bënë

---
(vazhdon prej faqes së kaluar)

b) Transmetoi Ebu Hurejre r. a. : I Dërguari a. s. tha: All-llahu a. xh. thotë: "Unë jam ashtu siç më parafytyron robi (Dmth. kam mundësi të bëj për të atë që ai mendon se mund ta bëj për të). Jam me të kur më perkujton. Nëse më kujton në vete, edhe Unë e kujtoj në Vehte; nëse më kujton në tubim njerëzish, Unë e kujtoj në tubim edhe më të mirë se ata, nëse më afrohet një pëllëmbë, i afrohem një krah, nëse më afrohet një krah, i afrohem një pash, dhe nëse më afrohet me ecje, i afrohem me shpejtësi. " (*Sahihul-Buhari*, vëll. 9, had. 502).

[59] Shih fusnotën për ajetin (14:37)

[60] Transmetoi 'Abdull-llahu r. a. : I Dërguari a. s. tha diçka, dhe unë thash diçka. I Dërguari a. s. tha: "Kushdo që vdes duke lutur dikë tjetër pos All-llahut si rival ndaj All-llahut, do të hyjë në Xhehennem (Zjarr). " Ndërsa unë thash: "Kushdo që vdes duke mos lutur dikë tjetër pos All-llahut si rival ndaj All-llahut, do të hyjë në Xhennet. " (*Sahihul-Buhari*, vëll. 6, had. 24).

Courtesy: www.hidayat.org

mizori se kur do ta shohin dënimin (në botën tjetër), do të binden se e tërë fuqia i takon vetëm All-llahut (e jo idhujve) dhe se All-llahu është ndëshkues i rreptë.

166. Dhe (sikur të shihnin) kur do të largohen ata që u prinin atyre që i ndiqnin (paria largohet prej atyre që u shkuan pas), e të gjithë e shohin dënimin dhe këputen lidhjet e tyre.

167. E Ata, të cilët u patën shkuar pas do të thonë: "Ah, sikur të na lejohej një kthim (në dynja) e të largohemi prej tyre (prijësve) siç u larguan ata tash prej nesh!" Kështu All-llahu do t'ju paraqesë veprat që janë dëshprim për ta, e ata nuk kanë të dalë prej zjarrit.

168. O ju njerëz, hani nga ajo që është në tokë e që është e lejuar dhe e mirë, e mos shkoni hapave të djallit se ai është armik i hapët i juaji.

169. Ai ju urdhëron vetëm me të këqia e turpësi, dhe ju shtyen të thoni për All-llahun atë që nuk e dini.

170. E kur u thuhet atyre (idhujtarëve): "Pranoni atë që All-llahu e shpalli!" Ata thonë: "Jo, ne ndjekim atë rrugë në të cilën i gjetëm prindërit tanë!" Edhe sikur prindërit e tyre të mos jenë udhëzuar në rrugën e drejtë (ata do t'i pasonin)?"

171. Shembulli i (i thirrësit të) atyre që nuk besuan është sikurse i atij (bariut) që u lëshon britmë atyre (bagëtive) që nuk dëgjojnë tjetër vetëm se britmë e zë (e nuk kuptojnë). Ata janë të shurdhër, memecë e të verbër, ata nuk kuptojnë.

172. O ju që besuat, hani nga të mirat që u kemi dhënë,[61] dhe falënderoni All-llahun, nëse jeni që vetëm Atë e adhuroni.

173. (All-llahu) Ua ndaloi juve vetëm të ngordhtën, gjakun, mishin e derrit dhe atë që therret (ngritet zëri me te) jo në emër të All-llahut. E kush shtrëngohet (të hajë nga këto) duke mos tepruar, për të nuk është mëkat. Vërtetë All-llahu falë, është mëshirues.

174. Ata që fshehin nga libri atë që shpalli All-llahu dhe për te fitojnë shumë të paktë, ata në barqet e tyre fusin vetëm zjarr. Atyre All-llahu nuk do t'u flasë në ditën e gjykimit dhe as nuk i shfajson ata, por për ta pason dënimi i rëndë e i padurueshëm.

175. Ata janë që në vend të udhëzimit e morën humbjen dhe dënimin në vend të shpëtimit. Sa të durueshëm qenkan ata ndaj zjarrit?

176. Atë (dënim) për shkak se All-llahu e zbriti librin (Tevratin), me sqarim të drejtë, e ata që bënë ndryshime në librin, janë në një përçarje të largët nga e vërteta.

177. Nuk është tërë e mira (e kufizuar) të ktheni fytyrat tuaja kah lindja ose perëndimi, por mirësi e vërtetë është ajo e atij që i beson All-llahut, ditës së gjykimit, engjëjve, librit, lajmëtarëve[62] dhe pasurinë që e do, ua jep të afërmve, bonjakëve, të vërfërve,

---

[61] Transmetoi En-Nu'man bin Beshir r. a. : E dëgjova të Dërguarin e All-llahut a. s. duke thënë: "Veprat e lejuara dhe të ndaluara janë të qarta, por ndërmjet tyre janë të dyshimtat (të paqartat), për të cilat shumica e njerëzve nuk kanë dijeni. Prandaj, çdonjëri që do ta ruajë veten nga këto vepra, do ta ruajë fenë e vet dhe nderin e vet, ndërsa çdonjëri që lëshohet në këto vepra është si bariu i cili çon për kullotje (bagëtinë) afër një pasurie private (*hima)* të dikujt, dhe në atë moment është afër që të hyjë në të. Keni kujdes! Çdo mbret ka pasurinë private (*himën)* e vet, ndërsa pasuria private (*hima)* e All-llahut janë veprat që Ai i ka ndaluar. Keni kujdes! Ka një copë mishi në trup, e cila po të jetë e mirë, i tërë trupi është mirë, por nëse prishet, i terë trupi prishet, dhe kjo është zemra!" (*Sahihul-Buhari*, vëll. 1, had. 49).

[62] Shih fusnotën për ajetin (3:85)

Courtesy: www.hidayat.org

udhëtarëve, lypësve dhe për lirimin e robërve, dhe ai që e fal namazin, e jep zeqatin, dhe ata që kur premtojnë e zbatojnë, dhe të durueshmit në skamje, në sëmundje dhe në flakën e luftës. Të tillët janë ata të sinqertit dhe të tillët janë ata të devotshmit.

178. O ju që besuat, u është bërë obligim gjurmimi për dënim për mbytje: i liri për të lirin, robi për robin, femra për femrën. Kurse atij që i falet diçka nga vëllau i vet atëherë ajo le të përcillët (e atij që e fal) kuptueshëm dhe shpagimi (nga dorasi) atij le t'i bëhet me të mirë. kjo është një lehtësim dhe mëshirë prej Zotit tuaj. E kush tejkalon pas këtij (pajtim), ai ka një dënim të idhët.
179. O ju të zotët e mendjes, kjo masë e dënimit është jetë për ju, ashtu që të ruheni (nga mbytja e njëri tjetrit).
180. Kur ndonjërit prej jush i është afruar vdekja, nëse lë pasuri pas vete, testamenti (vasijeti) për prindërit dhe për të afërmit u është bërë juve obligim, por ashtu siç është drejtë. Për ata që janë të devotshëm kjo është detyrë që lypet kryer.
181. Kush bën ndryshimin e tij pasi që ta ketë dëgjuar (ditur) atë, mëkati për te u takon atyre që ndryshojnë. All-llahu dëgjon dhe di.
182. E kush frikësohet prej testamentuesit se gabimisht po largohet nga drejtësia, ose qëllimisht do të bëjë mëkat, ai që bën pajtim ndërmjet tyre, ai nuk ka mëkat. Vërtetë All-llahu shumë falë dhe shumë mëshiron.
183. O ju që besuat, agjërimi (*saum*[63]) u është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm.
184. (jeni të obliguar për) Ditë të caktuara, e kush është i sëmurë prej jush ose është në udhëtim (e nuk agjëroi), atëherë ai (le të agjërojë) më vonë aq ditë. E ata që i rëndon ai (nuk mund të agjërojnë), janë të obliguar për kompenzim, ushqim (ditor), i një të varfëri ai që nga vullneti jep më tepër, ajo është aqë më mirë për te. Mirëpo, po që se dini, agjërimi është më i mirë për ju. [64]
185. (ato ditë të numëruara janë) Muaji i Ramadanit që në te (filloi të) shpallet Kur'ani, që është udhërëfyes për njerëz dhe sqaruesi i rrugës së drejtë dhe dallues (i të vërtetës nga gënjeshtra). E kush e përjeton prej jush këtë muaj, le të agjërojë, ndërsa kush është i sëmurë ose në udhëtim, le të agjërojë aqë ditë nga ditët e mëvonshme. All-llahu me këtë dëshiron lehtësim për ju, e nuk dëshiron vështërsim për ju. (të agjëroni ditët e lëshuara më vonë) Që të plotësoni numrin, të madhëroni All-llahun për atë se u udhëzoi dhe që të falenderoni. [65]

---

[63] *Saum* do të thotë agjërim, gjegjësisht mosngrënie, mospirje dhe mospasje e kontaktit seksual mes bashkëshortëve prej agimit deri në perëndim.

[64] Urdhëri i këtij ajeti është ndërprerë (abroguar) me zbritjen e ajetit të ardhshëm (2:185), me disa përjashtime, psh. ndaj personit shumë të moshuar, shtatëzënes etj.

[65] Transmetoi Talha bin 'Ubejdull-llah: Një beduain me flokë të shprishura erdhi te Lajmëtari i All-llahut a. s. dhe tha: "O Lajmëtar i All-llahut! Më informo çka ka bërë All-llahu të obliguar për mua lidhur me faljen (salat)!" Ai u përgjigj: "Je i detyruar t'i kryesh pesë faljet e detyrueshme gjatë ditës dhe natës (24 orëve) me përkryerje, përveç nëse dëshiron të falesh edhe vullnetarisht (*nafile*). " Beduini pastaj pyeti: "Më informo çka ka bërë All-llahu të obliguar për mua lidhur me agjërimin (*saum*)?" Ai u përgjigj: "Duhet të agjërosh gjatë tërë muajit Ramadan, përveç nëse dëshiron të agjërosh edhe vullnetarisht (*nafile*). " Beduini pastaj pyeti: "Më trego çfarë sasie zekati ka urdhëruar All-llahu për mua?" Kështu i Dërguari i All-llahut a. s. e njohtoi për të gjitha Ligjet (fundamentale) të Islamit. Atëherë beduini tha: "Pasha Atë që të ka nderuar, unë as nuk do të bëj ndonjë vepër vullnetare, e as që do të pakësoj diçka nga ajo që më ka urdhëruar All-llahu. " I Dërguari i All-llahut a. s. tha: "Nëse e thotë të vërtetën, do të ketë sukses (do të hyjë në Xhennet). " (*Sahihul-Buhari*, vëll. 3, had. 115).

Courtesy: www.hidayat.org

186. E kur robët e Mi të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet, pra për të qenë ata drejt të udhëzuar, le të më përgjigjen ata Mua dhe le të më besojnë Mua. [66]
187. Natën e agjërimit u është lejuar afrimi të gratë tuaja, ato janë prehje për ju dhe ju jeni prehje për ato. All-llahu e di se ju e keni mashtruar vetveten, andaj ua pranoi pendimin tuaj dhe ua fali gabimin. Tash e tutje bashkohuni me to dhe kërkoni atë që ua ka caktuar All-llahu dhe hani e pinin derisa qartë të dallohet peri i bardhë nga peri i zi në agim, e pastaj agjërimin plotësojeni deri në mbrëmje. E kur jeni të izoluar (në i'tikafë) në xhamia, mos t'u afroheni atyre (për marëdhënie intime). Këto janë dispozitat e All-llahut, pra mos i kundërshtoni. Ja kështu, në këtë mënyrë All-llahu ua sqaron njerëzve argumentet e veta që ata të ruhen.
188. Dhe mos e hani pasurinë e njëri- tjetrit në mënyrë të palejuar, e as mos u paraqitni me te (me ryshfet) te gjyakatësit për të grabitur në mënyrë të padrejtë një pjesë të pasurisë së njerëzve, kur ju e dini (se pa të drejtë po e hani atë).
189. Të pyesin ty për hënën e re (dhe fazat e saj) Thuaj: "Ato janë përcaktime të kohës prë njerëzi dhe për haxh. Nuk është mirësi të hyni nga mbrapa në shtëpitë por është mirësi kush ruhet (nga të këqiat). Në shtëpia hyni kah dyert e tyre dhe kinie frikë All-llahun që ashtu të gjeni shpëtim.
190. Dhe luftoni në rrugën e All-llahut[67] kundër atyre që ju sulmojnë e mos e teproni se

(vazhdon prej faqes së kaluar)

b) Transmetoi Ebu Hurejre r. a. : I Dërguari i All-llahut a. s. tha: "Agjërimi është mburojë (prej zjarrit[*]), prandaj agjëruesi duhet ta lë kontaktin seksual me gruan e vet dhe nuk guxon të sillet keq dhe me paturpësi, dhe nëse dikush e sulmon ose e shan, le t'i thotë dy herë "Unë agjëroj". Lajmëtari a. s. shtoi: "Pasha Atë në Dorën e të Cilit është shpirti im, era që vjen nga goja e agjëruesit është më e mirë te All-llahu sesa era e miskut. " (All-llahu thotë për agjëruesin): "Ai i ka lënë ushqimin, pirjen dhe kënaqësitë për hir Tim. Agjërimi është për Mua[**], dhe unë do ta shpërblej për këtë, dhe shpërblimi për veprat e mira i është shumuar për dhjetë herë. " (*Sahihul-Buhari*, vëll. 3, had. 118).

[*] Shih *Fet'hul-Bari* vëll. 5, fq. 5

[**] Edhepse të gjitha veprat e adhurimit janë për All-llahun, këtu All-llahu e veçon agjërimin, sepse agjërimi nuk mund të praktikohet për t'u treguar, siç nuk mund ta dijë askush se a agjëron ndonjë njeri apo jo, përveç All-llahut. Prandaj, agjërimi është vepër e pastër që nuk mund të kryhet me dyfytyrësi. *Fet'hul-Bari* vëll. 5, fq. 10

c) Transmetoi Ebu Hurejre r. a. : I Dërguari i All-llahut a. s. tha: "All-llahu nuk ka nevojë që dikush ta lë ushqimin (për hir të agjërimit) nëse nuk i le të folurit e rrejshëm, dëshminë e rrejshme, të vepruarit me këto (rrena) dhe veprat e këqia. (Dmth All-llahu nuk do t'ia pranojë agjërimin[*])" (*Sahihul-Buhari*, vëll. 3, had. 127).

[*] Shih *Fet'hul-Bari* vëll. 5, fq. 18

[66] Transmetoi Ebu Hurejre r. a. : I Dërguari i All-llahut a. s. tha: All-llahu tha: "Do t'i shpall luftë atij që tregon armiqësi ndaj robit Tim fisnik! Veprat më të dashura me të cilat më afrohet robi janë ato që ia kam bërë obligim (fardet). Ai vazhdon të më afrohet edhe më tepër me anë të veprave vullnetare (*nafile*), derisa unë e dua, atëherë bëhem ndijesa për dëgjim me të cilën dëgjon, ndijesa e të pamurit me të cilën sheh, dora me të cilën rrëmben (mbërthen), dhe këmba e tij me të cilën ecë. Nëse ky rob Më kërkon (diçka), Unë do t'i jap, nëse kërkon strehimin Tim, vërtet Unë do ta strehoj atë. Unë nuk nguroj për asgjë më tepër se në marrjen e shpirtit të robit Tim fisnik: ai e urren vdekjen, e Unë e urrej që ta dëshproj. " (*Sahihul-Buhari*, vëll. 8, had. 509).

[67] *Xhihadi* tekstualisht përkthehet si përpjekje, por nëpër ajete dhe hadithe ka kuptimin: luftë e shenjtë në rrugë të All-llahut, me të gjithë forcën njerëzore dhe luftarake (ushtarake) me qëllim që të vendoset Ligji i All-llahut në tokë. Xhihadit i jepet rëndësi shumë të madhe në Islam, dhe është një ndër shtyllat në të cilat mbështetet. Islami themelohet me anë të xhihadit, me ç'rast Fjala e All-llahut (se nuk ka zot tjetër pos Tij) bëhet më e lartësuara, dhe feja e vetme e pranuar te Ai propagandohet ashtu siç duhet. Me braktisjen e xhihadit (All-llahu na mbroftë prej kësaj) shkatërrohet Islami dhe muslimanët bien në pozitë të nënçmuar, atyre u humbet nderi, i humbin tokat, sundimi dhe autoriteti i tyre zhduket. Xhihadi është vepër e obligueshme në Islam për çdo musliman, dhe ai që përpiqet t'i shmanget kësaj detyre, ose as nuk dëshiron në brendësinë e zemrës së tij ta

Courtesy: www.hidayat.org

All-llahu nuk i do ata që e teprojnë (e fillojnë luftën).

191. Dhe luftoni ata kudo që t'i zini, dëboni prej vendit ata sikurse ju përzuan ata juve. Fitneja[68] është më e rëndë se vrasja. Mos i luftoni ata pranë xhamisë së shenjtë (*Mesxhidul-Haram*[69]) deri që ata t'ju luftojnë juve aty, e nëse ju sulmojnë, atëherë sulmoni edhe ju ata. I këtillë është ndëshkimi ndaj pabesimtarëve.

192. Dhe nëse heqin dorë, pra All-llahu është Mëkatfalësi, Mëshiruesi.

193. Vritni ata derisa të zhduket fitneja dhe të aplikohet feja vetëm për All-llahun. [70] E në qoftë se ndalen (nga propaganda dhe lufta), atëherë lereni armiqësinë, përveç atyre që janë zullumqarë.

194. Muaji i shenjtë ( i sivjetit) është për muajin e shenjtë (të vjetit), e shenjtëritë (shkelja e tyre) janë masë ndëshkuese. Pra, kush ju sulmon juve, kthenia sulmin atij edhe ju po në atë masë dhe kini frikë nga All-llahu e ta dini se All-llahu është me të devotshmit. [71]

195. Dhe jepni për një rrugë të All-llahut e mos hidhni veten në rrezik dhe bëni mirë, se me të vërtetë All-llahu i do bamirësit.

196. E kryenie haxhin dhe umrën për hir të All-llahut, po në qoftë se pengoheni, atëherë (therrni për kurban) çka t'ju vijë më lehtë prej kurbanëve, e mos i rruani kokat tuaja derisa të arrijë kurbani vendin e caktuar. Po kush është prej jush i sëmurë ose ka mundim koke (e rruhet para kohe) kompensim është: agjërim, sadaka ose kurban. E kur jeni të sigurt, ai që bënë umrën para haxhit (duhet therrë) një kurban që i vjen më lehtë, mirëpo nëse nuk ka, le të agjëroj tri ditë gjatë haxhit e

(vazhdon prej faqes së kaluar)

kryejë këtë detyrë, vdes me një ndër shenjat e dyfytyrësisë.
Transmetoi 'Abdull-llah bin Mes'udi r. a. : E pyeta të Dërguarin e All-llahut a. s. : "O i Dërguar i All-llahut, cila është vepra më e mirë?" Ai mu përgjigj: "Ta kryesh faljen në kohën e parë të caktuar për falje. " E pyeta: "Cila (vepër) është e ardhëshme në mirësi?" Ai mu përgjigj: "Të jesh i mirë dhe i vyeshëm ndaj prindërve. " Pastaj unë pyeta: "Cila (vepër) është e ardhëshme në mirësi?" Ai pastaj mu përgjigj: "Të marrësh pjesë në xhihad për çështjen e All-llahut. " Unë nuk e pyeta të Drguarin e All-llahut a. s. më tej, e nëse do ta pyetja, ai do të më përgjigjej. (*Sahihul-Buhari*, vëll. 4, had. 41).

[68] *Fitne*: sprovim, fatkeqësi, politeizëm (shirk), mosbesim, etj.

[69] Transmëtoi Ebu Bekri r. a. : Lajmëtari a. s. na ligjëroi një ligjërim (hutbe) në ditën e Nehrit (dita e dhjetë e muajit dhul-Hixhxhe). Ai tha: "A e dini se çfarë dite është sot?" Ne thamë: "All-llahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më mirë. " Ai ndejti i qetë aq, sa ne menduam se do t'i japë asaj dite emër tjetër. Ai tha: "A nuk është kjo dita e Nehrit?" Ne thamë: "Po, është. " Ai pastaj pyeti: "Cili muaj është ky?" Ne thamë: "All-llahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më mirë. " Ai ndejti i qetë aq, sa ne menduam se do t'i japë emër tjetër. Ai atëherë tha: "A nuk është muaji dhul-Hixhxhe?" Ne thamë: "Po, është. " Ai pastaj pyeti: "Cili qytet është ky?" Ne thamë: "All-llahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më mirë. " Ai ndejti i qetë aq, sa ne menduam se do t'i japë emër tjetër. Ai atëherë tha: "A nuk është ky qyteti i palejuar (i shenjtë-Mekka)?" Ne thamë: "Po, është. " Ai tha: "Pa dyshim, gjaku dhe pasuria juaj janë të shenjtë, siç është e shenjtë kjo ditë e juaj, në këtë muaj të juaj, në këtë qytet të juaj, deri në ditën kur do ta takoni Zotin tuaj. S'ka dyshim! A nuk jua përcolla lajmin e All-llahut jush?" Ne thamë: "Po. " Ai tha: "O All-llah, bëju dëshmitar! U takon atyre që janë prezentë që t'ua transmetojnë këtë (lajm) atyre që mungojnë, sepse i informuari mund ta kuptojë (atë që e thash) më mirë se ai që është prezent, i cili ia transmeton. Keni kujdes! Mos braktisni fenë pas meje me atë që do t'ia mëshoni qafave (do t'i preni kokat) e njëri - tjetrit!" (*Sahihul-Buhari*, vëll. 2, had. 797).

[70] Transmetoi Ibn 'Umeri r. a. : I Dërguari i All-llahut a. s. tha: "Jam i urdhëruar (nga All-llahu) që të luftoj kundër njerëzve derisa ta dëshmojnë se nuk ka zot tjetër pos All-llahut dhe se unë jam i Dërguar i Tij, (*La ilahe il-lallah we enne Muhammed er-Resulull-llah*) dhe ta kryejnë faljen (*salatin*) dhe ta japin zekatin, e nëse i kryejnë të gjitha këto, i kanë ruajtur jetat dhe pasuritë, përveç ndaj ligjeve Islamike, dhe llogaria e tyre është te All-llahu. " (*Sahihul-Buhari*, vëll. 1, had. 24).

[71] Shih fusnotën për ajetin (2:112)

shtatë ditë kur të ktheheni, këto jeni dhjetë ditë të plota. Ky është rregull për ata që nuk kanë familjen pranë xhamisë së shenjtë. Pra kinie dro All-llahun dhe dine se All-llahu është ndëshkues i rreptë. [72]

197. Haxhi është në muajt e caktuar e kush bën (ia fillon të zbatojë) haxhin[73] në këta muaj, nuk duhet afruar gruas, nuk bën të merr nëpër këmbë dispozitat e sheriatit, as nuk duhet shkaktuar grindje. All-llahu di për atë që e punoni nga e mira. Dhe përgatituni me furnizim (për rrugë), e furnizimi më i mirë është devotshmëria, e ju të zotët e mendjes keni dronë Time.
198. Nuk është mëkat për ju të kërkoni begati nga Zoti juaj (të bëni ndonjë tregti gjatë haxhit). E kur të derdheni (hiqeni) prej Arafatit[74], përmendeni All-llahun në vend të shenjtë (Muzdelife)[75], përmendeni Atë, ashtu si u ka udhëzuar Ai, sepse më parë ishit të humbur.
199. Pastaj zdirgjuni andej kah zdirgjen njerëzit, kërkoni All-llahut falje, se All-llahu fal e është mëshirues.
200. E kur t'i kryeni detyrat tuaja, përmendeni All-llahun sikurse i përkujtoni prindërit tuaj, bile përmendeni edhe më fortë. Ka disa prej njerëzve që thonë: "Zoti ynë, na jep Ti neve në këtë botë!" për të nuk ka asgjë në botën tjetër.
201. E, ka prej tyre asish që thonë: "Zoti ynë na jep të mira në këtë jetë, të mira edhe në botën tjetër, dhe na ruaj prej dënimit me zjarr!"
202. Të tillët e kanë shpërblimin nga ajo që e fituan. All-llahu është i shpejtë në llogari.
203. All-llahun përmendeni në ditët e caktuara[76] (në ditët e bajramit). Kush ngutet (të largohet prej Mines) për dy ditë, nuk bën mëkat, po edhe ai që e shtyen (edhe për një ditë) nuk bënë mëkat, këto rregulla janë për atë që don të jetë i përpikët. Pra, kini kujdes All-llahun dhe dine se ju, te Ai tuboheni.
204. Ka ndonjë nga njerëzit që fjala e tij të mahnit, por vetëm në këtë botë (pse në

---

[72] Me pranimin e Islamit, njeriut i falen të gjitha mëkatet e mëparëshme. Kjo ndodh edhe me kryerjen e haxhxhit. (El-Lu'lu wel-Merxhan vëll. 1, kapit. 52, fq. 205). Obligimi i kryerjes së 'umres dhe vlera e saj: Ibn 'Umeri ka thënë: "Haxhxhi dhe 'umreja janë obligim për të gjithë. " Ibn 'Abbasi ka thënë: "'Umreja është e përmendur bashkë me haxhxhin në librin e All-llahut a. xh. : *"Dhe kryejeni më rregullsi haxhxhin dhe 'umren për hir të All-llahut!" (2:196)*

Transmetoi Ebu Hurejre r. a. : I Dërguari i All-llahut a. s. tha: "Umreja është falje për mëkatet e bëra (ndërmjet saj dhe të kaluarës), ndërsa shpërblimi për haxhxh mabrur (i pranuar nga ana e All-llahut) është asgjë tjetër pos Xhennetit. " (*Sahihul-Buhari*, vëll. 3, had. 1).

[73] Ç'është thënë sa i takon *haxhxh et-temettu', haxhxh el-kiran* dhe *haxhxh el-ifrad. . .* Dhe kushdo që bjen *hadi* (kurban) me vete, duhet ta kryejë ihramin e haxhxhit dhe ta bëjë si 'umre (dhe pastaj të marrë ihram tjetër për haxhxh prej Mekkës, etj). Ka tre lloje të kryerjes së haxhxhit, si vijon:

a) *Haxhxh et-temettu':* Me ç'rast nuk ke hadi (kurban) me vete dhe e vesh ihramin vetëm për 'umre së pari, dhe pas 'umres e kryen ihramin dhe vesh tjetër ihram për kryerjen e haxhxhit, prej Mekkës, por duhet ta therrësh një hadi (kurban).

b) *Haxhxh el-kiran:* Gjatë këtij haxhxhi personi nuk duhet patur hadi me vete dhe duhet ta kryejë 'umren, e pastaj edhe haxhxhin me të njëjtin ihram.

c) *Haxhxh el Ifrad:* Është kur personi vesh ihramin për ta kryer vetëm haxhxhin, e jo edhe 'umren, e kjo është posaçërisht për banorët e Mekkës.

[74] *'Arafat:* Vend mjaft i njohur afër Mekkës, ku haxhxhinjtë duhet ta kalojnë ditën e nëntë të dhul-hixhxhes.

[75] *Mesh'herel-haram (Muzdelife):* Vend afër Mekkës, ku haxhxhinjtë duhet të ndalen dhe të ta kalojnë natën e dhjetë të dhul-hixhxhes, ose pjesën më të madhe të saj.

[76] Janë tre ditë të caktuara për ndejtje në *Minë* gjatë haxhxhit: 11, 12 dhe 13 dhul-hixhxhe, duke thënë shpesh All-llahu Ekber (All-llahu është më i Madhi), duke prerë kurban dhe gjatë *Ramit* në *Xhamarat*.

Courtesy: www.hidayat.org

botën tjetër gjykon Ai që e di të fshehtat), dhe për atë që ka në zemrën e tij, e paraqet All-llahun dëshmues, e në realitet ai është kundërshtari më i rreptë. [77]

205. E posa të kthehet, ai në tokë vepron të bëjë shkatërrim në te, të asgjësojë të korrat (mbjelljet) dhe gjallesat. E All-llahu nuk e do çrregullimin (fesadin).
206. Dhe kur i thuet atij: "Kij frikë All-llahun!", atë e kap eufori për punë mëkati. Shtrat i shëmtuar është ai që i takon atij (Xhehennemi).
207. Ka nga njerëzit, i cili për hirë të All-llahut e flijojnë vetveten, e edhe All-llahu është shumë i mëshirshëm për robtë e vet.
208. O ju që besuat, hyni në islamizmin e tërësishëm (Përqafoni fenë islame në tërësi), e mos ndiqni rrugën e djallit, sepse ai është armik i juaji i hapët.
209. E nëse devijoni pasi u kanë ardhur argumentet e qarta, ta dini pra se All-llahu është i plotëfuqishëm, i vetëdijshëm.
210. Ata nuk janë duke pritur tjetër, por vetëm t'u vijë All-llahu (urdhëri i All-llahut në ditën e gjykimit) nën hije të reve, (t'u vijnë) engjëjt dhe çështja të jetë e kryer (kush për Xhennet e kush për Xhehennem). Vetëm te All-llahu është fundi i të gjitha çështjeve.
211. Pyeti bijtë e Israilit, se sa argumente të çarta u kemi dhënë atyre (dhe nuk besuan). E kush e ndërron të mirën e All-llahut pasi që t'i ka ardhur ajo, s'ka dyshim se ndëshkimi i All-llahut është i ashpër. 212. Atyre që nuk besuan, u është bërë e hijshme jeta e kësaj bote dhe bëjnë tallje me ata që besuan. Po ata që u ruajtën (besimtarët) në ditën e kijametit. All-llahu i jep (shpërblim) pa masë atij që e do.
213. Njerëzit ishin një popull (të fesë së natyrshme islame) e (kur u përçanë) All-llahu dërgoi pejgamberët përgëzues dhe qortues, dhe atyre Ai u zbriti edhe librin me fakte të sakta për të gjykuar në atë që u kundërshtuan vetëm ata që kishin libër (ithëtarët e librit). E përpos atyre që iu kishte dhënë ai (libri) dhe u kishin ardhur argumente të qarta, nuk kundërshtoi kush në te (në librin), po edhe atë (kundërshtim e bënë), nga zilia ndërmjet tyre, mirëpo All-llahu me mëshirën e Tij i udhëzoi ata që besuan te e vërteta e asaj për çka ishin kundërshtuar. All-llahu e vënë në rrugë të drejtë atë që dëshiron.
214. Po ju menduat se do të hyni në Xhennet, pa u provuar edhe ju me shembullin e atyre që ishin para jush, të cilët i patën goditur skamjet e vuajtjet dhe qenë tronditur, sa që i dërguari thoshte, e me te edhe ata që kishin besuar: "Kur do të jetë ndihma e All-llahut?" Ja (u erdhi ndihma) vërtetë ndihma e All-llahut është afër!"
215. Të pyesin se çdo të japin. Thuaj: "Atë që jepni për të afërmit, për bonjakët, për të varfërit, për gurbetçinjtë. E çdo të mirë që punoni, s'ka dyshim se All-llahu e di.
216. Juve u është bërë obligim *kitali (xhihadi)*[78], ndonëse ju e urreni atë. Por mund që ju ta urreni një send, e ai është shumë i dobishëm për ju, dhe mund që ju ta doni një send, e ai është dëm për ju. All-llahu di, e ju nuk dini.
217. Të pyesin për luftën në muajin e shenjtë, thuaj: "Lufta në te është e madhe (mëkat

[77] Transmetohet nga Aisha r. a. : I Dërguari υ tha: "Njeriu më i urrejtur te All-llahu është ai që më së tepërmi i nxit kundërshtarët. " (*Sahihul-Buhari*, vëll. 3, had. 637).
[78] Shih fusnotën për ajetin (2:190)

i madh)[79], por pengimi nga rruga e All-llahut, mosbesimi ndaj Tij, pengimi nga xhamia e shenjtë (Qabja) dhe dëbimi i banorëve të saj nga ajo, janë mëkate edhe më të mëdha te All-llahu. E *fitneja*[80] është edhe më e madhe se mbytja. Ata do t'u luftojnë juve vazhdimisht për t'ju zbrapsur, nëse munden, nga feja juaj. E kush zbrapset prej jush nga feja e tij dhe vdes si pabesimtar, ata i kanë zhdukur veprat e veta në këtë jetë dhe në jetën tjetër. Të tillët janë banorë të zjarrit dhe në të do të qëndrojnë përjetshëm.

218. Ata të cilët besuan, ata që u shpërngulën dhe luftuan në rrugën e All-llahut, ata meritojnë të shpresojnë në mëshirën e Tij. All-llahu falë shumë dhe është mëshirues.

219. Të pyesin ty për verën dhe bixhozin[81]. Thuaj: "Që të dyja janë mëkat i madh, e ka edhe dobi në to (të pakta) për njerëz, por dëmi i tyre është më i madh se dobia e tyre. Të pyesin ty edhe se ç'do të japin. Thuaj: "Tepricën!" Kështu ua sqaron All-llahu juve argumentet ashtu që të mendoni (çka është mirë e çka është keq). [82]

220. (të mendoni) Për këtë botë dhe për botën tjetër. Dhe të pyesin ty për bonjakët. Thuaj: "Po t'i ndihmoni në punët e tyre është më mirë, e nëse i përzieni (pasurin e tyre me tuajën), ata janë vëllezërit tuaj. All-llahu di të dallojë qëllimkeqin nga qëllimmiri. E sikur të dëshironte All-llahu do t'ju rëndojë. All-llahu është më i fuqishëm, më i urti.

221. Mos u martoni me idhujtare deri që ato të besojnë (Zotin). Një robëresh besimtare është më e vlefshme se një idhujtare, edhe nëse ajo (idhujtarja) ju mahnitë. Mos u martoni as me idhujtarë[83] deri që ata të besojnë (Zotin). Një rob besimtar është më i vlefshëm se idhujtari edhe nëse ai ju mahnit. Ata ju ftojnë për në zjarr, e All-llahu me mëshirën e vet ju fton për në Xhennet, për në shpëtim dhe u sqaron njerëzve argumentet e veta, ashtu që ata të përkujtojnë.

---

[79] Urdhëri i këtij ajeti është abroguar nga ajeti 9:36.

[80] *Fitne:* Sprovim, fatkeqësi, mosbesim pas besimit, adhurim i tjetërkujt pos All-llahut etj.

[81] a) Transmetohet nga Ebu Hurejre r. a. : I Dërguari i Allallahut tha: "Ai që betohet duke e përmendur Latin dhe Uzanë (idhuj nga xhahilijeti) duhet të thotë: *'La ilahe il-lall-llah'* (S'ka të adhuruar pos All-llahut). Dhe ai që i thotë shokut: 'Eja të luajmë bixhoz' duhet të japë lëmoshë (si kërkesë faljeje).

b) Trasmetohet nga ibn 'Umeri r. a. : I Dërguari i All-llahut υ tha: "Ai që pi pije alkoolike në këtë botë dhe nuk pendohet (d. m. th. nuk e ndërpret pirjen dhe nuk e lut All-llahun për falje), do të privohet në atë botë. " (*Sahihul-Buhari*, vëll. 7, had. 481).

c) Transmeton Enesi r. a. : E dëgjova Lajmëtarin e All-llahut υ një transmetim të cilin askush pas meje nuk do t'jua transmetojë. I Dërguari i All-llahut υ tha: "Nga shenjat e Çastit janë këto: Shtimi i paditurisë, rënia e diturisë, shtimi i amoralitetit, pirja e pijeve alkoolike (me shumicë), zvogëlimi i numrit të meshkujve dhe shtimi i numrit të grave aq sa do të ngelet vetëm një burrë për t'u kujdesur për pesëdhjetë gra. " (*Sahihul-Buhari*, vëll. 7, had. 483).

d) I moshërrituri gjatë kohës që kryen zina nuk është besimtar, dhe personi gjatë kohës që pi alkool nuk është besimtar si dhe vjedhësi gjatë kohës që vjedh, nuk është besimtar. . . "

Ibn Shibabi tha: 'Abdul-Malik bin Ebi-Bekr bin 'Abdur-Rahman bin Harith bin Hishami më tha se Ebu Bekri ia ka transmetuar këtë nga Ebu Hurejre. Ai shtoi se Ebu Bekri përmendte, megjith këto ndodhi, edhe këtë: ". . . dhe ai që kryen vjedhje me forcë gjatë kohës që njerëzit e shohin, nuk është besimtar derisa e kryen vjedhjen. " (*Sahihul-Buhari*, vëll. 7, had. 484).

[82] Urdhëri i këtij ajeti është abroguar nga ajeti 5:90.

[83] *El-Mushrikin*: politeistë, idhujtarë, paganë, ata që nuk besojnë në njësinë e All-llahut dhe në të Dërguarin e Tij, Muhammedin υ.

222. Të pyesin ty për menstruacionin (hajdin). Thuaj: “Ajo është gjendje e neveritur, andaj largohuni prej grave gjatë menstruacionit dhe mos iu afroni atyre (për marëdhënie) derisa të pastrohen. E kur të pastrohen, atëherë afrohuni atyre ashtu siç u ka lejuar All-llahu. All-llahu i do ata që pendohen, dhe ata që ruhen prej punëve të ndyta e të neveritshme.
223. Gratë tuaja janë vendmbjellje e juaj, afrohuni vendmbjelljes suaj si të dëshironi, por përgatitni për vetën tuaj, dhe kinie frikë All-llahu, e ta dini se fundi juaj është te Ai, e besimtarëve jepu myzhde.
224. E mos e bëni All-llahun peng të betimeve tuaja (kur betoheni në Te), kur doni të bëni vepra të mira, të silleni mirë dhe të bëni pajtim ndërmjet njerëzve. All-llahu dëgjon të gjitha dhe i di. [84]
225. All-llahu nuk ju merr në përgjegjësi për betimet tuaja të paqëllimta, por ju merr për ato që i bëni qëllimisht me gjithë zemër. All-llahu është i butë dhe falë shumë.
226. Ata që betohen[85] se do të largohen prej grave të tyre (të mos bëjnë kontakt me to), afati i pritjes është katër muaj. Në qoftë se kthehen ata (heqin dorë nga betimi), s’ka dyshim All-llahu bën falje dhe mëshiron.
227. E në qoftë se ata kanë vendosur për shkurorëzim, All-llahu dëgjon (fjalët e tyre) i di (qëllimet e tyre).
228. E ato gra që janë shkurorëzuar janë të obliguara të presin tri menstruacione. Nëse ato i besojnë All-llahut dhe ditës së mbramë, atyre nuk u lejohet të fshehin atë që All-llahu krijoi në mitrat e tyre. E burrat e tyre kanë më shumë të drejta që gjatë asaj kohe, nëse duan pajtim, t’i rikthejnë ato. Edhe atyre (grave) u takon e drejta sikurse edhe përgjegjësia në bashkëshortësi, e burrave u takon një përparësi ndaj tyre. All-llahu është i gjithfuqishëm, i urtië.
229. Lëshimi (pas së cilit mund të bëhet rikthimi) është dy herë, e (pastaj) ose jetë e njerëzishme (bashkëshortore) ose shkurorëzim me mirëkuptim. E juve (burrave) nuk u lejohet t’u merrni asnjë send nga ajo që u keni dhuruar (si niqah), vetëm nëse që të dy frikësoheni se nuk do të mund t’i ruajnë dispozitat e All-llahut (në bashkëshortësi). E nëse keni frikë se ata të dy nuk do të mund t’i ruajnë dispozitat e All-llahut, atëherë për atë, me çka ajo bën kompensim për shkurorëzim *(hule)*[86], për ata të dy nuk ka mëkate. Këto janë dispozita të All-llahut, pra mos i kundërshtoni,

---

[84] Shih fusnotën për ajetin (5:89).

[85] Transmetohet nga Nafi’u: Ibn ‘Umeri tregonte për fjalën *Ila’*-së (kur burri betohet se nuk do t’i afrohet gruas së vet për një periudhe kohore) të cilën All-llahu e ka spjeguar (në Kur’an): “Nëse periudha kohore e *Ila’*-së kalon, atëherë burri duhet t’i kthehet gruas së vet në mënyrë të mirë, ose të shkurorëzohet nga ajo ashtu siç ka urdhëruar All-llahu xh. sh. . ” Ibn ‘Umeri shtoi: “Kur periudha prej katër muajve ka kaluar, burri duhet të shkurorëzohet nga gruaja, por shkurorëzimi nuk vjen në fuqi derisa burri vet nuk e deklaron (dëshmon) këtë. Kjo është e përmendur nga ‘Uthmani, ‘Aliu, Ebu ed-Derda’, ‘Aisha dhe nga dymbëdhjetë as’habë tjerë të Lajmëtarit υ. ” (*Sahihul-Buhari*, vëll. 7, had. 213).

[86] Ç’është thënë për shkurorëzimin *hule**: Transmetohet nga Ibn ‘Abbasi r. a. se: Gruaja e Thabit bin Kajsit erdhi te Lajmëtari υ dhe i tha: “O Lajmëtar i All-llahut, unë nuk e fajësoj Thabitin për të meta në karakterin e tij ose në fenë e tij, por unë duke qenë muslimane nuk pëlqej të sillem në mënyrë joislame (nëse rri me të). ” Në këtë Lajmëtari i All-llahut tha: “A do t’ia kthesh kopshtin që burri yt ta dha (si mehr)?” Ajo tha: “Po. ” Atëherë Lajmëtari υ i tha Thabitit: “O Thabit! Pranoje kopshtin dhe shkurorëzoje (vetëm) një herë. ” (*Sahihul-Buhari*, vëll. 7, had. 197).

* *Hule* do të thotë shkurorëzim i gruas nga burri i saj me ç’rast ajo i jep një kompenzim të caktuar.

Courtesy: www.hidayat.org

sepse kush i tejkalon dispozitat e All-llahut, pikërisht të tillët janë zullumqarët.

230. E në qoftë se ai (burri) e lëshon atë (për herë të tretë), pas atij (lëshimi) nuk lejohet më derisa të martohet ajo për një burrë tjetër. E nëse ai (burri i dytë) e lëshon atë, atëherë për ata dy, po qe se mendojnë se do t'i zbatojnë dispozitat e All-llahut, nuk ka pengesë të rikthehen (në bashkëshortësi). Këto janë dispozita të All-llahut që ia sqaron një populli që kupton.

231. E kur t'i keni lëshuar gratë dhe ato i afrohen afatit të tyre, atëherë ose mbani si duhet, ose i lëni si duhet (të kryejnë fatin), e mos i mbani sa për t'i dëmtuar, e të bëheni të padrejtë. E kush bën atë, ai e ka dëmtuar vetveten. Dispozitat e All-llahut mos i merrni për shaka. Përkujtoni të mirat e All-llahut, ndaj jush edhe atë që ju shpalli Kur'ani dhe dispozitat e sheriatit me të cilat ju udhëzon, dhe keni frikë All-llahun e dine se All-llahu është i gjithdijshëm për çdo send.

232. Dhe kur i lëshoni gratë, e ato e përmbushin afatin e tyre (të pritjes), nëse pëlqejnë mes vete ashtu si kërkojnë rregullat, mos i pengoni që të martohen për burrat e tyre. Me këtë këshillohet ai që prej jush e beson All-llahun dhe botën tjetër, kjo është më e dobishme për ju, më e pastër, se All-llahu e di, e ju nuk e dini.

233. Nënat, ato që duan ta plotësojnë gjidhënien, janë të obliguara t'u japin gji fëmijëve të vet dy vjet të plota. I ati i fëmijës është i obliguar për furnizim dhe veshmbathjen e tyre (gruas) ashtu si është rregulli. Askush nuk ngarkohet më tepër, vetëm aq sa ka mundësin e tij. Asnjë nën nuk bën të dëmtohet me fëmijën e saj, e as babai me fëmijën e tij. Po ashtu është i obliguar edhe trashëgimtari (i fëmijës). E nëse pas një konsultimi dhe pëlqimi (prindërit) shfaqin dëshirën për ndërprerjen (më heret) e gjinit, nuk është ndonjë mëkat për ta. Nëse ju baballarët) për fëmijën tuaj dëshironi gjidhënëse tjetër me kusht që pagesën t'ia bëni në mënyrë të duhur, nuk është ndonjë mëkat. Kini frikë nga All-llahu dhe dine se All-llahu sheh çka punoni.

234. E ata që vdesin dhe lënë gra pas vete, ato (gratë) presin katër muaj e dhjetë ditë. E kur ta kryejnë ato afatin e tyre, nuk është mëkat për ju (familja kujdestare) për atë që bëjnë ato në mënyrë të njerëzishme më veten e tyre. All-llahu hollësisht e di çka veproni.

235. Paraqitja juaj për martesë ndaj grave (që kanë kryer afatin e tyre), në mënyrë të tërthortë, ose mbajtja fshehtë në veten tuaj, nuk është mëkat për ju. All-llahu e di se ju do t'ua përmendni atyre (dëshirën për martesë), por kursesi mos u premtoni atyre fshehtazi (diç tjetër), përpos t'u thoni fjalë të lejuara. Dhe mos vendosni lidhjen e kurorës derisa të përfundojë afati i caktuar. Ta dini se All-llahu e di çka fshehni në vete, pra kini frikë prej Atij, dhe dine se All-llahu shumë falë është i butë.

236. Nuk është mëkat për ju nëse i lëshoni gratë pa pasur kontakt (martesë) me to dhe para se t'u caktoni atyre ndonjë caktim (kurorë-nikah), po pajisni ato (me ndonjë pajisje), pasaniku sipas mundësisë së tij dhe i varfëri sipas mundësisë së tij. Një pajisje e zakonshme është obligim për bëmirësit.

237. E nëse i lëshoni ato para se të kontaktoni, por u keni pas caktuar atyre një caktim (kurorës), atëherë duhet t'u jepni gjysmën e asaj që e keni caktuar, përveç nëse ju falin ose ju falë ai në duart e të cilit është lidhja e kurorës. E të falni (burra ose gra) është më afër devotshmërisë, e mos e harroni bamirësinë ndërmjet jush. Vërtetë, All-llahu sheh atë që veproni.

Courtesy: www.hidayat.org

238. Vazhdoni rregullisht namazet (faljet), e edhe atë namazin e mesëm[87], dhe ndaj All-llahut të jeni respektues (në namaze).
239. E nëse këni frikë (nga armiku), atëherë fauni duke ecur ose duke kaloruar[88], por kur të jeni të siguruar, përkujtoni (me namaz) All-llahun ashtu si u mësoi Ai për atë që ju nuk dinit.
240. Ata që vdesin nga mesi i juaj dhe lënë pas vete gra, le të testamentojnë (lënë porosi) për gratë e tyre, furnizimin për një vjet, duke mos i nxjerrë prej shtëpisë. E nëse (me dëshirën e vet) dalin, nuk është mëkat për ju për atë punë të lejueshme që bëjnë ato me vetveten. All-llahu është më i fuqishmi, më i dituri.
241. Për të devotshmit është obligim që edhe për gratë e lëshuara të bëjnë një furnizim të zakonshëm.
242. Kështu, që t'i kuptoni, All-llahu ua shpjegon argumentet e veta.
243. A nuk di për ata, të cilët nga frika prej vdekjes u larguan prej atëdheut të vet, e të cilët ishin me mijëra, e All-llahu atyre u tha: "Vdisni!" (ata vdiqën) Pastaj i ngjalli. All-llahu është shumë bamirës për njerëz, por shumica e njerëzve nuk janë mirënjohës.
244. Luftoni për hirë të All-llahut, etë dini se All-llahu dëgjon, di.
245. Kush është ai që i huazon All-llahut një hua të mirë, e Ai t'ia shtojë atij shumëfish Atë? All-llahu shtrëngon (varfëron) dhe çliron (begaton) dhe kthimi juaj është vetëm te Ai.
246. A nuk ke marrë vesh për parinë e bijëve të israilit pas Musait? Kur i patën thënë një të dërguarit të tyre (Shem'unit): "Cakto për neve një sundues e të luftojmë në rrugën e All-llahut!" Ai (pejgamberi) tha: "A mund të ndodhë që nëse lufta u bëhet obligim ju të mos luftoni!" ata thanë: "E ç'kemi ne që të mos luftojmë në rrugën e All-llahut, kur dihet se ne jemi dëbuar nga atdheu dhe bijt tanë?" E kur u obliguan me luftë, përveç një pakice prej tyre, ata u zbrapën. All-llahu është i njohur për punët e zullumqarëve.
247. Pejgamberi i tyre u tha: "All-llahu caktoi sundues tuajin Talutin" Ata thanë: "Si mund të jetë ai sundues yni, kur ne kemi më shumë meritë se ai për sundim, madje ai edhe nuk është i pasur? Ai tha: "All-llahu zgjodhi atë sundues tuajin dhe e pajisi me dituri të gjerë e me fuqi trupore!" All-llahu ia jep sundimin e vet atij që do, All-

---

[87] a) Mëkati i atij që e lëshon faljen e namazit 'Asr (Ikindi) me qëllim*:
Transmetohet nga Ibn 'Umeri r. a. : Lajmëtari i All-llahut tha: "Për atë që e lëshon namazin 'Asr (me qëllim) është sikur ta ketë humbur familjen dhe pasurinë. " (*Sahihul-Buhari*, vëll. 1, had. 527).
b) Ai që nuk e fal Asrin (Ikindinë) me qëllim*:
Transmetoi Ebu Malihu: Ishim afër Burejdes në betejë, në një ditë të vrërët dhe ai tha: Faleni namazin e asrit me kohë, sepse i Dërguari i All-llahut tha: "Atij që e lë namazin e ikindisë të gjitha veprat (e mira) do t'i humben. " (*Sahihul-Buhari*, vëll. 1, had. 528).
* Do të thotë se ai që e lëshon namazin e 'asrit (ikindisë) me qëllim deri në kalimin e kohës së caktuar, është e kotë të falet pas kësaj kohe.

[88] Transmetoi Salih Havati ose Salih bin Ebi Hathme sa i takon atyre që dëshmuan namazin e frikës në betejën Dhutur-Rika' së bashku me Lajmëtarin e All-llahut υ: Një grup u rreshtua pas tij derisa grupi tjetër (u rreshtua) përballë armikut. Lajmëtari υ e udhëhoqi grupin që ishte me të një rekat, dhe qëndroi në këmbë derisa ajo grupë e përfundoi faljen vetë (d. m. th. e kanë falur edhe një rekat) dhe shkuan, pastaj erdhi grupi tjetër dhe ai e fali rekatin që i ngeli me ta, dhe atëherë qëndroi ulur derisa ata e përfunduan faljen vetë, dhe pastaj e përfundoi faljen e tij me *teslim* së bashku me ta. (*Sahihul-Buhari*, vëll. 5, had. 451).

Courtesy: www.hidayat.org

llahu është dhurues i madh, i dijshëm.

248. Lajmëtari i tyre u tha: “Shenjë e sundimit të tij është që t’ju sjellë arkën, që e bartin engjëjt, dhe që në te gjeni qetësim (shpirtëror - *Sekine*)[89] nga Zoti juaj e, edhe diçka që ka mbetur nga thesari i familjes së Musait dhe Harunit. S’ka dyshim se ky, po qe se jeni besimtarë, është një fakt për ju”.

249. E kur doli (prej qytetit) Taluti me ushtrinë, tha: “All-llahu do t’ju sprovojë me një lumë, e ai që pi prej atij, ai nuk është me mua, e kush nuk shijon atë, ai është me mua, përveç atij që me dorën e vet e pi një grusht?” Mirëpo, me përjashtim të një pakice prej tyre, të tjerët pinë nga ai. E kur e kaloi ai (taluti) atë së bashku me te edhe ata që ishin besimtarë thanë: “Ne sot nuk kemi fuqi kundër Xhalutit dhe ushtrisë së tij!” Po ata që ishin të bindur se do ta takonin All-llahun thanë: “Sa e sa grupe të vogla me dëshirën e All-llahut kanë triumfuar ndaj grupeve të mëdha!” All-llahu është me durimtarët.

250. E kur dualën përballë Xhalutit dhe ushtrisë së tij, thanë: “Zoti ynë! na dhuro durim! na i përforco këmbët tona dhe na ndihmo kundër pabesimtarëve!

251. Me ndihmën e All-llahut i thyen ata, e Davudi e mbyti Xhalutin dhe All-llahu i dha atij (Davudit) sundimin dhe hikmetin (urtësinë, nubuwetin[90]) dhe e mësoi atë për çdo gjë që deshi. Dhe sikur All-llahu të mos i mbronte njerëzit me disa prej disa të tjerëve, do të shkatërrohej toka, po All-llahu është bamirës i madh ndaj njerëzimit.

252. Këta janë argumente të All-llahut, po t’i lexojmë ty me saktësi, e s’ka dyshim se ti (Muhammed) je prej të dërguarve. [91]

---

[89] Transmetoi El-Bera’: “Një njeri lexonte suren Kehf, dhe ai kishte një kalë të lidhur afër tij me dy litarë. (Në një moment) zbriti një re dhe filloi të shpërndahet mbi të dhe filloi t’i afrohet sa më tepër, derisa kali filloi të kërcejë (sikur të frikohej nga diçka). Pasi agoi, njeriu erdhi te Lajmëtari υ dhe i tregoi për atë që kishte ndodhur. Lajmëtari υ tha: *“Kjo ishte es-Sekine (paqësimi, qetësimi shpirtëror) që zbriti për hir të (leximit të) Kur’anit”*. (*Sahihul-Buhari*, vëll. 6, had. 531).

[90] Shih tefsirin e Taberiut, vëll. 2 fq. 632.

[91] A. Transmetoi Xhabir bin ‘Abdull-llahu r. a. : I Dërguari υ tha: “Më janë dhënë pesë (cilësi) të cilat nuk i janë dhënë askujt tjetër para meje:

a) All-llahu më ka bërë fitimtar me frikësim (Ai i frikëson armiqtë) në largësi prej një muaj udhëtimi;

b) toka është bërë për mua (dhe pasuesit e mi) vend faljeje dhe mjet pastrimi (p. sh. për tejemmum), prandaj çdonjë nga pasuesit e mi mund të falet kudo që ndodhet në kohën e faljes;

c) preja e luftës është bërë halal për mua, ndërsa për të tjerët para meje nuk ka qenë;

d) më është dhënë e drejta për ndërmjetësim (në ditën e Gjykimit) dhe

e) çdo lajmëtar (para meje) ishte i dërguar vetëm për popullin e vet, ndërsa unë jam i dërguar për tërë njerëzimin.

B. Transmetoi Ebu Hurejre r. a. : Lajmëtari i All-llahut tha: “Shembulli im në krahasim me të dërguarit tjerë para meje është sikur i një njeriu që e ka ndërtuar një shtëpi të bukur, përveç se e ka lënë një vend të zbrazët për një qerpiç në një prej skajeve (të shtëpisë). Njerëzit kalojnë përreth dhe i mahniten bukurisë së saj, por thonë: ‘Sikur të ishte ky qerpiç i vënë në vendin e vet!’ Pra unë jam ai qerpiç, dhe unë jam i fundit nga të dërguarit. ” (*Sahihul-Buhari*, vëll. 4, had. 735).

C. Transmetoi Ibn Mes’udi r. a. : Sikur po e shoh të Dërguarin υ si flet për një prej të dërguarve të cilin populli i vet e kishte përgjakur duke e rrahur, ndërsa ai duke e fshier gjakun nga fytyra dhe duke thënë: “O All-llah, falja popullit tim, sepse ata nuk dijnë!” (*Sahihul-Buhari*, vëll. 4, had. 683).

D. Transmetoi ‘Aisha r. a. dhe Ibn ‘Abbasi r. a. : Në shtratin e vdekjes Lajmëtari i All-llahut υ vuri një çarçaf mbi fytyrë dhe kur ndjente nxehtësi, e hiqte nga fytyra. Ashtu, në atë gjendje ai tha: “All-llahu i mallkoftë çifutët dhe të krishterët, sepse ata ndërtojnë vende për adhurim në varret e të dërguarve të

Courtesy: www.hidayat.org

253. Këta (për të cilët të rrëfyem) janë të dërguarit, disa prej tyre i dalluam nga të tjerët, prej tyre pati që All-llahu u foli, disa i ngriti në shkallë më të lartë, Isait, birit të Merjemës i dhamë argumente dhe e përfocuam me shpirtin e shenjtë (Xhibrilin). E sikur të donte All-llahu, nuk do të mbyteshin ndërmjet vete ata (populli) që ishin pas tyre, pasi që atyre u patën zbritur argumentet, por ata megjithatë u përçanë. E pati prej tyre që besuan dhe pati të tillë që nuk besuan,e sikur të dëshironte All-llahu ata nuk do të mbyteshin, por All-llahu punon çka dëshiron.

254. O ju që keni besuar, para se të vijë një ditë kur nuk do të ketë as shitblerje, as miqësi, e as ndërmjetësi, jepni nga ajo me çka Ne u furnizuam juve. Pabesimtarët janë mizorë.

255. All-llahu - s'ka zot pos Tij. I Gjalli, Vigjiluesi. Nuk e ze të koturit, e as gjumi. E Tija është ç'ka në qiej dhe ç'ka në tokë. Kush mund të ndërmjetësojë te Ai, pos me lejën e Tij? Ai e di se ç'po u ndodhë dhe ç'do t'u ndodhë. Dhe asgjë nga dija e Tij nuk mund të përvetësojnë, pos sa të dojë Ai. Ndërsa pushteti[92] i Tij përfshin qiejt dhe tokën. E nuk lodhet duke i ruajtur (mirëmbajtur), ngase Ai është i Larti, Madhështori. *(Ky ajet quhet edhe "Ajetul-Kursij")*

256. Në fe nuk ka dhunë. Është sqaruar e vërteta nga e kota. E kush nuk i beson *tagutët*[93], e i beson All-llahut, ai është kapur për lidhjen më të fortë, e cila nuk ka këputje. All-llahu është dëgjues i dijshëm.

257. All-llahu është mbikëqyrës i atyre që besuan, i nxjerr ata prej errësirave në dritë. E

(vazhdon prej faqes së kaluar)

tyre!" (Me këtë) ai dëshironte t'ua tërheqë vëmendjen (muslimanëve) për atë që ata (çifutët dhe të krishterët) e kishin bërë. (*Sahihul-Buhari*, vëll. 4, had. 660).

E. Transmetoi Ebu Hurejre r. a. : I Dërguari tha: "Izraelët sundoheshin dhe udhëhiqeshin nga të dërguarit. Kurdo që do të vdiste ndanjë i dërguar, vendin e tij do ta zëvendësonte ndonjë tjetër. Nuk do të ketë më të dërguar (lajmëtar) pas meje, por do të ketë halifë (udhëheqës), të cilët do të shtohen në numër. " Njerëzit pyetën: "O i dërguar i All-llahut, çfarë na urdhëron (të bëjmë)?" Ai tha: "Nënshtrojuni atij që ia keni dhënë besën *(bai'a)* së pari. Plotësoni të drejtën e tyre (halifëve), sepse All-llahu do t'i pyesë ata për (mungesat në) sundimin ndaj atyre që All-llahu i ka vënë nën mbrojtjen e tyre. " (*Sahihul-Buhari*, vëll. 4, had. 661).

[92] Kursij: tekstualisht përkthehet si karrige, ndonjëherë gabimisht përkthehet si Fron. Kursija që është përmendur në këtë ajet duhet të dallohet nga 'Arshi (Froni) që përmendet në ajetet 7:58, 10:3, 85:15 dhe tjetërkund. Lajmëtari υ tha: "Kursija krahasuar me 'Arshin është asgjë tjetër pos si një unazë e hedhur në hapësirën e shkretëtirës. " Nëse Kursija shtrihet përgjatë tërë universit, atëherë a thua sa më i madh është 'Arshi! Vërtet All-llahu, Krijuesi i të dyjave - Kursisë dhe Arshit është më i Madhi! (*Fetvatë* e Ibn Tejmiut, vëll. 5, fq. 54, 55). Ibn Tejmiu tha:

a) Ta besosh Kursinë.

b) Ta besosh 'Arshin (Fronin). Transmetohet nga Muhammed bin Abdull-llahu dhe nga shkencëtarë të tjerë fetarë se Kursija është në pjesën e përparme të 'Arshit (Fronit) dhe gjendet në nivelin e këmbëve.

*(Le ta kontrollojë dikush këtë sepse nuk ka përmendur hadith ose ajet si argument)*

Transmetoi Ebu Hurejre r. a. : Lajmëtari i All-llahut υ më urdhëroi t'i ruaj të dhënat e zekatit të Ramadanit. Atëherë dikush erdhi te unë dhe filloi të vjedhë nga ushqimi. Unë e kapa dhe i thash: "Do të dërgoj te Lajmëtari i All-llahut υ!" Atëherë Ebu Hurejre e përshkroi tërë rrëfimin dhe tha: "Ai person më tha: Të lutem, mos më ço te Lajmëtari i All-llahut (υ) dhe unë do t'i mësoj ty disa fjalë prej të cilave do të kesh dobi nga All-llahu. Kur shkon në krevat, lexoje Ajetul-Kursinë, sepse atëherë do të kesh një rojtar nga All-llahu i cili do të ruajë tërë natën, dhe shejtani nuk do të mund të të afrohet deri në agim. (Kur i Dërguari υ e dëgjoi rrëfimin, më) tha: "E ka thënë të vërtetën edhepse është rrenacak, ai ishte shejtani. " (*Sahihul-Buhari*, vëll. 6, had. 530).

[93] Fjala tagut përfshin një varg kuptimesh: ajo ka kuptim të çdogjëje që adhurohet përveç Zotit të Vërtetë (All-llahut), d. m. th. të gjithë zotërat e rrejshëm. Prej tyre mund të jetë shejtani, dreqërit, idhujt, gurët, dielli, yjet, engjujt, qeniet njerëzore, të dërguarit e Zotit p. sh. Isai υ, të shenjtit, varret, udhëheqësit, sunduesit etj.

kujdestarë të atyre që nuk besuan janë djajtë që i nxjerrin ata prej drite e i hudhin në errësira. Ata janë banues të zjarrit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë.

258. A nuk ke arritur të dijsh për atë që përse All-llahu i kishte dhënë pushtet, ai (Nemrudi) polemizoi me Ibrahimin rreth Zotit të tij. Kur Ibrahimi tha: "Zoti im është Ai që jep jetë dhe vdekje!" Ai tha: "Edhe unë jep jetë dhe vdekje!" Ibrahimi tha: "Zoti im e sjell diellin nga lindja, sille pra ti atë nga perëndimi?" Atëherë ai që nuk besoi mbeti i hutuar. All-llahu shpie në rrugë të drejtë popullin mizor.
259. Ose (nuk je i njohur) me shembullin e atij që kaloi pranë një fshati se si i kombinojmë eshtrat e pastaj i veshim me mish. E kur iu bë e qartë atij tha: "U binda se me të vërtetë All-llahu ka mundësi për çdo send!"
260. "Përkujto kur Ibrahimi tha: "Zoti im, më mundëso të shoh se si i ngjallë të vdekurit?" Ai (Zoti) tha: "A nuk beson?" Ai (Ibrahimi) tha: "Po, por desha që zemra e ime të ngopet (bindje)!" Ai (Zoti) tha: "Merri katër shpezë pranë vete (therri e copëtoji), e pastaj në çdo kodër vëne nga një pjesë të tyre, mandej thirri ato, do të vijnë ty shpejt, e dije se All-llahu është i Gjithfuqishmi, i Urti. "
261. Shembulli i pasurisë së atyre që e japin në rrugën e All-llahut është si një kokërr prej të cilës mbijnë shtatë kallinj, ndërsa në secilin kalli ka nga njëqind kokrra. All-llahu ia shumëfishon (shpërblimin) atij që dëshiron, All-llahu është Bujar i Madh, i di qëllimet.
262. Ata që për hir të All-llahut e japin pasurinë e tyre, e pastaj atë që e dhanë nuk e përcjellin me të përmendur e me mburrje, ata e kanë shpërblimin e vet të Zoti i tyre, për ta nuk ka frikë, ata as që do të brengosen.
263. Një fjalë e mirë dhe një lehtësim (që i bëhet lypësit) është më e mirë se një lëmoshë që përcillet me të keqe. All-llahu nuk ka nevojë për askë, është i Butë.
264. O ju që besuat, mos i prishni lëmoshat tuaja me të krenuar e me ofendim siç bën ai që ia jep pasurinë e vet sa par sy e faqe të njerëzve, e nuk beson All-llahun dhe botën tjetër. Shembulli i tij është si një gur i madh e i lëmuar bmi të cilin ka pak dhe, e kur e godet atë një shi i madh e lë të zhveshur (lakuriq). Ata (formalistët) nuk arrijnë asgjë nga ajo që punuan. All-llahu nuk udhëzon popullin pabesimtar.
265. E shembulli i atyre që pasurinë e vet e japin nga bindja e tyre e duke kërkuar kënaqësinë e All-llahut, i përngjan një kopshti në një rrafshnaltë që i bie shi i madh, e ai jep fruta të dyfishtë. Po edhe nëse nuk i bie shi i madh, i bie një rigë (që i mjafton). All-llahu sheh atë që veproni.
266. A dëshiron ndonjëri prej jush ndonjë kopsht me hurma e rrush në të cilin rrjedhin lumenj, në të cilin ka nga të gjitha frutet, e atë (pronarin e kopshtit) ta ketë kapur pleqëria dhe ai të ketë pasardhës të mitur, e atë (kopshtin) ta godasë ndonjë stuhi me zjarr e ta djegë. Kështu All-llahu jua sqaron argumentet që të mendoni. [94]
267. O ju që besuat, jepni nga më e mira e asaj që e fituat dhe nga ajo që ju dhamë prej tokës, e mos nxitoni ta jepni atë më të pavlefshmen nga ajo, e që ju nuk do ta pranonit për vete pos symbyllas. Dhe dijeni se All-llahu nuk ka nevojë për ju, ngase

[94] 'Umeri r. a. tha: "Kjo është shembulli i një njeriu të pasur, i cili bën vepra të mira jashta respektit ndaj All-llahut, dhe atëherë All-llahu ia dërgon një shejtan ashtuqë ai fillon të bëjë mëkate derisa të gjithë veprat e mira i humben. " (*Sahihul-Buhari*, vëll. 6, had. 62).

është i Madhëruar.

268. Djalli ju frikëson me varfëri dhe ju urdhëron për të këqija, e All-llahu ju garanton falje (mëkatesh) e begati; All-llahu është Dhurues i Madh, i Dijshëm.

269. Ai ia dhuron *hikmetin*[95] atij që do, e kujt i është dhënë *hikmeti*, i është dhënë mirësi e shumtë, por nuk përkujtohet askush pos të mençurve.

270. All-llahu di për atë që e keni dhënë nga pasuria ose keni zbatuar ndonjë premtim (nedhër), e për mëkatarët nuk ka ndonjë ndihmës.

271. Nëse lëmoshat i jepni haptazi, ajo është mirë, por nëse ato ua jepni të varfërve fshehurazi, ajo është edhe më e mirë për ju dhe Ai ua largon të këqiat. All-llahu është i njohur hollësisht për veprat e juaja.

272. "Nuk është obligim yti (Muhammed) udhëzimi i tyre (në rrugë të drejtë), All-llahu e shpie në rrugë të drejtë ate që do. Çkado që të jepni nga pasuria, e keni për veten tuaj, po mos jepni për tjetërkë, por vetëm për hir të All-llahut, e çkado që t'u jepni të tjerëve nga pasuria, ajo do t'u kompensohet në mënyrë të plotë duke mos ju dëmtuar. "

273. (Jepni) për të varfërit që janë të angazhuat në rrugën e All-llahut dhe nuk kanë mundësi të gjallërojnë në tokë, duke qenë se ata nuk lypin, prandaj ai që nuk e di gjendjen e tyre mendon se ata janë të pasur. Ata i njeh nga vetë pamja e tyre (të raskapitur), por nuk kërkojnë e as nuk i mërzisin njerëzit. [96] Pra çkado që të jepni nga pasuria, s'ka dyshim se All-llahu e di atë mirë.

274. Ata, të cilët pasurinë e tyre e shpërndajnë (në rrugë të Zotit) natën e ditën, fshehurazi ose haptazi, ata shpërblimin e vet e kanë të Zoti i tyre dhe për ta nuk ka as frikë, as pikëllim. [97]

275. Ata që e hanë kamatën[98] nuk ngrehen ndryshe pos siç ngrehet i çmenduri nga të prekurit e djallit. (Bëjnë) kështu ngase thanë: "Shitblerja nuk është pos kamatë!" e All-llahu ka lejuar shitblerjen, ndërsa ka ndaluar kamatën. Atij që i ka ardhur

---

[95] Hikme: letrarisht do të thotë urtësi, por këtu ka kuptim dituri dhe të kuptuarit e Kur'anit dhe sunnetit si dhe mundësimi i dikujt që të flasë dhe të veprojë në rrugën e drejtë.

[96] Fjala arabe Ilhafa do të thotë: "të lypësh me pashqitësi (këmbëngulje)", ndërsa Imam Taberiu në Tefsirin e tij, si dhe shumica e dijetarëve pajtohen se ky ajet ka kuptim: "Ata nuk lypin nga njerëzit aspak".

[97] Transmetoi Ebu Hurejre r. a. : Lajmëtari a. s. tha: "Shtatë njerëz do të jenë nën Hijen e All-llahut, ditën kur nuk do të ketë hije pos Hijes së Tij (d. m. th. në ditën e Gjykimit). Ata janë:
- Imami (udhëheqësi) i drejtë;
- i riu i cili është rritur në ibadet dhe respekt ndaj All-llahut;
- njeriu, zemra e të cilit është e lidhur për xhamitë;
- dy njerëz të cilët duhen për hir All-llahut, si dhe takohen dhe ndahen vetëm për shkak të All-llahut;
- njeriu i cili e refuzon gruan mahnitëse nga familja bujare e cila e thërret për të çuar dashuri të ndaluar me të duke thënë: Unë e kam frikë All-llahun;
- personi që jep lëmoshë aq fshehtas saqë dora e majtë e tij nuk e di sa ka dhënë e djathta (d. m. th. askush nuk e di se çfarë lëmoshe ka dhënë) dhe
- personi që e përmend All-llahun në vetmi dhe sytë e tij mbushen me lotë. " (*Sahihul-Buhari*, vëll. 2, had. 504).

[98] Riba': Kamatë e cila ndahet në dy lloje: a) *riba en-nasi'a*, interes në paratë e dhëna si hua dhe b) riba el-fadl, marrja e mallit më të mirë nga lloji i njëjtë duke dhënë më tepër nga lloji i njëjtë, por më i dobët, p. sh. pak hurma të kualitetit më të mirë për shumë hurma të kualitetit më të dobët.

Beqo Beqo Beqo kjo duhet të spjegohet më mirë.

Courtesy: www.hidayat.org

këshillë (udhëzim ) prej Zotit të tij dhe është ndalur (prej kamatës) i ka takuar e kaluara dhe çështja e saj mbetet te All-llahu, e kush e përsërit (pas ndalimit), ata janë banues të zjarrit, ku do të mbesin përgjithmonë.

276. All-llahu zhduk kamatën dhe shton lëmoshën, All-llahu nuk e do asnjë besëprerë dhe mëkatar.

277. S'ka dyshim se ata që besuan dhe bënë vepra të mira, falën namazin dhe dhanë zekatin i pret shpërblim i madh te Zoti i tyre, ata nuk do të kenë kurrfarë frike as brengosje.

278. O ju që besuat, keni frikë All-llahun dhe nëse jeni besimtarë të sinqertë hiqni dorë prej asaj që ka mbetur nga kamata. [99]

279. E në qoftë se nuk e bëni këtë (nuk heqni dorë nga kamata), atëherë binduni se jeni në konflikt me All-llahun dhe të dërguarin e Tij. [100] E nëse jeni penduar, atëherë

---

[99] Transmetoi 'Aun bin Ebu Xhuhejfe r. a. : Babai im bleu një rob i cili e praktikonte lëshuarjen e gjakut (hixhame) (dhe babai im i theu instrumentet e robit me të cilat e bënte këtë). Unë e pyeta babain tim se pse e bëri këtë. Ai u përgjigj: "Lajmëtari a. s. e ndaloi marrjen e çmimit (shitjen) të qenit ose gjakut (hixhames), dhe gjithashtu ndaloi profesionin e tatuazhit ose tatuimit si dhe marrjen e kamatës (riba), dhe i mallkoi ata që vizatojnë. " (*Sahihul-Buhari*, vëll. 3, had. 299).

b) Transmetoi Ebu Xhuhejfe r. a. se kishte blerë një rob i cili e kishte profesion lëshuarjen e gjakut dhe tha: "Lajmëtari a. s. e ndaloi marrjen e çmimit të gjakut ose të qenit, ose fitimit të prostitutes, pastaj i mallkoi ata që marrin ose japin kamatë (riba) dhe gruan që tatuonte të tjerët ose vehten si dhe (i mallkoi) ata që vizatojnë. " (*Sahihul-Buhari*, vëll. 7, had. 845).

[100] Transmetoi Ebu Se'id El-Hudriu r. a. : Një herë Bilali i pruri hurma "barni" Lajmëtarit a. s. dhe Lajmëtari a. s. e pyeti: "Prej nga i ke prurë këto?" Bilali u përgjigj: "Kisha disa hurma të këqia dhe i ndërrova dy sa'a prej tyre me një sa' prej hurmave "barni", që t'ia jap Lajmëtarit a. s. t'i hajë. " Atëherë i Dërguari a. s. tha: "Ke kujdes! Ke kujdes! Kjo gjithsesi është riba (kamatë)! Kjo gjithsesi është riba (kamatë)! Mos vepro kështu, por nëse dëshiron të blesh (hurma më të mira), shiti të këqiat për para dhe atëherë bleji hurmat më të mira me ato para. " (*Sahihul-Buhari*, vëll. 3, had. 506).

b) 1554. Nga Semure b. Xhundubi r. a. transmetohet se ka thënë: "I Dërguari i All-llahut shpesh i pyeste shokët e vet: "A ka parë ndonjë prej jush ndonjë ëndërr?" Dhe, ëndërrat do t'i rrëfeheshin nga ai të cilit All-llahu ka dashur t'ia përcjellë. Një mëngjes i Dërguari i All-llahut tha: "Mbrëmë (në gjumë) më erdhën dy persona (melekë), më zgjuan dhe më thanë: "Vazhdo!" Unë shkova me ta dhe hasëm një njeri të shtrirë, dhe shih, një njeri tjetër qëndronte mbi kokën e tij duke mbajtur një gur të madh. Shih, ia hidhte gurin në kokën e njeriut duke e dërmuar kështu. Guri u rrotullua dhe hedhësi shkoi dhe e mori, ndërsa gjatë kohës që erdhi gjer te njeriu, koka e tij u këthye në formën normale. Atëherë hedhësi e bëri të njëjtën që e bëri edhe më parë. Unë u thash dy bashkëudhëtarëve: Subhanall-llah! Kush janë këta dy persona? Ata thanë: Vazhdo! Dhe ashtu ne vazhduam derisa erdhëm te një njeri të shtrirë në shpinë, dhe një njeri tjetër që qëndronte mbi kokën e tij me një grremç (çengel) të hekurt dhe shih, ia vente grremçin në njërën anë të gojës së njeriut dhe ia shkyente atë anë të fytyrës deri në anën e prapme (të qafës), dhe ngjashëm ia shkyente edhe hundën prej anës së përparme kah ana e prapme, si dhe syrin e tij prej anës së përparme kah ana e prapme. Atëherë ai kthehej në anën tjetër të fytyrës së njeriut dhe bënte mu ashtu siç kishte bërë me anën e parë. Sapo që e mbaronte këtë pjesë, pjesa e parë kthehej në pozitën e mëparme. Pastaj ai kthehej asaj që ta përsërisë atë që e kishte bërë mëparë. Unë u thash dy bashkëudhëtarëve: Subhanall-llah! Kush janë këta dy persona? Ata thanë: Vazhdo! Dhe ashtu ne vazhduam derisa erdhëm përballë një *tannuri* (lloj i një furre për pjekje, i ngjan birës të përpunuar nga glina për pjekjen e bukës). " Mendoj se i Dërguari a. s. tha: "Brenda asaj furre kishte shumë zhurmë dhe zëre. " I Dërguari a. s. shtoi: "Ne vëzhguam brenda saj dhe pamë burra dhe gra të zhveshura, dhe shih, një flakë zjarri u afrohej prej përfundi, dhe kur iarrinte, ata rënkonin me zë (të lartë). Unë i pyeta: Kush janë këta? Ata më thanë: Vazhdo! Kështu ne vazhduam dhe erdhëm përballë një lumi. " Mendoj se tha: "i kuq si gjaku". I Dërguari a. s. shtoi: "Dhe shih, në lumin kishte një njeri që notonte, ndërsa në breg (të lumit) ishte një njeri që kishte mbledhur shumë gurë. Shih, derisa njeriu tjetër notonte, ai shkoi pranë tij. I pari e çeli gojën dhe ai tjetri (në breg) i hodhi një gur në gojë, e ky vazhdoi të notojë përsëri. Atëherë përsëri ai (i pari) u kthye te ky , dhe çdo herë që kthehej, e çilte gojën dhe tjetri i hidhte një gur në gojë, dhe kështu përsëritej e njëjta gjë. Unë i pyeta dy bashkëudhëtarët:

Courtesy: www.hidayat.org

juve ju takon kryet e mallit tuaj - askë nuk dëmtoni, e as vetë nuk dëmtoheni.

280. Po në qoftë se ai (borxhliu) është në gjendje të vështirë, atëherë bëni një pritje deri sa të vijë në një çlirim. E t'ia falni (borxhin) në emër të lëmoshës është shumë më e mirë për ju, nëse dini.[101]

281. Dhe ruajuni ditës kur do të ktheheni te All-llahu, dhe secilit njeri i plotësohet ajo që ka fituar, dhe atyre nuk u bëhet padrejtësi.

282. O besimtarë, kur merrni hua prej njëri-tjetrit për një afat të caktuar, shkruajeni atë. Dhe nga gjiu juaj le të shkruajë një shkrues i drejtë dhe të mos ngurrojë nga të shkruarit ashtu siç e ka mësuar All-llahu. Le të shkruajë, ndërsa atij le t'i diktojë ai që pranon borxhin, le t'i frikësohet All-llahut, Zotit të tij e të mos lërë mangët asnjë send nga ai. E në qoftë se ai që ngarkohet me borxh është i paaftë mentalisht, është i mitur ose nuk është në gjendje të diktojë, atëherë le të diktojë drejt kujdestari i tij. Kërkoni të dëshmojnë dy dëshmitarë burra nga mesi juaj, e në qoftë se nuk janë dy

(vazhdon prej faqes së kaluar)

Kush janë këta dy persona? Ata mu përgjigjën: Vazhdo! Vazhdo! Dhe vazhduam derisa erdhëm te një njeri me pamje të shëmtuar, pamjen më të shëmtuar që ndonjëherë e ke parë njeriun duke e patur! Pranë tij ishte një zjarr, të cilin ai e ndizte dhe vraponte përreth. Unë i pyeta bashkëudhëtarët e mi: Kush është ky njeri? Ata më thanë: Vazhdo! Vazhdo! Ashtu ne vazhduam derisa mbërrimë në një kopsht me vegjetacion që kishte ngjyrë të gjelbër të errët, i cili i kishte të gjitha llojet e ngjyrave pranverore. Në mes të kopshtit ishte një njerishumë i gjatë, dhe unë memzi ia shihja kokënpër shkak të gjatësisë së madhe, ndërsa rreth tij kishte fëmijënë numër aq të madh sa asnjëherë nuk kam parë. Unë u thash bashkëudhëtarëve të mi: Kush ësthë ky? Ata u përgjigjën: Vazhdo! Vazhdo! Ashtu në vazhduam derisa erdhëm te një kopsht madhështor, më të madh dhe më të mirë që ndonjëherë kam parë! Dy bashkëudhëtarët e mi më thanë: Hyp lartë! Dhe unë hypa lartë. " I Dërguari a. s. shtoi: "Ashtu ne hypëm derisa mbërrimë në një qytet të ndërtuar nga tullat prej ari dhe argjendi, dhe shkuam te porta e tij dhe e pyetëm (rojtarin e portës) që ta çelë portën, dhe qe e hapur e ne hyrëm në qytet dhe në të gjetëm njerëz që kishin njërën anë të trupit të bukur si personi më i bukur që e ke parë ndonjëherë, ndërsa anën tjetër e kishin të shëmtuar si personi më i shëmtuar që e ke parë ndonjëherë. Dy bashkëudhëtarët e mi u urdhëruan atyre njerëzve që të hidhën në lum. Shih, aty kishte një lum që rridhte përballë (qytetit) ndërsa ujin e kishte si qumësht i bardhë. Këta njerëz shkuan dhe u hodhën në të dhe na u kthyen pasi që e shëmtuara (në trupin e tyre) ishte zhdukur, dhe ata u shndërruan në formën më të bukur." I Dërguari i All-llahut a.s. më tutje shtoi: "Dy bashkëudhëtarët e mi (melekët) më thanë: Ky vend është xhenneti 'And, dhe ky ësthë vendi yt. Unë e ngrita shiqimin, dhe shih, aty ishte një pallatë si një re e bardhë! Dy bashkëudhëtarët e mi më thanë: Ajo pallatë është vendi yt. Unë thash: Ju bekoftë All-llahu të dyve! Më leni që të hy në të! Ata mu përgjigjën: Sa për tash, ti nuk do të hysh në të, por do të hysh (një ditë). Unë thash: Kam parë shumë çudira sonte, çfarë kuptimi kanë të gjitha këto që i kam parë? Ata mu përgjigjën: Do të tregojmë: Sa i takon njeriut të parë te i cili arrite, koka e të cilit dërmohej me gur të madh prej lartë, ai është shembulli i atij që studjon Kur'anin, e pastaj as nuk e përcjellë, e as nuk vepron sipas urdhërave të tij, dhe flen duke i lënë pas dore namazet e urdhëruara. Sa i takon njeriut pranë të cilit mbërrive, të cilit ia shkyenin skajet e gojës, hundës dhe syve prej pjesës së përparme kah pjesa e prapme, ai është shembulli i njeriut që del nga shtëpia në mëngjes dhe tregon rrena të cilat shpërndahen nëpër tërë botën. Ato burra dhe gra të cilët i pe në ndërtesën që i ngjante furrës, janë lavirët dhe laviret, njeriun që e pe duke notuar në lumë, të cilit i jepej gurë për të ngrënë është ngrënësi i *riba-së* (kamatës), njeriu me pamje të shëmtuar të cilin e pe pranë zjarrit duke e ndezur atë dhe dukë u rrotulluar rreth tij është Maliku, rojtari i portës së Xhehennemit, dhe njeriu i lartë të cilin e pe në kopsht është Ibrahimi, ndërsa fëmijët rreth tij janë ata që vdesin në *fitre* (në fenë Islame të monoteizmit)." Transmetuesi shtoi: Disa muslimanë e pyetën të Dërguarin e All-llahut a.s.: "O i Dërguar i All-llahut, edhe fëmijët e *mushrikëve*[*]?" I Dërguari i All-llahut a.s. u përgjigj: "Edhe fëmijët e idhujtarëve." I Dërguari i All-llahut a.s. shtoi: "Dy bashkëudhëtarët e mi (melekët) thanë: Njerëzit që i pe gjysëm të bukur e gjysëm të shëmtuar ishin ata personë që e kanë përzier një vepër të mirë me një të keqe, por All-llahu ua ka falur." (*Sahihul-Buhari*, vëll. 9, had. 171).

*Mushrikë: idhujtarë, politeistë, adhurues të tjetërkujt pos All-llahut.

[101] Transmetoi Ebu Hurejre r.a.: I Dërguari i All-llahut tha: "Një njeri u jipte hua njerëzve, dhe shërbetorit të tij i thoshte: 'Nëse ai që më ka hua është i varfër, atëherë falja (huanë), që të na falë All-llahu neve.' Dhe ashtu kur e takoi All-llahun (pas vdekjes), All-llahu ia fali." (*Sahihul-Buhari*, vëll. 4, had. 687).

Courtesy: www.hidayat.org

burra, atëherë një burr e dy gra, nga dëshmitarët që i pëlqeni. (Dy gra në vend të një burri) Për atë se nëse njëra prej tyre gabon, t'ia përkujtojë tjetra. Dëshmitarët të mos refuzojnë kur të thirren. Dhe mos përtoni për ta shkruar atë dhe afatin e tij, i vogël qoftë ose i madh, sepse kjo është më e drejtë te All-llahu, më e fortë për dëshmi dhe më afër mosdyshimit. Vetëm nëse është tregti e menjëherëshme (dora-doras) që e praktikoni mes jush, atëherë nuk është ndonjë mëkat të mos e shënoni. Por, kur bëni shitblerje, dëshmojeni. E ai (pronari i pasurisë) nuk dëmton as shkruesit as dëshmitarët, e nëse bëni (dëmtimin), ai është mosrespekt i juaj (ndaj dispozitave të All-llahut). Keni frikë All-llahun se All-llahu ju dhuron dituri (të jashtzakonshme), All-llahu është i Gjithdijshëm për çdo send.

283. E në qoftë se gjendeni në udhëtim dhe nuk gjeni shkrues, atëherë merrni peng (paradhënie ose kapar)[102]. E nëse i besoni njëri-tjetrit, atij që i është besuar le ta zbatojë atë (amanetin) që i është besuar, dhe le të ketë frikë All-llahun, Zotin e tij. Mos e fshehni dëshminë, sepse ai që e fsheh atë është mëkatar me zemrën e vet, All-llahu di atë që veproni.

284. Të All-llahut janë ç'ka në qiell dhe ç'ka në tokë, e për atë që e keni në veten tuaj, e shfaqët haptazi ose e mbajtët fshehtë, All-llahu do t'ju marrë në llogari, e Ai ia fal atij që do dhe dënon atë që do. All-llahu ka mundësi për çdo send.

285. I dërguari i besoi asaj që iu shpall prej Zotit të Tij, si dhe besimtarët. Secili i besoi All-llahut dhe melekëve të Tij dhe të dërguarve të Tij. "Ne nuk bëjmë dallim në asnjërin nga të dërguarit e Tij", dhe thanë: "Dëgjuam dhe respektuam. Kërkojmë faljen tënde o Zoti ynë, te Ti është ardhmëria (jonë). "

286. All-llahu nuk ngarkon askë përtej mundësive të veta, atij (njeriut) i takon ajo që e fitoi dhe atij i bie ajo (e keqe) që e meritoi. "Zoti ynë, mos na dëno nëse harrojmë ose gabojmë! Zoti ynë, mos na ngarko neve barrë të rëndë siç i ngarkove ata para nesh! Dhe Zoti ynë, mos na ngarko me atë për të cilën nuk kemi fuqi! Dhe na i mbulo të këqiat, na fal dhe na mëshiro. Ti je Mbrojtësi ynë, pra na ndihmo kundër popullit pabesimtar![103]

## ***3. Ali Imran***

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Elif, Lamë, Mimë.
2. All-llahu është Një, e nuk ka të adhuruar (Zot) pos tij, është i përjetshëm mbikëqyrës.
3. Ai ta zbret ty (Muhammed) librin me argument që të është vërtetues i librave të mëparshme. Ai e zbriti më parë Tevratin dhe Inxhilin.
4. Udhërrfim për njerëz, e zbriti edhe Furkanin (dalluesin e së vertetës nga gënjeshtra). S`ka dyshim për se ata që mohojnë argumentet e All-llahut i pret ndëshkimi i rreptë. All-llahu është ngadhënjyes, shpagimtar.
5. S`ka dyshim se All-llahu nuk mund t`i fshihet asgjë në tokë e as në qiell.

---

[102] Transmetoi 'Aisha r.a.: I Dërguari i All-llahut a.s. bleu ca ushqim me hua, dhe si kapar la armët e tij." (*Sahihul-Buhari*, vëll. 3, had. 686).

[103] Transmetoi Ebu Mes'ud El-Bedri r.a.: I Dërguari i All-llahut a.s. tha: "Atij që i lexon dy ajetet e fundit të sures Bekare, i mjaftojnë." (*Sahihul-Buhari*, vëll. 5, had. 345).

6. Ai është që ju krijon (formon) juve në mitra ashtu si të dojë. S`ka Zot pos Tij, e që është fuqiplotë i urti.
7. Ai është që ta zbriti ty e që në të ka ajete të qarta dhe ato janë bazë e librit, e ka të tjerë që nuk janë krejtsisht të qarta (muteshabih). E ata, që në zemrat etyre kanë anim kah e shtrembëta, ata gjurmojnë atë që nuk është krejt qartë për të shkaktuar huti, e kinse kërkojnë komentin e tyre. Po, pos All-llahut askush nuk e di domethënien e tyre të saktë. Dijetarët e pajisur me dituri thonë: "Ne u kemi besuar atij (atyre që janë të paqarta), të gjitha janë nga Zoti ynë! Por këtë e kuptojnë vetëm ata që janë të zotët e mendjes.
8. "Zoti ynë, mos na i lako zemrat tona pasi na i drejtove, na dhuro mëshirën Tënde, pse vetëm Ti je dhuruesi i madh".
9. "Zoti ynë Ti je ai që në një ditë do t`i tubosh njerëzit, ditë që përtë cilin nuk ka dyshim. All-llahu nuk shkel premtimin e vet.
10. Është e vertetë se atyre që nuk besuan nuk do t`u vlejë asgjë para All-llahut, as pasuria e as fëmijët e tyre. Ata vetë janë lëndë e zjarrit.
11. Si gjendja e pasardhësve të faraonit dhe e atyre që ishin para tyre, që përgënjeshtruan argumentet tona, e All-llahu i shkatërroi me fajet e tyre, All-llahu ndëshkon shumë ashpër.
12. Thaju atyre që nuk besuan: "Do të jeni të mposhtur (ne këtë jetë) dhe do të hidheni në Xhennenem. Sa i shëmtuar është ai djep (shtrat).
13. Ju (jehudi) patët një përvojë të madhe në ato dy grupet që u konfrontuat ndërmjet vete, njëri grup luftonte në rrugën e All-llahut e tjetri ishte pabesimtar, dhe me shikimin e syve të tyre i shihnin se ishin dy herë më shumë se besimtarët. Po, All-llahu me ndihmën e vet përforcon atë që do. Vërtetë, në këtë është një përvojë e madhe për ata që kanë mendje të kthjelltë.

14. U është zbukuruar njerëzve dashuria ndaj të këndjeve prej grave, djemve, pasurisë së grumbulluar nga ari e argjendi, ndaj kuajve të stolisur, bagëtisë e bujqësisë. Këto janë kënaqësi të kësaj bote, po te All-llahu është e ardhmja më e mirë.

15. Thuaj: "A t'ju lajmëroj për diç shumë më të mirë se ato? Për ata që frikësohen[104], ata kanë te Zoti i tyre Xhennete nëpër të cilat rrjedhin lumenj dhe aty do të jenë përgjithmonë, kanë bashkëshorte të pastra[105], dhe kënaqësi nga All-llahu. All-llahu është *Basir* (Ai që sheh çdogjë) për robërit.

16. Të cilët thonë: "Zoti ynë, ne vërtet besuam, na i falë mëkatet tona dhe na ruaj prej ndëshkimit të zjarrit!"

17. Durimtarët, të drejtit, të devotshmit, dorëdhënit, faljekërkuesit në *as'har*[106] (syfyr).

18. All-llahu vërtetoi se nuk ka zot tjetër përveç Tij, e dhe engjëjt e ata që kanë dijeni, se Ai është Zbatues i drejtësisë. Nuk ka zot përveç Tij, Fuqiplotit, të Urtit.

19. Pa dyshim feja te All-llahu është Islami. U kundërshtuan ata që u është dhënë

[104] *El-Muttekin:* shih fusnotën për ajetin (2:2).

[105] Bashkëshorte të pastra (Ezwaxhun mutahherat): shih *Tefsirin* e Ibn Kethirit vëll. 1, faqe 63, si dhe fusnotë për ajetin (29:64).

[106] *As'har (suhur)* është e treta e fundit e natës që zgjat deri në agim, te ne kohë e njohur me emrin syfyr.

Courtesy: www.hidayat.org

libri, pasi që u erdhi e vërteta, nga zilia mes vete. E kush mohon argumentet e All-llahut, (le ta dijë se) All-llahu (ia) llogaritë shpejtë.

20. E, nëse të polemizojnë, thuaj: "Ia kam nënshtruar fytyrën (qenien) All-llahut, e edhe ithtarët e mij!" E thuaju edhe atyre që u është dhënë libri dhe analfabetëve: "A u nënshtruat?" Nëse janë nënshtruar, atëherë janë përudhur e nëse refuzojnë, vërtet ti ke (për obligim vetëm) kumunikimin; All-llahu është *Basir* (Ai që sheh) për robërit.[107]

21. Ata që mohojnë argumentet e All-llahut, mbysin pejgamberët pa farë të drejte, mbysin njerëz që këshillujnë për të drejtën, ti ata lajmëroi për një ndëshkim të dhembëshëm e pikëllues.
22. Ata veprat e tyre i asgjësuan në këtë botë dhe në botën tjetër, ata nuk kanë ndonjë mbrojtës.
23. A nuk i sheh ti ata, të cilëve u është dhënë mjaft nga libri, kur të thirrën që ndërmjet tyre të gjykojë libri i All-llahut, se si një grup prej tyre prapësohej. Ata janë refuzues.
24. E atë (e bënin) ngase ata thonin: "Neve nuk do të na djegë zjarri vetëm për pak ditë të numëruara, e ajo që shpifën për fenë e tyre, i mashtroi keq.
25. E, si do të jetë gjendja e tyre kur Ne do t'i tubojmë ata një ditë, për të cilën nuk ka dyshim dhe çdo njeriu do t'i ofrohet ajo që e ka e fituar, duke mos iu bërë atyre kurrnjë e padrejtë.
26. Thuaj: "O All-llah, Sundues i çdo sendi, Ti ia jep pushtetin atij që do, Ti ia heq prej dore pushtetin atij që do dhe e përul atë që do, e lartson atë që do. çdo e mirë është në dorën Tënde[108], vërtet, Ti ke mundësi për çdo gjë!"
27. Ti e fute natën në ditë dhe Ti e fute ditën në natë, Ti nxjerr nga i vdekuri të gjallin dhe nga i gjalli të vdekurin dhe Ti e begaton pa masë atë që do!
28. Besimtarët të mos i miësojnë mosbesimtarët, e t'i lënë manash besimtarët. E kush bën atë, ai nga feja e All-llahut nuk ka asgjë, përveq për qëllim ruajtja prej të keqës së tyre. All-llahu ju tërheq vërejtjen prej (dënimit të) Tij[109] pse vetëm te All-llahu është e ardhmja.
29. Thuaj: "Edhe nëse e fshefin atë që keni në zemrat tuaja ose, e publikoni, All-llahu e di gjithçka ka në qiej e ç'ka në tokë; All-llahu është i plotëfuqishëm për çdo send.
30. Ditën kur çdo njeri e gjen pran vete atë që veproi mirë ose keq, e për atë të keqe që bëri, do të dëshiroj që në mes tij dhe në mes asaj të jetë një distancë shumë më e madhe (e mos ta shohë). All-llahu u jep të frikësohen prej dënimit Tij, megjithqë All-llahu është i mëshirshëm ndaj robëve.
31. Thuaj: Nëse e doni All-llahun, atëherë ejani pas meje që All-llahu të ju dojë, t'ju falë mëkatet tuaja, se All-llahu është që fal shumë, mëshiron shumë.

---

[107] Shih fusnotën për ajetin (3:85).

[108] Shih fusnotën për ajetin (3:73).

[109] Rreth thënies së All-llahut a.xh. "All-llahu ju tërheq vërejtjen prej (dënimit të) Tij.":

Transmetoi 'Abdull-llahu r.a.: I Dërguari i All-llahut a.s. tha: "Nuk ka dikush xhelozi *(Gira*)* më të madhe se All-llahu, dhe për këtë shkak Ai e ka ndaluar mëkatin, dhe nuk ka kush që do

*Ghirah: Ndjenjë e zemërimit e dikujt kur ia provokon nderin ose prestigjin.

Courtesy: www.hidayat.org

32. Thuaj: “Binduni All-llahut dhe të dërguarit, e ata refuzojnë, atëherë All-llahu nuk i do pabesimtarët!”[110]
33. All-llahu e zgjodhi (pejgamber) Ademin, Nuhun, familjen Ibrahimit, familjen e Imranit mbi popujt tjerë (të asaj kohe).
34. Që janë pasardhës njëri prej tjetrit. All-llahu dëgjon gjithçka dhe i di të gjitha.
35. (Përkujtohu) Kur gruaja e Imranit pat thënë: “Zoti im, Unë këtë që është në barkun tim, vendosa ta kushtoj thjesht vetëm për shërbimin Tënd, pra pranoje këtë prej meje, vertetë Ti je Ai që dëgjon e di!”
36. E kur ajo e lindi tha: “Zoti im, unë e linda femër!” Po All-llahu e di më së miri atë që ajo e lindi. E mashkulli nuk si femra. ”Dhe unë e emërtova atë Merjeme[111], e atë dhe pasardhësit e saj po t’i lë Ty në mbrojtje prej djallit të mallkuar.
37. Zoti i saj e pranoi premtimin e saj si është më mirë, e rriti me një edukatë të mirë e të plotë dhe e vuri nën kujdesin e Zekirjas. Sa herë që hynte Zekirjaja në mihrabin[112] e saj gjente te ajo ushqimin e thonte: “Ai është nga All-llahu, se All-llahu atë që do pa masë e furnizon!”
38. Aty në atë moment Zekirjaja e lut Zotin e tij e thotë: “Zoti im, falma edhe mua nga ana juaj një ppasardhës (fëmijë) të mirë,vërtet, Ti je dëgjues i lutjes”!
39. E duke u falulr ai në faltore engjëjt e thërrasin: “All-llahu të përgëzon ty me Jahjanë, që do të vërtetojë fjalën (Isain) e ardhur nga All-llahu, e që do të jetë prijës i matur dhe pejgamber nga të dalluarit!”
40. Ai (Zekirjaja) tha: “Zoti im,si mund të kem unë djalë kur mua më ka arritu pleqëria dhe shoqja ime beronjë (sterile)?” Tha (All-llahu): “Kështu,All-llahu punon çka të dojë!”
41. Ai (Zekirjaja) tha: “Zoti im më jepë mua një shenjë!” Shenja e jote - tha Ai - është që tri ditë nuk do të mund t’u flasësh njerzve, pos me gjeste (mimikë),e ti përmende shumë Zotin tënd dhe madhëroje mbrëmje e mëngjes!”[113]
42. Përkujto kur engjujt i thanë:”Oj Mejreme, All-llahu të dalloi ty (me besim e karakter), dhe të lartësoi mbi gratë e botës.
43. Oj Mejreme, vazhdoje adhurimin ndaj Zotit tënd, bën sexhde dhe falu për Zotin bashkë me ata që falen!
44. Këto janë nga lajmet e fshehta (të hershme) që po t’i shpallim ty. Ti nuk ishe ndër ta kur i hidhnin shortet se kush prej tyre do të bëhej kujdestar i Mejremes, nuk ishe pranë tyre as kur ata ziheshin mes vete.
45. Përkujto kur engjujt i thanë: “Oj Mejreme, All-llahu të përgëzon me fjalën e vet (me lindjen e një fëmije si rezultat i fjalës së Zotit).
46. E që duke qenë në djep (foshnje) u flet njerëzve,[114] e edhe si i rritur e që është nga

[110] Shih fusnotën për ajetin (3:85).
[111] Merjem letrarisht do yë thotë: shërbetore e All-llahut.
[112] Mihrab: vendfaljeje ose dhomë private.
[113] Shih *Tefsirin* e Kurtubiut vëll.4, faqe 82.
[114] Transmetoi Ebu Hurejre r.a.: I Dërguari i All-llahut a.s. tha: "Askush nuk ka folur në djep pos tre (vetëve):
-Isai,

Courtesy: www.hidayat.org

të përsosurit.

47. Ajo tha: "Zoti im, si mund të kemë unë djalë e mua s'më ka prekur njeriu (nuk jam e martuar)? Ai (All-llahu) tha: "Ja, kështu, All-llahu krijon çka të dojë. Kur Ai vendos për një çështe, vetëm i thotë: Bëhu! Ajo menjëherë bëhet.
48. Ai (All-llahu) ia mëson atij librin (besimin), urtësinë, Tevratin dhe Inxhilin.
49. Dhe, të dërguar te bijtë e Israilit: unë kam ardhur nga Zoti juaj me argument, unë nga balta ju bëj diç si shpendi, i fryej atij dhe ai me lejen e All-llahut bëhet shpend, unë i sheroj të verbërit, të sëmurit ne lëkurë, dhe unë me lejen e All-llahut ngjalli të vdekurit: unë ju tregoj për atë që e hani dhe për atë që e depononi në shtëpiat tuaja. Vertetë, kjo është fakt për ju nëse jeni besimtarë.
50. Dhe (kam ardhur) që t'ju vërtetoj Tevratin që e keni para duarsh, t'ju lejoj disa që u ishin ndaluar juve, kam ardhur me argument nga Zoti juaj, pra kinie frikë All-llahun dhe më dëgjoni mua.
51. All-llahu është Zoti im dhe Zoti juaj. Adhuronie Atë; kjo është më rrugë e drejtë!
52. E kur e kuptoi Isai vendosmërinë e tyre në mosbesim (dhe qëllmin që ta mbysin), tha: 'Kush janë ndihmëtarët e mij për në rrugë të All-llahut?' Havarijunët thanë: 'Ne jemi ndihmëtarë të fesë së All-llahut, nei besuam All-llahut, e ti dëshmo për ne se jemi muslimanë (të bindur, të dorëzuar)!
53. Zoti ynë, ne e besuam atë që e zbrite (shpalljen), e pasuam të dërguarin (Isain), pra shënona bashkë me ata që dëshmojnë (besimin e drejtë)!'

(vazhdon prej faqes së kaluar)

-ka qenë një njeri nga mesi i Israelitëve të cilin e thirrnin Xhurejxh. Gjersa ai falej, i erdhi e ama dhe e thirri. Ai tha (në vehte): A t'i përgjigjem, ose ta vazhdoj faljen? (Dhe vazhdoi faljen.) Nëna e tij tha: "O All-llah, mos e ler të vdesë derisa të mos i shohë laviret në fytyrë!"

Një herë, derisa ishte në tempull i vetmuar, i erdhi një grua dhe u përpoq që ta shpërkëndejë, por ai e refuzoi. Atëherë ajo shkoi te një bari dhe iu prezentua atij që të çojë marrëdhënie seksuale me të. Më vonë ajo lindi një fëmijë, për të cilin thoshte se i takon Xhurejxhit. Për këtë shkak, njerëzit i erdhën, ia prishën tempullin dhe e përzurën prej aty dhe e mallkuan. Xhurejxhi mori abdest dhe u fal, pastaj i erdhi fëmiut dhe i tha: O fëmijë, kush është babai yt? Fëmija u përgjigj: Bariu. (Pasi që e dëgjuan këtë) Njerëzit thanë: Ne do ta rindërtojmë tempullin tënd nga ari. Por ai tha:

Ajo pastaj shkoi te një bari,iu dorëzua atij. Më vonë i lindi një djal dhe atëherë deklaroi:"Fëmija është i Xhurejxhit". Njerëzit vajtën te shtëpia e tij; ia thyen derën,e nxorën jasht dhe filluan ta shajnë. Ai mori abdest dhe fali namaz. Pastaj iu afrua fëmijës dhe e pyeti:

**- Kush është i ati yt?**

**- Bariu - u përgjigj ai.**

**- Do ta ndërtojmë banesën prej ari- i thanë njerëzia atëherë.**

**- Jo - tha ai,- do të ma ndërtoni vetëm prej dheut.**

**Një grua israelite i jepte gji të birit. Pranë saj rastësisht kaloi një kalorës i bukur,ajo tha:"O Zoti im,birin tim bëne që t'i përngjajë këtij kalorësi. Djali e lëshoi gjirin,u kthye kah kalorësi dhe tha:"O Zoti im, mos më bën si ky",pastaj përsëri vazhdoi të pinte.**

**Ebu Hurejreja r. a. thotë se sikur e shoh Pejgamberin s. a. v. s. si e thith gishtin e vet. Pastaj e sollën një robëreshë,ndërkaq e ama e djalit tha:"O Zoti im,mos e bën djalin tim si kjo"! Ai e lëshoi gjirin dhe tha:"O Zoti im,më bën sikur ajo"!**

**- Pse? E pyeti e ama,ndërkaq ai u përgjigj:**

**- Kalorësi është një nga gjakëpirësit,kurse për robëreshën thonë se ka vjedhur,ka bë zina,kurse ajo nuk ka bë kurgjë.**

Courtesy: www.hidayat.org

75. ç'keni që nuk luftoni për Zotin dhe për (t'i shpëtuar) të paaftit : nga burrat, nga gratë e nga fëmijët, të cilët luten: "Zoti ynë! nxirrna nga ky fshat (Meka), banorët e të cilit janë mizorë. Jepna nga ana Jote shpëtim e ndihmë!"
76. Ata që besuan luftojnë në rrugë të All-llahut, e ata që nuk besuan luftojnë në rrugë të djallëzuar. Luftoni pra miqtë e djallit, s'ka dyshim se intriga e është e dobët.
77. A nuk i vure re ata të cilëve iu pate thënë: "ndalni duart tuaja jepne zeqatin!" E kur iu bë atyre obligim lufta, që një grup prej tyre u frikësoheshin njerëzvesiç është frika ndaj All-llahut, e edhe më fort. Thonin: "Zoti ynë, pse na e bëre obligim luftën? Sikur të na e kishe shtyrë deri nënjë afat të afërt!" Thuaju: "Përjetimi ikësaj bote është pak, e për atë që është i devotshëm, bota tjetër është shumë më e dobishme. Nuk do t'ju bëhet pa drejtë as sa fija.
78. Kudo që të jeni vdekja do t'ju kapë, po edhe në qoftë se jeni në pallate të fortifikuara. E nëse i qëllon ata (munafikët) ndonjë e mirë, thonë: "Kjo është nga All-llahu". E nëse i qëllon ata ndonjë e keqe: "Kjo është nga ti (Muhammed)". Thuaju: "Të gjitha janë nga All-llahu!" ç'është me këtë popull që nuk kupton gati asnjë send?
79. çfarëdo e mire që të vjen është nga All-llahu, e çka të ndodhë nga ndonjë e keqe është nga vetë ti. Ne të dërguam ty Pejgamber për mbarë botën. Mjafton që All-llahu është dëshmues për këtë.
80. Kush i bindet Pejgamberit, ai i është bindur All-llahut, e kush e refuzon, Ne nuk të dërguam roje kundër tyre .
81. Dhe thonë: "jemi" Të bindur". E kur largohen prej teje, një grup prej tyre (natën) planifikon diçka tjetër nga ajo që u thua ti. All-llahu shënon atë që e ndryshojnë. Mos u vë veshin atyre e mbështetu All-llahut.
82. A nuk e përfillin ata (me vëmndje) Kur'anin? Sikur të ishte prej dikut tjetër, përvrç prej All-llahut, do të gjenin në te shumë kundërthënie.
83. Madje kur u vjen atyre (munafikëve) ndonjë lajm qetësues (kur fitojnë myslimanët) ose shqetësues (kur dështojnë), ata e përhapin atë, sikurt'ia linin atë (përhapjen lajmit) Pejgamberit dhe përgjefgjësve të tyre, ata do dinin të nxjerrin përfundime (se si do të duhej shpallur). Por sikur të mos ishte dhuntia e All-llahut ndaj jush dhe mëshira e Tij, u, pos një pakice, do të ndiqnit rrugën e djallit.
84. Lufto në rrugën e All-llahut1 Nuk obligohet kush pos teje. Ngacmoi besimtarët (për luftë), allahu do të zmbrapsë fuqinë e të pabesëve. All-llahu është më fuqiforti, më ndëshkuesi.
85. Kush ofrin ndihmë të mirë, do të ketë pjesë nga ajo,dhe kush ofron ndihmë të keqe do të ngarkohet me të. All-llahu është i plotfuqishëm ndaj çdo sendi.
86. Kush përshëndeteni me ndinjë përshëndetje, ju ktheni përshëhdetje edhe më të mirë, ose kthenie ashtu. All-llahu llogarit për çdo send.
87. Për All-llahun, që s'ka tjetër pos Tij, pa tjetër Ai do t'ju tubojë në ditën e gjykimit për të cilën gjë nuk ka dyshim. E mund të jetë më i vërtetë se All-llahu në thënie?
88. E çka është me ju që në çështjen e munafikëve jeni dy grupe; derisa për atë që bën, All-llahu i përmbysi ata? a mos doni ta vini në rrugë të drejtë atë që All-llahu e ka humbur? Për atë që All-llahu e ka humbur, nuk do të gjeni rrugë!
89. Ata dëshirojnë që edhe ju të mos besoni sikurse nuk besuan vetë dhe bëheni të

njejtë. MOs izininipër miq prej yre deisa ata të shpëngulen (si ju) për hirë të All-llahut, enëse refuzojnë,ataherë kudo që t'i gjeni, kapni dhe mbytni dhe prej tyre mos zini as mik as ndihmës.

90. Përpos atyre që srtehohen te një popull, me të cilin keni marrveshje, e ju u vjen rëndë të luftojnë kundër jush ose kundër popullit të vet. Skur All-llahu të donte do t'ju jepte atyre fuqi e pushtet mbi ju dhe do t'ju luftonin. Në qoftëse ata tërhqen prej jush, nuk ju luftojnë dhe ju ofrojnë paqe, atëheë All-llahu nuk ju lejon rrugë (rrugë) kundër tyre.
91. Ju do të hasni në të tjerë, që duan të sigurohen te ju (duke u paraqitur si bsimtarë) dhe të sigurohen te populli i vet (si jobesimtarë). E, saherë që thirren, (kundër jush) i përgjigjen thirrëjes. Në qoftë se nuk largohen prej jush, nuk ju ofrojnë paqe dhe nuk heqin dorë nga lufta kundër jush, atherë kapeni dhe mbytni kudo që t'i takoni. Kundër tyre u kemi dhënë fakte të qarta.
92. Asnjë besimtarëi nuk i është i lejuar të mbysë besmitarin tjetër, përpos gabimisht. E kush e mbytë gabimishht një besimtarë, ai është i obliguar ta lirojë nj rob besimtarë dhe shpagimin (e gjakut). Në se ia falin (familja gjakun). Në qoftë se ai (i mbyturi gabimisht) është besimtarë, por i takon popullit që është armik ijuaji, atëherë është obligil vetëm lirimi injë robi besimtar. Në qoftëse se ai (i mbyturi) është nga ai popull që keni marrveshjen me të, atëherë është obligim shpagmi i (gjakut) që i dorëzohet familjes së tij dhe lirimi injë robi besimtar. E kush nuk ka mundësi (të lirojë një rob), letë agjëroj dy muaj rresht, si pendim (i pranuar) ndaj All-llahut. All-llahu është më idijshmi, ligjdhënësi më i drejtë.
93. Kush e mbytë një besimtarë me qëllim, dënimi itij është Xhehnemi, në të cilin do të jetë përgjithmonë. All-llahu është i hidhëruar ndaj tij, e ka mallkuar dhe ika përgaditur dënim të madh.
94. O ju që besuat, kur marshoni në rrugën e All-llahut (për në luftë), të jeni të matur (të mos nguteni), e mos i thoni atij që ju shpreh selamin (besimin): “Nuk je besimtarë!”, duke kërkuar me të mjet (mall0 të kësaj bote, pse te All-llahu janë begatitë e mëdha. Ashtu (jo besimtarë) ishit edhe ju më parë, e All-llahu ju dhuroi (besimin), pra sqaroni mirë! All-llahu e di në hollësi çka vepronі.
95. Nuk janë të barabartë prej besimtarëve ata që ndejtën (nuk luftuan) dhe ata që me pasurnë dhe me jetën e tyre luftuan në rrugën e All-llahut, me përjashtim të atyre që ishin të penguar pa vullnetin e vet. Ata që luftuan me pasurinë dhe jetën e tyre,All-llahu igradoi në një shkallë më të lartë mbi ata që ndejtën (me arsye). Por të gjithëve All-llahu u premtoi shpërblim, ndërsa ata që ndejtën (pa arsye) All-llahu gradoi luftëtarët me një shpërblim të madh.
96. Vende të larta me falje gabimesh e mëshirë nga Ai. All-llahu është që falë shumë dhe mëshiron.
97. Engjëjt që ua morën shpirtine atyre që ishin mizorë të vetëvetës ju thanë: “Në çka ushit ju? - Ata thanë: “Ne ishim të paftë në atë tokë!” (engjujt ju thanë: “A nuk ishtë e gjërë toka e All-llahut e të migroni në të?” (e të praktikonit lirisht fenë e Zotit). Vendi ityre është Xhehennemi dhesa vend i keq është ai!
98. Përveç atyre që ishin të paaftë nga burrat, grat e fëmijët që nuk kishin mundësi të gjenin, as mënyrë, as rrugë (për shpërngulje).

Courtesy: www.hidayat.org

99. Atyre do t'ua falë All-llahu. All-llahu është që shlyen e falë shumë (gabime).
100. Kush shpërngulet për hirë të (të fesë) All-llahut, ai gjen mundësi të madhe dh begati në tokë. E kush del prej shtëpisë si migrues te All-llahu dhe i dërguari i Tij, dhe e zë vdekja (në rrugë), te All-llahu është mëshirues, mbulon të metat.
101. Kur tëjeni nëudhëtim e sipër, nuk është mëkat për ju të shkurtoni namazin, nëse frigoheni se jobesimtarët dot'ju sjellin ndonjë të keqe. Jobesmtarët janë armiq tuaj të hapët.
102. Kur të jesh ti (Muhammed) bashkë me ta dhe ju falë namazin, një grup prej tyre, duke i bartur armët, le të vijë e le të falet me ty (grupi tjetër në roje),ekur të bien në sexhde (të kryejnë një reqatë),këta le të të qëndrojnë mbrapa jush (në roje) e le të vijë grupi tjetër, që nuk është falur , e të falet me ty dhe le t'i bartin armët dhe të jenë në gjendje gadishmërie. Ata që nuk besojnë, e dëshirojnë moskujdesin tuaj ndaj armëve e mjeteve që t'iu vërsulen njëherë me të gjitha fuqitë. Nëse jeni të lodhur nga ndonjë shi ose jeni të sëmurë, nuk është mëkat të mos ibartni armët, por mbani gadishmërinë tuaj. All-llahu ka përgaditë dënim nënqmues për jobesimarët.
103. Kur të kryeni namazin (e frikës) përmendeni All-llahun, kur jeni në këmbë, ulur, të mbështetur. E kur të qetësoheni (nga lufta), atëherë faleni namazin në mënyrë të rregullt, pse namazi është obligim (për kohë) i caktuar për besimtarët.
104. Mos u tregoni të dobët në ndjekjen e armikut, pse nëse ndieni dhëmbje edhe ata ndjejnë dhëmbje sikurse ju, e ju shpresoni nga All-llahu çka ata nuk shpresjnë. All-llahu është i Dijshëm, Ligjdhënës i Matur.
105. Ne të zbritëm ty (Muhammed)librin (Kur'anin) me plot të vërteta, që të gjykosh mes nerzëve me atë që të mësoi All-llahu. Mos u ngatërro për tradhtarët (mos udil në ndihmë).
106. Kërko falje (për këtë) All-llahut. All-llahu falë, mëshiron.
107. Mos polemizo për ata që tradhtojnë vetveten. All-llahu nuk e do atë që është gënjeshtar e mëkatar.
108. Ata fshihen (turpërohen) prej njreëzve, e nuk turëprohen prej All-llahut, e Ai është me ta edhe kur planifikojnë fshehtas thënie me të cilat nuk është ikënaqur Ai. All-llahu nuk mund t'i shpëtojnë veprimet etyre.
109. Ja, ju jeni ata që i mbrojtët (gënjeshtarët) në ejtën e kësaj bote, kush do të polemizojë me All-llahun për ditën e gjykimit, apo kush do ti marrë në mbrojtje?
110. Kush bën ndonjë të keqe apo ngarkon veten, pastaj kërkon falje te All-llahu, ai e gjen All-llahun falës dhe mëshirues.
111. Kush bën ndonjë mëkat, ai ka ngarkuar vetveten. All-llahu idi hollësitë, është gjykatës i drejtë.
112. Kush bën ndonjë gabim ose mëkat,e pastaj atë ia hudh një të pafajshmit, ai ngarkohet me një shpifje e me një mëkat të hapët.
113. E sikur të mos ishte dhuntia e All-llahut dhe mëshira e Tij ndaj teje, një grup prej tyre do të humbte ty, por ata nuk humbin tjetër, poos vetes së tyre. Ty nuk mund të dëmtojë asgjë . All-llahu të shpalli ty, librin dhe sheriatin, të mësoi çka nuk dije. Dhuntia e All-llahut ndaj teje është shumë e madhe.
114. Në shumë biseda të tyre të fshehta nuk ka kurrfarë dobie, përveç (bisedës) kush këshillon për lëmoshë, për ndonjë të mirë ose pajtim mes njerëzve. e kush i bën

Courtesy: www.hidayat.org

këto duke pasur për qëllim vetëm kënaqësinë e All-llahut, Ne do ti japim më vonë (në botën tjetër) shpërbllim të madh.

115. Kush ikundërvihet të dërguarit, pasi që iështë bërë eqatë e vërteta dhe ndjek rrugë tjetër nga ajo e e besimtarëve, Ne e lëmë në atë që ka zgjedhur (në dynja) e e fusim në Xhehennem. Përfundim i keq është ai.
116. Është e vërtetë se All-llahu nuk falë (mëkatin) t'i bëhet Atij shok, pos këtij (mëkati), të tjerat i falë atij që dëshiron. Ai që i përshkruan shok All-llahut, ai ka humbur dhe bërë një largim të madh (prej të vërtetës).
117. Ata nuk lusin tjetër pos Tij vetëm (emra idhujsh) femra dhe nuk tjetër pos djallit plot sherr.
118. Atë e mallkoi All-llahu. Ai ka thënë: "Unë do të përfitoj një pjesë të caktuar të robërve të tu".
119. Do t'i (shmang nga e vërteta), do t'i bëjë të shpresojnë në gjëra të kota; do t'i urdhëroj dhe ata dotë shqyejnë veshët e bagëtive; do ti urdhëroj dhe ata do të shëmtojnë krijesat e All-llahut. E kush bën mik djallin, e jo All-llahun, ai ka dështuar sheshazi.
120. Ai u premton atyre dhe i bën të shpresojnë, por djalli nuk premton tjetër vetëm se mashtrim.
121. Të tillët (që ndjekin djallin) kanë vendin në Xhehennem dh e prej tij nuk kanë për të ikur (shpëtim).
122. E ata që besuan dhe bënë vepra të mira, Ne do t'i vendosim në Xhennete, ku rrjedhin lumenj e ku do jenë përgjithmonë. Premtimi i saktë i All-llahut. E kush mund të jetë më saktë në fjalë se All-llahu?
123. Nuk është (shpëtim) sipas shpresave tuaja as sipas shpresave të ithtarëve të librit. Kush bën ndonjë nga punët e mira, qoftë mashkull ose femër duke qenë besimtarë, të tillët hyjnë në Xhennet dhe nuk u bëhet farë padrejtësie.
124. Kush bën ndonjë nga punët e mira, qoftë mashkull ose femër duke qrnë besimtarë, të tillët hyjnë në Xhennet dhe nuk u bëhet farë padrejtësie.
125. Kush ka fe më të mirë se ai i që sinqerisht i është bindur All-llahut dhe, duke qenë bamirës, e ndjek fenë e drejtë të Ibrahimit? All-llahu e zgjodhi Ibrahimin të dashurin më të ngushtë.
126. Vetëm të All-llahut janë ç'ka në qiej dhe ç'ka në tokë. All-llahu ka përfshirë çdo send.
127. Kërkojnë prej teje (Muhammed) përgjigje - fetva për (çështjen) gratë. Thuaju: "All-llahu ju sqaron nga libri (Kur' ani) përkitazi me gratë jetime, me të cilat lakmoni të martoheni me to, e nuk u jep atë që është caktuar (niqah ose miras), (ju sqaron) lidhur me të paaftit (fëmijët jetimë) dhe që të mbani drejtësi ndaj jetimëve! Dhe, çfarëdo të mire që punoni, All-llahu di shumë për të.
128. Nëse ndonjë grua i frikësohet largimit pse ftohjes së burrit të vet ndaj asaj, atëherë nuk gabojnë po qe se bëjnë mes vete mbarim (pajtim). Pajtimi është më i dobishmi. Megjithëkëtë, koprracia është epranishme ndër njerëz. Por, nëse silleni mirë dhe ruheni, s'ka dyshim se All-llahu hollësisht me gjithçka veproni.
129. Ju kurrsesi nuk do të mund ta mbani drejtësinë mes grave edhe nëse përpiqeni, pra mos anoni plotësisht nga ndonjëra e të lini tjetrën si të varur. E nëse përmirësoheni

dhe ruheni se (padrejtësisë), All-llahu ju dhe ju mëshiron.

130. Por nëse ndahen prej njëri tjetrit, All-llahu begaton me mirësinë e Tij secilin prej tyre. All-llahu është bujar i madh, i plotdijshëm.
131. Vetëm e All-llahut është ç'ka në qiej e ç'ka në tokë. Ne patëm sugjeruar atyre që iu pat dhënë libri para jush, e edhe juve që të keni frikë nga All-llahu. Po në mos besofshit, (dine) e All-llahut është ç'ka në qiej e ç'ka ka në tokë. All-llahu është i panevojë e i falënderuar.
132. Të All-llahut janë gjithë ç'ka në qiej e ç'ka në tokë. Mjafton që All-llahu është ipërkujdesshëm.
133. Nëse Aëshiron, ju zhduk juve or njerëz, e sjell të tjerë. Për këtë është i plotfuqishëm.
134. Kush (me punënë e vet) dëshiron shpërblimin e kësaj bote, (ai gabon), shpëëëërblmi i kësaj dhe i asaj botës tjetër është te All-llahu, e All-llahu dëgjon, sheh.
135. O ju që besuat, vazhdimisht të jeni dëshmues të drejtë për horë të All-llahut edhe nëse është kundër (interesit) vetvetes suaj, kundër prindërve ose kundër të afërmve, le të jetë ai (për të cilin dëshmohet) pasanik ose varfnjak, pse All-llahu di më mmirë për ta. mos ndiqni pra emocionin e t'i shmangeni drejtësisë. Nëse shtrëmbëroni ose tërhiqeni, All-llahu plotësisht di ç'ka punoni.
136. O ju që besuat, besoni vazhdimisht All-llahun, të dërguarit të Tij, librit që gradualsht ia shpalli të dërguarit të Tij dhe librit që e pat zbritur më parë. Kush nuk i beson All-llahut, engjëjve të Tij, librave të Tij, të dëguarve të Tij dhe botës tjetër, ai ka humbur tepër larg.
137. Vërtet, ata që besuan e pastaj tradhëtuan, përsëri besuane pastaj tradhtuan dhe e shtuan mosbesimin, All-llahu nuk u falë atyre as nuk i udhëzon në rrugë të drejtë.
138. Ti (Muhammed) lëjmëroj munafikët se me të vërtetë ata kanë një dënim të dhembshëm.
139. Janë ata që, përkundër besimtarëve, i miqësojnë jobesimtarët. Vallë, a mos kërkojnë fuqi te ta? S'ka dyshim, e tërë fuqia i takon All-llahut.
140. Juve u është shpallur në librin (Kur'anin) që, kur të dëgjoni se po mohohet Kur'ani i All-llahut dhe po bëhet tallje me të, mos rrini me ata derisa të mos hyjnë në bisedë tjetër. Përndyshe, ju do të jeni si ata. All-llahu do t'i tubojë tradhëtarët dhe jobesimtërët që tq gjithë në Xhehennem.
141. Ata janë që presin se ç'po ju ngjanë juve. Nëse me ndihmën e All-llahut ngadhënjeni, ata thonë: "A nuk ishim me ju?" E nëse jobesimtarëve u takon ndonjë fitim, ata thonë: "A nuk mbizotëruam ne mbi ju (por nuk deshtëm të mposhim0 dhe penguam prej jush besimtarët!" All-llahu do të gjykojë mes jufsh ditën e gjykimit. All-llahu krrsesi nuk iu mëndëson jbesimtarëve mbizotërim të pltë mbi besimtarët.
142. Munafikët përpiqen të mashtrojnë All-llahun (duke u paraqitur rrejshëm si besimtarë), por All-llahu mbizotëron dinakëritë e tyre. Ata edhe kur falen, falen me përtaci dhe vetëm sa për t'u dukur te njerëzit dhe fare pak e përmendin All-llahun.
143. Ata janë të luhatshëm ndërmjet atij dhe atij (besimit dhe mosbesimit) e nuk janë asme ata (me jobesimtarët). Po atë që e mposht All-llahu, ti nuk mund të gjesh shpëtim për te.

**Courtesy: www.hidayat.org**

144. O ju që besuat, mos zini miq jobesimtarët e t'i lini manash besimtarët! A doni t'i sillni allahut argument të qartë kundër vetës!
145. S'ka dyshim, munafikët do të jenë në shtresën më të ulët (në fund0 të zjarrit dhe për ta nuk do të gjesh mbrojtës,
146. Përveq atyre që u penduan, u përmirësuan, iu përmbajtën All-llahut (mësimeve të Tij) dhepraktikojnë sinqerisht fenë e tyre për All-llahun. Të tillët do të jenë bashkë me besimtarët, e All-llahu ka për t'iu dhënë besimtarëve shprblim të madh.
147. çfarë ka All-llahu me dënimin tuaj? E falënderuat dhe i besuat? (e para nuk i pakëson sundimin e as e dyta nuk ishton) All-llahu është mirënjohës i dijshëm.
148. All-llahu nuk do publikimin e shprehjeve të këqia përveç (publikimit) të atij që i bërë padrejt. All-llahu është dëgjues, i dijshëm.
149. Nëse publikoni ndonjë të mirë ose e fshihni, ose i falni ndonjë të keqe (dikujt), All-llahu i plotfuqishëm falë shumë.
150. S'ka dyshim se ata që nuk besojnë All-llahun dhe të dërguarin e Tij, dëhirojnë të bëjnë dallim mes All-llahut dhe të dërguarve të Tij e thonë: "Ne i besojmë disa e nuk i besojmë disa të tjerë" e mes këtij duam të marrin rrugë.
151. Të tillët lanë jobesimtarët e vërtetë; e Ne kemi përgatitur dënim të fortë e nënçmues për jobesimtarët.
152. E ata që besuan All-llahun dhe të dërguarin e Tij dhe nuk bënë kurrfarë dallimi në asnjë prej tyre, të tillëve do t'u jepet shpërblim i merituar. All-llahu falë shumë dhe është mëshirues.
153. Ithtarët e librit (jehuditë) kërkojnë prej teje t'u sjellësh një libër (komplet) nga qielli. Po ata patën kërkuar prej Musait edhe më tepër e i patën thënë: "Dëtfona Zotin shesheas" (ta shohim me sy) e për shkak të mizorisë së tyre i kapi rrufeja. mandej edhe pasi që iu patën shfaqur atyre mrekulli të qarta, ata adhuruan. Ne u patëm falur atë, e Musait i dhamë argumente të forta.
154. Ne ngritëm mbi ta (bregun) Tur'in pse ishin zotuar (ta pranojnë Tevratin)' u patëm thënë: "Hyni në derë (të bejtul mukadesit) të përulur, dhe u patëm thënë: "Mos e thyeni të shtnën" (mos gjuani peshk). Ashtu Ne patëm marrë prej tyre besëtë fortë.
155. Dhe për shkak të thyerjes së besës së dhënë, të mohimit të ajeteve (shpalljes) të All-llahut, të mbytjes së pejgamberëve pa kurrfarë të drejtë dhe thënies së tyre: "Zemrat tona janë të mbuluara" (me perde). Jo, por për shkak të mohimit të tyre All-llahu ua vulosi ato (zemrat), e nuk besojnë prej tyre vetëm pakkush.
156. Edhe për shkak të mosbesimit dhe të thënies së tyre shpifëse kundër Merjemes;
157. madje për shkak të thëhies së tyre: "Ne e kemi mbytur mesihun, Isain, birin e Merjemes, të dërguarin e All-llahut". Po ata asnuk e mbytën as nuk e gozhduan (nuk e kryqëzuan në gozhda), por atyre u përngjau. Ata që nuk u pajtuan rreth (mbytjes së) tij, janë në dilemë për të (për mbytje) e nuk kanë për të kurrfarë dije të saktë, përveç që iluzojnë. E ata me siguri nuk e mbytën atë.
158. Përkundrazi, All-llahu e ngriti atë pranë Vetes. All-llahu është i poltfuqishëm, i dijshëm.
159. Nuk ka asnjë nga ithtarët e librit vetëm se ka për t'i besuar atij (Isait) para vdekjes së vet, e në ditën e gjykimit ai dëshmon kundër tyre.
160. Dhe për shkak të mizorisë së tyre, që ishin jahudi, dhe për shkak se penguan

Courtesy: www.hidayat.org

shumë nga rruga e All-llahut, Ne ua ndaluam (ua bëmë haram) disa (lloje ushqimesh) të mira që u ishin të lejuara.

161. Edhe për shkak të marrjes së kamatës edhe pse e kishin të ndaluar atë dhe ngrënies së pasurisë së njerëzve në mënyrë të padrejtë. Ne kemi përgatitur dënim të mundimshëm për ata që nuk besuan prej tyre.

162. Por ata, prej tyre që kanë thesar të diturisë, dhe besimtarët, besojnë atë që tu shpallty dhe atë që u shpall para teje, besojnë edhe ata që e falin namazin dhe japin zeqatim dhe besimtarët në All-llahun e në jetën e ardhshme. Të tillëve do t'u japim shpërblim të madh.

163. Ne të frymëzuam ty me shpallje sikurse e patëm frymëzuar Nuhun dhe pejgamberët pas tij; e patëm frymëzuar Ibrahimin, Ismajlin, Is-hakun, Jakubin dhe pasardhësit e tij, Isain, Ejubin, Junusin, Harunin, Sulejmanin, e Davudit i patëm hënë Zeburin.

164. Dhe (dërguam) të dërguar më parë që të rrëfyem për ta,dhe të dërguar të tjerë për të cilët nuk të rrëfyem, e Musait i foli All-llahu me fjalë.

165. të dërguar që ihin lajmgëzues e kërcënues, ashtu që pas dërgimit të dërguarve njerëzit të kenë fakt (arsyetim) pars All-llahut. All-llahu është i pavarur në sundimin e vet dhe di si të veprojë.

166. (Jehuditë i thanë se nuk të besojnë në shpallje Muhammedit) Por allahu dëshmon për atë që t'u zbrit ty, atë ta zbriti sipas dijes së Vet, edhe engjëjtë dëshmojnë, po mjaft është All-llahu dëshmues.

167. Ata që nuk besuan dhe penguan nga rruga e All-llahut, ata kanë humbur shumë larg.

168. Aa që nuk besuan dhe bënë zullum, All-llahu as nuk ka për t'i falur as nuk ka për t'i drejtuar në rrugë ,

169. Përpos rrugës së Xhehennemit, në të cilin do të jenë përjetë të përsosur. E për All-llahun kjo është lehtë.

170. o ju njerëz, juve u erdhi i dërguari me të vërtetën (fenë e drejtë) nga Zoti juaj, pra të i besoni se është më e dobishme për ju. por nëse vazhdoni ta refuzoni, ta dini se ç'ka në qiej e tokë është vetëm e All-llahut. All-llahudi (gjendjen e robëve), është më urti.

171. O ithtarët e librit, mos teproni në fenë tuaj dhe mos thuani tjetër gjë për All-llahun, përveç asaj që është e vërtetë. Mesihu Isa, bir i merjemes, ishte vetëm i dërguar i All-llahut. Ishte fjalë e Tij (bëhu) që ia drejtoi Merjemes dhe ishte frymë (shpirt) nga Ai. Besonie pra All-llahun dhe të dërguarin e Tij e mos thoni: "Tre" (trini). Pushoni (së thëni), se është më mirë për ju. All-llahu është vetëm një All-llah; larg qoftë asaj që Ai të kektë fëmijë. ç'ka ka në qiej dhe në tokë është vetëm e Tij. Mjafton që All-llahu është planifikues i pavarur.

172. Mesihu nuk tërhiqet prej asaj se është rob i All-llahut, nuk tërhiqet as engjëjt më të zgjedhur. Kush tërhiqet prej adhurimit ndaj Tij dhe bën mendjemadhësi, Ai so t'i ringjallë dhe do t'i tubojë të gjithë pranë Tij.

173. E përsa i përket atyre që besuan dhe vepruan mirë, Atyre do t'ju përmbushet shpërblimi i e merituar, por edhe do t'iu shtohet prej dhuntisë së Tij. Përsa i përket atyre që u tëhoqën dhe mbajtën veten kryelartë, ata do t'i ndëshkojë me një

ndëshkim fort të dhëmbshëm dhe pos All-llahut nuk do t'i gjejnë vetes as mbrojtës as ndihmës.

174. O ju njerëz, juve ju erdhi nga Zoti juaj argument dhe Ne ju zbritëm dritë të qartë.

175. Ata që i besuan All-llahut dhe iu përmbajtën Atij (librit të Tij), Aido t'i fusë në mëshirën (Xhennetin) e Tij dhe do t'i gradojë e do t'i udhëzojë për në rrugë të drejtë.

176. Kërkojnë përgjigjen tënde. Thuaju: "All-llahu ju përgjigjet për çështjen e "kelale-s" (ai që nuk prindër as fëmij që e trashigojnë). Nëse vdes një njeri që nuk fëmijë, por ka motër, atëherë asaj (motrës) i takon gjysma e pasurisë së lënë. Ai (vëllau) trashëgon tërë atë (që le motra) nëse ajo nuk ka fëmijë. Në qoftë se ato janë dy (motra që trashëgojnë), atyre dyjave u takojnë dy të tretat që lë ai. Në qoftë se janë vëlezër dhe të përzier burra dhe gra, atëherë mashkullit i takon hise dy fish më shumë se sa femrës. All-llahu ju sqaron, ashtu që të mos humbni. All-llahu di për çdo send.

## *5. Maide*

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. O ju që besuat! Zbatoni premtimet (obligimet). U janë (lejuar t'i hani) kafshët shtëpiake, me përjashtim të atyre që po ju lexohen (në këtë kaptinë si të ndaluara) dhe përveç gjetisë, që nuk është e lejuar derisa jeni në ihram. Vërtetë, All-llahu vendos atë që dëshiron.

2. O ju që besuat! Mos i shkelni simbolet e All-llahut, as muajin e shejtë (mos lejoni luftën), as kurbanin (mos e pengoni), as atë me qafore (të caktuar për kurban), as (mos pengoni) ata që duke kërkuar begati nga Zoti i tyre dhe kënaqësinë e Tij, kanë mësyrë (për vizitë) shtëpinë e shejtë (Qaben). E kur të hiqni ihramin, atëherë ghahtoni. Urrejtja ndaj një populli, që iu pat penguar nga xhamia e shenjtë, të mos iu shtyej të silleni në mënyrë të padrejtë kundër tyre. Ndihmohuni mes vete me të mira dhe në të mbara, e mosni në mëkate e armiqësi. Kini dro dënimit të All-llahut, se me të vërtetë All-llahu është ndëshkues i fortë.

3. Juve u janë ndaluar (t'i hani): ngordhësira, gjaku, mishi i derrit,ajo që therret jo në emrin e All-llahut, e furmja, e mbytura, e rrëzuarja, e shparja (nga i tjetrës), ajo që e ka ngrënë egërsira, përveç asaj që arrini ta therrni (para se të ngordhë), ajo që është therrur për idhuj, dhe (u është e ndaluar) të kërkoni me short fatin. Kjo është mëkat ndaj All-llahut. Tashmë, ata që mohuan, humbën shpresën për fenë tuaj (se do të ndërroni), andaj mos u frikësonju atyre, por mua të më frikësoheni. Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju islamin fe. E kush detyrohet nga uria (të hajë nga të ndaluarat), duke mos anuar dhe duke mos patur qëllim mëkatin, All-llahu falë shhumë dhe është mëshirues.

4. Të pyesin ty (Muhammed), çka u është lejuar atyre? Thuaju: "U janë lejuar të gjitha ushqimet e mira dhe ai (gjahu) i gjahtarëve (shtazëve) të dresuara që i mësoni ashtu si ju ka mësuar juve All-llahu. Hani, pra, atë që gjahtuan për juve dhe më parë përmendie emrin e All-llahut. Kini dro nga All-llahu pse All-llahu shpejt merr masa.

5. Sot u lejuan për ju ushqimet e mira, edhe ushqimet (të therrurat) e ithtarëve të librit janë të lejuara (hallall) për ju, edhe ushqimet (të therrurat) tuaja janë të lejuara për ta

(u janë lejuar). Gratë e ndershme besimtare, dhe (gra) të ndershme nga ata të cilëve u është dhënë libri para jush, kur atyre u jepni pjesën e caktuar të kurorës, por duke pasur për qëllim martesën, jo imoralitetin dhe jo si dashnore ilegale. E kush mohon (tradhton) besimin, ai ka asgjësuar veprën e vet dhe ai në botën tjetër është prej të shkatërruarve.

6. O ju që besuat! Kur doni të ngriteni për të falur namazin, lani ftrat tuaja deri në bërryla; fërkoni kokat tuaja, e këmbët lani deri në dy zogjt. Nëse jeni xhunubë, atëherë pastrohuni (lahuni)! Në qoftë se jeni të sëmurë, ose në ndonjë udhëtim,ose ndonjëri prej jush vjen prej vendit të nevojës, ose keni kontaktuar me gratë dhe nuk gjeni ujë, atëherë mësyne (merrni tejemum) dheun e pastër dhe me të fërkoni fytyrat dhe duart tuaja. All-llahu nuk dëshiron (me obligim për abdest e larje) t'iu sjellë ndonjë vështirësi, por dëshiron t'ju pastroj të mirën e Tij ndaj jush e që t'i falënderoheni.
7. Përkujtoni dhuntinë e All-llahut, që ju dha (fenë Islame) dhe zotimin e Tij, të cilin e pat marr prej jush kur thatë: "Dëgjuam e respektuam". Kinie frikë All-llahun, pse All-llahu i di shumë mirë të fshehtat në gjoksa (në zemra).
8. O ju që besuat! Bëhuni plotësisht të vendosur për hir të All-llahut, duke dëshmuar të drejtën, dhe të mos u shtyjë urrejtja ndaj një populli e t'i shmangeni drejtësisë; bëhni të drejtë se ajo është më afër devotshmërisë. Kinie dro Alahun se All-llahu di holësiht për atë që veproni.
9. Atyre që besuan dhe bënë vepra të mira, All-llahu u premtoi falje për mëkate dhe shpërblim të madh.
10. E ata që mohuan dhe përgënjeshtruan argumentet Tona, ata janë banues të Xhehennemit.
11. O ju që besuat! Përkujtone të mirën e All-llahut ndaj jush kur, një popullltentoitë zgjasë duart e veta (për mbytje)kundër jush, krse Ai zmbrapsi duart e tyre prej jush. Respektonie All-llahun (duke zbatuar urdhërat e Tij) dhe vetëm All-llahut le t'i mbështeten besimtarët.
12. në të vërtet All-llahu pat marrë zotimin e beni israilve. Dhe prej tyre dërguam (caktuam) dymbëdhjetë prijës. All-llahu tha: "Unë jamë (mbrojtës) me ju!" Në qoftë se falni namazin, e jepni zeqatin, u besoni të dërguarve të Mi dhe u ndihmoni atyre, huazoni për hirë të All-llahut hua rë mirë, Ai patjetër do t'ju shlyejmëkatet tuaja dhe do t'ju shtie në zhenete nën të cilët rrjedhin lumenj. E kush kundërshton pas këtij (zotimi) prej jush, ai e ka humbur rrugën e drejtë.
13. Për shkak se ata e thyen zotimin e tyre, Ne i mallkuam ata, dhe zemrat e tyre i bëmë të forta (të shtangura). Ata i ndryshojnë fjalët (në Tevrat) nga domethënia e tyre dhe braktisën një pjesë me të cilën ishin urdhëruar. Ti vazhdimisht do të vërejsh tradhtinë e një pjese të tyre, përpos një pakice nga ata. Pra falju dhe hiqu tyre. All-llahu ido ata që bëjnë mirë.
14. Ne e morëm zotimin dhe të atyre që thanë: "Ne jemi nesara" e edhe ata e harruan një pjesë të saj me të cilën ishin udhëzuar, andaj Ne kemi ndërsyer armiqësinë e urrejtjen ndërmjet tyre deri në dtën e kijametit. E më vonë All-llahu do t'injohtojë ata me atë që bënë.
15. O ithtarë të librit, juve ju erdhi i dërguari Jonë që ju sqaron shumë nga ajo që fshihnit

prej librit, e për shumë nuk jep sqarime. Juve ju erdhi erdhi nga All-llahu dritë, dhe libër i qartë.

16. All-llahu e vë me atë (me Kur'anin) në rrugët e shpëtimit atë që ndjek kënaqësinë e tij dhe me ndihmën e Tij i nxjerr ata prej errësirave në dhe i udhëzon në një rrugë që është e drejtë.
17. E mohuan (e bënë kufr) të vërtetën ata që thanë se: "Zot është ai, Mesihu bir i Merjemes" Thuaju: " Nëse dëshiron All-llahu ta shkatërrojë Mesihun, birin e Merjemes, nënën e tij dhe gjithë ç'ka në tokë, kush mund ta pengojë atë?" Vetëm Atij i takon pushteti i qiejve, i tokës dhe ç'ka mes tyre. Ai krijon çdo gjë që dëshiron. All-llahu është i gjithfuqishëm për çdo gjë.
18. Jehuditë dhe të krishterët thanë: "Ne jemi bijtë e All-llahut dhe të dashurit e Tij". Thuaju: "E pse pra, Ai ju dënon me mëkatet tuaja?" Jo, ju jeni njerëz që Ai ju krijoi. Ai i falë atij që do dhe dënon atë që do. Sundimi i qiejive, itokës dhe i githë ç'ka ka në mes tyre është vetëm e All-llahut dhe vetëm te Ai është e ardhmja.
19. O ihtarë të librit, ju erdhi i dërguari i Jonë, ju sqaron (çështjet e fesë) pas ndërprerjes së të dërguarve, në mënyrë që të mos thoni: "Neve nuk na erdhi as i dërguar që të na përgëzojë, e as të na tërheqë vrejtjen ". Pra ja, ju erdhi përgëzuesi dhe kërcenuesi. All-llahu është fuqiplotë për çdo send.
20. Përkujto (O i dërguar) kur Musai i tha popullit të vet: "O popull imi, përkujtonie dhuratën e All-llahut ndaj jush, kur në mesin tuaj fërgoi pejgamberë, ju mundësoi të jeni sundues dhe ju dha çka nuk idha askujt nga popujt.
21. O popull imi, hyni në tokën e shejtë, të cilën All-llahu ua premtoi, dhe mos u ktheni mbrapa, pse atëherë khteheni të dëshpruar.
22. Ata (populli i Musait) thanë: O Musa, aty është një popull i fuqishem (dhunues), prandaj ne nuk do të hyjmë aty kurrë derisa ata të mos dalin nga ajo (të na e lirojnë pa luftë), nëse dalin ata nga ajo, ne nuk hyjmë.
23. Dy burra, prej tyre (prijësve) që All-llahu i kishte pajisur me bindje dhe kishin frikën e Tij, thanë: "Hynjy atyre nga dera, e kur t'u hyni nga ajo, atëherë ju jeni ngadhënjyes. Dhe vetëm All-llahut mbështetjuni, nëse jeni besimtarë të sinqertë.
24. Ata thanë: "O Musa, ne kurrë nuk hyjmë në të derisa ata janë aty, shko pra ti dhe Zoti yt e luftoni, ne po rrimë këtu!"
25. (Musai) Tha: "Zoti im! Unë nuk kam në dorë pos vetes sime dhe as vëllai im (Haruni nuk ka në dorë pos vetvetes, ose: pos vetes sime dhe vëllai tim), ndana, pra, neve prej popullit të fëlliqtë.
26. (All-llahu) Tha: "Ajo (tokë) është e ndaluar (haram) për ta katërdhjetë vjet. Do të sillen nëpër tokë (të hutuar). Ti mos u keqëso për popullin e shfrenuar.
27. Lexoju (Muhammed) atyre (jehudive e të tjerëve) ngjarjen e vërtetë të dy djemve të Ademit, kur të dy flijuan kurbanë, nga të cilët njërit iy pranua. Ai (që nuk iu pranua) tha: "Unë do të të mbys ty" (Kabili i tha Habilit). E ai (që iu pranua) tha: "All-llahu pranon vetëmprej tësinqertëve",
28. Dhe, nëse ti e zgjatë te unë dorën tënde për të më mbytur, unë nuk e zgjas te ti dorën për të mbytur; unë i frikësohem All-llahut, Zotit të botërave!"
29. Unë (nuk dua të të mbys, por) dua që ta barësh mëkatin tim dhe mëkatin tënd, e të bëhesh nga banorët e zjarrit, e ai është dënim i zullumqarëve.

30. Atëherë epshi i tij e bindi atë për mbytjen e të vëllait dhe e mbyti atë. Ai mbeti prej më të dëshpruarve (hidhëroi prindëtit, mbeti pa vëlla, u përbuz prej Zotit dhe u fut në Xhehennem).
31. All-llahu dërgoi një sorrë, e cila groponte në dhe, për r'i reguar atij se si ta mbulojë trupin e të vëllait. E ai i tha: "I mjei unë, a nuk qesh i afrë të bëhem si kjo sorrë, e a mbuloja trupin e vëllait tim?" Ashtu mbeti i penduar.
32. Për këtë (shkak të atij krimi) Neu shpallëm (ligji) beni israilve se kush mbyt një njeri (pa të drejtë), pa pasë mbytur ai ndonjë tjatër dhe p pasë bërë ai ndonjë shkatërrim në tokë, atëherë (krimi i tij) është si t'i kishte mbytur gjithë njerëzit. E kush e ngjall (bëhet shkak që të jetë ai gjallë) është si t'i kishte ngjallur (shpëtuar) të gjithë njerëzit. Atyre (beni israilve) u erdhën të dërguarit Tanë me argumente, mandej edhe pas këtij (vendimi) shumë prej tyre e teprojnë (kalojnë kufinjt në mbytje) në këtëtokë.
33. Dënimi i atyre që luftojnë (kunddërshtojnë) All-llahun dhe të dërguarin e Tij dhe bëjnë shkatërrime në tokë, nuk është vetëm se të mbyten ose të gozhdohen, ose (të gjymtohen), t'u priten duart dhe këmbët e tyre të anëve të kundërta, ose të dëbohen nga vendi. Kjo (masë ndëshkuese) është poshtërim për ta në dynja, dhe në botën tjetër ata do të kenë dënim të madh.
34. Përveç atyre që janë penduar para se tçi kapni. E, dine pra se All-llahu bën falje të madhe, është mëshirues.
35. O ju që besuat! Kinie frikë All-llahun dhe kërkoni afrim te Ai, luftoni në rrugën e Tij që të gjeni shpëtim.
36. Atyre që mohuan, edhe sikur të ishte e tyre e gjithë ajo që është në tokë,e edhe njëherë aq për ta dhënë shpagim (zhdëmtim) nga dënimi i ditës së kijametit, nuk u pranohet. Ata kanë dënim të dhembshëm.
37. Ata përpiqen të dalin nga zjarri, por s'kanë të dalë nga ai, ata kanë dënim të përhershëm.
38. Vjedhësit dhe vjedhësit preniu duart, si shpagim i veprës që bën, (kjo masë është) dënim nga All-llahu. All-llahu është i fuqishëm, ligjdhënës i urtë.
39. E kush pendohet pas punës së keqe (vjedhjes) dhe përmirësohet, s'ka dyshim, All-llah ia pranon pendimin, All-llahu është që falë shumë, është mëshirues.
40. A nuk di se All-llahu është Ai që sundimi i qiejve dhe i tokës është vetëm iTij, andaj Ai dënon atë që do dhe e falë atë që do. All-llahu është i plotfuqishëm pr çdo gjë.
41. O ti i dërguar! Të mos brengos vrapimi në mosbesim i tyre që me gojët e tyre thanë: "Ne kemi besuar", e zemrat e tyre nuk kanë besuar (munafikët), e as i tyre që janë jehudi, të cilët shumë i përgjigjen gënjeshrës dhe shumë e dëgjojnë (fjalën) një populli që nuk vjen te ti, ata janë që i menjanjojnë fjalët pas vënies së tyre në vendin e vet ( nga ana e All-llahut) e thonë: "Nëse u jepet kjo, pranoni, e nëse nuk u jepet,atëherë refuzoni. Po atë që All-llahu do, të humbë, ti nuk mund të bësh asgjë për te (nuk mund ta shpëtosh). Janë ata të cilëve All-llahu nuk deshi t'iu pstrojë zemrat (prej kufrit). janë ata që në këtë jetë kanë poshtërim, kurse në botën tjetër
42. Janë ata që i përgjigjen të pavërteës dhe hanëshumë haramin (ryshfetin). Nëqoftë se vijnë te ti (për ndonjë gjykim), gjyko mes tyre ose hiqu tyre. nëse prapsesh prej tyre (nuk gjykon), ata nuk mund të sjellin ty kurrfarë dëmi. Po nëse gjykon ms tyre,

gjyko drejtë; All-llahu i do të drejtit.

43. E si kërkojnë ata gjykimin tënd, kur ata kanë Tevratin, e në të cilin është vendimi i Allauhut, e pastaj ata refuzojnë më vonë atë (vendimin tënd)? Ata nuk janë besimtarë.
44. Ne e zbritëm Tevratin, në të cilin është udhëzimi i drejtë dhe drita. Sipas tij gjykuan ndaj atyre që ishin jehudi, pejgamerët që ishin të bindur, gjykuan edhe dijetarët e devotshëm e paria fetare, ngase ishin të obliguar ta ruanin librin e Allauhut dhe ishin mmbrojtës të tij. Prandaj, mos u frikësoni nga njerëzit, vetëm Mua të më frikësoheni dhe mos i ndërroni argumentet e Mia për pak send. E kush nuk gjykon me atë që zbriti All-llahu, ata janë mohues.
45. Ne u caktuam atyre në të (në Tevrat) kundërmasat ndëshkuese: njeriu (mbytet) për njeriun, syri për syrin, hunda për hundën, veshi për veshin,dhëmbi për dhëmbin, por edhe plagët kanë kundër masë. E kush e falë atë (hakmarrjrrjen), ajo është shpagim (nga mëkatet) për të. E kush vendos sipas asaj që zbriti All-llahu, ata janë mizorë (të pa drejt).
46. Ne vazhduam gjurmët e tyre (të pejgamberëve) me Isain, birin e Merjemes, vërtetues i Tevratit që kishin më parë. Atij i dhamë Inxhilin, që është udhëzim i drejtë dhe dritë, që është vërtetues i Tevratit që kishin pranë, që ishte udhëzues e këshillues për të devotshmit.
47. (E zbritëm) Që ithtarët e Inxhilit të gjykojnë sipas asaj që All-llahu e zbriti në të. E kush nuk gjykon sipas asaj që All-llahu e zbriti, të tillët janë mëkatarë të dalë jashtë rrugës së Zotit.
48. Ne edhe ty (Muhammed) ta zbritëm librin (Kur'anin) e vërtetë që është vërtetues i librave të mëparshme dhe garantues i tyre. Gjyko, pra, mes tyre me atë që All-llahu e zbriti, e mos pëlqe epshet e tyre e të largohesh nga e vërteta që i erdhi. Për secilin prej jush, Ne caktuam ligje program (të posaçëm në çështje të veprimit). Sikur të donte Alahu, do t'ju bënte një popull (në fe e sheriat), por deshi t'ju sprovojë në atë që iu dha juve, andaj ju (besimtarë) përpiquni për punë të mira. Kthimi i të gjithë juve është te All-llahu, e Ai do t'ju njoftojë me atë që kundërshtoheshi.
49. (Ta zbritëm) Që edhe ti të gjykosh me atë që të zbriti All-llahu, e mos ndiq dëshirat e tyre dhe ruaju rrezikut të tyre që të mos të shmangin nga një pjesë e asaj që ta zbriti All-llahu. Nëse ata refuzojnë (gjykimin tënd), ti dije se All-llahu ka për qëllim t'i ndëshkojë për disa mëkate të tyre. Në të vërtetë, një shumicë e njerëzve janë jashtë rrugës.
50. A thua mos po kërkojnë gjykimin e kohës së injorancës, po për një popull që bindshëm beson, a ka gjykim më i mirë se ai i All-llahut?
51. O ju që besuat! Mos zini miq as jehuditë, e as të krishterët. Ata janë miq të njëri-tjetrit. E kush prej jush i miqëson ata, ai është prej tyre. Vërtetë All-llahu nuk vë në rrugë të drejtë popullin zullumqarë.
52. E ata që në zemrat e tyre kanë sëmundje, i sheh se ngarendin te ta (për miqësi) duke thënë: "Po frikësohemi se mos po na sillet ndonjë e keqe". Po All-llahu do të sjellë fitoren, ose diç tjetër nga ana e Tij, e atëherë do të pendohen për atë që e mbanin fsheht në shpirtin e tyre.
53. Ata që besuan ju thonë: "A këta ishin që u betuan në Zotin me betimin më të fortë të

Courtesy: www.hidayat.org

tyre se ishin me ju? I shkatërruan veprat e veta dhe aguan të dëshpëruar.

54. O ju që besuat! Kush largohet prej nga feja e vet (i bën dëm vetes) s'ka dyshim se All-llahu do të sjellë një popull që Ai e do atë (popull) dhe ata e duan Atë (Zotin),(një popull) që është modest e i butë ndaj besimtarëve, por i ashpër dhe i fortë ndaj mohuesve, që lufton në rrugën e All-llahut dhe që nuk i frikësohet kërcënimit të asnjë kërcënuesi. Kjo (cilës e atij populli) është dhuratë e All-llahut që i jep atij që do. All-llahu është dhurues i madh, i dijshëm.
55. Mik (i afërt) juaji është vetëm All-llahu, është i dërguari i Tij dhe ata që besuan e që falin namazin dhe jalin zeqatin duke bërë rukuë (duke qenë respektues).
56. E kush ka për mik All-llahun, të dërgurin e Tij dhe ata që besuan, s'ka dyshim se ana (pala-krahu) e All-llahut është ngadhënjyese.
57. O ju që besuat! Mos i merrnipër miq aaata të cilëve u është dhënë libri para jush edhe as jobesimtarët që me fenë tuaj tallen dhe luajnë. Kinie dro All-llahun po qe se jeni besimtarë.
58. Edhe thirrjen (ezanin) tuaj për namaz ata e marrin për tallje e lojë. Me këtë vërtetojnë se janë popull që nuk kupton.
59. Thuaj: "O ithtarë të librit, a na shihni për të me të vetëm pse besuam All-llahun; besuam atë që na zbriti neve dhe atë që zbriti më parë! S'ka dyshim, shumica jush janë të shfrenuar.
60. Thuaj: " A t'ju lajmëroj për një të keqe (të zezë) më të dëmshme (nga ajo e metë që na e shihni) si dënim nga All-llahu? (Ajo është) Mallkimi i atij që e mallkoi All-llahu dhe hidhërimi ndaj tij, që disa rej tyre i shdërroi në majmunë e në derra, e i bëri të djallit. Të tillët janë në pozitë më të keqe dhe më të humburit prej rrugës së drejtë.
61. E kur vijnë te ju, thonë: "Kemi besuar", ndërsa ata me (kufr) mosbesim kanë hyrë dhe me të kanë dalë. Po All-llahu di më së miri se çka fshihnin ata.
62. Dhe, shumë prej tyre isheh se nguten në mëkat, në mizori e në ngrënie të haramit. Sa e shëmtuar është ajo që bënë ata.
63. E, pse paria fetare (e krishterë dhe jehude) të mos i ndalin nga ato thënie të tyre të rreme dhe nga ngrënia e haramit (e ryshfetit)! Sa punë e keqe është ajo e tyre (e parisë fetare).
64. Jehuditë thanë: "Dora e All-llahut është e shtrënguar!" Qofshin të shtangur duart e tyre dhe qofshin të mallkuar, pse thanë atë. Jo, duart e Tij janë të shlira. Ai furnizon ashtu si të dojë. Kjo që t'u zbrit ty do t'u shtojë disave nga ata (nga paria fetare) shumë largimin dhe mohimin. Ne ndërmjet tyre hodhëm armiqësi dhe urrejtje që do t'u vazhdojë deri në ditën e kijametit. Sa herë që ndezën zjarr për luftë, All-llahu e shuajti atë, e ata përpiqen për shkatërrime në tokë. All-llahu nuk i do ngatërrestarët. .
65. Sikur ithtarët e librit të besonin dhe të ruheshin (naramit), Ne do t'ua shlyenim mëkatet e tyre dhe do t'i fusnim në Xhennete me përjetime të begatshme.
66. Dhe, sikur ta zbatonin Tevratin, Inxhilin dhe Kur'anin, që u zbritën nga Zoti i tyre, ata do të kishin furnizim me bollëk nga qielli dhe toka. Ështënjë grup i drejtë (i matur) prej tyre, por është e keqe ajo që punojnë shumica prej tyre.
67. O ti i dërguar! Komunikoje atë që t'u zbrit prej Zotit tënd, e nëse nuk bën (kumtimin në tërësi), atëherë nuk e ke kryer detyrën (revelatën-risalen). All-llahu të garanton mbrojtjen prej njerëzve (prej armiqve). All-llahu nuk vë në rrugë të drejtë popullin

Courtesy: www.hidayat.org

që mohon.

68. Thuaj: "O ithtarë të librit, junuk jeni asgjë (në fe) derisa të mos zbatoni Tevratin, Inxhilin dhe atë që ju zbriti nga Zoti i juaj. E kjo që t'uzbrit ty nga Zoti yt do të shtojë te shumica prej tyre rezistencë e mohim. Po ti, mos u keqëso për popullin që nuk beson.
69. S'ka dyshim se kush e beson All-llahun (sinqerisht) e beson ditën e gjykimit dhe bën vepra të mira, qoftë prej atyre qëbesuan, prej jehudivë, prej sabiinëve (të krishterë që adhurojnë yjtë), prej të krishterëve, për ta nuk do të ketë frikë as pikëllim (me kusht që të kenë pranuar të dërguarin e fundit- Muhammedin).
70. Ne patëm marrë besën prej beni israilve, atyre u dërguam pejgamberë, por sa herë që u erdhi atyre ndonjë pejgamber që (me mësime) nuk u pëlqeu epsheve të tyre, ata disa prej tyre i përgënjeshtruan, kurse disa të tjerë i mbytën.
71. Ata menduan se nuk do të kenë telashe (që i mbytën pejgamberët), mirëpo ashtu u verbuan (nga rruga e drejtë) dhe u shurdhuan (nga e vërteta). Pastaj (pasi i zuri belaja) All-llahu u pranoi pendimin. Mirëpo, më vonë shumë prej tyre mbetën të verbër e të shurdhër. All-llahu di për atë që punuan.
72. Bënë kufr (mohuan të vërtetën) ata që thanë: "All-llah është ai, Mesihu, bir i Merjemes". E vetë Mesihu, (Isai) tha: "O beni israil, adhuronie All-llahun, Zotin tim dhe Zotin tuaj, sepse ai që i përshkruan Zotit shok, All-llahu ia ka ndaluar (ia ka bërë haram) atij Xhennetin dhe vendi i tij është zjarri. Për mizorët nuk ka ndihmës.
73. Gjithashtu bënë kufr (mosbesim) ata që thanë: " All-llahu është i treti i treve". S'ka në gjithësi tjetër pos një All-llahu, e nëse pushojnë nga ajo që thanë (tre zotëra), do t'i kapë dënim i dhëmbshëm, ata që nuk besuan prej tyre.
74. E pse të mos pendohen dhe të kërkojnë te All-llahu falje, kur All-llahu dihet se falë shumë, është mëshires.
75. Mesihu, bir i Merjemes, nuk është tjetër, vetëm se i dërguar; para tij pati shumë të dërguar. Nëna e tij ishte e drejtë (e ndershme). Që të dy ata ishin që ushqeheshin (si njerëzit tjerë). Ja, si u sqarohen atyre argumentet dhe shih pastaj sesi ikthejnë shpinën të vërtetës!
76. Thuaju: A adhuroni pos All-llahut atë që nuk mund t'ju sjellë as dëm as dobi? All-llahu është që dëgjon (ç'thoni) që di (ç'veproni).
77. Thuaju: "O ithtarë të librit, mos e teproni në fenë tuaj jashtë të vërtetës dhe mos shkoni pas epsheve të një populli mëparshëm që ka humbur, që ka shkakttjerëve dhe që u largua në tërsi prej rrugës së drejtë.
78. Ata që mohuan të vërtetën nga beni israilët, u mallkuan prej gjuhës së Davudit dhe të Isait, të birit të Mejremës. Kshtu uveprua sepse kundërshtuan dhe e tepruan.
79. Ata ishin që nuk ndalonin njëri-tjetrin nga e keja që punonin. E ajo që bënin ishte e shëmtuar.
80. I sheh shumë prej tyre që i miqësojnë ata që mohuan. E keqe është ajo që i përgaditën vetës së tyre ngase All-llahu është i hidhëruar kundër tyre dhe ata përjanë në azab (në vuajtje të dënimit).
81. Sikur të ishin ata që vërteëtë e besojnë All-llahun, pejgamberin dhe atë që i zbriti atij, nuk do t'i zinin për miq ata (idhujtarët), por shumica prej janë fasika (mëkatarë).
82. Gjithqysh ti do të vëresh se jehuditë dhe ata që i përshkruan Zotit shok (idhujtarët)

janë njerëzit me armiqësi të fortë kundër kundër besimtarëve (kundër muslimanëve). Ndërsa do të vëresh se më të afërmit si miq për besimtarët thanë: “Ne jemi nesara-krishterë”. Këtë ngase prej tyre (të krishtrëve) ka dijetarë (ulema) dhe të devotshëm, dhe se ata nuk janë kryeneçë.

83. kur edëgjojnë atë që i është zbritur të dërguarit (Kur’anin), prej syve të tyre rrjedhin lotë, ngase e kanë kuptuar të vërtetën dhe thonë: “Zoti ynë , ne kemi besuar, pra regjistro ndër ata që që dëshmojnë (ndër ymetin e Muhammedit).
84. (the thonë) Përse të mos besojmë All-llahun dhe atë të vërtetë që na erdhi, duke qenë se ne shpresojmë që Zoti ynë do të na qojë (në Xhennet) së bashku me njerëzit emirë.
85. Për ata që thanë, All-llahu i shpërbleu me Xhennete, në të cilët rjedhin lumenj, ku do të jenë përgjithmonë. Ky është shpërblimi për njerëzit bamirës.
86. Ndërkaq, ata që mohuan dhe përgenjeshtruan arumentet Tona, janë banues të zjarrit.
87. O ju që besuat! Mos i ndaloni (mos i bëni haram) të mirat që për ju i lejoi (i bëri hallall) dhe mos teproni, se All-llahu nuk i do ata që teprojnë (i kalojnë kufijtë e dispozitave të Zotit).
88. Hani nga ajo që All-llahu ju furnizou si hallall të mirë dhe, duke qenë se ju All-llahut i besoni, ruanu dënimit të Tij!
89. All-llahu nuk ju merr në përgjegjësi për betimiet e juaja të paqëllimta (për betim), por ju merr për ato që jeni zotuar qëllimisht. E shpagimi i tij (i betimit të bërë) është duke i ushqyer dhjetë të varfër me ushqim mesatar që ushqeni familjen tuaj, ose duke i veshur ata (të dhjetë), ose duke liruar një rob. E kush nuk ka mundësi t’i bëjë këto, le të agjërojë tri ditë. Ky është shpagim për betimet tuaja kur itheni ato. Ruani betimet tuaja. Kështu All-llahu ju shqaron dispozitat e veta, ashtu që jeni mirënjohës.
90. O ju që besuat, s’ka dyshim se vera, bixozi, idhujt dhe hedhja e shigjetës (për fall) janë vepra të ndyta nga shejtani. Pra, largohuni prej tyre që të jeni të shpëtuar.
91. Shejtani nuk dëshiron tjetër, përveç se nëpërmjet verës dhe bixhozit të hedh armiqësi mes jush, t’ju pengojë nga të përmendurit Zotit dhe t’ju largojë nga namazi. Pra, a po i jepni fund (alkoolit e bixhozit)?
92. Bindjuni All-llahut dhe të dërguarit e kini kujdes (mos kundërshtoni). E nëse refuzoni, atëherë pra, dine se obligim i të dërguarit Tonë është vetëm komunikimit i qartë.
93. Ata që besuan dhe bënë punë të mira, nuk kanë mëkat për atë që u ushqyen (më herët) derisa ruhen (prej haramit), besojnë dhe bëjnë vepra të mira, mandej ruhen (nga ajo që ka qenë e lejuar e është e ndaluar) dhe besojnë dhe pastaj ruhen (nga çdo mëkat) dhe bëjnë mirë. All-llahu i do ata që bëjnë mirë.
94. O ju që besuat, All-llahu do t’ju sprovojë me diçka nga gjahu që e arrijnë duart ose shigjetat tuaja, për t’u te All-llahu ai që i frikësohet Atij në heshtje (në bazë besimi). E kush i shkel (dispozitat) pas këtij (sqarimi) ai ka dënim të dhëmbshëm.
95. O ju që besuat, mos e mbytni gjahun, duke qenë ju në ihram. E kush e mbyt atë me qëlim, aterë dënimi është therrorizimi injë kafshe shtëpiake të ngjashme me atë (të egrën) që ka mbytur. Për këtë çështje vendosin dy njerëz të drejtë nga mesi juaj, duke bërë at kurban për Qabe, ose (dënimi është ) duke ushqyer të varfër, ose sa ai

Courtesy: www.hidayat.org

përdhunues.

11. Po, nëse ata pendohen,e falin namazin dhe e japin zeqatin, atëherë i keni vëllezë në fe. Ne sqarojmë agumentet për ata njerëz që kuptojnë.
12. E nëse ata thyejnë zotimet e tyre pas marrëveshjes, ofendojnë fenë tuaj, atëherë luftoni krerët e mohuesve. Ata vërtet nuk kanë besë, luftoni që të frenohen (nga krimi e fyerja).
13. Përse të mos e luftoni një popull që thyen zotimete veta dhe tentuan të dëbojnë të dërguarin? Në të vërtetë ata ua filluan të parët luftën. A u frikësoheni atyre? Më e drejtë është t'i frikësoheni All-llahut, nëse jeni besimtarë.
14. Luftoni ata, All-llahu i dënon dhe i mposht ata nëpërmjet jush, e juve ju ndihmon kundër tyre dhe shëron zemrat e njerëzve besimtarë.
15. dhe Ai mënjanon brengat nga zemrat e tyre. All-llahu ia pranon pendimin atij që do. All-llahu i di të fshehtat, me urtësi zgjidh çështjet.
16. A mos menduat se do të mbeteni anash (pa u pravuar), e pa u sqaruar te All-llahu ata që luftuanprej jush dhe, përpos All-llahut, pos të dërguarit të Tij dhe pos besimtarëve, nukmorën ndonjë të jashtëm mik intim. All-llahu e di hollësisht atë që bëni ju.
17. Nuk është e drejtë e idhujtarëve të kujdesen për xhaminë e All-llahut, duke qenë se vetë dëshmojnë për veten e tyre se janë mohues. Të tillëve u shkuan kot veprat e tyre dhe ata janë përgjithmonë në zjarr.
18. E drjtë e përkujdesjes së xhamive të All-llahut është vetëm e atij që i ka besuar All-llahut dhe ditës së mbramë e që e falë namazin, jep zeqatin e nuk i frikësohet askujt pos All-llahut. Të tillët do të jenë të udhëzuarit (në rrugën e drejtë).
19. A mos e konsideruat dhënien e ujit haxhinjve dhe kujdestarinë ndaj xhamisë së shenjtë, si besimin e atij që i besoi All-llahut dhe ditës së fundit dhe që luftoi në rrugën e All-llahut? Jo, ato nuk janë të barabarta te All-llahu. Popullin mizor All-llahu nuk e vë në rrugë të drejtë.
20. Ata të cilët besuan, migruan dhe luftuan me pasurinë dhe veten e tyre në rrugën e All-llahut, ata kanë pozitë më të larët te All-llahu dhe vetëm ata janë fatlumë.
21. Zoti i tyre i përgëzon ata me mëshirë nga Ai, me disponim ndaj tyre, me Xhennete ku ata do të kenë nimet (hirësi-mirësi) të pandërprerë.
22. Ata aty do të jenë të pasosur e te All-llahu është shpërblim i madh.
23. O ju që besuat, mos u froni miqësi (dashuri) prindërve tuaj, as vëllezërve tuaj, nëse ata vlerësojnë mosbesim kundër besimit. E kush prej jush miqësohet me ta, ata janë mizor.
24. Thuaj (o i dërguar): "Në qoftë se etërit tuaj, vëllezërit tuaj, bashkëshortet tuaja, farefisi juaj, pasuria që e fituat, tregëtia që frikoheni se do të dështojë, vendbanimet me të cilat jeni të kënaqur, (të gjitha këto) janë më të dashura për ju se All-llahu, se i dërguari i Tij dhe se lufta për në rrugën e Tij, atëherë, pritni derisa All-llahu të sjellë vendimin e Tij. All-llahu nuk vë në rrugën e drejtë njerëzit e prishur.
25. Nuk ka dyshim se All-llahu ju ka ndihmuar në shumë beteja, e edhe në ditën e Hunejnit, kur juve ju mahnit numri i madh, i cili nuk ju vlejti asgjë, dhe me gjerësinë e saj që e kishte toka u ngushtua për ju, pastaj ju u zbrapsët (ikët).
26. Pastaj All-llahun zbriti qetësinë e vet në të dërguarin e Tij dhe në besimtarë, zbriti

Courtesy: www.hidayat.org

një ushtri që ju nuk e patë, i dënoi ata që mohuan, e ai ishte ndëshkim ndaj mosbesimtarëve.

27. All-llahu pastaj i falë atij që do. All-llahu falë shumë dhe mëshiron shumë.
28. O ju që besuat, vërtetë idhujtarët janë të ndyrë, andaj pas këtij viti të mos i afrohen më xhamisë së shenjtë. Nëse i frikësoheni skamjes All-llahu me dëshirën e vet do t'ju pastroj me mirësitë e Tij. All-llahu është i gjithdijshëm, është i urtë.
29. Luftoni ata që nuk besojnë All-llahun e as botën tjetër, nuk e konsiderojnë të ndaluar (haram) atë që e ndaloi All-llahu dhe i dërguari i Tij, nuk besojnë fenë e vërtetë, prej atyre të cilëve u është dhënë libri, derisa ta japin xhizjen në dorë e duke qenë të mposhtur.
30. E jehuditë thanë: Uzejri është djali i All-llahut , e të kristerët thanë: Mesihu është djalë i All-llahut. Ato ishim thënie të tyre me gojët e tyre (fraza të thata), që imitojnë thëniet e jobesimtarëve të mëhershëm. All-llahu i vraftë, si largohen (nga e vërteta)!
31. Ata i konsideruan "ahbarët" (priftër jehudi) të tyre, "ruhbanët" (murgjit e krishterë) të tyre dhe Mesihun (Isain) birin e Merjemes, për zota pos All-llahut, ndërsa ata nuk janë urdhëruar për tjetër (nga pejgamberët) pos për adhurimin ndaj All-llahut një, e që nuk ka të adhuruar tjetër pos tij. I lartë është Ai nga çka i shoqërojnë.
32. Ata përpiqen me gojët e tyre ta shuajnë dritën e All-llahut, e All-llahu nuk do tjetër, pos ta përsosë dritën e Tij ndonëse jobesimtarët e urrejnë.
33. Ai (All-llahu) është që e dërgoi të dërgarin e Tij me udhëzim të drejtë e fe të vërtetë, e për ta bërë që të dominojë mbi të gjitha fetë, edhe pse e urrejtën idhujtarët.
34. O ju që besuat, vërtet një shumicë e parisë fetare e jehudive dhe e të krishterëve, në mënyrë të paligjshme e hanë pasurinë e njerëzve dhe pengijnë të tjerët nga rruga e All-llahut. Ata të cilët e ruajnë arin e argjendin e nuk e japin për rrugën e All-llahut, lajmëroji për një dënim të dhëmbshëm.
35. Atë ditë kur ajo (pasuri e deponuar) fërgohet në prushin e Xhehennemit, e me të (ashtu zharavë) lyhen ballët, anët dhe shpinat e tyre (do t'u thuhet): "Kjo është ajo që e dispozituat për veten tuaj, pra shijoni atë që e depozitonit!"
36. Te All-llahu numri i muajve është dymbëdhjetë (sipas hënës), ashtu si është në librin e All-llahut prej ditës kur krijoi qiejt dhe tokën. Prej tyre katër janë të shenjtë. Kjo është fe e drejtë. Pra, mos e ngarkoni (me mëkat) veten tuaj ata (katër muaj). Luftoni të gjithë idhujtarët pa dallim, siç ju luftojnë ata juve pa dallm, e dinë se All-llahu është me ata që ruhen (të këqiave).
37. E shtyrja (e një muaj në vend të një tjetri) nuk është tjetër vetëm se një rritje e mosbesimit, që me të edhe më shumë humbin ata që mohuan, pse në një vit e bëjnë të lejuar atë (muajin e shenjtë), e në një vit të ndaluar (të shenjtë), e për të përputhur numrin që All-llahu i bëri të shenjtë dhe me atë, e bëjnë të lejuar atë që All-llahu e ndaloi. Atyre u janë hijeshuar veprat e tyre të këqia. Po, All-llahu nuk vë në rrugë të drejtë popullin mohues.

38. O ju që besuat, ç'është me ju, që kur ju thuhet: "Dilni në rrugën e All-llahut!", ju rëndoheni përtokë? A jeni më të kënaqur me jetën e dunjasë, se sa me ahiretin? Kënaqësia e jetës së dunjasë, në krahasim me ahiretin është e vogël!

39. Nëse nuk dilni, Ai do t'ju dënojë me një dënim të dhembshëm, do t'ju zëvendësojë me një popull tjetër dhe Atë nuk e dëmtoni aspak. All-llahu ka mundësi

për çdo gjë.

40. Nëse nuk e ndihmoni atë (Muhammedin s. a. w. s. ), atë pra e ka ndihmuar All-llahu, kur e përzunë ata që nuk besuan të dytin prej dyve. Kur ishin në shpellë, ai (Muhammedi s. a. w. s. ) i tha shokut të vet (Ebu Bekrit r. a. ): "Mos u brengos, vërtet All-llahu është me ne!" E All-llahu zbriti qetësinë (sekinen) e Vet mbi të, dhe e fuqizoi me fuqi që ju nuk e patë dhe e bëri fjalën e atyre që nuk besuan më të ultën, kurse fjala e All-llahut është më e larta. All-llahu është i Fuqishmi, i Urti.

41. Dilni me lehtësi ose vështirësi, dhe luftoni me pasurinë tuaj dhe me veten tuaj në rrugën e All-llahut; kjo është për ju më e dobishmja, nëse e dini.

42. Sikur të ishte fitim i afërt dhe udhëtim mesatar, ata (hipokritët) do të vinin pas teje, por për ta ishte largësi e vështirë. Ata do të betohen në All-llahun: "Sikur të kishim mundësi, do të dilnim me ju". E shkatërrojnë veten e tyre; All-llahu e di se ata janë rrenacakë.

43. All-llahu ta fali ty (Muhammed) gabimin pse atyre ju dhe leje (të ngelin pa dalë) para se të bëhej për ty e qartë se cilët ishin të drejtë dhe t'i dije me kohë rrenacakët.

44. Ata që besojnë All-llahun dhe botën tjetër, nuk të kërkojnë leje për të mos luftuar me pasurinë dhe veten e tyre. All-llahu i di të sinqertit.

45. Vetëm ata që nuk besojnë All-llahun dhe botën tjetër dhe që zemrat e tyre janë të dyshimta, të kërkojnë leje(për të mos vajtur në luftë), pra ata, sillen vërdallë në dyshimin e tyre.

46. E sikur të kishin dëshiruar ata të dalin, do të bënin për të (për luftë) ndonjë përgatitje, por All-llahu nuk e pëlqeu ngritjen e tyre, ndaj i zmbrapsi, dhe u është thënë: "Rrini me të paaftit ( fëmijët, gratë e pleqtë).

47. Edhe sikur të dilnin me ju, ata nuk do t'ju shtonin tjetër pos ngatërresës dhe shumë shpejt do të përçanin mesin tuaj, duke kërkuar t'ju turbullojnë. E ndër ju ka të tillë që i dëgjojnë ata. All-llahu i di shumë mirë hipokritët.

48. Ata edhe më parë tentuan përçarjen tuaj, t'i ngatërruan ty çështjet derisa të erdhi e vërteta dhe ngadhënjeu vendimi i All-llahut, përkundër asaj që ata e urrenin.

49. Dhe prej tyre ka të tillë që thonë: "Më lejo mua (të mos shko në luftë) e mos më vë në sprovë!" Ja, ata mu në sprovë kanë rënë (më parë). Xhehennemi gjithsesi i përfshin nga të gjitha anët jobesimtarët.

50. Nëse ty të takon ndonjë e mirë (në luftë), ajo u vjen keq atyre, e nëse të godet ndonjë e pakëndshme, ata thonë: "Ne edhe më parë kemi ndërmarrë për çështjen tonë dhe kthehen të gëzuar.

51. Thuaj: "Neve nuk na godet asgjë tjetër, përveç çka na ka caktuar All-llahu; Ai është ndihmëtar yni". Prandaj, vetëm All-llahut le t'i mbështeten besimtarët.

52. Thuaj: "ç'pritni për ne tjetër, pos njerës nga dy të mirat (o fitues, o dëshmorë)? Ndërsa ne presim për ju që nga ana e All-llahut, ose nëpërmjet duarve tona, t'ju godas me dënim. Pra, ju pritni, e bashkë me ju presim edhe ne.

53. Thuaj: "Shpenzuat ju me dëshirë a me dhunë, nuk u pranohet kurrsesi, vërtet ju ishit popull i padëgjueshëm.

54. Mospranimin e dhënieve të tyre nuk e pengoi tjetër gjë vetëm pse ata mohuan All-llahun dhe të dërguarin e Tij, dhe namazin e falin vetëm me përtaci, e lëmoshën nuk e japin ndryshe pos duke urrejtur.

Courtesy: www.hidayat.org

55. Prandaj, mos të mahnitë (mos e shih të mirë) pasuria e tyre e as fëmijët e tyre, All-llahu do vetëm t'i dënojë me to në jetën e kësaj bote e t'ju nxjerrë shpirtërat duke qenë ashtu qafira.
56. Ata betohen në All-llahun se vërtet janë si ju, po ata nuk janë me ju, ata janë popull që frikohet.
57. Sikur të gjenin ndonjë vendstrehim, ndonjë shpellë a ndonjë vrimë, ata do të shkonin aty me vrapim.
58. Ka prej tyre që do të bëjnë vërejtjen në ndarjen e lëmoshës, nëse u jepet nga ajo, ata mbesin të kënaqur, e nëse nuk u jepet, ata hidhërohen.
59. E sikur të kënaqeshin me atë që ua dha All-llahu dhe idërguari i Tij, e të thonin: "Ne na mjafton All-llahu, All-llahu do të na furnizojë nga të mirat e Tij, e edhe i dërguari i Tij, dhe se vetëm te All-llahu e mbështesim dëshirën (do të ishte shumë më mirë për ta)".
60. All-llahu caktoi obligim që lëmosha (zeqati etj. ) t'ju takojnë vetëm: të varfëre (nevojtarëve), të ngratëve (që s'kanë fare(, punonjësve 9që e tubojnë), atyre që duhet përfituar zemrat (të dobëtve në besim), e duhet dhënë edhe për lirim nga robëria, të mbyturve në borgje, (luftëtarëve) në rrugën e All-llahut dhe atij që ka ka mbetur në rrugë. All-llahu e di gjendjen e robërve, punon sipas urtësisë së vet.
61. Ka prej tyre që e ofendojnë Pejgamberin e thonë: "Ai është bërë vesh (beson çka dëgjon)". Thuaj: "Ai është vesh itë mirës suaj (dëgjon të mirën dhe vepron e jo të keqen), ai beson All-llahun (çka i thotë), u zë besë beismtarëve dhe është mëshirues për ata që besuan nga mesi juaj, e ata që nuk e lënë të qetë të dërguarin e All-llahut, ata kanë dënim të dhëmbshëm.
62. Ata ju betohen (muslimanëve) në All-llahun për t'ju bërë juve të kënaqur (se s'kanë qëllime të këqia), e me e drejtë është që ata të bëjnë të kënaqur All-llahun dhe të dërguarin r Tij (me adhurim dhe vepra të sinqerta) nëse vërtet janë besimtarë.
63. A nuk e ditën ata se kush kundërshton All-llahun dhe të dërguarin e Tij, atij i është caktuar zjarri i Xhehennemit, ku do të jenë përjetë, e ky është ai poshtërimi madh.
64. Hipokritët kanë dro se do të zbritet ndonjë kaptinë që do të nxjerr në shesh atë që kanë në zemrat e tyre. Thuaj: "Ani, talluni!" All-llahu do ta zbulojë atë që i frikësoheni.
65. E nëse i pye ti ata (përse tallen), do të thonë: "Ne vetëm jemi mahnitur e dëfruar". Thuaj : "A me All-llahun, librin dhe të dërguarin e Tij talleni?"
66. Mos kërkoni fare ndjesë, ju pasiqë (shpallët se) besuat, keni mohuar. Nëse një grupi nga ju i falim, grupin tjetër e dënojmë, ngase ishin kriminelë.
67. Hipokritët dhe hipokritet janë si njëri tjetri; urdhërojnë për të keqen e ndalojnë nga e mira dhe shrëngojnë duart e tyre. Harruan All-llahun (nuk i binden), prandaj Ai i harroi (nga mëshira). Nuk ka dyshim, hipokritët janë ata të prishurit.
68. Hipokritëve dhe hipokriteve dhe jobesimtarëve All-llahu u ka përcaktuar zjarrin e Xhehennemit, ku do të jenë përgjithmonë, ai mjafton për ta, dhe ata i ka mallkuar All-llahu. Ata kanë dënim të pandërprerë.
69. Ju hipokritë jeni si ata para jush, që ishin më të fuqishëm se ju, kishin më shumë pasuri e fëmijë, që përjetuan ata që u takoi, sikurse që përjetuat edhe ju pjesën tuaj, madje edhe ju u zhytët (në të këqija) siç u zhytën ata. Të tillët asgjësuan veprat e

veta në këtë jetë dhe në jetën tjetër, dhe të tillët janë plotësisht të dëshpruar.

70. A nuk u arrijti atyre lajmi i atyre që ishin më heret si: i popullit të Nuhut, i Adit, i Themudit, i popullit të Ibrahimit, i atyre të Medjemit dhe i të rrotulluarve (populli i Lutit). Atyre u patën ardhur të dërguarit e tyre me argumente. All-llahu (që i shkatërroi) nuk ua bëri atyre padrejtë, por ata ia bënë padrejtë vetes.
71. Besimtarët dhe besimtaret janë të dashur për njëri-tjetrin, urdhërojnë për të mirë, e ndalojnë nga e keqa, e falin namazin dhe japin zeqatin, respektojnë All-llahun dhe të dërguarin e Tij. Të tillët do t'i mëshirojë All-llahu. All-llahu është ngadhnjyes, i urtë.
72. Besimtarëve dhe besimtareve All-llahu u premtoi Xhennete nën të cilët rrjedhin lumenj, në to do të jenë përgjithmonë, dhe (u premtoi) vendbanime të bukura në Xhennetin e Adnit, edhe një disponim nga All-llahu që është mbi të gjitha. Ky, pra është ai shpëtimi i madh.
73. O Pejgamber, lufto jobesimtarët dhe hipokritët dhe sillu rreptë ndaj tyre - vendi i tyre është Xhehennemi që është përfundimi më i keq.
74. Ata betohen në All-llahun se kanë thënë (asgjë të keqe), e në të vërtetë, kanë thënë fjalë që nuk përkojnë me besimin, dhe pasi patën shprehur besimin ata e mohuan, dhe u përpoqën për atë (mbytjen e Pejgamberit) që nuk e arritën. Ata nuk urrejnë për tjetër pos pse All-llahu nga mirësitë e Tij dhe i dërguari i begatoi ata. Nëse ata pendohen do të jetë më mirë për ta, e nëse refuzojnë, All-llahui dënon me një dënim të dhembshëm si në këtë botë ashtu edhe në botën tjetër. E në këtë rruzull të tokës nuk ka për ta as mbrojtës, e as ndihmës.
75. E prej tyre (hipokritëve) pati sish që i patën dhënë besën All-llahut që: "Nëse na jep (All-llahu) nga mirësia e Tij, ne do të ndajmë lëmoshë dhe do të bëhemi prej punëmirëve.
76. Kur ju dha (All-llahu) nga të mirat e Veta, ata bënë koprraci me atë (që u dha), ethyen besën dhe u zbrapsen nga respekti ndaj All-llahut.
77. Dhe për shkak se u thyen besën që i patën dhënë All-llahut, dhe për shkak të asaj se gënjenin, All-llahu u ngjeshi hipokrizinë në zemrat e tyre deri në ditën që e takojnë Atë.
78. A nuk e ditën ata se All-llahu e di fshehtësinë e tyre (në zemra), bisedën e tyre, dhe se Ai (All-llahu) i di të gjiha të fshehtat.
79. Ata (hipokritë) që i përqeshnin besimtarët, që me vullnetin e vet japin lëmoshë, i përqeshin edhe ata të cilët nuk kanë më shumë se çka është e domosdoshme për jetesën e tyre, e njëkohësisht tallen me ta, All-llahu u dha shpërblimin e taljeve të tyre - dënimin më të rëndë.
80. Kërko falje për ta ose mos kërko (është njejtë), e edhe nëse kërkon falje shtatëdhjetë herë, All-llahu nuk do t'ua falë, sepse ata mohuan All-llahun dhe të dërguarin e Tij, e All-llahu nuk vë në rrugë të drejtë (të shpëtimit) ata që nuk respektojnë.
81. Ata (hipokritë) që mbetën (pa shkuar në luftë), u gëzuan për ndejen e tyre pas të dërguarit të All-llahut dhe nuk dëshiruan që të luftonin me pasurinë dhe veten e tyre në rrugën e All-llahut dhe thanë: "Mos dilni (në luftë) në vapë!" Thuaju: "Zjarri i Xhehennemit ka vapën edhe më të fortë, nëse janë që kuptojnë!"
82. Le të qeshin pak (në dynja) e le të qajnë shumë (në botën tjetër). Ai është shpërblim i asaj që fituan.

Courtesy: www.hidayat.org

83. Nëse All-llahu të kthen ty (prej Tebukut) te ndonjë grup i tyre (hipokritëve), e ata të kërkojnë leje për të dalë (me ty në ndonjë luftë), thuaju: "Ju nuk do të dilni kurrë me mua dhe kurrë nuk do të luftoni ndonjë armik së bashku me mua! Ju ishit të kënaqur herën e parë që nuk luftuat, pra rrini me ata që mbetën!"
84. Dhe asnjërit prej tyre kur të vdesin, mos ia fal namazin (e xhenazës) kurrë, e as mos qëndro pranë varrit të tij (për lutje e vizitë), pse ata mohuan All-llahun dhe të dërguarin e Tij dhe vdiqën kryeneçë.
85. Po ty të mos duket e mirë pasuria e tyre dhe fëmijët e tyre. All-llahu deshi t'i mundojë me të në këtë botë dhe t'u dalë shpirti duke qenë mohues.
86. E kur zbritët një kaptinë (që thotë): të besoni All-llahun dhe luftoni së bashku me të dërguarin e Tij, ata të pasurit kërkuan leje prej teje dhe thanë: "Na le të mbesim me ata që rrinë!"
87. U pajtuan të mbesin me ata që nuk vajtën (në luftë). Po zemrat e tyre janë mbyllur, andaj ata nuk kuptojnë.
88. Por, i dërguari, e së bashku me të edhe ata që besuan, luftuan me pasurinë dhe veten e tyre dhe atyre u takuan të gjitha të mirat, ata janë të shpëtuarit.
89. All-llahu u ka përgatitur atyre Xhennete që në të rrjedhin lumenj, ku do të qëndrojnë përgjithmonë. Ai është suksesi i madh.
90. Disa nga arabët beduinë që kërkuan falje, erdhën për t'iu dhënë leje (të mos shkonin në luftë), e ata të tjerët që kishin gënjyer (me besim) All-llahun dhe të dërguarin e Tij ishin ndalë (paleje). Ata që prej tyre nuk besuan, do t'i godasë dënim i ashpër.
91. Nuk është ndonjë mëkat për të dobëtit, as për të sëmurët, e as për ata që nuk kanë me çka të përgatiten, kur janë të sinqertë ndaj All-llahut dhe të dërguarit të Tij, pra për të mirët nuk ka rrugë qortimi. All-llahu falë shumë, është mëshirues.
92. (nuk ka qortim) Dhe as për atë që kur erdhën te ti për t'i bartur me kafshë, u the: "Nuk kam me çka t'ju bartë. Ata u kthyen, e prej pikëllimit se nuk kishin me çka të përgatiteshin nga sytë e tyre ridhnin lotë.
93. E keqja është për ata që duke qenë pasanikë kërkuan leje dhe u pajtuan të mbeteshin me ata që nuk vajtën. Po, All-llahu ka vulosur zemrat e tyre, ata nuk do të gjejnë rrugë.
94. Kur të ktheheni te ata, ata do t'ju kërkojnë falje, thuanju: "Mos u arsyetoni, ne nuk ju besojmë, për gjendjen e juaj na ka njoftuar All-llahu. Veprën tuaj do t shohë All-llahu dhe i dërguari i Tij, e pastaj ju do të ktheheni te Ai që i di të fshehtat dhe të dukshmet, e Ai do t'ju lajmërojë për atë që keni vepruar.
95. Ata do t'ju betohen në All-llahun, kur të ktheheni te ata, për të mos i qortuar, ju pra hiqnu tyre ata janë të ndyrë, e vendi i tyre do të jetë Xhehennemi, shpërblim për atë që fituan.
96. Ata ju betohen juve që të jeni të kënaqur ndaj tyre, e nëse ju shprehni kënaqësi, All-llahu nuk është i kënaqur me popullin e paturpshëm.
97. Arabët beduinë janë të pajisur me mohim e hipokrizi më të fortë, dhe janë më të përshtatshëm për të mos i njohur dispozitat që ia zbriti të dërguarit të Tij All-llahu. All-llahu i di çështjet, Ai është i urtë.
98. Ka disa beduinë që për atë që e jep, e konsideron si të dështuar dhe presin kthesa kundër jush. Kundër tyre e ardhmja qoftë e keqe! All-llahu dëgjon, di.

99. Po, ka edhe disa nga beduinët që besojnë All-llahun dhe botën tjetër dhe atë që e japin e konsiderojnë afrim te All-llahu dhe bekim te i dërguari. Veni re, ato janë afrime te All-llahu për ta, e All-llahu do t'i përfshijë në mëshirën e Tij. All-llahu falë dhe është mëshirues.
100. All-llahu është i kënaqur me të hershmit e parë prej muhaxhirëve (migruesve) dhe prej ensarëve (vendasve-ndihmëtarë) dhe prej atyre që i pasuan ata me punë të mira,e edhe ata janë të kënaqur ndaj Tij. Atyre u ka përgatitur Xhennete, në të cilëtrrjedhin lumenj, ku do të jenë përjetë të pasosur. E ky është fitim i madh.
101. Edhe rreth jush ka beduinë që janë hipokritë, e edhe nga banorët e Medinës që janë përcaktuar për hipokrizi. ti nuk i di ata, Ne i dimë, ata do t'i dënojmë dy herë, pastaj shtyhen në dënimin e madh.
102. Ka edhe të tjerë që i kanë pranuar mëkatet e veta: ata përzien vepra të mira, e edhe të tjeatë këqija. Atyre do t'ua falë All-llahu, se Ai i falë atij që pendohet, e mëshiron atë që përmirësohet.
103. Merr prej pasurisë së tyre (të atyre që pranuan gabimin) lëmoshë që t'i pastrosh me të dhe t'u shtosh (të mirat) dhe njëkohësisht lutu për ta, se lutja jote është qetësim për ta. All-llahu dëgjon dhe sheh.
104. A nuk e ditën ata se All-llahu është ai që ranon pendimin e robëve të vet, pranon lëmoshat dhe se, vetëm All-llahu është Ai që shumë pranon pendimin dhe është mëshirues.
105. Dhe thuaj: "Veproni, All-llahu do ta shohë veprën tuaj, edhe i dërguari i Tij e besimtarët, e vonë do të ktheheni te njohësi i të fshehës dhe të dukshmes, e do t'ju njoftojë për atë që vepruat.
106. Ka edhe të tjerëqë janë duke pritur urdhërin e All-llahut, a do t'i dënojë apo do t'i falë pas pendimit. All-llahu e di gjendjen e tyre dhe di ç'bën me të.
107. (Nga hipokritët më të shëmtuarit janë) Edhe ata që ndërtuan xhami sherri, mosbesimi e përçarjeje mes besimtarëve dhe ftuan në pritje (solemne) atë që më parë kishte luftuar kundër All-llahut dhe të dërguarit të Tij. Ata do të betohen: "Ne nuk kemi pasur tjetër qëllim, vetëm për të mirë!" Po All-llahu dëshmoi se ata vërtet janë rrenacakë.
108. Ti mos u fal aty kurrë! Një xhami e cila që prej ditës së parë është themeluar në respekt ndaj All-llahut (pa hile), është më e drejtë të falesh në të, aty ka burra që dëshir të pastrohen mirë, e All-llahu i do të pastrit.
109. A është më imirë ai që ndërtesën e vet e themeloi në devotshmëri dhe në kënaqësi të All-llahut, apo ai që në ndërtesën e vet e themeloi buzë bregut të shembur e bashkë me të bie në zjarrin e Xhehennemit? All-llahu nuk i udhëzon njerëzit zullumqarë.
110. Ndërtesa e tyre të cilën e ndërtuan ata (e që e shembi Pejgamberi) vazhdimisht do të jetë mllef në zemrat e tyre, pos nëse pëlcasin zemrat e tyre. All-llahu di, është i urtë.
111. All-llahu bleu prej besimtarëve shpirtërat dhe pasurinë e tyre me Xhennet. Luftojnë në rrugën e All-llahut, mbysin dhe mbyten. (All-llahu dha) Premtim të cilin e vërtetoi në Tevrat, Inxhill e Kur'an. E kush është më zbatues i sigurt i premtimit të vet se All-llahu? Pra, gëzonju tregtisë që bëtë me Të. Ky është sukses i madh.

112. (Të Xhennetit janë) Edhe ata që pendohen, ata që sinqerisht adhurojnë, ata qqë falenderojnë, ata që agjërojnë, ata që bëjnë ruku, që bëjnë sexhde, që urdhërojnë për të mira e ndalojnë nga të këqijat, edhe përmbushin dispozitat e All-llahut. Pra, përgëzoj besimtarët.
113. Nuk është e drejtë për Pejgamberin e as për besimtarët të kërkojnë falje për idhujtarët, edhe nëse janë të afërt të tyre, pasi që ta kenë të qartë se me të vërtet ata (idhujtarët) janë banues të Xhehennemit.
114. Edhe lutja e Ibrahimit për babain e vet nuk ishte tjetër, pos për shkak të një premtimi që ia pat premtuar atij, e kur iu bë e qartë se ai ishte armik i All-llahut, u largua prej tij. S'ka dyshim, Ibrahimi ishte shumë i ndieshëmë dhe i butë.
115. All-llahu nuk e humb një popoull pasi që ta ketë udhëzuar atë, para se t'ju sqarojë atyre se prej çka duhet ruajtur. All-llahu është i gjithdijshëm për secilin send.
116. S'ka dyshim se sundimi i qiëjve e i tokës është i All-llahut, Ai jep jetë dhe vdekje, e ju, përveç All-llahut, nuk keni përkrahës tjetër.
117. All-llahu ia fali Pejgamberit, edhe muhaxhirëve edhe ensarëve, të cilët në çastin e vështirë shkan pas tij, kur (nga vështirësitë) zemrat e një grupi nga ata, gati u lëkundën, por Ai ua fali (i stabilizoi zemrat e tyre) atyre. Vërtet Ai është i butë, i mëshirshëm ndaj tyre.
118. (Ai u fali) Edhe atyre të treve, të cilëve iu pat shtyrë aq (pranimi i pendimit) sa që toka u bë e ngushtë për ta, përkundër gjerësisë së saj, kur u ngushtuan edhe shpirtërat e tyre sa që u bindën se nuk ka srehim prej All-llahut (tjetër ku) pos te Ai. Prandaj edhe atyre ua fali ai, në mënyrë që të pendohen. All-llahu pranon pendimin se është mëshirues.
119. O ju që besuat! Ta keni në kujdes All-llahun dhe të jeni me ata të drejtit.
120. Nuk ishte me vend për banorët e Medinës e as për ata që ishin rreth tyre nga beduinët, të ngelin (pa shkuar) pas të dërguarit të All-llahut e as të kursejnë veten e tyre ndaj vetes së tij (Pejgamberit). Nuk ishte me vend ngase, ata nuk i godet as rtja, as lodhja, as uria kur janë në rrugën e All-llahut, dhe nuk shkelin ndonjë vend që i hidhëron mosbesimtarët, dhe nuk arrijnë kundër armikut çkado qoftë (mbytje, robërim të tyre ose ngadhënjim mbi ta), vetëm se të gjitha ato do t'u evidentohen atyre si vepër e mirë (shpërblyese). All-llahu nuk ua humb shpërblimin veprimirëve.
121. Dhe nuk japin kontribut, të vogël ose të madh, nuk kapërcejnë ndonjë luginë, e qe të mos u shenohet (për shpërblim) atyre, për t'i shpërblyer All-llahu më së miri atë që vepruan.
122. Nuk është e nevojshme të dalin në luftë të gjithë besimtarët. E përse nga çdo grumbull i tyre yë mos shkojë një grup për t'u aftësuar në diturinë fetare, për ta mësuar popullin e vet kur të kthehen te ata, në mënyrë që ata ta kuptojnë (e të ruhen).
123. O ju që besuat! Luftoni jobesimtarët që i keni afër jush, e le ta ndiejnë prej jush grushtin e fortë kundër tyre. E dine se All-llahu është me të devotshmit.
124. E kur zbret ndonjë kaptinë, ka prej tyre që thonë: "Cilit prej jush ia shtoi kjo besimin?" Sa u përket atyre që besuan, atyre u shtohet besimi dhe gëzohen për të.
125. E sa u përket atyre që kanë sëmundje në zemrat e tyre, ajo (zbritja e kaptinës) ndytësisë së tyre u shton ndytësi dhe ata vdesin si jobesimtarë.

126. A nuk e shohin ata se për çdo vit sprovohen një herë apo dy herë, e përsëri nuk pendohen e as nuk përkujtohen.

127. E kur zbret ndonjë sure, ata shikojnë njëri-tjetrin (dhe thonë): “A ju pa dikush?” pastaj largohen. All-llahu largoi zemrat e tyre (nga besimi) ngase janë popull që nuk kupton.

128. Ju erdhi i dërguar nga mesi juaj. Atij i vie rëndë për vuajtjet tuaja. I brengosur për besimtarët, i butë dhe i mëshirëshëm.

129. Po nëse refuzojnë, thuaj: “Më mjafton All-llahu, s’ka zot pos Tij, te Ai mbështetem, e Ai është Zot i Arshit të madh!”

## ***10. Junus***

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Elif, Lamë, Ra. Këto janë ajetet e librit të pacenueshëm.
2. A ishte çudi për njerëzit, që Ne një njeriu nga mesi ityre i thamë: Tërhiqjau vërejtjen njerëzve, kurse ata që besuan gëzoi se me të vërtetë kanë pozitë të lartë te Zoti i tyre. E ata që besuan thanë: “S’ka dyshim, kjo është një maxhi e vërtetë!”
3. Vërtet Zoti juaj është All-llahu, i cili krijoi qiejt e tokën brenda gjashtë ditësh e pastaj qëndroi mbi Arshin; Ai rregullon gjendjen. Ndërmjetësues nuk do të ketë vetëm poqese lejon Ai. Ky, madhëria e Tij është All-llahu, Zoti juaj, pra adhurojeni Atë! A nuk merrni mësim?
4. kthimi i të gjithë juve është te Ai, premtimi i All-llahut, është i vërteë. Ai e filloi krijimin e pastaj e përsërit atë për t’i shpërblyer me të drejtë ata që besuan dhe bënë vepra të mira. E për ata që mohuan, ka pije të valë dhe dënim të dhembshëm, për shkak se ata mohonnin.
5. Ai e bëri diellin, e hënën dritë dhe asaj (hënën) ia caktoi fazat, që ta dini numrin e viteve dhe llogarinë. All-llahu nuk krijoi këtë për tjetër, pos me qëllim të caktuar. Ai ia sqaron argument një populli që kupton.
6. Në ndërrimin e natës e të ditës, dhe në çka krijoi All-llahu në qiej e në tokë, vërtet ka fakte për njerëzit që kanë droje.
7. Ata që nuk presin takimin Tonë, që janë të kënaqur me jetën e dynjasë dhe kanë gjetur prehje në të, dhe ata që janë indieferentë ndaj argumenteve Tona.
8. Vendi për të tillët është zjarri, për shkak të asaj që punuan.
9. E ata që besuan dhe bënë vepra të mira, Zoti i tyre, për shkak të besimit të tyre i udhëzon në Xhennete të begatshme në të cilët rrjedhin lumenj.
10. Lutja e tyre aty është: “I lartë je o All-llah!”, e përshëndetja e tyre është: Selam! dhe lutja e fundit e tyre: “Falënderimi i qoftë All-llahut, Zotit të botëve!”
11. Sikur All-llahu t’ua shpejtonte njerëzve pranimin e kërkesës për të keqen, ashtu si e pranon shpejtimin e kërkesës për të mirën, atyre do t’u përfundonte afati (i vdekjes). Po Ne, ata që nuk janë të bindur se do të vijnë para nesh, i lëmë të bredhin në mashtrimet e tyre.
12. E kur njeriun e godet dëmi, ai na lut qoftë shtrirë, ulur ose në këmbë, e kur Ne ia largojmë të keqen, ai, sikurse të mos na ishte ulur fare për dëmin që e pat goditur. Kështu kriminelëve u duket mirë ajo që veprojnë.
13. Ne kemi shkatërruar gjenerata para jush (o idhujtarë), pse nuk besonin, edhe pse të

Courtesy: www.hidayat.org

dërguarit u erdhën me argumente të qarta. Kështu shpërblejmë Ne njerëzit kriminelë.

14. Pastaj juve ju bëmë zëvendësues pas tyre në Tokë për t'ju parë si do të vepronì.
15. Dhe kur atyre u lexohen ajetet Tona të qarta, ata që nuk besojnë takimin Tonë (ringjalljen), thonë: "Sillna një Kur'an tjetër, ose ndryshoje këtë!" Thuaj: "Mua nuk më takon që ta ndrushojë vetë, unë përcjelli vetëm atë që më shpallet, unë nëse kundërshtoj Zotit tim i frikësohem dënimit të një Ditës të madhe.
16. Thuaj: "Sikur të kishte dashur All-llahu, unë nuk do t'ua kisha lexuar juve atë, as nuk u kisha njoftuar me të. Unë para tij kam jetuar në mesin tuaj (as nuk ditur as nuk kam lexuar), a nuk mendoni?"
17. A ka më mizor se ai, që shpif ndaj All-llahut gënjeshtër ose përgenjeshtron faktet e Tij? Mëkatarët vërtet s'kanë për të shpëtuar.
18. Ata pos All-llahut adhurojnë çdo gjë që nuk bën as dobi, e thonë: "Këta janë ndërmjetësuesit tanë te All-llahu!" Thuaj: "A po e informoni All-llahun me diçka që Ai nuk e di se ç'ka në qiej dhe në tokë?" I pastër është madhëria e Tij nga ajo që shoqërojnë!
19. Njerëzit nuk ishin tjetër pos të një feje, e u përçanë. E sikur të mos ishte caktim i hershëm nga Zoti yt, do të përfundohej (me dënim) mes tyre, për atë që ishin të përçarë.
20. Dhe thonin: "Përse nuk i vjen atij (Muhammedit) ndonjë mrekulli nga Zoti i tij?" Po ti thuaj: "E fshehta është (çështje) vetëm e All-llahut (Ai sjell mrekulli). Prandaj, ju pritni se edhe unë së bashku me ju po pres!"
21. E kur Ne ua dhurojmë njerëzve mëshirën pasi t'i ketë godotur e keqja (skamja), kur qe ata u bëjnë hile argumenteve tona. Thuaj: "All-llahu është më i shpejti në ndëshkim". S'ka dyshim, përcjellësit tanë (melaiket) regjistrojnë atë që po thurrni ju.
22. Ai (All-llahu) ua bëri të mundshëm udhëtimin në tokë e në det, deri kur jeni në anije që lundrojnë me ta (me udhëtarët) me anë të një ere të lehtë dhe janë të lumtur me të (me erën e lehtë), ia beh një erë fortë dhe nga të gjitha anët rrethohen nga valët dhe binden se janë shkatërruar, e lusin All-llahun pa farë përzierje të idhujve (duke thënë): Nëse na shpëton nga kjo (katastrofë), ne do të jemi gjithnjë falënderues!"
23. E kur Ai (All-llahu) i shpëtoi ata, ja, ata veprojnë mbrapshtë në tokë, pa arsye. O ju njerëz! Kryeneçësia është vetëm kundër vetes suaj, është përjetim i jetës së kësajbote, pastaj kthimi juaj është te Ne, e Ne ju shpërblejmë për veprimet tuaja.
24. Shembulli i jetës së kësaj bote është si i një shiu që e kemi zbritur nga qielli, e me anën e të cilit gërshetohen bimët e tokës (mbijnë dhe shpeshtohen të gjitha llojet) prej nga hanë njerëzit e kafshët deri kur toka të ketë marrë stolinë e vet dhe të jetë zbukuruar (me bimë, pemë e behar), e banorët e saj të mendojnë se janë të zotët e saj,e asaj i vjen urdhëri ynë, natën ose ditën, Ne e bëjmë atë (të mbjellat) të korrur sikurse të mos ekzistonte dje. Kështu Ne u sqarojmë faktet njerëzve që mendojnë.
25. All-llahu thërret për në Xhennet, dhe atë që do, e vë në rrugë të drejtë.
26. Atyre që bëjnë vepra të mira, u takon e mira (Xhenneti) edhe më tepër (e shohin All-llahun). Fytyrat e tyre nuk i mbulon pluhuri i zi as nënçmimi, ata janë banues të Xhennetit, aty janë përgjithmonë.
27. E ata që bënë të këqia, dënimi i së keqes është aq sa është ajo, ata i mbulon poshtërimi. Ata nuk mund t'i mbrojë kush nga All-llahu, fytyrat e tyre, porsi t'i

kishte mbuluar ndonjë copë e errët e natës. Ata janë banues të përjetshëm të zjarrit.

28. Atë ditë i tubojmë të gjithë, ndërkaq atyre që i kanë bërë shok All-llahut u themi: "Rrini në vendin tuaj, ju dhe idhujt tuaj!" Ne ndajmë ata. E idhujt e tyre u thonë: "Ju nuk na adhuruat ne!"
29. All-llahu na mjafton si dëshmues ms nesh e jush (kështu u thonë idhujt idhujtarëve). Ne nuk dimë gjë për adhurimin tuaj ndaj nesh (ne nuk dëgjojmë, nuk shohim e nuk kuptojmë).
30. Aty, në atë vend, secili njeri provohet me atë që e ka bërë më parë dhe kthehen te All-llahu, Sundimtari i tyre i vërtetë dhe humb (shkon huq) prej tyre ajo që trillonin (se do t'u bëjnë shefatë).
31. Thuaj: "Kush ju furnizon me ushqim nga qielli e toka, kush e ka në dorë të dëgjuarit e të pamët (tuaj), kush nxjerr të gjallin nga i vdekuri e kush nxjerr të vdekurin nga i gjalli, kush rregullon çdo çështje?" Ata do të thonë: "All-llahu". Ti thuaj: "A nuk frikësoheni?" (dënimit).
32. E ky është All-llahu, Zoti juaj i vërtetë. Pas të vërtetës nuk ka tjetër pos iluzione, e si po ia ktheni shpinën (të vërtetës)?
33. Kështu është pra, vendimi i zotit tënd kundër të shfrenuarve, pse ata nuk besojnë.
34. Thuaj: "A ka prej idhujve tuaj ndokush që ta fillojë krijimin e mandej atë (pas vdekjes) ta rikthejë?" Thuaj: "All-llahu e nus krijimin dhe sërish e rikthen. Si i largohen pra, së vërtetës?
35. Thuaj: "A ka ndokush prej idhujve tuaj që ndonjë të humbur ta drejtojë në rrugën edrejtë? Thuaj: "Vetëm All-llahu udhëzon në të vërtetën. . Atëherë pra, a është më e drejtë të shkohet pas tij që udhëzon në rrugën e drejtë, apo pas atij që nuk udhëzon, (sepse nuk mund të udhëzojë as vetveten) vetëm nëse prej dikuj tjetër udhëzohet? ç'është me ju? Si gjykoni?
36. Shumica e tyre nuk përkjnë tjetër pos supozim, e supozimi nuk është asgjë ndaj të vërtetës. All-llahu di shumë mirë për atë që punojnë.
37. Nuk është e logjikshme të mendohe se ky Kur'an është i trilluar prej dikujt pos All-llahut, por është vërtetues i asaj (shpalljes) që ishte më parë, dhe sqarues e komentues i librit. Nuk ka farë dyshimi se është (i zbritur) nga Zoti i botëve.
38. Përkundër kësaj, ata (idhujtarët) thonë se atë e trilloi ai (Muhammedi). Ti thuaj: "Sillne pra ju një kaptinë të ngjajshme me këtë, madje thirrni kë të doni në ndihmë, pos All-llahut, po qe se jeni të drejtë në atë që thoni".
39. Por ja, ata përgënjeshtruan atë (Kur'anin) pa e kuptuar dhe pa ju ardhur shpjegimi i tij. Po kështu, gënjenin dhe ata që ishin më përpara. Shiko si ishte përfundimi i zullumqarëve.
40. Ka prej tyre (te të cilët u dërgua Muhammedi) që e besojnë atë(Kur'anin), e ka prej tyre edhe asaish që atë nuk e besojnë. Zoti i njeh ë së miri kokëfortit.
41. Po nëse ata të përgënjeshtruan ty, thuaj: "Mua më takon (shpërblimi nga) vepra juaj, ju nuk përgjigjeni për atë që bëj unë, e as për atë që bëni ju.
42. Ka prej tyre që të dëjojnë (kur lexon, por formalisht). A mund të bësh të shurdhëtin të dëgjojë, edhe kur ata nuk kuptojnë?
43. Ka prej tyre që të shikon ty (duket se po të shikon). A mund ta udhëzosh ti të verbërin, kur ata nuk shohin (të vërtetën)?

44. All-llahu nuk u bën asgjë të padrejtë njerëzve, por ata i bëjnë të padrejtë vetes së tyre.
45. (Përkujto) Ditën kur i tubojnë ata, (atyre u duket) sikur nuk qëndruan (në dynja) vetëm një moment të ditës, atëherë njihen mes vete. E, vërtet, kanë dështuar ata që nuk besuan këë prezencë para All-llahut, edhe nuk gjetën udhën e drejtë.
46. Nëse ta bëjmë të mundshme të shohish diçka nga (dënimi) që u premtuan atyre (mirë), ose ta marrim shpirtinty (kurse ti nuk sheh gjë), e ardhmja e tyre është vetëm te Ne. All-llahu është dëshmues i asaj që punojnë.
47. Secili popull kishte të dërguarin e vet, e kur u vinte i dërguari i tyre bëhej gjykimi i drejtë mes tyre, atyre nuk u bëhet padrejtësi.
48. Ata thonë: “Kur do të jetë ky premtim (dënim), nëse jeni të drejtë ç’ka thoni?
49. Thuaj: “Unë nuk mund t’i sjellë vetes sime as dëm as dobi, pos atë që dëshiron All-llahu”. çdo popull ka afatin (e caktuar), e kur të vijë afati i tyre, ata nuk mund ta vonojnë as për një moment e as ta ngutin.
50. Thuaj: “Më tregoni, nëse u vjen dënimi i Tij natën ose ditën, e çka i shluen të nguten për të, kriminelët?”
51. A pasi që të ndodhë (dënimi) do të besoni atë? A tani!? (po besoni), e ju ishit ata që kërkonit t’u vijë më shpejt?
52. Më vonë (në ditën e kijametit) atyre që bënë zullum u thuhet: “Shijoni dënimin e përjetshëm!” Mos jeni dënuar më shumë se ç’keni merituar?”
53. E ata kërkojnë t’u tregosh (e do të thonë): a është e vërtetë ajo (që thua për dënimin)? Thuaj: “Po, pasha Zotin tim, ajo është më se e vërtetë, dhe ju nuk do të mund ta pengoni kurrsesi.
54. Secili njeri që ka dëmtuar veten (duke mosbesuar), po të ishte e tij çdo gjë që ekziston në tokë, ai do ta flijonte atë (për të shpëtuar). E kur e shohin dënimin, aa fshehindëshprimin (nga hutia). Atëherë bëhet gjykimi i drejtë mes tyre nuk u bëhet padrejtë.
55. Vini re! Nuk ka dyshim se gjithçka që gjendet në qiej e në tokë është e All-llahut! Kini kujdes. Premtimi iAll-llahut është më se i vërteë, por shumica e tyre nuk e dinë.
56. Ai jep jetë dhe vdekje, dhe vetëm te Ai do të ktheheni.
57. O ju njerëz! Juve ju erdhi nga zoti juaj këshilla (Kur’ani) dhe shërimi i asaj që gjendet në krahrorët tuaj (në zemra), edhe udhëzim e mëshirë për besimtarët.
58. Thuaj: “Vetëm mirësisë së All-llahut dhe mëshirës së Tij le t’i gëzohen, se është shumë më e dobishme se ajo që grumbullojnë ata.
59. Thuaj: “Më thuani, atë që All-llahu ju dha si ushqim (të lejuar), e ju nga ai diçka bëtë të ndaluar e diçka të lejuar?” Thuaj: “A ju lejoi All-llahu ju, ose ju i shpifni All-llahut?”
60. Po çfarë është mendimi i atyre që shpifin All-llahut, për ditën e kijametit? All-llahu është dhurues i madh ndaj njerëzve, por shumica e tyre nuk falënderojnë.
61. Ti nuk angazhohesh me asnjë çështje, nuk lexon nga ai pjesë nga Kur’ani dhe nuk bëni ndonjë vepër, vetëm se ne jemi prezentuesit tuaj, kur ju ndërmerrni atë. Zotit tënd nuk mund t’i fshihet as në okë e as në qiell as sa grimca e as më e vogël se ajo e

as më e madhe, por vetëm sa është evidentuar në librin e sigurt.

62. A nuk janë vërtet Ewlijatë (të dashurit) e All-llahut pa frikë e brengosje?[117]

63. Të cilët besuan dhe ishin (prej atyre) që frikësohen.

64. Atyre u jepen myzhde në jetën e dunjasë[118] dhe në jetën tjetër (për shpëtim në Xhennet). Nuk ndryshojnë fjalët e All-llahut. E, ai është suksesi i madh.

65. Po ty të mundojnë thëniet e tyre. E tërë fuqia dhe ngadhënjimi i takon vetëm All-llahut. Ai i dëgjon dhe di të gjitha.

66. Ta keni të ditur se gjithçka që është një qiej e në tokë janë në pushtetin e All-llahut (pra, edhe idhujtarët). E ata, që pos All-llahut adhurojnë, në të vërtetë nuk janë kah pasojnë zota, ata nuk janë kah pasojnë tjetër pos supozimeve dhe nuk janë tjetër vetëm se gënjejnë.

67. Ai (All-llahu) bëri për ju natën që në të pushoni, e ditën të ndritshme (të shihni). Në këtë (që bëri) vërtet ka argumente për një popull që dëgjon.

68. (Pas të gjitha argumenteve) Ata (jobesimtarët) thanë: “All-llahu ka fëmijë”. Larg asaj është All-llahu, Ai s’ka nevojë, e Tij është ç’ka në tokë, ju nuk argumente për këtë (që ta thoni), a thoni për All-llahun çka nuk dini?

69. Thuaj: “Ata që trillojnë gënjeshtër për All-llahun, nuk kanë për të shpëtuar”.

70. Ata kanë një përjetim në dynja, pastaj kthimi i tyre është vetëm te Ne, e Ne do të bëjmë që ata të shijojnë dënimin e dhembshëm për shkak se nuk besonin.

71. Lexoju atyre ngjarjen e Nuhut, kur i tha popullit të vet: “O populli im, nëse u vjen rëndë qëndrimi im më mesin tuaj, përkujtimet e mia me ajetet e All-llahut, e unë iu kam mbështetur vetëm All-llahut, ju vendosni për qëllimin tuaj, thirrni në ndihmë edhe zotat tuaj, e mos e mbani fshehtë, dhe zbatoni atë kundër meje e mos pritni.

72. E nëse prapësoheni (nga mësimet e mia), unë nuk u kërkoj ndonjë shpërblim, se shpërblimi im është vetëmprej All-llahut. Unë jam i urdhëruar të jam njëri prej muslimanëve.

73. e ata (populli i tij) e konsideruan atë rrenacak e Ne e shpëtuam atë dhe ata që ishin bashkë në anije, dhe i bëmë që ata të jenë pasardhës (zëvendësues), kurse ata që përgënjeshtruan ajetet tona i përmbytëm. Shih pra, si ishte fundi i gënjeshtarëve.

74. Mandej pas tij dërguam të dërguar te popujt e tyre , të cilët erdhën dhe u sollën atyre argumente të forta, por ata nuk i besuan asaj, të cilën më parë e kishin përgënjeshtruar. Kshtu, pra u vulosim zemrat atyre që kalojnë kufijtë.

75. Pastaj, pas tyre dërguam Musai dhe Harunin me argumentet tona, te faraoni dhe paria e rrethit ta tij, po ata paraqitën kryelartësi, pse ishte popull që bënte krime.

76. E kur u erdhi atyre e vërteta e sigurt nga Ne, ata thanë: “Kjo nuk është tjetër pos

---

[117] Transmetohet nga Seid el-Hudrij r.a.: Lajmëtari i All-llahut tha: “Kur varrimi është gati dhe kur e çojnë në supe, nëse i vdekuri ka qenë i drejtë, do të thotë: -Më dorëzoni (më shpejt)!; por nëse nuk ka qenë i drejtë, do të thotë: -Ku po më çojnë? Dhe zëri i tij dëgjohet nga çdo gjallesë, përveç njeriut, e nëse do ta kishte dëgjuar, do t’i kishte rënë të fikët. ” (*Sahihul-Buhari*, vëll. 2, had. 400).

[118] a) Transmetohet nga Ebu Hurejre r. a. : E dëgjova Lajmëtarin e All-llahut duke thënë: “Asgjë nuk ka ngelur nga *Nubuweti* (lajmëtaria) përveç *Mubeshshiretit* (përgëzimi). ” E pyetën: “Ç’është *Mubeshshireti*?” Ai u përgjigj: “Ëndrrat e vërteta të mira. ” (*Sahihul-Buhari*, vëll. 9, had. 119).

b) Transmetohet nga Ebu Hurejre r. a. se Lajmëtari i All-llahut a. s. ka thënë: “Ëndrra (e mirë) e besimtarit të sinqertë është pjesë nga nga dyzetë e gjashtë (46) pjesët e *Nubuwetit* (Lajmëtarisë). ” (*Sahihul-Buhari*, vëll. 9, had. 117).

Courtesy: www.hidayat.org

magji e qartë.
77. Musai tha: A të vërtetës i thoni magji? A magji është kjo? Magjistarët nuk shpëtojnë?
78. Ata thanë: "Mos erdhe të na largosh nga ajo (feja) që e gjetëm te prindërit tanë, për t'ju mbetur ju dyve madhështia në tokë? Po ne nuk u besojmë juve dyve.
79. Faraoni tha: "Sillmëni mua të gjithë magjistarët e aftë.
80. E kur erdhën magjistarët, Musai u tha: "Hidhni ç'keni për të hedhur".
81. E kur i hodhën ata, Musai u tha: "Kjo që e sollët ju tash, vërtet është magji!" Po All-llahu do ta asgjësojë këtë, sepse All-llahu nuk e përkrahë veprën e të prishurve.
82. Dhe me argumentet e veta All-llahu e fuqizon të vërtetën, ndonëse e urrejnë të pabesët.
83. Duke pasur frikë nga faraoni dhe nga rrethi i tij se do t'i turturojnë, Musait nuk i besoi kush pos një pjese të pasardhësve të popullit të tij. Vërtet, faraoni ishte mbizotërues në tokë dhe ai ishte prej shkatërrimtarëve.
84. Musai tha: "O populli im, nëse i keni besuar All-llahut, vetëm atij mbështetuni, nëse jeni të dorëzuar (vendimit të Tij)!"
85. Ata iu përgjegjën duke i thënë: "All-llahut iu kemi mbështetur, Zoti në, mos i mundëso popullit mizor të na sprovojë!"
86. Dhe me mëshirën tënde, na shpëto prej popullit jobesimtarë!"
87. Ne i thamë Musait dhe vëllait të tij t'i bëni vend në Egjipt popullit tuaj, shtëpitë tuaja t'i bëni faltore e ta falni namazin rregullisht. Ti (Musa) përgëzoi besimtarët!
88. Musai tha: "Zoti ynë, Ti i ke dhënë faraonit dhe parisë së tij mjete të përjetimit dhe pasuri në jetën e kësaj bote, ashtu që o Zot ynë, po i largojnë njerëzit prej rrugës tënde. Zoti ynë, zhduke pasurinë e tyre, shtrëngoi zemrat e tyre, e të mos besojnë derisa të shijojnë dënimin e idhët.
89. Ai (All-llahu) tha: "Lutja juaj është pranuar, prandaj ju të dy qqëndroni ashtu si jeni e mos ndiqni rrugën r atyre që nuk dinë!
90. Ne i kapërcyem beni israilët përtej detit, e faraoni dhe ushtria e tij i ndoqi mizorisht dhe armiqësisht derisa e përhshiu atë përmbysja e ai tha: "Besova se nuk ka Zot tjetër pos Atij që i besuan beni israilët, edhe unë jam nga muslimanët!"
91. Ti tani beson, ndërsa ma parë kundërshtove dhe ishe njëri prej shkatërruesve!
92. Sot po të shpëtojmë ty (po të nxjerrim prej detit) me trupn tënd (të vdekur), që të shërbesh si argument për ata që vijnë pas teje. Vërtet, ekziston një shumicë njerëzis që nuk hulumtojnë argumentet Tona.
93. Në të vërtetë, Ne i vendosëm beni israilët (pas shkatërrimit të armiqve të tyre) në një vend të mirë, i furnizuam ata me ushqime të dobishme dhe nuk ishin të përçarë (rreth fesë) vetëm pasi që u erdhi atyre dituria (Tevrati). Zoti yt, do të gjykojë mes tyre në ditën e kijametit, për atë që ishin përçarë.
94. Po, (fjala vjen) nëse je në dyshim për këtë që të zbritëm ty (për ngjarjet e pejgamberëve), atëherë pyeti ata që lexojnë librin para teje. Ty të erdhi nga Zoti yt e vërteta, pra, mos u bë prej atyre që dyshojnë.
95. Dhe mos u bë prej atyre që përgënjeshtruan argumentet e All-llahut, e të bëhesh nga të dështuarit.
96. Kundër atyre, për të cilët ka përfunduar caktimi i Zotit tënd, ata nuk besojnë,

97. Edhe sikur t'u kishin paraqitur atyre çdo lloj argumenti, ata nuk besojnë derisa të shohin dënimin e rëndë.
98. Përse nuk pati vendbanim që të ketë besuar e besimi i tij të ketë ndihmuar (në shpëtim), pos popullit të Junusit, që pasi që besoi, Ne larguam prej tyre dënimin shëmtues në jetën e kësaj bote dhe i lejuam të jetojnë deri në një afat të caktuar.
99. SIkur të kishte dashur Zoti yt, do t'i besonin çka janë në tokë që të gjithë. A ti di t'i detyrosh njerazit të bëhen bedsimtarë?
100. Nuk është e mundur për asnjë njeri të besojë (ndryshe), pos me ndihmën e All-llahut. E dënimin u jepë atyre që nuk mendojnë.
101. Thuaj: "Vështroni me vëmendje çka në (nga argumentet) në qiej e në tokë. Po argumentet dhe qortimet nuk bëjnë dobi ndaj një popull që nuk beson.
102. A janë duke pritur tjetër (fat) pos ditët (e zeza) si të atyre që ekzistonin para tyre? Thuah: "Pritni, pra, se edhe unë bashkë me ju po pres!"
103. E Ne pastaj i shpëtojmë të dërguarit tanë, edhe ata që besuan. Ja kështu, është detyrë e Jona, t'i shpëtojmë besimtarët.
104. Thuaj: "O ju njerëz, nëse ju dyshoni në fenë time, unë nuk adhuroj ata që ju i adhuroni pos All-llahut, por adhuroj All-llahun që u jepë vdekjen (ashtu si u ka dhënë jetën), dhe jam i urdhëruar të jem besimtarë (i Zotit një).
105. Dhe (jam i urdhëruar): Përqëndrohu me tërë qenien tënde në fenë e drejtë, e mos u bë nga idhujtarët!
106. Dhe mos lut tjetër kë pos All-llahut, ndonjë (idhull) që nuk të sjell as dobi as dëm, e nëse bën atë, dije se i ke bërë padrejt vetvetes.
107. Nëse All-llahu të provon me ndonjë të keqe, atë s'mund ta largojë kush pos Tij, po nëse dëshiron të japë ndonjë të mirë, s'ka kush që mund ta pengojë dhuntinë e Tij. E shpërblen me të, atë që do nga robët e Tij. Ai falë dhe mëshiron shumë.
108. Thuaj: "O ju jerëz, juve ju erfdhi e vërteta nga Zoti juaj, e kush merr rrugën e drejtë, ai ka vetëm për veten e vet, ndërsa kush e merr të shtrembëren, ai e ka humbur veten. Unë nuk jam rojë e juaj!"
109. Ti ec pas asaj që të shpallet dhe bëhu i durueshëm derisa All-llahu të gjykojë. Ai është më i miri i gjykatësve!

## ***11. Hud***

Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!
1. Elif, Lamë, Ra, (ky është) Libër, ajetet e të cilit janë radhitur (në mënyrë të përsosur, njëkohësisht) edhe shkoqitur nga i Dijshmi i të gjitha çështjeve në hollësi.
2. Që tq mos adhuroni tjetër përveç All-llahut. Unë jam (dërguar) nga Ai qortues e përgëzues për ju.
3. E të kërkoni falje Zotit tuaj dhe pendohuni (kthehuni) te Ai, se Ai do të ju mundësojë përjetime të mira (në këtë jetë) deri në një afat (të caktuar) dhe çdo punëmiri i jep shpërblimin e merituar. në qoftë se refuzojnë (të kërkojnë falje), unë pra kam frikë për ju, dënimin e ditës së madhe.
4. Se kthimi i juaj është vetëm te All-llahu, Ai ka fuqi për çdo send.
5. Ja, ata mbështjellojnë (armiqësinë në) gjoksat e tyre që ta fshehin nga Ai, po ta dini se edhe kur mbulohen me petkat e tyre, Ai e di se çka fshehin dhe çka shfaqin. S'ka

dyshim se Ai e di shumë mirë çka mbajnë zemrat (qëllimet) e tyre.

6. Nuk ka anjë gjallesë në tokë që All-llahu të mos ia ketë garantuar furnizimin e saj, Ai e di vendbanimin dhe vendstrehimin e saj (pas vdekjes). Të gjitha (këto) janë në librin e njohur (Levhi Mahfudhë).
7. Ai është i cili krijoi qiejt e tokën brenda gjashtë dite (fazave), e Arshi (Froni) i Tij kishte qenë (më parë) mbi ujë, që t'ju sprovojë, se cili prej jush është më vepërmirë. Nëse ti u thua: "Ju do të ringjalleni pas vdekjes!" Ata që nuk besuan thonë: "Kjo (çka na thua) nuk është tjetër vetën se magji e hapur.
8. Nëse Ne e vonojmë ndëshkimin për një kohë të shkurtër kundër tyre, ata thonë: "çka po e pengon atë?" Le të dijnë se ditën kur t'u vijë, ai nuk zbrapët prej tyre, ata do t'i rrethojë ai (dënimi) me të cilin talleshin.
9. Po nëse Ne ia japim njeriut ndonjë begati nga ana jonë, e pastaj e tërheqim atë prej tij, ai do të jetë i dëshpruar dhe përbuzës.
10. E nëse pas të keqes që e pat goditur atë, Ne dhurojmë të mira, ai do thotë: "Kaluan të këqiat prej meje!" Vërtet, ai është shfrenuar dhe mendjemadh.
11. Përveç atyre, të cilët kishin durim dhe bënin vepra të mira, të tillët kanë falje (të gabimeve) dhe shpërblim të madh.
12. A mos (shpresojnë idhujtarët se) do të lëshë nga ajo që t'u shpall ty (ngase u vjen rëndë ta dëgjojnë), dhe të shtëngon zemrën tënde ajo (komunikimi i shpalljes), për shkak se ata do të thonë: "Pse të mos i ketë zbritur atij (Muhammedit) ndonjë pasuri, ose përse të mos i ketë ardhur bashkë me të ndonjë engjëll?" Ti je vetëm qortues, e All-llahu për kujdeset prër çdo send.
13. Apo, pse ata thonë: "Ai (Muhammedi) e trilloi atë (Kur'anin)". Thuaj: "Formuloni pra, dhjetë kaptina si ai (Kur'ani) ashtu të trilluara (siç thoni ju) dhe thirrni, pos All-llahit, po qe se jeni të drejtë (çka thoni), kë të mundeni për ndihmë!"
14. E nëse nuk përgjigjen juve, atëherë pra ta keni të qartë se ai (Kur'ani), është i zbritur me dijen e All-llahut dhe se nuk ka zot pos Tij. A jeni pra myslimanë?"
15. Kush ka për qëllim jetën e kësaj bote dhe të mirat e saj, Ne do t'u plotësojmë atyre shpërblimin e veprave të tyre në të, dhe atyre në të, dhe atyre nuk do t'u mungojë gjë.
16. Të këtillëve në botën tjetër u përket vetëm Xhehennemi. Ajo që punuan dhe vepruan ata ka dështuar dhe është asgjësuar.
17. A ai që është (i mbështetur) në argument nga Zoti i tij dhe atë e përforcon dëshmia nga Ai, e para tij (Kur'anit) ishte (dëshmitar) libri i Musait (Terati) që ishte udhërrëfyes e mëshirë - (është i njejtë me atë që ka për qëllim vetëm këtë jetë)? Të tillët (që janë në rrugë të drejtë) e besojnë (Kur'anin). E kush prej tyre grupeve refuzuan atë, vendi i tij është zjarri. E ti (Muhammed) mos kij dyshim në te, ai është e vërtetë nga Zoti uyt, në të s'ka dyshim, por shumica e njerëzve nuk e besojnë.
18. E kush është më mizor se ai që trillon për All-llahun? Të tillët paraqiten para Zotit të tyre, e dëshmitarët thonë: "Këta ishin të cilët gënjyen ndaj Zotit të tyre, pra mallkimi i All-llahut qoftë kundër mizorëve!"
19. Të cilët pengojnë nga rruga e All-llahut dhe përpiqen atë ta shtrembërojnë, mu ata janë që nnuk e besojnë botën tjetër.
20. Ata nuk ishin të paprekshëm në tokë (prej dënimit të Zotit), dhe ata nuk kishin

mbrojtës pos All-llahut. Atyre u shumëfishohet dënimi, sepse ata nuk ishin që mund të dëgjonin dhe as nuk shikonin.

21. Ata mashtruan vetveten dhe humben prej tyre ata (idhujt) që i patën trilluar.
22. Është e vërtetë se ata në botën tjetër janë më të humburit.
23. Ata që nuk besuan dhe bënë vepra të mira dhe u përulën ndaj Zotit të tyre, ata janë banues të Xhennetit, në të janë përgjithmonë.
24. Shembulli i gjendjes së këtyre është (i atyre që nuk besuan) si ai i verbëri dhe i shurdhëti dhe (i atyre që besuan) si ai që sheh dhe dëgjon. A janë në pozitë të barabartë? A nuk përkujtoheni?!
25. Ne patëm dërguar edhe Nuhun te populli i vet (me porosi të njejtë si Muhammedin që t'u thotë): Unë ju tërheq vërejtjenn haptazi.
26. Që të mos adhuroni tjetër kë pos All-llahut, sepse unë kam frikë për dënimin tuaj në ditëm e pikëllueshme.
27. Paria që nuk besoi nga populli i tij tha: "Ne nuk të shohim ndryshe vetëm si njeri, sikurse edhe ne, ne nuk po se të pasojë kush, përveç atyre që janë më të poshtërit e më mendjelehtit nga mesi ynë dhe ne nuk shohim se ju keni ndonjë vlerë mbi ne, përkundraz, ne ju konsiderojmë gënjeshtar!"
28. (Nuhu) Tha: "O populli im, më thuani nëse unë jam i mbështetur në argument të qartë nga Zoti im dhe Ai më dha mëshirë nga ana e Tij, e juve u janë fshehur ato (argumentet ngase jeni dhëmë pas kësaj jete), a mos do t'ju detyrojmë për to (pranimin e tyre), kur ju jeni urrejtës të tyre!
29. O populli im, unë për këtë nuk kërkoj prej jush ndonjë pasuri, shpërblimi im është vetëm te All-llahu. Dhe unë kurrsesi nuk i largoj ata që besuan, ata janë afër Zotit të tyre; por unë ju shoh si popull që nuk dini e nuk kuptoni.
30. O populli im, a nuk po mendoni se nëse unë i përze ata , kush do të mund të më mbrojë mua nga All-llahu (dënimi i Tij)?
31. Unë nuk u them juve se te unë janë depot e All-llahut, as nuk u them se unë e di të fshehtën, as nuk u them se unë jam engjëll, as nuk u them atyre që sytë tuaj i nënçmojnë, se All-llahu nuk u dhuroi atyre të mira. All-llahu e di më së miri se çka në shpirtrat e tyre, pse atëherë unë konsiderohem zullumqar.
32. Ata thanë: "O Nuh, ti polemizove me ne dhe e zgjate polemikën tonë. Urdhëro, e nëse flet të vërtetën, sillnie pra, të na godasë ajo me çka na kërcënohesh!"
33. Ai tha: "Atë ju sjell vetëm allahu, po qe se dëshiron, e ju nuk mund ta pengoni!"
34. Nëse përpiqem t'ju këshilloj, po qe se All-llahu don t'ju humb, këshilla ime nuk bën dobi. Ai është Zoti juaj dhe vetëm te Ai do të ktheheni.
35. A mos po thonë se ai e trilloi atë? Thuaj: "Nëse unë kam trilluar, atëherë ai është mëkati im, e unë jam larg nga krimet tuaja".
36. E, Nuhut i qe shpallur: "Nuk do të besojë më askush nga populli yt, përveç atyre që kanë besuar (deri më tash), pra mos u brengos për ata që punojnë ata".
37. E, mbaroje anijen nën mbikëqyrjen tonë dhe me mësimin tonë, e mos m'u drejto Mua për ata që bënë zullum, ata gjithqysh janë të përmbytur.
38. Dhe ai ndërtonte anijen e paria e popullit të tij, saherë që kalonte pranë tij përqeshej me të. Ai u thoshte: "Nëse talleni me ne, edhe ne do të tallemi me ju, ashtu siç po talleni ju!"

Courtesy: www.hidayat.org

39. Dhe më vonë do të kuptoni se cili do të pësojë dënimin e turpshëm dhe mbi të cilin do të jetë dënim i përjetëshëm.
40. E kur erdhi urdhëri ynë (i caktuar për ndëshkim) dhe gufoi (uji) prej furrës (vend ku piqet buka), Ne i thamë: "Ngarko në të çdo krijesëë nga një çift edhe familjen tënde, përveç për kë është marrë vendim i hershëm kundër tij, e (ngarkoje) edhe kush ka besuar, po përveç një pakice nuk i kishin besuar atij.
41. Dhe ai tha: "Hipni në rë, me emrin e All-llahut ajo lundron dhe ndalet. Vërtet, Zoti është që falë shumë, është mëshirues.
42. Ajo lundron me ta nëpër valë si, e Nuhu e thirri djjalin e vet, që ishtë në një vend të ndarë: "O djali im, hip nashkë me ne, e mos u bë me mohuesit!"
43. Ai (djali) tha: "Unë do të ngjitëm në një kodër që do të më mbrojë nga uji (vërshimi)!" Tha: nuk ka sot mbrojtës prej dënimit të All-llahut, pos atë që Ai e ka mëshiruar!" Vala hyri mes tyre të dyve, e ai (djali u mbyt në ujë.
44. E iu pat thënë: "Oj tokë, përbije ujin tënd, dhe o qiell, ndërpreje (shiun), uji u tërhoq, urdhëri u zbatua dhe ajo (anija) undal në (kodrën) Xhudij, e u tha: "I shkatërruar qoftë populli mizor!"
45. Nuhu e luti Zotin e vet, duke thënë: "O, Zoti im, djali im është i familjes sime, e premtimi Yt është isaktë, ndërsa Ti je më idrejti i të drejtëve!"
46. (Zoti) Tha: "O Nuh, ai (djali) nuk ishte nga familja jote (për të cilën të premtova se do t'i shpëtojë), ai ishte punëkeq, e ti mos më kërko Mua atë që nuk e di, Unë të këshilloj që të mos bëhesh nga injorantët!"
47. (Nuhu) Tha: "Zoti im, unë mbështetem në mbrojtjen Tënde që të (mos) kërkoj prej Teje atë për çka nuk kam njohuri, e në qoftë se nuk më fal mua dhe nuk më mëshiron Ti, do të jam i humbur!"
48. Iu pat thënë: "O Nuh, zbarko qofsh ishpëtuar nga ana Jonë, me begati për tu. Enjë popull (tjetër) do t'i mundësojmë përjetime, e pastaj do t'i godasë dënim i dhembshëm nga ana Jonë.
49. Këto janë disa rrëfimet e panjohura (pr ty), që po t'i shpallim ty, e që para këtij (Kur'anit) nuk i ke ditur as ti as populli yt. Pra të jeshh i durueshëm se përfundimi (i lavdishëm) është për të devotshmit.
50. Edhe te (populli) Adi (dërguam) nga mesi tyre Hudin që tha: "O populli im, ju nuk keni zot tjetër pos Tij, ju vetëm po hutoheni me trillime.
51. O populli im, unë për këtë nuk kërkoj prej jush ndonjë shpërblim. Shpërblimi im është vetëm prej Atij që më krijoi. A nuk po kuptoni.
52. O populli im, kërkoni falje prej Zotit tuaj dhe ktheniu Atij, Ai ju lëshon shi me bollëk, dhe fuqisë suaj i shton fuqi, e mos refuzoni të bëheni e të bëheni mëkatarë!"
53. Ata thanë: "O Hud, ti nuk na solle ndonjë argument, e ne nuk i brakisim zotat tanë për fjalën tënde dhe ne nuk të besojmë ty".
54. Ne nuk themi tjetër vetëm se dikush prej zotave tanë të ka goditur me çmendje! Ai tha: "Unë dëshmitar e kam All-llahun, e ju dëshmoni se unë jam larg nga ajo çka ju i shoqëroni.
55. (larg adhurimit) Pos Tij. Ju pra, të gjithë përpiquni kundër meje e mos më jepni afat.
56. Unë iu kam mbështetur Allaut, Zotit tuaj, pse Ai nuk ka asnjë nga gjallesat, e që Ai të mos e ketë nën sundim, vërtet Zoti im është i drejtë.

57. Nëse kundërshtoni, unë ju kumtova atë me tëcilën jamë dërguar te ju. Zoti im do t'ju zëvendësojë me një popull tjetër, Atij nuk mund t'i bëni kurrëfarë dëmi. Vërëtet, Zoti im është përcjellës i çdo sendi".
58. E kur arriti vendimi Ynë (për dënim), Ne me mëshirën Tonë e shpëtuam Hudin, e bashkë me të edhe ata që kishin besuar. I shpëtuam prej dënimit të rëndë.
59. E ato ishin (gjurmë të gënjeshtrave të fisit) Ad-ët, që mohuan argumentet e Zotit tëtyre, kundërshtuan të dërguarin r Tij, shkuan pas urdhërit të çdo kryelarti kundërshtar.
60. Ata u prcollën me mallkim si në këtë botë, ashtu edhe në ditën e gjykimit. Le të dihet, Adët mohuan Zotin e tyre. Qoftë i shkatërruar Adi, populli i Hudit!
61. Edhe te (populli) Themud e patëm njërin prej tyre, Salihun, e ai u tha: "O populli im, adhuronie All-llahun, ju nuk keni zot tjetër pos Tij, Ai së pari ju krijoi nga dheu dhe ju bëri banues të tij, andaj kërkoni falje prej Tij, dhe shprehni pendim te Ai. S'ka dyshim, Zoti im është afër (me mëshirë), Ai përgjigjet (lutjeve)"!
62. Ata thanë: "O Salih, ti ishe shpresë jona para kësaj. Si mund të na ndalosh të adhurojmë atë që adhuruan prindërit tanë? Vërtet, ne jemi shumë të dyshimtë e në dilemë në atë që na thërret ti!"
63. "O populli im, më tregoni ju, nëse unë jam (i bazuar) në argument (të qartë) nga Zoti im,dhe Ai të më ketë dhënë mua mëshirë (gradën pejgamber) nga ana e Tij, kush do të më mbrojë mua nga All-llahu, nëse unë kundërshtoj Atë? Ju nuk më shtoni tjetër vetëm humbje.
64. O populli im, kjo është devja e All-llahut, për ju është një argument. Lënie pra, të ushqehet në tokën e All-llahut e mos e prekni me ndonjë të keqe e të ju godas menjëherë dënimi!"
65. E megjithatë, ata e therrën atë, e ai (Salihu) ju tha: "Përjetoni në vendin tuaj tri ditë, ky është caktim jo i rrejshëm!"
66. E kur erdhi vendimi Ynë (për dënim), Ne e shpëtuam Salihun nga poshtërimi i asaj dite, e bashkë me të, edhe ata që besuan. Zoti yt është ai i fuqishmi, ngadhënjyesi.
67. Ndërsa ata që bënë zullum, i kapi (në ditën e katërt) krisma dhe gëdhinë kufoma (të ngrira) në vendin e tyre.
68. (gëdhinë) Sikur të mos kishin qenë fare në të. Kuptonie pra, (populli ) Themud e mohoi Zotin e vet. Mallkimi qoftë kundër Themudit!
69. Edhe Ibrahimit i patën ardhur të dërguarit (engjëjt) tanë me myzhde dhe i thanë: "Selam". Ai u përgjegj: "Gjithnjë paçi selam" dhe nuk vonoi t'ju sjellë një viç të pjekur (të fërguar në gurë).
70. Kur pa se duart e tyre nuk shtrihen kah ai (viç), iu dukën të pazakonshme dhe ndjeu prej tyre njëfarë frike. Ata i thanë: "Mos u frikëso, ne jemi të dërguar të populli i Lutit".
71. E gruaja (Sare) e tij (Ibrahimit) rrinte në këmbë dhe qeshi, e Ne e përgëzuam atë me Is-hakun, e pas Is-hakut Jakubin.
72. Ajo tha: "E mjera unë, si do të lindë unë kr jam e vjetëruar, kurse ky burri im është i shtyer më moshë, vërtet kjo është gjë e çuditshme.
73. Ata i thanë: "Si, mos po çuditesh me caktimin e Zotit?" Mëshira e All-llahut dhe bekimi i Tij qoftë me ju o familje e shtëpisë (së Ibrahimit)! Vërtet, Ai është meritues

Courtesy: www.hidayat.org

për falënderim është bamirës i madh.

74. Pasi që Ibrahimit i kaloi frika dhe i erdhi myzhdeja, ai nisi dialog me të dërguarit tanë rreth popullit të Lutit. .
75. Vërtet, Ibrahimi ishte shumë i butë, shumë i dhembshëm dhe i kthyeshëm.
76. (engjëjt i thanë) O Ibrahim lëre këtë (dialog), urdhëri i Zotit tënd tashmë ka zbritur, s'ka tjetër, ata do të përjetojnë dënim të pashmangshëm.
77. E kur të dërguarit tanë i erdhën Lutit, ai u keqësua për ta dhe u ngushtua rëndë me ardhjen e tyre e tha: "Kjo është ditë e vështirë!"
78. Dhe populli i tij, ë më parë bënin punë të turpshme, erdhi me ngtite ai (te Luti), e ai tha: "O populli im, qe këto bijat e mia (gratë e atij vendi), janë më të pastra për ju kinie frikë pra All-llahun e mos më turpëroni me mysafirët e mi, a nuk ka ndër ju ndonjë njeri të mençur (e të ju ndalojë nga e keqja)?"
79. Ata thanë: "Po ti e ke të ditur se ne, nuk kurrfarë lakmie në bijat tua, ti e di me siguri se çka dëshirojmë ne!"
80. Ai tha: "Ah, sikur të kisha fuqi kundër jush (t'ju zbrapsë), ose të kisha mbështetje në ndonjë përkrahje (të fisit) të fortë!" (do t'i mbroja mysafirët e mij).
81. (engjëjt) Thanë: "O Lut, ne jemi të dërguarit e Zotit tënd, ata (populli yt) nuk kanë për t'u afruar te ti, e ti kah fundi i natës udhëto me familjen tënde dhe askushrej jush të mos vështrojë mbrapa (familha do të shpëtojë), pos gruas sate, ajo do të jetë e goditur me çka do të goditen edhe ata. Afati i tyre është mëngjesi, a nuk është mëngjesi afër?
82. Kur erdhi urdhëri në, Ne përmbysëm të gjitha ato (fshatrat e tyre) duke kthyer çdo gjë nga lart poshtë, dhe mbi ta reshëm gurë të fortë pa ia nda.
83. (gurë) Të shënuar te Zoti yt. Ai (vend) nuk është larg zullumqarëve (idhujtarëve kurejshitë).
84. Edhe Medjenit (i dërguam) vëllain e tyre Shuajbin që ju tha: "O popull im, adhuronie All-llahun, ju nuk keni Zot tjetër pos Tij, mos matni as mos peshoni mangut, unë po shoh se jeni në gjendje të mirë jetësore, pra unë po frikësohem për ju nga dënimi që do t'ju përfshijë një ditë!"
85. O populli im, veproni drejtë gjatë matjes dhe peshimit, e mos dëmtoni njerëzit në asgjë dhe mos shkaktoni rrëmujë në tokë!"
86. Atë pjesë që ju lejoi All-llahu është shumë më e mirë për ju, nëse jeni besimtarë, e unë nuk jamë rojë juaj!"
87. Ata thanë: "O shuajb, a namazi yt po të thotë të na urdhërosh që ta braktisim atë që adhuruan prindërit tanë, ose )po të urdhëron) për të punuar në pasurinë tonë ashtu si të dëshirojmë? Vërtet, ti qenke i butë e i mençur". (Kjo ishte tallje e tyre).
88. "O popull im, më thuani pra, nëse unë kam argumente të sigurta nga Zoti im dhe nga ana e Tij, Ai më furnizoi mua me të mira (si mund të mos ju udhëzoj në rrugë të drejtë?) Unë nuk dua t'ju kundërshtoj (duke punuar) për atë nga e cila po ju ndaloj, unë nuk dua tjetër vetëm të përmirësoj aq sa mundem, por këtë mund ta arrij vetëm me ndihmën e All-llahut, vetëm Atij iu kam mbështetur dhe vetëm te Ai jam i drejtuar!"
89. O populli im, kundërshtimi ndaj meje të mos u shpie (në mosbesim) që të ju gjejë ajo që e gjeti popullin e Nuhut, populin e Hudit ose popullin e Salihut. E populli i Lutit

Courtesy: www.hidayat.org

nuk është larg prej jush.

90. Kërkoni falje zotit tuaj she sinqerisht pendohuni ndaj Tij. Vërtet, Zoti im është mëshirues, shumë i dashur.
91. Ata thanë: O Shuajb, ne nuk po e kuptojmë shumicën nga ajo që thua dhe ne të konsiderojmë ty të dobët në mesin tonë, dhe sikur të mos ishte ai grupi yt, ne do të gurëzonin ty, ngase ti nuk je i çmuar ndër ne".
92. Ai tha: "O populli im, a është më i çmuar te ju farefisi im se All-llahu, që e keni hedhur Atë pas shpine? Nuk ka dyshim, Zoti im i di të gjitha ato që veproni".
93. O populli im, veproni sa të mundeni, unë veproj, e më vonë do ta kuptoni se kush do të pësojë atë dënim që e poshtëron dhe kush është ai rrenacak. Pritni se edhe unë së bashku me ju jam duke pritur.
94. E kur erdhi urdhëri Ynë, Ne me mëshirën tonë e shpëtuam Shuajbin dhe bashkë me të edhe ata që besuan, ndërsa zullumqarët i kapi britma e tmerri, duke gëdhirë në vendin e tyre kufoma të gjunjëzuara.
95. (gëdhinë) Si të mos kishin ekzistuar fare aty. Qoftë i shkatërruar Medjeni sikurse ishte shkatërruar Themudi!
96. Ne e patëm dërguar Musain me dispozitat tona dhe me mrekulli konkrete,
97. Te faraoni dhe rrethi i tij, e ata iu bindën urdhërit të faraonit, po urdhëri i faraonit nuk ishte mençuri.
98. Në ditën e kijametit ai (faraoni) i prinë popullit të vet dhe i fut në zjarr. Sa i shëmtuar është ai vend i ofruar.
99. Edhe në këtë botë ata i përcolli mallkimi, e edhe në ditëne kijametit. Sa e keqe është ajo dhuratë e dhuruar.
100. Këto janë disa nga lajmet e vendeve që po t'i rrëfejmë ty; disa prej tyre ekzistojnë ende, e disa janë shkatërruar.
101. Ne nuk u bëmë padrejtë atyre, por ata vetvetes i bënë padrejtë. E kur erdhi urdhëri i Zotit tënd, atyre nuk u ndihmuan asgjë zotat e tyre, të cilëve luteshin pos All-llahut, dhe nuk fituan tjetër pos shkatërrim.
102. Ja, kështu është ndëshkimi i Zotit tënd, kur dënon vendet që janë zullumqare. Vërtet, ndëshkimi i Tij është i dhëmbshëme i ashpër.
103. Në këto (rrëfime) me të vërtetë ka një përvojë për atë që i frikësohet dënimit të botës tjetër. Ajo është ditë e tubimit të njerëzve dhe ajo është ditë dëshmuese.
104. Dhe atë (ditë) nuk e shtyejmë vetëm deri në një afat që është i caktuar.
105. E kur të vijë ajo ditë, askush nuk do të fasë, pos me lejen e Tij, e prej tyre (të tubuarëve), ka fatzi dhe fatbardhë.
106. e për sa u përket atyre fatkëqinjve, ata janë në zjarr, aty ata kanë dihatje e kërhamzë të vështirë (në frymëmarrje).
107. Aty janë përgjithmonë, sa të jenë qiejt dhe toka, përveç atë çka do Zoti yt, vërtet Zoti yt punon çka dëshiron.
108. E për sa u përket atyre fatmirëve,ata jan në Xhennet përgjithmonë sa të jenë qiejt dhe toka, përveçatë çka do Zoti yt (All-llahu ju dhuron) shpërblim të pakëputur.
109. Për adhurimin që bëjnë këta (idhujtarët), ti mos kij dyshim (se është i kotë). Nuk adhurojnë tjetër vetëm si adhuronin më parë prindërit e tyre, e Ne do t'u japim pjesën e tyre pa mangësi.

Courtesy: www.hidayat.org

110. Ne edhe Musait i patëm dhënë librin, e u bë përçarje rreth tij, e sikur të mos ishte vendim i Zotit tënd i përcaktuar më heret, me siguri do të kryhej (dënimi kundër tyre). Vërtet, ata (populli yt) kanë shprehur dyshim rreth tij.
111. S'ka tjetër, vetëm se secilit prej tyre, Zoti yt do t'u përmbushë veprat e tyre, se Ai është i njohur hollësisht për atë që veprojnë.
112. Ti (Muhammed) përqëndrohu vendosmërisht ashtu si je i urdhëruar, e bashkë me ty edhe ata që u penduan (prej idhujtarisë), e mos tejkaloni (kufijtë e caktuar), se më të vërtetë Ai është shikues i asaj që veproni.
113. Dhe mos anoni kah ata që bënë zullum, e për atë shkak t'ju kapë zjarri, sepse përveç All-llahut nuk keni mbrojtës, e mbeteni të pa ndihmuar.
114. Dhe fale namazin në dy skajet e ditës, e edhe në orët e aërta (me ditën) të natës. S'ka dyshim se vepra e mira i shlyejnë ato të këqiat. Kjo është një këshillë për ata që pranojnë këshillat.
115. Dhe ti, jij i durueshëm, se All-llahu nuk ua humb shprblimin bëmirësve.
116. E përse të mos ketë pasur nga breznitë që ishin para jush, të zotët e mendjes e të nderit që të ndalonin çrregullimin e kaosin në tokë, përveç një pakice, të cilët i shpëtuam (ngase frenuan nga të këqiat), e ata që ishin mizorë u dhanë pas kënaqësive si të shfrenar, duke vazhduar të jenë mëkatarë.
117. E Zoti yt nuk është që të shkatërrojë mizorisht vendet, nëse banorët e tyre janë punëmirë.
118. Sikur të dëshironte Zoti yt, do t'i bënte njerëzit të një feje (por nuk dëshiroi, ai e di pse). Ata vazhdimisht janë në kundërshtime (mes vete),
119. Përveç atij që mëshiroi zoti yt. Po për këtë edhe i krijoi ata. Fjala e Zotit tënd: "Gjithsesi do ta bush Xhehennemin me të gjithë exhinët dhe njerëzit", ka marrë fund (është plotësuar).
120. Të gjitha këto që t'i rrëfyem ty nga lajmet e pejgamberëve, janë që të forcojnë zemrën tënde, dhe në to ka ardhur e vërteta e këshilla, si dhe përkujtime për besimtarët.
121. E atyre që nuk besojnë thuaju: "Veproni sa të mundeni në atë të tuajën, edhe ne jemi duke vepruar".
122. Ju pritni (ç'do të na gjejë neve), edhe ne jemi duke pritur (se ç'do t'ju gjejë juve).
123. Vetëm All-llahut i takon dija për fshehtësitë e qiejve dhe të tokës, çdo çështje i kthehet (në kompetencë) vetëm atij, pra adhuroje Aë, mbështeu te Ai, se Zoti yt, nuk është i panjohur për atë që veproni.

## ***12. Jusuf***

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Elif, Lamë, Ra. Këto (ajete që t'u zbritën) janë ajetet e librit të qartë.
2. Ne e zbritëm atë Kur'an arabisht, ahtu që ta kuptoni.
3. Ne me të shpallur të këtij Kur'ani po të rrëfejmë ty (Muhammed) me të bukurin rrëfim, edhe para tij ishe nga të painformuarit.
4. (përkujto) Kur Jusufi, babait të vet i tha: "O baba im, pashë (në ëndërr) njëmbëdhjetë yje dhe diellin dhe hënën, i pashë duke më bërë mua sexhde!"
5. Ai (Jakubi) tha: "O biri im, mos u trego ëndërrën tënde vëllezërve tu, se po të bëjnë

Courtesy: www.hidayat.org

ndonjë dredhi, s’ka dyshim, djalli për njeriun është armik i hapët”.

6. Ja, kshtu Zoti yt të zgjedh ty, të mëson interpretimin e ëndërrave, plotëson dhuntinë e tij ndaj teje dhe familjes së Jakubit, sikrse pat plotësuar atë më parë ndaj prindërve tu, Ibrahimit dhe Is-hakut. Vërtet, Zoti yt është më i dijshmi, më i urti!”
7. Njëmend,për ata që pyesin (interesohen) në ndodhinë e Jusufit dhe të vëllezërve të tij, pati fakte (mbi fuqunë e Zotit).
8. Kur ata (vëllezërit) thanë: “Pasha Zotin, Jusufi dhe vëllai i tij, janë më të dashur te baba ynë se sa ne, ndërsa ne jemi grup (i fortë). Vërtet, babai ynë është në gabim sheshazi.
9. Mbytnie Jusufin ose hidhnie diku larg në një vend e babai juaj t’ju dojë juve e pas asaj (pendohuni) bëheni njerëz të mirë.
10. NJëri prej tyr etha: “Mos e bmytni Jusufin, e në oftë se jeni për të bërë diç, lëshonie atë në fund të bunarit, do ta marrë atë dikush prej dhëtarëve”.
11. Ata thanë: “O baba ynë ç’ke që nuk na beson për Jusufin, e ne ia duam të mirën atij?
12. Dërgoje nesër atë me ne, le të hajë pemë dhe le të luajë me siguri do ta ruajmë atë.
13. Ai tha: “Unë mallëngjehem po të vijë me ju, e edhe kam frikë se do ta hajë ujku, kur mungon kjdesi juaj për të”.
14. Ata thanë: “Për Zotin, nëse e ha ujku, e duke qenë në grup kaq i fortë, atëherë ne mos qofshim fare!”
15. Pasi që ata shkuan me të dhe vendosën ta vënë në fund të bunarit, Ne i shpalëm: “Ti do t’i njoftosh ata për këtë vepër të tyre, e duke mos ditur ata (do të vijë koha të ju thuash për këtë vepër e ata nuk do të dinë se ti je Jusufi)”.
16. E në mbrëmje erdhën duke qarë te baba i tyre.
17. Thanë: “O baba në, ne shkuam të bëjmë gara, e Jusufin e lamë te teshat tona dhe atë e kishte ngrënë ujku. Ti nuk do ttë na besosh neve, edhe po të emi të vërtetë!”
18. E erdhën (i sollën) e në këmishën e tj me gjak të rrejshëm. Ai tha: “Jo, (nuk e k ngrënë ujku), por epshet tuaja ua hijeshuan punën. Halli im është: durim i mirë. All-llahu është nga i cili kërkohet ndihmë për këtë që përshkruani ju”.
19. Dhe atypari kaloi një gru udhëtarësh, e e dërguan ujëbartësin (për ujë), e ai e lëshoi kofën e vet (në bunar) dhe tha: “Myzhde! Qe një djalosh!” Ata e fshehën atë si mall tregtie. Po All-llahu e dinte shumë mirë seç’vepronin ata.
20. Dhe e shitën atë (Jusufin( për një çmim të vogël, për disa dirhemë (masë argjendi) të numëruar, sepse në mesin e tyre pati asash që nuk lakmuan (për çmim më të lartë).
21. E ai që e bleu nga Misiri (Egjipti) i tha gruas së ve: “Bëni pritje të kënaqshme, se është shpresë t’ia shohim hajrin ose ta adoptojmë për fëmijë!” Ja, kështu (sikuse e shpëtuan nga bunari), Ne i bëmë vend Jusufit në tokë (në Egjipt), e që t’ia mësojmë atij shpjegimin për disa ëndërra. All-llahu është mbizotërues i punës së vet, por shumica e njerëzve nuk e dinë (fshehtësinë e çështjeve).
22. E kur e arriti pjekurinë e tij, Ne i dhamë pushtet e dituri. E kështu Ne i shpërblejmë punëmirët.
23. E ajo, në shtëpinë ë së cilës ishte Jusufi, i bëri lajka atij dhe ia mbylli dyert e i tha: “Eja!” Ai (Jusufi) tha: “All-llahu më ruajtë, ai zotëriu im (e burri yt), më nderoi me vendosje të mirë (si mud t’i bëj hile në familje)”. S’ka dyshim se tradhtarët nuk kanë sukses.

Courtesy: www.hidayat.org

24. Ajo mësyni atë qëllimidht, e atij do t'i shkonte mendja ndaj saj, sikur të mos i prezentohej argumenti nga Zoti i tij. Ashtu (e bëmë të vendosur) që të larojmë nga ai të keqen dhe të ndytën. Vërtet, ai ishte nga robët tanë të zgjedhur.
25. Dhe, që të dy ata u ngutën kah dera, e ajo ia grisi këmishën nga mbrapa dhe pranë dere ata të dy takuan burrin e saj, e ajo tha "çfarë mund të jetë ndëshkimi i atij që tenton të keqen në familjen tënde, përpos të burgoset, ose dënim të dhembshëm. ?"
26. Ai (Jusufi) tha: "Ajo m'u vërsul mua!" Një dëshmitar nga familja e saj gjykoi: nëse këmisha e tij është grisur përpara, ajo ka thënë të drejtën, kurse ai gënjen.
27. E nëse këmisha e tij është grisur prapa, atëherë gënjen ajo, kurse ai është i drejtë.
28. E kur e pa ai (burri i saj) këmishën e tij të grisur prapa, tha: "Kjo është dredhi juaja, vërtet dredhia juaj është e madhe!"
29. "Jusuf, largohu nga kjo (mos ia përmend askujt)! E ti (gruas) kërko falje për mëkatin tënd, se vërtet ti qenke fajtore!"
30. Një grup nga gratë e qytetit thanë: "Gruaja e zotëriut (e ministrit) i vërsulet marrëzisht shërbëtorit të vet, atë e ka kapluar në shpirt dashuria, e ne jemi të bindura se ajo është në humbje të hapët.
31. E kur ajo dëgjoi për ato përshpëritjet e tyre, dërgoi t'i thërrasë ato, u përgaditi vend mbështetje dhe secilës prej tyre idha nga një thikë e tha: "Dilu para atyre!" Kur e panë atë, ato u tronditën dhe i prenë duart e tyre e thanë: "All-llahut i qofshim falë! Ky nuk është njeri, ky nuk është tjetër vetëm se ndonjë engjëll i lartë!"
32. Ajo tha: "Qe, ky është ai për të cilin më qortuat mua, e unë e mësyna atë, po ai u ruajt fort. Po që se nuk e bën çka e urdhëroj, ai gjithqysh do të burgoset dhe do të nënçmohet".
33. Ai (Jusufi) tha: "O Zoti im, burgu është më idëshiruar për mua, se sa atë që më ofrojnë ato mua dhe nëse Ti nuk më largon prej meje dredhinë e tyre, unë mund të anoj te ato dhe të bëhem injorant.
34. E Zoti i tij ia pranoi lutjen atij dhe largoi nga ai dredhinë e tyre. Vërtet, Ai është që dëgjon (lutjet) dhe di (gjendjen).
35. Mandej, pasi që vertetuan argumentet (e pastërtisë së Jusufit), atyre (ministrit dhe rrethit të tij) iu paraqit ideja që ata për një kohë ta burgosin.
36. Së bashku me të hynë në burg dy të rinj. Njëri prej atyre dyve tha: "Unë ëndërrova veten se po shtrydhi (rrush për) verë". E tjetri tha "Unë ëndërrova se po bart mbi kokë një bukë nga e cila hanin shpezët". Na trego komentin e saj, se ne të konsiderojmë nga komentuesit e mirë (të ëndërrave).
37. Tha: "nuk ju vjen juve ndonjë ushqim me të cilin ushqeheni, e që unë të mos e dijë, t'ju përshkruaj atë para se t'ju vijë. Kjo është nga ajo çka më mësoi Zoti im (nuk është fall e as prognozë). Unë kam braktisur fenë e një populli që nuk e beson All-llahun as botën tjetër, e ata ishin jobesimtarë".
38. Unë ndoqa fenë e prindërve të mij: Ibrahimit, Is-hakut, Jakubit. Neve nuk na takoi t'i përshkruajmë kurrë një send shok All-llahut. Ky (besim i drejtë) është dhuratë e madhe nga All-llahu ndaj nesh dhe ndaj njerëzve, por shumica e njerëzve nuk ia dinë vlerën.
39. O ju dy shokët e mij të burgut, a ësshtë më mirë të adhurohen zota të ndryshëm ose All-llahu, i vetmi ngadhënjimtar?"

40. Ata që adhuroni përveq All-llahut, nuk janë tjetër vetëm se emra që i pagëzuat ju dhe prindërit tuaj. All-llahu nuk shpalli ndonjë fakt për ta, vendimi (në çështjen e adhurimit) nuk i takon kujt, pos All-llahut, e Ai urdhëroi të mos adhuroni tjetër vetëm Atë. Kjo është feja e drejtë, por shumica e njerëzve nuk e dinë.
41. O shokët e mij të burgut! Njëri prej ju dyve do t'i japë të verë zotëriut të vet, e tjetri do të varet, kurse shpezët do të hanë nga koka e tij. çështja për të cilën kërkuat shpjegim, ka marrë fund (kështu).
42. E atij për të cilin besonte se është i shpëtuar i tha: "Më përkujto mua te zotëriu yt". Po djali e vuri në harresë ta përkujtonte te zotëriu i tij, e për këtë mbeti në burg disa vjet.
43. E (kur u afrua lirimi i Jusufit) mbreti tha: "Kam parë ëndërr shtatë lopë të majme dhe shtatë lopë të dobëta që i hanin ato (të dobëtat, i gëlltitën ato të majmet) dhe shtatë kallinj të gjelbër (që kishin lidhur frytin) e (shtatë) të tjerë të tharë. O ju pari, nëse dini të interpretoni ëndrrën, më tregoni për ëndërrën time!"
44. Ata (paria) thanë: "Ëndërra të përziera, e ne nuk dimë komentin e ëndërrave të tilla".
45. E ai prej atyre dyve që shpëtoi (që i pat thënë Jusufi ta prmendë) e përkujtoi pas një periudhe e tha: "Unë ju tregoj kuptimin e saj. Pra më lejoni të shkoj (te Jusufi)".
46. (E dërguan te burgu, e ai tha) O Jusuf, o ti i drejti, na shpjego për shtatë lopë të dobëta që i hanin shtatë lopë të majme, dhe shtatë kallinj të gjelbër eshtatë të thatë, e ndoshta po kthehem te njerëzit (me përgjigjje), ashtu që edhe ata të kuptojnë (vlerën dhe dijen tënde)!
47. Ai (Jusufi) tha: "Mbillni shtatë vjet vazhdimisht, e çka keni korrur lënie në kallinj, pëveç një pakice nga e cila do të hani.
48. Pastaj, do të vijnë shtatë (vjet) të vështira (me skamje) që do të hanë atë që keni ruajtur për to, përveç një pakice nga ajo që do ta ruani (në depo për farë).
49. Mandej, pas asaj vjen një vit (i begatshëm) në të cilin njerëzve u bie shi dhe në të cilin do të kenë të vjela (vit i begatshëm në përgjthësi)".
50. E mbreti tha: "Më sillni mua atë (Jusufin)!" Dhe kur i shkoi atij (Jusufi) i dërguari (i mbretit), ai itha: "Kthehu te zotëriu yt dhe pyete atë: ç'ëshë puna e atyre, që i prenë duart e tyre? Vërtet, Zoti im e di shumë mirë dredhinë e tyre".
51. Ai (mbreti) tha: "çka ishte puna juaj kur ju vetë e dëshiruat (iu vërsulët) Jusufin?" Ato thanë: "Zoti na ruajt, ne nuk dijmë ndaj tij asnjë të keqe!" Gruaja e ministrit tha: "Tash doli në shesh e vërteta, e unë iu vërsula atij me dashuri, e ai është nga të drejtit!"
52. Këtë (e bëra thotë Jusufi) për ta ditur ai (ministri) se unë nuk e tradhtova tinëzisht dhe së vërtet All-llahu nuk realizon dredhinë e tradhtarëve.
53. Unë nuk e shfajsoj veten time, pse epshi është shumë nxitës për të keqen, përveq atë që ka mëshiruar Zoti im, se Zoti im është që fal e mëshiron shumë.
54. Mbreti tha: "Me sillni muaatë, theshtë ta veçoj për veten time!" (ia sollën Jusufin) E pasi që bisedoi me të tha: "Tash ti ke pozitë dhe je i besueshëm".
55. Ai (Jusufi) tha: "Më cakto mua përggjegjës të depove të vendit, unë jam besnik i dijshëm".
56. Dhe kështu Ne Jusufit i dhamë pozitë në vend (në Egjipt) zinte vend aty ku dëshironte. Ne e pajisim me të mira tona atë që duam, e Ne nuk ua humbim

Courtesy: www.hidayat.org

shpërblimin punëmirëve.

57. Po shpërblimi i botës tjetër, gjithsesi është shumë më i mirë për ata që besuan dhe ata që u frikësuan dhe u ruajtën.
58. Dhe (pas një kohe) vijnë vëllezërit e Jusufit e hynë te ai, e ai i njohti, ndërsa ata nuk e njihnin.
59. E pasi i furnizoi me të gjithë artikujt e nevojshëm (me barë drithi për të cilin kishin ardhur, etj. ), u tha: “Më sillni një vëlla tuajin që keni nga baba, a nuk e vëreni se unë vërtet u plotësoj barrën (peshojën) dhe se unë jam mikëpritësi më mirë!”
60. E nëse nuk ma sillni atë (vëllaun), Ju nuk do të merrni te unë barë drithi (për ushqim), e as mos iu afroni (vendit tim).
61. Ata thanë: “Ne do të përpiqemi për të (për ta marrë) te babai i tij dhe gjithsesi ne do të bëjmë atë!”
62. Ai (Jusufi) djelmoshave të tij shërbëtorë të tij u tha: “Vënie mallin e tyre (barrën që kishin sjellë për të blerë drith) në barrët e tyre, ashtu që kur të këthehen te familja e tyre (t’i hapin barrët) ta njohin, e ndoshta do të kthehen sërish te na”.
63. E kur u kthye te babai i tyre thanë: “O baba ynë, po na ndalohet barra (drithi), lejonie të vijë me ne vëllau ynë (Binjamini) që të marrim ushqim, e ne do të ruajmë atë (nga çdo e keqe)”.
64. Ai (Jakubi) tha: “A t’u besoj për këtë sikurse u besova më parë për vëllain e tij (Jusufin), po All-llahu është mbrojtësi më i mirë dhe Ai i mëshiruesve”.
65. E kur i hapën barrët e tyre, e gjetën mallin e tyre që iu ishte kthyer dhe thanë: “O ati ynë, çka duam më tepër, qe ky është malli ynë që na u kthye, do të furnizojmë me drith familjen tonë, do ta ruajmë vëllain tonë dhe do ta shtojmë një barrë deveje, e kjo është sasi e lehtë (për sundimtarin)”.
66. Ai (Jakubi) tha: “Unë kurrsesi nuk e dërgoj atë me ju, derisa të më jepni besën (e fortë) në All-llahun, se gjithsesi do të ma ktheni atë mua, përveç nëse u diktojnë rrethanat e nuk mundeni”. E kur ata ia dhanë besën (u betuan), ai tha: “All-llahu është garantues për këtë që e thamë”.
67. Po ai (Jakubi) tha: “O bijtë e mij, mos hyni (në Egjipt) për një derë, po hyni nëpër dyer të ndryshme. Unë nuk mund të largoj prej jush asnjë send nga caktimi i All-llahut, vendimi nuk është i tjetërkujt vetëm i All-llahut, vetëm Atij iu kam mbështetur dhe vetëm Atij le t’i mbështeten ata që besuan.
68. Dhe ata hynë ashtu si porositi babai i tyre, po ajo nuk ishte gjë që do t’u ndihmonte asgjë nga caktimi i All-llahut, përveç një dëshirë të Jakubit që e kishte në vete dhe kreu. Po ai (Jakubi) ishte i dijshëm për te, ngase Ne e kemi mësuar për atë, por shumica e njerëzve nuk e dinë.
69. E kur hynë te Jusufi, aii (Jusufi) e afroi pranë vete vëllain e vet (Binjaminin) dhe tha: “Unë jam vëllai yt, e ti mos u pikëllo për atë që ata vepruan!”
70. E kur i pajisi ata me pajimet e tyre e vuri tasin (gotën) në barrën e vëllait të vet, e pastaj një thirës thirri: “O ju devexhinj, ju jeni vjedhës!”
71. U kthyen (devexhinjtë) dhe thanë: “çka keni humbur?”
72. (shërbëtorët e sundimtarit) Thanë: “Kemi humbur tasin e sunduesit, e kush e sjell atë (tasin), ka (shpërblim) një barrë deveje (drith). Unë vetë jam për këtë garantues!”
73. Ata (vëllezërit e Jusufit) thanë: “Pasha All-llahun, ju e dini se ne nuk kemi ardhur

Courtesy: www.hidayat.org

për të bërë shkatërrime në tokë dhe nuk jemi vjedhës!"

74. (shërbëtorët) Thanë: "Nëse jeni gënjeshtarë, çfarë duhet të jetë ndëshkimi i atij (që ka vjedhur)?"
75. Vëllezërit thanë: "Dënimi i tij është, vetë ai (të robërohet) në barrën e të cilit gjendet. Kështu ne i dënojmë të padrejtit!"
76. Dhe filloi (kontrollimi) në barrët e tyre, përpara barrës së vëllait të vet, e pastaj e nxorri atë (tasin) nga barra e vëllait të vet. Kështu Ne e mësuam të planifikojë Jusufi. Sipas ligjit të mbretit, atij (Jusufit) nuk i takonte ta ndalte (peng) vëllain e vet, përveç kur është dëshira e All-llahut. Atë që duam Ne e lartësojmë shumë në dituri, e mbi secilin të dijshëm ka edhe më të dijhëm.
77. (vëllezërit) Thanë: "Në pastë vjedhur ky, ka pasë vjedhur më parë një vëlla i tij. Jusufi këtë e mbajti fshehtë në vete e nuk ua zbuloi atyre dhe tha: "Ju jeni në pozitë më të keqe (këtë e tha me vetvete e jo atyre), All-llahu e di më mirë për atë që trilloni.
78. Ata thanë: "O zotëri, ai ka një babë shumë të vjetër, pra , në vend të tij na merr njërin prej nesh. Bënë këtë të mirë se ti je prej atyre që bëjnë mirë!
79. Ai (Jusufi) tha: "All-llahu na ruajt, të marrim tjetër pos atij te i cili e kemi gjetur teshën tonë, ne atëherë do të jemi të padrejtë!"
80. E kur e humbën shpresën prej tij, u veçuan për t'u konsultuar. Më i maddhi i tyre tha: "A nuk e dini që babi juaj ka marrë prej jush besën në All-llahun, e më parë çafrë padrejtësie keni bërë ndaj Jusufit?" Unë pra nuk ndahem kurrë prej kësaj toke (të Egjiptit) deri që të më lejojë babai im, ose të vendosë All-llahu (mirë) për mua, e Ai është gjykatës më i drejtë.
81. Ju kthehuni te babai juaj dhe thuani: "O at ynë, djali yt vodhi, ne dëshmojmë vetëm për atë që dijmë, e për të fshehtën ne nuk ishim roje!"
82. Ti dërgo e pyeti (banorët në) qytetin ku ishim ne, po ashtu edhe (ata me) karavanin me të cilin kemi ardhur. Ne jemi të drejtë (ç'të themi).
83. Ai (Jakubi) tha: "Jo, çështjen ua lehtësoi epshi juaj, (mua nuk më ka mbetur tjetër) Durimi i mirë, shpresë që All-llahu do të m'i sjellë të gjithë; Ai është më i dijshmi, më i urti!"
84. Dhe, ua ktheu shpinën e tha: "O dëshprim i imi për Jusufin, hde nga pikëllimi iu zbardhën të dy sytë, po i përmbajtur (nga pikëllimi).
85. Ata thanë: "Për All-llahun ti vazhdimisht e përkujton Jusufin derisa do të sëmuresh rëndë, e të shkatërrohesh".
86. Ai (Jakubi) tha: "Unë hidhërimin tim dhe pikëllimin tim, ia parashtroj All-llahut, e unë di për All-llahun atë që ju nuk e dini".
87. (Jakubi u tha të bijëve të vet) O bijtë e mi, shkoni dhe hulumtoni (në Egjipt) për Jusufin dhe vëllain e tij, e mos e humbni shpresën nga mëshira e All-llahit, pse vetëm populli jobesimtarë e humb shpresën në All-llahun.
88. (shkuan) E kur hynë te ai i thanë: "O ti zotëri, neve dhe familjen tonë na ka goditur skamje e vështirë, e kemi ardhur me një mall të vjetër, e ti pra na mbush masën (barrën) dhe na dhuro, All-llahu i shpërblen ata që dhurojnë".
89. Ai (Jusufi) tha: "A e dini çka keni bërë me Jusufin dhe vëlain e tij, kur ishit injorantë?"

90. Ata thanë: “A ti je vetë Jusufi?” Ai tha: “Unë jam Jusufi, e ky është vëllai im, All-llahu na dhuroi shpëtim, pse ai që ruhet dhe bën durim, s’ka dyshim All-llahu nuk e humb shpërblimin e punëmirëve”.
91. Ata thanë: “Pasha All-llahun, është e vërtetë se All-llahu të ka lartësuar mbi ne, kurse ne vërtet ishim fajtorë!”
92. Ai tha: “Sot nuk ka qortim kundër jush, All-llahu ju faltë juve; Ai është më mëshirues i mëshiruesve!
93. Ju shkoni me këtë këmishën time, dhe hidhnia atë babit tim në fytyrë, e atij do t’i kthehen të pamët, e pastaj ejani te unë me tërë familjen time”.
94. (u nisën) Dhe posa u ndanë devet (prej qytetit), i ati i tyre tha: “Po e ndiej erën e Jusufit, mos më konsideroni të matufosur. ” (këtë ia tha familjes së vet në Palestinë).
95. Ata (që ishin prezent) thanë: “Për All-llahun ti vërtet qëmoti në humbje”.
96. E kur erdhi myzhdexhiu, ia vuri atë (këmishën) mbi fytyrën e tij, atij iu kthye të pamët dhe tha: “A nuk ju thashë se unë di nga All-llahu çka ju nuk dini?”
97. Ata thanë: “O baba ynë, lutu për neve të na falen mëkatet tona, se me të vërtetë kemi qenë fajtorë!”
98. “Më vonë do të kërkoj Zotit tim faljen tuaj”, tha ai (Jakubi), se vërtet, Ai është që falë, është mëshirues.
99. (E morën familjen dhe shkuan) e kur hynë te Jusufi, ai i afroi ngat vete të dy prindërit r tij dhe tha: “Me dëshirën e All-llahut hyni në Egjipt të sigury!”
100. Dhe ai të dy prindërit e vet i mori lart në fron (i uli pranë vete), e ata iu përulën atij, e ai tha: “O ati im, kjo është domethënia e ëndërreës sime të mëparshme. Zoti im këtë tanimë e bëri realitet, e mua më dhuroi mirësi kur më nxorri prej burgut, e juve u solli ngs fshati pasi djalli pat futur përçarje ndërmjet meje dhe vëllezërve të mij. Zoti, im me mjeshtri e butësi realizon dëshirën e vet për çka don, vërtet Ai është më i dijshmi, i urti.
101. (Pasi iu plotësua dëshira Jusufit tha) Zoti im, Ti më ke dhënë mua pushtet, më mësove mua komentin e ëndërrave; o Krijues i qiejve e i tokës, Ti je kujdestar imi në dynja e në Ahiret, më bën të vdes mysliman dhe më bashko me të mirët!”
102. Këto janë nga ato lajme të panjohura, e Ne po t’i shpallim ty (Muhammed), se ti nuk ke qenë pranë tyre kur ata vendosën çështjen e tyre (hudhjen e Jusufit në bunar etj. ) dhe kur bënin dredhi.
103. Po ti edhe pse lakmon (për besimin e tyre), shumica e njerëzve nuk do të besojnë.
104. Megjithatë që ti nuk kërkon prej tyre ndonjë për të (për këshillë e udhëzim). Ai (Kur’ani) nuk është tjetër vetëm se këshillë për mbarë njerëzit.
105. Sa e sa argumente ka në qiej e në tokë, të cilët i shohin, por ata nuk i vështrojnë fare.
106. Dhe shumica e tyre nuk beson ndryshe All-llahun, vetëm se duke i shoqëruar (zota të tjerë).
107. A mos janë siguruar ata prej dënimit që mund t’u vijë nga All-llahu e t’i mbulojë, ose befas duke mos hetuar fare t’u vijë katastrofa e përgjithshme.
108. Thuaj: “Kjo është rruga ime, e vënë në fakte të qarta, e që unë dhe ai që vjen pas meje. Larg të metave është All-llahu, e unë nuk jam nga idhujtarët. ”
109. Ne nuk dërguam para teje vetëm se burra nga banuesit e qyteteve, të cilët i pajisëm

me shpallje. A nuk udhëtuan ata nëpër tokë e të shihnin se si ishte përfundimi i atyre që ishin më parë? E s'ka dyshim se jeta e botës së ardhshme është shumë më e dobishme për ata, të cilët janë ruajtur; a nuk mendoni?

110. (nuk dërguam tjetër vetëm burra e ndihma u vonua) Derisa të dërguarit gati e humbnin shpresën (se do t'i besojë populli), dhe menduan se u përgënjeshtruan (pse ende nuk i kapi dëninmi), e atëherë u erdhi atyre (tëdërguarve) ndihma Jonë. Ne i shpëtuan atë që dashtëm. E dënimi Ynë kundër popullit idhujtarë nuk zbrapset.

111. Ne tregimet e tyre (të dërguarve dhe të Jusufit me vëllezër) pati mësime e përvojë për të zotët e mendjes. Ai (Kur'ani) nuk është bisedë e trilluar, por vërtetues i asaj që ishte më parë (librave të shenjta) dhe sqarues i çdo sendi, e edhe udhërrëfyes e mëshirë për një popull që beson.

## ***13. Rra'd***

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Elif, Lamë, Mimë, Ra. Këto ajete të kësaj kaptine dhe e tërë ajo që t'u shpall ty nga Zoti yt, janë realitet, por shumica e njerëzve nuk besojnë.
2. All-llahu është Ai që ngriti qiejt pa ndonjë shtyllë. Ju i shihni ato. Ai u vendos mbi Arsh dhe nënshtroi diellin e hënën që çdo njëri udhëton deri në një afat të caktuar; Ai rregullon çështjen (e gjithësisë), sqaron argumentet, që të jeni të bindur për takimin (pas ringjalljes) me Zotin tuaj.
3. Dhe ai është, i cili tokën e shtriu, dhe në të krijoi kodra e lumenj dhe prej secilit frut bëri dy lloj (çift), bëri që nata ta mbulojë ditën. Vërtet, në gjithë këtë ka fakte për njerëzit që thellë mendojnë.
4. E në tokë, copa sipërfaqesh, te ngjitura njëra me tjetrën, kopshte të hardhisë, të bmjella (të llojllojshme) dhe hurma (bimë këto) që janë të degëzuara në shumë trupa dhe jo të degëzuara (nga një filiz) e të gjitha jiten nga një ujë, dhe Ne shijen në ngrënie të frutave të tyre e kemi dalluar njërën prej tjetrës. Edhe kjo dëshmon për argumente për njerëzit e mençur.
5. E nëse ti (Muhammed) çuditesh (përse të përgënjeshtrojnë), është edhe më e çuditshme thënia e tyre: "A do të kemi krijimtë ri pasi të jemi bërë dhe?" këta janë ata që mohuan Zotin e tyre, ata që do të ndëshkohen me pranga në qafë. Pra këta janë banues të zjarrit ku do të qëndrojnë përgjithmonë.
6. E ata prej teje këkojnë ngutje zbatimit të së keqes para të së mirës edhe pse para tyre pati aso dënimesh (por nuk kanë marrë mësim). S'ka dyshim se Zoti yt u fal njerzve mëkatet e tyre, por s'ka dyshim se Zoti yt është edhe ndëshkues i rreptë.
7. Ata, të cilët nuk besuan thonë: "Pse të mos i ketë zbritur atij (Muhammedit) ndonjë argument (mrekulli praktike) nga Zoti i tij?" Ti je vetëm qortues. çdo popull pati udhëzues (pejgamber).
8. All-llahu e di se ç'bart çdo grua, dhe (e di) çka pakësojnë e çka shtojnë mitrat. te Ai është çdosend me masë të caktuar.
9. Ai është që di të fshehtëndhe të dukshmen, Ai është i madhëruari e i latrësuari.
10. Për të është njësoj (në dijen e Tij) si ai që fsheh prej jush thënien, si ai që e shpreh haptazi, si ai që vepron fshehtas natën (në errësirë të natës) dhe si ai që vepron haptazi ditën.

Courtesy: www.hidayat.org

11. Ai (njeri) ka përcjellës një pas një, para tij dhe prapa tij, që me urdhërin e All-llahut e ruajnë atë. All-llahu nuk e prish gjendjen e një populli (nuk ua largon të mirat) për derisa ata ta ndryshojnë veten e tyre. Po, kur All-llahu vendos ta ndëshkojë një popull, atë nuk ka kush që ta zbrapsë. Ata, (njerëzit) nuk kanë mbrojtës tjetër pos Tij.
12. Ai është që ju shfaq vetëtimën trishtuese (nga ndonjë fatkeqësi), por edhe shpresëdhënëse (për shi), dhe formulon re të dendura.
13. Ndërkaq, murmurima madhëron (Zoti një) me falënderimin (që i takon) e Tij, (e madhërojnë) edhe engjëjt nga droja ndaj Tij. E Ai dërgon rrufetë dhe me ato godt kë të dojë. Ndërsa idhujtarët polemizojnë rreth All-llahut, e ai është ndëshkues i rreptë.
14. Lutje e vërtetë është vetëm ajo drejtuar Atij, e ata që u luten të tjerë pos Tij, ata nuk u përgjigjen atyre asgjë tjetër (gjendja e tyre është) vetëm si e aij që shtrin duart (prej së largu) kah uji, që ai (uji) nuk do t'i arrijë (sepse uji është send i vdekur e nuk e kupton për etjen e tij). E lutja e jobesimtarëve (drejtuar pos Zotit) nuk është tjetër vetëm se dështim (kotësi).
15. Gjithçka ka në qiej e në tokë i bën sexdhe vetëm All-llahut me dëshirë ose me dhunë, (i bëjnë sexhde) ëshë hijet e tyre në mëngjes e mbrëmje.
16. Thuaj: "Kush është Zoti (Krijuesi) i qiejve e i tokës?" Thuaj: "All-llahu!" Thuaj: "A keni pranuar pos tij zota që nuk kamë mundësi t'i sjellin as dobi as dëm vetvetes?" Thuaj: "A është i barabartë i verbëri me atë që sheh, ose, a janë të njëjta errësirat me dritën?" A mos i bënë All-llahut shokë (idhuj) e edhe zota krijuam si krijoi Ai dhe atyre u është bërë i ngjashëm (i paqartë) krijimi (e nuk po dinë se ciliështë krijim i Zotit, e cili i idhujve)? Thuaj: "All-llahu është krijues i çdo sendi, Ai është i vetmi ngadhënjyes!"
17. Ai e lëshon ujin (shiun) nga qielli e sipas madhësisë së tyre rrjedhin përrocka, kurse vele bart mbi vete shkumë të fryer lart. Shkuma e ngjashme është edhe ajo kur shkrihet (metal) në zjarr për të përfituar ndonjë stoli ose ndonjë mjet. Kështu, All-llahu sqaron shembullin e të së vërtetës dhe të pavërtetës. Për sa i përket shkumës (së ujit apo të metaleve), ajo hidhet si mbeturinë, ndërsa ajo që u sjell dobi njerëzve, ajo mbetet në tokë. Kësisoj All-llahu i sjell shembujt.
18. Atyre që i janë përgjegjur Zotit të tyre u takon shpërblimi më i mirë, ndërsa ata që nuk iu përgjigjen Atij, ata do të japin si kompensim, sikur të ishte e tyre aqë shumë sa e gjithë pasuria tokësore edhe një herë aq. Ata kanë llogarinë më të rëndë, vendstrehimi i tyre është Xhehennemi që është shtrat i keq.
19. A është i njejtë ai që e di se ajo që t'u shpall ty nga Zoti yt është e vërtetë, si ai që është i verbër? Vetëm njerëzit e arsyeshëm që kanë mendje të shëndoshë e kuptojnë të vërtetën.
20. Ata janë, të cilët e zbatojnë besën e dhënë All-llahut dhe nuk e thyejnë zotimin.
21. Dhe ata që e mbajnë lidhjen për të cilën All-llahu ka urdhëruar të mbahet, që frikësohen nga Zoti i tyre dhe nga llogaria e rëndë e përgjegjësisë.
22. Edhe ata që patën durim (ndaj të këqiave) për të fituar kënaqësinë e Zotit të tyre dhe që e falën namazin, dhe nga ajo me çka Ne i furnizuam ata kanë dhënë fshehtas e haptas dhe me të mirë e largojnë të keqen. Të tillët kanë përfundim më të mirë.
23. (përfundimi i mirë është) Xhennete të Adnit (vende të përjetshme) ku do të hyjnë

ata, edhe prindërit, gratë dhe fëmijët e tyre të cilët kanë qenë vepërmirë ata do t'i vizitojnë engjëjt duke hyrë në secilën derë.
24. (u thonë) Selamun alejkum, me durimin tuaj gjetët shpëtimin; sa ërfundim i lavdishëm është ky vend.
25. E ata që e thyejnë besën e dhënë All-llahut pasi u patën zotuar, e këpusin atë për të cilën All-llahu ka urdhëruar të jetë e pakëputur, bëjnë shkatërrime në tokë, ata janë të mallkuar dhe ata kanë përfundim të keq.
26. All-llahu i ofron furnizim me bollëk atijqë do dhe ia kufizon (atij ë do). Po ata (jobesimtarët) janë të gëzuar me jetën e kësaj bote. e jeta e kësaj bote ndaj botës tjetër nuk është tjetër vetëm se një përjetim (i shkurtër).
27. E ata që nuk besuan (idhujtarët mekas) thonë: Përse nuk iu shpall (Muhammedit) ndonjë mrekulli nga Zoti i tij?" Thuaj: "(Iu shpall Kur'ani, por ju u verbuat) All-llahu e le të humbur atë që do, kurse atë që pendohet nga të këqiat e shpie në rrugë të drejtë.
28. Ata që besuan dhe me të përmendur All-llahun, zemrat e tyre qetësohen; pra ta dini se me të përmendur All-llahun zemrat stabilizohen.
29. Ata janë të cilët besuan dhe bënë vepra të mira, ata janë të lumtur dhe kanë ardhmëri të mirë.
30. Kështu, Ne të dëguam te një popull, para të cilit kauluan shumë popuj, e që t'ju komunikosh atë që Ne të shpallëm ty, sepse ata jnë duke mohuar Mëshiruesin (Zotin). Thuaj: "Ai (Rrahmani) është Zoti im, nuk ka zot tjetër pos Atij. Vetëm Atij i jam mbështetur dhe vetëm te Ai është e ardhmja ime.
31. Sikur të ishte ndonjë Kur'an që me të do të ecnin malet, që me të do të plasej toka, që me të do të flisnin të vdekurit (është ky)?" Jo, (ata nuk besojë) se e tërë çështja i takon vetëm All-llahut. A nuk e kanë të qartë atë që besuan se, sikur të donte All-llahu, do t'i drejtonte në rrugë të drejtë të gjithë njerëzit, por ata që nuk besuan e për shkak të asaj që bënë, do t'i godas vazhdimish fatkeqësi e kohës ose do ta rrehojë (fatkeqësia) vendin e tyre, derisa të vijë urdhëri i All-llahut (e të triumfojë islami). All-llahu nuk e thenë premtimin.
32. edhe me të dërguarit para teje kanë bërë tallje. Porse Unë atyre që nuk besuan u pata dhënë afat, pastaj i ndëshkova (me dënim), e çfarë ishte dënimi Im!
33. A është Ai që përcjell secilin njeri se ç'vepron (sikur idhujt që nuk kuptojnë asgjë)? e ata i përshkruajnë All-llahut shokë. Thuaj: "Përshkruani realitetin e tyre! A ju po e njoftoni Atë për atë (shok) kinse Ai nuk po ditka se ç'ka në tokë, apo vetëm po i emërtoni me fjalë (e ata as që ekzistojnë)? Jo, por ata që nuk besuan u duket e mirë dredhia e tyre, ndaj janë larguar nga rruga e drejtë, dhe atë që All-llahu e le të humbur, për te nuk ka udhëzues.
34. Ata kanë dënim në jetën e kësaj bote , e s'ka dshim se dënimi i botës tjetër është shumë i rënrë. Ata nuk ka kush t'i mbrojë prej ndëshkimit të All-llahut.
35. Shembulli (atributi) i Xhennetit që u është premtuar të devotshëmve është: që nën (palatet) të rrjedhin lumenj, që ushqimi në të dhe hija në të është e përhershme. ai është përjetim i lumtur i atyre që i shin ruajtur,e pëfundimi i jobesimtarëve është zjarri.
36. Ata të cilëve Ne u dhamë shallje, gëzohen me atë që t'u shpall ty, e ka prej

grupacioneve (të besimeve të ndryshme) që mohojnë një pjesë të tij (të Kur'anit). Thuaj: "Unë jam urdhëruar që të adhuroj vetëm All-llahun, e mos t'i bëj shok Atij. Unë vetëm te Ai thërras (njerëzit) dhe vetëm te ai është kthimi im!"

37. Dhe ashtu, Ne e shpallëm atë (Kur'anin) kushtetutë në arabishte. e nëse ti pasi të kanë ardhur argumente të qarta, shkon pas dëshirave të tyre, ti nuk ke prej All-llahut as ndihmë as mbrojtje.
38. Ne dërguam edhe para teje të dërguar dhe atyre u mundësuam të kenë gra e fëmijë. Asnjë të dërguari nuk i takoi të sjellë ndonjë mrekulli vetëm me lejen e All-llahut. Për secilin afat ekziston evidencë e caktuar.
39. All-llahu shlyen (nga ajo evidencë) çka të dojë, e edhe forcon (çka të dojë). vetëm te Ai është baza e librit (Levhi Mahfudhi).
40. Ne mund të mundësojmë ty ta shohësh atë (dënimin) që u premtojmë atyre, ose ta marrin (shpirtin) ty. Obligim yti është vetm kumtimi, kurse Jona është lloaria.
41. A nuk shohin ata se Ne i sjellim pakësimin e tokës (së tyre) nga të gjitha anët e saj. All-llahu gjykon, e s'ka kusj që mund t'i kundërvihet gjykimit të Tij. Ai ndërmerr masë të shpejtë.
42. Edhe ata (jobesimtarët) para tyre (idhujtarëve) bënë intrigë, po e gjithë intriga është e nënshtruar dëshirës së All-llahut, Ai e di se çka vepron secili njeri, e mohuesit do të kuptojnë se kujt do t'i takojë ardhmëri e lumtur.
43. E ata që mohuan thonë: "Ti nuk je i dërguar!" Thuaj: "Mjafton që All-llahu është dëshmitarë midis meje dhe midis jush dhe (është dëshmitar) ai që ka njohuri të librit (të shpalljeve)".

## *14. Ibrahim*

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Elif, Lamë, Ra. (ky është) Libër; Ne ta shpallëm ty që me urdhërin e Zotit t'i nxjerrësh njerëzit prej errësirës në dritë; (t'i nxjerrësh prej errësirës) në rrugë të Fuqiplotit, të Falënderuarit.
2. Të All-llahut, i të cilit është ç'ka në qiej dhe ç'ka në tokë. Ështtë mjerim për mohuesit për dënimin e ashpër që i pret.
3. Ata që i japin përparësi jetës së kësaj bote ndaj botës tjetër, pengojnë nga rruga e All-llahut dhe kërkojnë shtrembërimin e saj. Të tillët qartas janë në humbje.
4. Ne asnjë nga të dërguarit nuk e ërguam ndryshe vetëm në gjuhën e popullit të vet, ashtuqë ai t'u shpjegojë atyre (në atë gjuhë). E All-llahu e lë të humbur atë që do, dhe e udhëzon në rrugë të drejtë atë që do. Ai është i fuqishmi, i urti.
5. Ne e patëm dërguar Musain me argumentet tona (dhe i thamë); xnirre popullin tënd prej errësirave në dritë dhe përkujtoju atyre të mirat e All-llahut (që u dhuroi), se vërtet në ato (përkujtime) ka argumente për secilin që është shumë i durueshëm dhe shumë falënderues.
6. (përkujto) Kur Musai i tha popullit të vet: "Përkujtonie dhuntinë e All-llahut ndaj jush; kur ju shpëtoi prej rrethit të faraonit që ju shijonin dënimin më të shëmtuar, ju mbytnin bijtë tuaj, e lënin gratë tuaja të jetojnë. Në ato kishit sprovë të madhe nga Zoti juaj. "
7. Dhe (pëkujtoni) kur Zoti juaj njoftoi bindshëm: "Nëse falënderoni, do t'ua shtojë të

mirat, e nëse përbuzni, s’ka dyshim, dënimi Im është i vështirë!”

8. E Musai tha: “Nëse ju, dhe të gjithë ata që janë në tokë mohoni, All-llahu është i panevojshëm (për falënderim, i lavdishëm (vetvetiu”.
9. A nuk jeni të njohur me lajmin (ndodhinë) e atyre që ishin para jush, si populli i Nuhut, i Adnit, i Themudit e edhe i atyre që erdhën pas tyre, që nuk di kush për ta poa All-llahut. Atyre u patën ardhur të dërguarit e vet me argumente, ata i vënin duart e tyre (në shenjë talljeje) në gojët e veta: “Ne e mohojmë atë me çka jeni të dërguar dhe ne dyshojmë shumë në atë që ju na thërrisni”.
10. Të dërguarit e tyre u thanë: “A mos keni dyshim në All-llahun, Krijuesin e qiejve e të tokës? Ai ju thërret (në besim) për t’ju falur mëkatet dhe për t’ju vazhduar (jetën deri në një afat të caktuar!” Ata thanë: “Ju nuk jeni tjetër pos njerëz siç jemi edhe ne, ju dëshironi të na pengoni nga ajo që adhuronin prindërit tanë, pra na sillni ndonjë argument të qartë!”
11. Të dërguarit e tyre ju thanë: “Ne nuk jemi tjetër vetëm se njerëz si dhe edhe ju, por All-llahu i jep dhuratë kujt të dojë nga robtë e vet. Ne nuk na takon të sjellim ndonjë argument, vetëm me dëshirën e All-llahut, pra, besimtarët le t’i mbështeten vetëm All-llahut.
12. E përse të mos i mbështetemi All-llahu derisa Ai na udhëzoi në rrugën tonë (të drejt). Për Zotin, ne gjithsesi do të durojmë e do të përballojmë mundimet që na bëni, e vetëm All-llahut let’i mbështeten vazhdimisht ata që gjithnjë iu mbështeten.
13. Ata që mohuan të dërgarit e vet thanë: “Për Zotin, ne do t’ju dëbojmë nga vendi ynë, ose ju domosdo do të ktheheni në fenë tonë!” E atyre (të dërguarëve) Zoti u shpalli; Ne gjithqysh do t’i shkatërrojmë zullumqarët.
14. Dhe pas tyre Ne do t’ju vendosim në atë tokë. E këtë (ndihmë) për atë që i frikësohet pranisë Sime dhe i frikësohet dënimit Tim.
15. Ata (të dërguarit) e kërkuan ndihmën, ndërsa çdo kryelartë idhnak pësoi dështim.
16. E pas tij (kryelartit) është Xhehennemi, në të cilin i jepet ujë të ndyrë (që rrjedh prej lëkurave të djegura0,
17. Përpiqet ta përbijë, po nuk mund ta gëlltis atë, atij i vjen vdekja nga të gjitha anët (sipas shenjave shkatërruese), po ai nuk vdes (e të shpëtojë prej vuajtjeve), atë e pret dënim shumë i rëndë.
18. Shembulli i veprave të atyre që nuk besuan është si hiri, të cilin me puhi e shkapërderdh era në ndonjë ditë të stuhishme, e ata nuk mund të realizojnë asgjë nga veprat që kanë bërë, e ky është ai dështimi i madh.
19. A nuk e ke kuptuar ti se All-llahu krijoi qiejt dhe tokën me urtësi, e nëse Ai do, juve ju zhduk e sjell krijesë (popull) të re.
20. E kjo, nuk është vështirë (rëndë) për All-llahun.
21. E të gjithë (njerëzit) sheshas i paraqiten All-llahut. Ata të dobëtit (masa e nënshtruar) u thonë parisë (udhëheqëse): “Ne ishim pasuesit tuaj, andaj a mund të nalehtësoni diç nga dënimi i All-llahut?” Ata (paria) thonë: “Sukur të na kishte udhëzuar All-llahu, ne do t’ju udhëzonim juve. Për ne tash është njësoj, u pikëlluam thellë ose duruam, për ne nuk ka ikje (shpëtim).
22. E të kryhet çështja (të hyjnë ata të Xhennetit dhe të Xhehennemit në të, Xhehennemlinjve) djalli (u mban ligjeratën e shëmtuar) dhe u thotë: “Vërtet, All-

llahu ju pat premtuar premtim të vërtetë, e unë ju pata premtuardhe, qe, nuk zbatova premtimin ndaj jush. Po unë nuk pata kurrfarë pushteti ndaj jush (që t'ju detyroj), përpos që ju thirra (në rrugë të gabuar), e ju m'u përgjigjët; atëherë, pra mos më qortoni mua, po qortnie veten. Unë nuk mund t'ju shpëtoë juve, e as ju nuk mund të më shpëtoni mua. Unë mohoj shoqërimin tuaj që më bëtë mua më parë (më adhuruat në vend të Zotit). S'ka dyshim, jobesimtarët kanë dënim të dhembshëm.

23. E ata, të cilët besuan dhe bënë vepra të mira, me urdhërin e Zotit të tyre u vendosën në Xhennete, nën pallatet e të cilëve rrjedhin lumenj, ku do të jenë përgjithmonë. Përshëndetja e tyre në të është "selam" - paqe.
24. A nuk ke kuptar se si All-llahubëri shembull: fjalën e irë si pema e mirë që rrënjët e saj janë thellë (në tokë) e degët e saj janë lart,
25. E që me vullnetin e Zotit, ajo e jep frutin e vet në çdo kohë. All-llahu, pra u parashtron njerëzve shembuj ashtuqë ata të mendojnë.
26. Dhe shembulli i fjalës së keqe si një pemë e keqe që është shkulur mbi tokë e që nuk ka të qëndruar.
27. All-llahu forcon ata që besuan në fjalëne fortë (të mirë) në jetën e kësaj bote e edhe në botën tjetër, ndërsa mizorët All-llahu i bën të humbur. All-llahu punon çka të dojë.
28. A nuk i vërejte ata që dhuntinë e All-llahut e ndërruan me mosbesim dhe popullin e vet e sollën në vendin e shkatërrimit,
29. (e sollën) Në Xhehennem të shijojnë djegien, e sa vend i keq është ai.
30. Ata i bënin (krahasonin) shokë All-llahut për t'i shmangur (njerëzit) nga rruga e Tij. Thuaj: "Shfrytëzoni përjetimet se e srdhmja e juaj është te Zjarri!"
31. Robëve të Mi, të cilët besuan thuaju: "Të falin rregullisht namazin dhe me atë që i furnizuam ata, të japin fshehtas e haptas, para se të vijë një ditë që në të nuk ka as kompensim as miqësi".
32. All-llahu është Ai që i krijoi qiejt dhe tokën, dhe lëshoi prej së larti ujë (shi), e me të nxjerr fruta si ushqim për ju, dhe për të mirën tuaj u vuri në shërbim anijet, të lundrojnë nëpër det me urdhërin e Tij, e në shërbimin tuaj i vuri edhe lumenjtë.
33. Për ju nënshtroi diellin dhë hënën që në mënyrë të zakonshme vazhdimisht udhëtojnë. Për ju përshtati edhe natën e ditën.
34. Dhe Ai ju dha gjithatë që e kërkuat (që kërkoi nevoja juaj) dhe, edhe në qoftë se përpiqeni t'i numëroni të mirat (në numër). Vërtet, njeriu është i padrejtë dhe shumë për përbuzës.
35. (përkujto) Kur Ibrahimi tha: "Zoti im! bëne këtë qytet të sigurt dhe më mbro mua e bijtë e mi nga adhurimi i idhujve (statuja gurësh).
36. Zoti im! ata vërtet i shmangin (nga rruga e drejtë) shumë njerëz. E kush më respekton mua, ai është i mi (në fe), e kush më kundërshton mua, atëherë Ti je që fal dhe mëshiron.
37. Zoti ynë! unë një pjesë të familjes sime e vendosa në një luginë, ku nuk ka bimë, e pranë shtëpisë tënde të shenjtë. Zoti ynë (i vendosa aty) që të falin namazin, pra bën që zemrat e disa njerëzve të mallëngjehen për ata, dhe, për të falënderuar me mirënjohje, furnizoj ata me fruta.
38. Zoti ynë! s'ka dyshim se Ti e di çka fshehin dhe çka publikojmë, se All-llahut nuk

mund t'i fshihet asnjë në send në tokë e as në qiell.

39. Falënderimi i qoftë All-llahut, i cili në pleqëri më fali mua Ismailin dhe Is-hakun! Vërtet, Zoi im dëgjon dhe i përgjigjet lutjes.
40. O Zoti im! më bën mua nga ata që falin namazin, e edhe prej pasardhësve të mijë dhe pranoje lutjen time o Zoti ynë!
41. Zoti ynë! më fal (gabimet) mua edhe prindërve të mi, fali edhe të gjithë besimtarët ditën kur jepet llogaria.
42. E ti kurrsesi mos e mendo All-llahun si të pakujdesshëm ndaj asaj që veprojnë zullumqarët; Ai vetëm është duke i lënë ata përderisa një ditë në të cilën sytë shtangen (mbesin të hapur).
43. (atë ditë) Ata të ngutur e duke i ngritur kokat e tyre lar, nuk lëvizin sytë e tyre ( për të shikuar), e zemrat e tyre janë të zbrazura (nga frika).
44. Dhe ti tërhiqju vërejtjen njerëzve për ditën kur atyre do t;ju vijë dënimi, e ata që ishin mizorë thonë: "Zoti ynë! na jep afat për një kohë të shkurtër t'i përgjigjemi thirrjes tënde (për besim) dhe t'i pasojmë të dërguarit!" A nuk e besuat ju më parë se për ju nuk ka lëkundje (prej dynjasë në botën tjetër)?
45. Dhe ju u vendosët në vendbanimet e atyre që e dëmtuan vetveten (e Ne i shkatërruam) dhe e kishit të qartë se si vepruam Ne me ta, dhe ju sollëm shembuj edhe juve.
46. (megjithatë) Ata përgatitën kurthin e tyre, por kurthi i tyre gjendet në duart e All-llahut, qoftë ai kurthi i tyre që shkulën edhe kodrat nga ai.
47. E kurrsesi mos mendo se All-llahu e shkel premtimin e vet, që u dha të dërguarëve të tij. All-llahu është triumfues që ndërmerr masa ndëshkuese.
48. (ndëshkon kundërshtarët) Ditën kur toka ndryshohet në tjetër tokë, e edhe qiejt (në tjerë qiej), e ata (njerëzit) të gjithë dallin sheshazi para All-llahut, Një, Mbizotërues.
49. E idhujtarët atë ditë i sheh të lidhur në pranga.
50. Petkat e tyre janë nga katrani (pezhgveja - zifti), kurse fytyrat e tyre do t'i mbulojë zjarri.
51. (dalin para Zotit) Për ta shpërblyer All-llahu secilin njeri me atë që e fitoi. Vërtet, All-llahu është llogaritar i shpejtë.
52. Ky (Kur'ani) është kumtesë për njerëz, që me të të këshillohen dhe të dinë se Ai është vetëm një zot, dhe që t'i këshilloj ata që kanë mend.

## ***15. Hixhr***

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Elif, Lam, Ra. Këto janë ajetet e librit, të Kur'anit të plotkuptueshëm.
2. Ata që nuk besuan shpeshherë do të kishin dëshiruar të kishin qenë myslimanë.
3. Leri (Muhammed) ata, të hanë, të dëfrehen dhe t'i preokupojë shpresa (se do të jetojnë shumë), e më vonë do të kuptojnë.
4. Ne nuk kemi shkatërruar asnjë fshat (vendbanim) ndryshe vetëm në afatin e tij të caktuar.
5. Asnjë popull nuk mund ta shpejtojë afatin evet e as ta shtyjë për më vonë.
6. Dhe ata thanë: "O ti që t'u shpall përkujtimi (Kur'ani), me të vërtetë ti je çmendur!"
7. Përse nuk na erdhe me enjëj (që të vërtetojnë) nëse je i sinqertë?

Courtesy: www.hidayat.org

8. Ne nuk i dërgojmë engjëjt (u përgjigjet Zoti) ndryshe vetëm kur duhet (kur e kërkon urtësia e Zotit) dhe atëherë ata nuk aftizohen.
9. Ne me madhërinë Tonë e shpallëm Kur'anin dhe Ne gjithsesi jemi mbrojtës të tij.
10. Ne përapara teje kemi dërguar të dërguar në grupet e popujve të hershëm.
11. E atyre nuk u erdhi asnjë nga të dërguarit, e të mos talleshin me të.
12. Ja kështu e fusim atë në zemrat e kriminelëve (mosbesimin - talljen).
13. Ata nuk e besojnë atë (Kur'anin). Po ligji (i dënimit) ndaj popujve më të hershëm tashmë është i provuar (se si i shkatërroi Zoti).
14. Edhe sikur Ne t'u hapnim atyre në qiell dhe të ngjiteshin vazhdimisht lart në të (e të shihnin engjëjt e fshehtësitë).
15. Ata gjithqysh do të thonin: "Neve na janë ndalë sytë (të pamët). Jo, ne jemi njerëz të magjepsur.
16. Ne në qiell kemi krijuar galaksione yjesh dhe atë (qiellin) e kemi zbukuruar për ata që e shikojnë me vëmendje.
17. Dhe atë (qiellin) e kemi ruajturprej çdo djalli të mallkuar.
18. Përveç atij që vjedh (përgjon) çka dëgjohet, po edhe atë e kapë ylli i zjarrtë (e djeg).
19. E tokën e kemi shtruar dhe në të kemi vuar kodra dhe kemi bërë që në të të mbijnë bimë të caktuara të të gjitha llojeve.
20. Dhe Ne ju krijuam juve në te jetesën (mjetet për jetë) e edhe tyre për të cilët ju nuk jeni furnizues.
21. E nuk ka asnjë send që të mos ta ketë burimin te Ne, po Ne, nuk e japim atë ndryshe vetëm sipas një mse të caktuar (të nevojshme).
22. Ne i lëshojmë erërat mbarësuese, e nga qielli (retë) lëshojnë shi dhe atë ju japim ta pini, e ju nuk mund ta ruani atë.
23. Ne, vërtetjemi që japim jetë e vdekje dhe Ne jemi trashëgues (të qiejve e tokës).
24. S'ka dyshim se Ne e dimë për ata që ishin para jush dhe edhe për ata që vijnë pas.
25. E Zoti yt është Ai që i tubon të gjithë ata (të kaluarit e të ardhëshmit), vërtet Ai është shumë i urtë, shumë i dijshëm.
26. Ne krijuam njeriun nga balta e argjilit, të zi e të prihsur (me erë të keqe)? (të formuar-të trajtuar-mesnun).
27. E xhinët i krijuam më parë nga zjarri, nga flaka e fortë.
28. Dhe (përkujto) kur Zoti yt engjëjve u tha: "Unë po krijoi njeriun nga balta e tharë, e zezë e me erë.
29. E kur ta përsosë atë (në formën e njeriut) dhe do t'i japë atij shpirtin që është krijesa Imja, atëherë ju bini atij në sexhde".
30. Të gjithë engjëjt tok, bënë sexhde.
31. Përpos Iblisit. Ai refuzoi të jetë me ata që bënë sexhde?"
32. Ai tha: "O Iblis, ç'është ajo që ti mos jehsë me ata që bënë sexhde?"
33. Ai tha: "Nuk është për mua t'i bëjë sexhde një njeriu që e krijove nga balta e terur, e zezë e me erë".
34. (All-llahu) tha: "Dil pra, prej aty, tiqofsh i mallkuar!
35. Vërtet, mallkimi kundër teje qoftë deri në ditën e gjykimit".
36. (Iblisi) Tha: "Zoti im, më jep afat deri në ditën kur ata (njerëzit) të ringjallen!
37. (Zoti) Tha: "Ti je prej të afatizuarve.

38. deri në kohën e ditës së caktuar”.
39. (Iblisi) Tha: “Zoti im, për shkak që më përzune (më largove), unë do t’ua zbukurojë (të këqiat) atyre sa të jenë në tokë (në këtë botë) dhe të gjithë ata do t’i largojë nga rruga e drejtë!”
40. Përveç robërve të Tu, të cilët i ke bërë të sinqertë.
41. (Madhëria e Tij) Tha: “kjo është rruga Ime e drejtë (e qartë)”.
42. Se ndaj robëve të Mi (të sinqertë) nuk ke kurrëfarë force (as fizike as mendore), përveç atyre të humburve që vijnë pas teje.
43. E s’ka dyshim se Xhehennemi është vendpremtimi i të gjithë atyre.
44. Ai (Xhehennemi) i ka shtatë dyer, çdonjëri prej tyre ka shtegun (derën) e caktuar (nëpër të cilën do të hyjë).
45. E ata, të cilët iu ruajtën (mosbesimit dhe punëve të këqija) janë në Xhennete e mes burimeve.
46. (u thuhet) Hyni në to, të shpëtuar (prej çdo të keqeje) të siguruar (nga vdekja).
47. Ne kemi hequr prej zemrave të tyre çfardo urrejtje, e at në mbështetëse qëndrojnë ballë për ballë njëri-tjetrit duke qenë të vëllazëruar.
48. Ata aty nuk igodet kurrfarë lodhje dhe nuk do të nxirren kurrë prej tij.
49. Njoftoi robët e Mi se vërtet Unë jam Ai që fal shumë dhe mëshirues i madh.
50. Po (njoftojë) se edhe dënimi Im është ai i dhëmbshëm.
51. Enjoftoj edhe për mysafirët e Ibrahimit.
52. kur ata hynë te ai dhe thanë: “Selamen - e përshëndetën e ai (Ibrahimi) tha: “Ne po frikësohemi prej jush!”
53. Ata thanë: “Mos u frikëso ne po të marrim myzhde për një djalë të zgjuar!”
54. Ai (Ibrahimi) tha: “A më merrni myzhde kur më ka kapur mua pleqëria? Me çka po më përgëzoni ju?
55. Ata thanë: “Ne të morëm myzhde me atë që është e sigurtë e ti mos u bë i pashpresë!”
56. Tha: “Askush nuk e humb shpresën në mëshirën e Zotit të vet, përveç atyre që janë të humbur”
57. Tha: “E çka është pra çështja e juaj, o të dërguar?”
58. Ata thanë: “Ne jemi dërguar te një popull i prishur!”
59. Me përjashtim të familjes së Lutit. Ata do t’i shpëtojmë që të gjithë.
60. Përpos gruas sëtij,ne kemi vendosur, ajo të mbetet me ata të dënuarit (All-llahu ka vendosur).
61. E kur i erdhën familjes së Lutit të dërguarit,
62. Ai (Luti) tha: “Ju jeni njerëz të panjohur (nuk ju njoh)!
63. Ata thanë: “Jo, (nuk kemi qëllim të keq ndaj teje) Të kemi ardhur ty me atë (dënim) që ata dyshonin.
64. Të kemi sjellë të vërtetën, e ne jemi të drejtë (çka themi).
65. Ti ec me familjen tënde pasi të kalojë një pjesë e natës dhe rri pas tyre (që të mos frkësohen) dhe asnjëri prej jush të mos kthejë mbrapa (për të shikuar) dhe shkoni andej kah urdhëroheni.
66. E Ne i kumtuam atij (Lutit) atë çështje, se zhdukja e tyre deri në më të mbramin, do të jetë në mëngjes.

67. E banuesit e qytetit (sadum) erdhën të gëzuar duke i lajmëruar njëri-tjetrin.
68. Tha: (Luti): “Këta janë mysafirët e mi, e mos më turpëroni mua,
69. Edhe kinie frikë All-llahun e mos më nënçmoni!”
70. Ata thanë: “A nuk të kemi ndaluar që të mos na përzihesh në njerëzit (që ne i mësyjmë)?
71. Ai (Luti) tha: “Ja, këto (gratë) bijat e mija, nëse do të bëni (martohuni me to)!”
72. Pasha jetën tënde (Muhammed), s’ka dyshim se ata (Populli i Lutit) ishin të humbur në dehjen e tyre.
73. E në kohën e lindjes (së diellit) ata i përfshiu ushtima e tmerrshme.
74. Dhe duke e përmbysur anën e lartë të qytetit poshtë, Ne e përmbysëm dhe lëshuammbi ta shi (të dheut të pjekur në Xhehennem) si gurë.
75. Në atë (ngjarje), vërtet ka argumente për ata që mendojnë.
76. Dhe se ato (vendbanime të shkatërruara) ende janë të dukshme pranë rrugës.
77. Për ata që besojnë, ka fakte në të.
78. Edhe populli i “Ejkës” ishin zullumqarë.
79. E Ne ndërrmorëm kundër tyre (i shkatërruam), dhe që të dyja ato (vendi Sadum dhe Ejke) janë në rrugë që duken.
80. Edhe populli i “Hixhres” i përgënjeshtroi të dërguarit.
81. Ne u patëm parashtruar atyre (mrekullitë) Tona, por ata i kundërshtonin ato.
82. Ata skalisnin shtëpia në kodra shkëmbore për të qenë të sigurt.
83. E ata në mëngjes i goditi gjëmim i tmerrshëm e shkatërrues.
84. Dhe nuk u ndihmoi atyre asgjë ajo që vepruan.
85. E Ne nuk i krijuam qiejt as tokën ndryshe vetëm me urtësi (të madhe). E s’ka dyshim se momenti i fundit (kijameti) do të vijë, e ti (Muhamme) sillu me njerëzishmëri.
86. Vërtet, Zoti yt është krijuesi i përgjithshëm, më i dijshmi.
87. Ne të kemi dhënë ty shtatë (ajete) që përsëriten (Fatiha përsëritet në rekate të namazit) edhe Kur’anin e madhërueshëm.
88. E ty të mos shkojnë kurrsesi sytë në atë me çka Ne i pajisëm disa prej tyre, as mos u brengos për ta (pse nuk besuan), kurse ndaj besimtarëve jij i përulur e i butë.
89. Dhe thuaj: “Unë jam qortues i hapët (për dënimin nga Zoti për ata që kundërshtojnë).
90. (u sjellim dënim) Sikurse u sollëm atyre që bëjnë ndarjen. (e librave të mëparëshme).
91. Të cilët e bënë Kur’anin të ndarë në pjesë.
92. Pasha Zotin tënd, ata gjithë do t’i marrim në përgjegjësi.
93. Për atë ç’vepruan.
94. Publiko haptas atë për të cilën urdhërohesh, e hiqu idhujtarëve.
95. S’ka dyshim se Ne të mjaftojmë ty kundër atyre që tallen,
96. të cilët All-llahut, i kundërvejnë zot tjetër, e më vonë ata do ta kuptojnë (prapavinë e tyre).
97. Ne e dimë mirë se ti ngushtohesh shpirtërisht për atë që thonë ata.
98. Po ti madhëroje me falënderime Zotin tënd e bëhu prej atyre që luten (përulen duke u falur).
99. Dhe adhuroje Zotin tënd deri të vijë ty e vërteta (vdekja).

Courtesy: www.hidayat.org

## ***16. Nahl***

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Erdhi (është afruar) caktimi i All-llahut (kijameti), pra mos kërkoni ngutje (ardhjen para kohës), e tij! E pstër dhe e lartë është madhëria e Tij në krahasimme atë që ata i shoqërojnë (shokë).
2. Me urdhërin e Tijia zbret engjëjt me shpalljen atij që Ai dëshiron nga robtë e vet (duke thënë) t'ua tërhiqni vërejtjen (t'i njoftoni) se nuk ka të adhuruar (zot) tjetër vetëm Unë, pra të më keni frikën.
3. I krijoi qiejt e tokën me urtësi precize. I lartë është Ai nga çka ata (idhujtarët) i shoqërojnë.
4. E krijoi njeriun nga një pikël (uji), kur qe, ai (njeriu) kundërshtar i hapët.
5. Edhe kafshët Ai krijoi dhe në saje të këtyre ju mund të mbroheni (nga të ftohtit), keni edhe dobi të tjera dhe prej tyre hani.
6. Në to (në kafshët) ju shihni hijeshi (idili) kur në mbrëmje ato i ktheni (nga kullosa) dhe kur në mëngjes i lëshoni (për në kullosë).
7. Ato bartin barën tuaj (të rëndë) nnë ndonjë vend (të largët) që ju do të arrinit atje me shumë vështirësi (me gjysmë shpirti). Vërtet, Zoti juaj është shumë Bamirës dhe shumë Mëshirues.
8. Edhe kuajt (i krijoi), edhe mushkat edhe gomarët, për t'ju hipur atyre dhe si stoli, e Ai krijon (për hipje) çka ju (tash) nuk dini.
9. Udhëzimi për në rrugë të drejtë i takon All-llahut e ka edhe rrugë që është e shtrembër. Po sikur të kishte dëshiruar Ai, do t'u kishte udhëzuar që të gjithëve.
10. Ai është që për ju lëshoi nga (lart) qielli ujë, që prej tij të keni për të pirëdhe prej tij të keni bimë që në to do t'i kullotni (bagëtinë).
11. Me atë (shiun) mbijnë, për të mirën tuaj, të lashtat, ullinjtë, hurmat, rushnajat dhe nga të gjitha frutat (e pemëve). Në këto (të mira) ka argumente për një popull që vështron.
12. Dhe për ju nënshtroi natën e ditën dhe diellin e hënën. Edhe yjet janë të nënshtruar me urdhërin e Tij. vërtet, në këto ka argumente për një popull që mendon.
13. Edhe për atë që ju krijoi në tokë lloje të ndryshme (bagëti, bimë, pemë, minerale etj. );ka fakte për një popull që di të merrë përvojë.
14. Pastaj, Ai është që nënshtroi detin, që prej tij të hani mish të freskët, e prej tij të nxirrni stoli që i bani (i vishni), e i sheh anijet si çajnë (lundrojnë) në të (me ushti,ë e çajnë ujin në det). Ua nënshtroi që të shfrytëzoni nga begatitë e Tij dhe ashtu të falënderoni (Zotin).
15. Dhe Ai vuri kodra (të forta) në tokë, ashtu që ajo të mos lëkundet me ju, (bëri) edhe lumenj e rrugë që të mund të orientoheni.
16. Vuri edhe shenja të tjera (për orientim ditën), ndërsa (natën) ata orientohen me anën e yjeve.
17. Atëherë pra, a është Ai që krijon njësoj, sikurse ai që nuk krijon? A nuk po mendoni?
18. Po edhe nëse përpiqeni t'i numëroni dhuntitë (të mirat) e All-llahut, nuk do të mund të arrini t'i përcaktoni ato. Me siguri All-llahu shumë fal dhe shumë mëshiron.
19. All-llahu e di atë që ju e fshihni dhe atë që e publikoni.

20. Ata (idhujt) që i adhurojnë (idhujtarë) pos All-llahut, ata nuk krijojnë asnjë send, po vetë ata janë të krijuar.
21. Janë të vdekur e jo të gjallë, dhe ata nuk e dinë se kur do të ringjallen (adhuruesit e tyre).
22. Zoti juaj (që meriton adhurim) është një Zot, E ata që nuk e besojnë botën tjetër, zemrat e tyre janë mohuese (të njësisë së Zotit) dhe ata janë kryelartë.
23. Është e vërtetë se All-llahu e di atë që e fshehin dhe atë që e shfaqën haptazi dhe se Ai nuk i do arrogantët.
24. Kur atyre u thuhet (mohuesëve): ç'është ajo që shpalli Zoti juaj?", ata thonë: "Mite të popujve të hershëm!"
25. (e thonë atë shpifje) Sa për t'i bartur në ditën e gjykimit mëkatet e veta të plotadhe një pjesë të mëkateve të atyre që, pa farë arsye i mashtruan dhe i huumbën. Sa e keqe është ajo me çka ngarkohen.
26. Edhe ata që ishin para tyre vënë intriga. Po All-llahu rrënoi themel ndërtimet e tyre (intrigat) dhe kulmi u shembmbi ta, dhe ashtu u erdhi dënimi kah nk kuptuan.
27. Mandej, në ditën e gjykimit Ai i turpëron ata dhe thonë: "Ku janë ata që m'i bënit shokë Mua dhe për hir të tyre grindeshit?" E ata që ishin të zotët e dijës, do të thonë: "Vërtet, sot turpësia dhe e keqja i përfshiu jobesimtarët".
28. të cilët, duke qenë mizorë të së vetvetes së tyre, engjëjt ua marrin shpirtin, e ata shprehin dorëzimin (në momentin e vdekjes, duke thënë): "Ne nuk ishim që bëmë ndonjë të keqe!" (u jipet përgjigja). Po All-llahu e di shumë mirë atë që e punuat ju.
29. Andaj, hyni në dyert e Xhehennemit, aty do të jeni përjetë: sa vend i keq është ai i kryelartëve!"
30. Atyre që patën frikë nga (dënimi) All-llahu, u thuhet: "ç'është ajo që shpalli Zoti juaj?" Ata thoshin: "Shpalli çdo të mirë!" Ata që bënë vepra të mira, edhe në këtë jet kanë shpërblim të mirë, por shpërblimi i tyre në botën tjetër është shumë më i mirë, e sa vend i mirë është ai i të devotshëmve.
31. Është Xhenneti i Adn-it, ku do të hyjnë, nën të rrjedhin lumenj, aty kanë çka të dëshirojnë, ashtu i shpërblen All-llahu të ruajturit.
32. të cilvet duke qenë të pastër, engjëjt ua marrin shpirtin, duke u thënë: "Selamun alejkum" - gjetët shpëtimin, hyni në xhehet, për hir të asaj që vepruat.
33. A mos presin ata (idhujtarët) diçka tjetër përveç t'u vijnë engjëjt (e t'ua marrin shpirtin) ose t'u vijë urdhëri (dënimi) i Zotit tënd. Ashtu punonin ata që ishin para tyre, pra All-llahu nuk u bëri padrejtësi atyre, por ata ishin që vetvetes i bënë padrejtë.
34. Andaj, ata i goditi dënimi i të këqijave që i bënë dhe i kaploi (i përfshiu ajo e keqe) ajo me të cilën ata talleshin.
35. Ata që i bënin shok zotit (idhujtarët) thanë: "Sikur të kishte dashur All-llahu, as ne, eas prindërit tanë nuk do të adhuronin asnjë send pos Tij, dhe nuk do të ndalonim (nuk do të konsideronim të ndaluar) asnjë send poa (ndalesave të) Tij. Kështu (këso gënjeshtrash) bënin edhe ata që ishin para tyre. Po a mos kanë të dërguarit obligim tjetër, përveç që t'i njoftojnë qartazi?
36. Ne dërguam në çdo popull të dërguar që t'u thonë: "Adhuroni vetëm All-llahun, e largonu djave (adhurimit të tyre)!" Por, pati nga ata që All-llahu e udhëzoi dhe pati

nga ata që isshte i gjykuar me humbje, pra udhëtoni nëpër botë dhe shihni se si ishte fundi i gënjeshtarëve?

37. Nëse ti (Muhammed) pëpiqesh për t'i vënë në rrugë të drejtë ata (die se ), All-llahu nuk e udhëzon atë që e ka humbur, dhe për ata nuk ka ndihmëtar.
38. Ata u betuan në All-llahun, me betimin e tyre të fortë se "All-llahu nuk e ringjall atë që vdes!" Po, (i ringjall) ai ësjtë premtim i Tij i prerë, por shumica e njerëzve nuk dinë.
39. I ringjall pë t'ua sqaruar atyre atë pë çka përçaheshin dhe, për t'ua bërë me dije atyre që nuk besuan se me të vërtetë ishin gënjeshtarë.
40. Ne kur dëshirojmë një send vetëm i themi atij: "Bëhu!", ai menjëherë bëhet.
41. Ata që migruan për hir të All-llahut, e pasi që u torturuan, atyre gjithsesi do t'u mundësojmë vendbanim të mirë edhe në këtë botë, po shpërblimi i botës tjetër është edhe më i madh, sikurse njerëzit ta dinin (për atë shpërblim).
42. Janë ata që bënë durim dhe vetëm Zotit të tyre iu mbështetën.
43. Ne as para teje nuk dërguam tjetër, përveç burra, të cilëve u dhamë shpallje. Ju (idhujtarë) pyetni pra dijetarët (e Tevratit e të Inxhilit) nëse ju nuk dini
44. (i patëm dërguar) Me argumente e me libra të shenjtë. Ty ta zbritëm Kur'anin që t'u shpjegosh njerëzve atë që u është shpallur atyre, me shpresë se do ta studiojnë (Kur'anin).
45. A mos janë të sigurt ata që përgatitën kurthe, se All-llahu nk do t'i trandë ata me tokën, ose nuk do t'u vijë atyre dënimi kah nuk mendojnë?
46. Ose t'i rrëmbejë ata duke qenë në udhëtimet e tyre (për jetë e tregti), e ata nuk mund t'i shpëtojnë asaj.
47. Ose do t'i kapë ata duke qenë në panikë nga frika. Po, s'ka dyshim se Zoti juaj është i butë, i mëshirshëm (andaj nuk ua ngut dënimin).
48. A nuk po shohin ata (keqbërësit) se çdo send që e krijoi All-llahu, e sjell hijen e vet djathtas dhe majtas duke iu perulur All-llahut (duke i bërë sexhde) dhe duke qenë respektues e përulës (e si e mbajnë veten lart disa njerëz).
49. Vetëm All-llahut i bën sexhde çdo gjallesë që është në qiej e që është në tokë, e edhe engjëjt, ata nuk bëjnë kryelartësi.
50. I frikësohen Zotit të tyre që është mbi ta dhe i përmbahen në përpikëri asaj me çka urdhërohen.
51. E, All-llahu tha: "Mos adhuroni dy të aduruar, sepse Ai është vetëm një zot, pra vetëm Mua më keni dronë".
52. Vetëm e Tij është çka ka në qiej e në tokë, dhe vetëm Atij i takon vazhdimisht adhurimi. A mos i keni frikë dikujt tjetër pos All-llahut?
53. Dhe çdo të mirë që e keni, ajo është prej All-llahut, madje edhe kur ju godet e keqja, ju vetëm te Ai e ngritni zërin (me lutje).
54. Pastaj, kur Ai e largon prej jush dënimin, qe, një grup prej jush i përshkruajnë shok Zotit të tyre.
55. (I bëjnë shok) Dhe ashtu ata përbuzin atë që Ne u dhamë atyre, pra shfrytëzoni (për një kohë) se më vonë do të kuptoni (rrjedhimin).
56. E nga ajo që Ne i furnizuam, ata u ndajnë një pjesë atyre (zotave) që nuk kuptojnë asgjë. Pasha All-llahun, patjetër do të merreni në pëgjegjësi për atë që trillonit.

Courtesy: www.hidayat.org

57. Ata i përshkruajnë All-llahut vajzat. I pastër është Ai nga ajo!, ndërsa vetes së tyre (i përshkruajnë) çka u ka ënda (djemtë).
58. Kur ndonjëri prej tyre lajmërohet me (lindjen) vajzë, fytyra e tij i prishet dhe bëhet pot mllef.
59. fshihet prej njerëzve, për shkak të asaj të keqeje me të cilën u lajmërua (e konsideron bela, e jo dhuratë prej zotit). Mandej, (mendon) a do ta mbajë atë, ashtu i përulur, apo do ta mbulojë atë (të gjallë) në dhe. Sa i keq është ai gjykim i tyre.
60. Shembulli i keq u takon atyre që nuk besojnë botën tjetër, ndërsa All-llahut i takon shembulli më i lartë. Ai është fuqiploti, i urti.
61. Sikur All-llahu t'i dënonte njerëzit (zullumqarë) për shkak të mizorisë së tyre, nuk do të linte mbi të (tokë) asnjë gjallesë, por Ai i lë për më vonë deri në aftin e caktuar, e kur të vijë afati i tyre, për asnjë moment nuk mund ta vonojnë as ta ngutin.
62. E ato *vajzat) që i urrejnë për për vete, ia mveshin All-llahut, gjuhët e tyre shpifin rrenën se, atyre do t'u takojë më e mira (Xhenneti), s'ka dyshim, i tyre është zjarri, dhe se ata janë të parët në të.
63. Pasha All-llahun, Ne dërguam edhe para teje të dërguar ndër popuj, po veprat e tyre (të këqija) ua hijeshoi djalli, se ai është mik i tyre, e ata kanë një dënim të idhët.
64. Ne nuk të shpallëm ty për tjetër Kur'anin, vetëm që t'u sqarosh atyre atë për çka u përçanë, (ta zbritëm) që të jetë udhëzim e mëshirë për njerëzit që besojnë.
65. All-llahu lëshoi prej qiellit ujë (shi0 dhe me të ngjalli tokën pas vdekjes së saj. Në këtë është një argument i fortë për ata që më vëmendje dëgjojnë (e kuptojnë).
66. Ju edhe kafshët keni mësim (përvojë). Ne nga një pjesë e asaj që kanë në barqet e tyre mes ushqimit të tyre dhe gjakut, ju japim të pinni qumësht të pastër, të shijshëm (të lehtë) për ata që e pinë.
67. Edhe nga frutat e hurmës dhe të rrushit nxirrni prej tyre pije (lëngje) dhe ushqim të mirë. S'ka dyshim se edhe në këtë ka fakte (mbi fuqinë e Zotit) për njerëzit që kanë menduar.
68. Zoti yt i dha instinkt bletës: "Ndërto shtëpi nëtpër kodra (male), nëpër drunj (pemë) dhe kulmet që (njerëzit) i ndërtojnë.
69. Pastaj ha nga të gjitha (llojet) frutat dhe futu nëpër rrugët e nënshtruara (e të mësuara) prej Zotit tënd). Nga barqet e tyre (të bletëve) del lëng, ngjyra e të cilit është e ndryshme dhe në të cilin ka shërim (bar - ilaç) për njerëz. Edhe në këtë ka arsye për atë popull që mendon thellë.
70. All-llahu ju krijoi, pastaj Ai ua merr shpirtin. E ka prej jush që shtyhet deri në jetën më të vjetër, ashtu që të mos dijë asgjë nga çka ka ditur. All-llahu është më i dijshmi, më i fuqishmi.
71. All-llahu favorizoi disa prej jush mbi disa tjerë në furnizim. Atyre që u është dhënë përparësia (në furnizim), nuk janë furnizues të atyre që posedojnë (robërve), ata (të gjithë) në të janë të barabartë (furnizues kryesor është All-llahu), A mos duan të mohojnë dhuntinë e All-llahut?
72. All-llahu krijoi për ju bashkëshorte nga vetë loji juaj, e prej bashkëshorteve tuaja - fëmijë e nipa dhe ju furnizoi me (ushqime) të mira. A besojnë ata të pavërtetën, e të mirat e All-llahut i mohojnë?
73. Dhe pos All-llahut adhurojnë çka nuk janë në gjendje t'u sjellin asnjë furnizim nga

qiejt as nga toka dhe as që kanë mundësi?
74. Pra, mos i përshkruani All-llahut shembuj! All-llahu i di të gjitha e ju nuk dini.
75. All-llahu sjell shembuj: një rob që është pronë e tjetrit e që nuk ka në dorë asgjë, dhe atë, të cilin ne e kemi furnizuar me një furnizim të mirë, ai jep nga ai (furnizim) fshehtas e haptas. A janë pra ata të dy të barabartë? Falënderues qoftë All-llahu, por shumica e tyre nuk dinë.
76. All-llahu sjel shembull: dy njerëz, njëri prej atyre dyve është memec që nuk ka aftësi për asgjë *as për vete as për të tjerët) dhe vetë ai është barrë për kujdestrarin e tij, pse kudo që ta orientojë, a nuk sjell ndonjë dobi. A është ibarabartë me atë që udhëzon për drejtësi e edhe vetë është në rrugën e drejtë?
77. Vetëm All-llahut i tokon (ta dijë) fshetësia ë qiejve dhe tokës! çështja e katastorfës (e kijametit) është (në shpejtësi) vetëm sa hedh një shikim, ose ajo është edhe më afër. All-llahu është i gjithfuqishëm për çdo send.
78. All-llahu ju nxorri nga barqet e nënave tuaja (si foshnje) që nuk dinit asgjë. Ju pajisi me (shqisa për) të dëgjuar, me të parë dhe me zemër, ashtu që të jeni falënderues.
79. A nuk i shohn ata shpendët fluturues në ajrin e qiellit, të cilët nuk i mban kush, përveç All-llahut. Edhe ne këto ka fakte për njerëzit që besojnë.
80. All-llahu ju bëri shtëpitë tuaja vendbanim të qetë dhe nga lëkurat e kafshëve ju mndësoi të keni shtëpi që lehtë i bartni kur udhëtoni, e edhe kur vendoseni, ndërsa nga leshi dhe qimet e tyre, nga leshi i egër i tyre, petka e shtroja dhe t'i shfrytëzoni për një kohë.
81. All-llahu, nga ajo që krijoi Ai, ju bëri edhe hije, e në kodra vendstrehime, edhe petka që ju mbrojnë prej të nxehtit dhe petka që ju mbrojnë në luftë. Ashtu All-llahu plotëson të mirat nfaj jush, në mënyrë që të dorëzoheni (besoni).
82. Po nëse ata prapësohen (prej besimit), atëherë obligimi yt është komunikimi i qartë.
83. Ata i njohin të e All-llahut, pastaj i injorojnë, e shumica e tyre janë jobesimtarë.
84. E ditën kur prej secilit popull sjellim dëshmitarin, tyre që nuk besuan nuk u jepet leje për arsyetim, e as që kerkohet prej tyre (të arsyetohen).
85. Dhe kur do ta shohin dënimin ata që ishin zullumqarë, atëherë as nuk do t'u lehtësohet, as nuk do t'u jepet afat.
86. Ata ishin idhujtarët kur do t'i shohin idhujt e vet (zotat), thonë: "O Zoti ynë, këta, janë idhujt tanë, të cilët ne i patëm adhuruar pos Teje!" Ata (idhujt) ua kthejnë fjalën: "Ju jeni rrencakë!"
87. Dhe ata (idhujtarët) i dorëzohen All-llahut, e atë çka ata e trillonin u asgjësohet.
88. Atyre që nuk besuan dhe penguan nga rruga e All-llahut, u shtojmë dënim mbi dënim për shkak se bënin shkatërrime.
89. Dhe (përkujtoju njerëzve) atë ditë, kur në secilin popull do të sjellim dëshmitarë kundër atyre. Ne ty të shpallëm librin sqarim për çdo send, udhëzim e mëshirë dhe myzhde për myslimanët.
90. All-llahu urdhëron drejtësi, bamirësi, ndihmë të afërmve, e ndalon nga imoraliteti, nga e neveritura dhe dhuna. Ju këshillon ashtu që të merrni mësim.
91. Meqë keni premtuar, pra zbatojeni premtimin e dhënë ndaj All-llahut, e mos i prishni betimet pasi i keni vërtetuar ato, duke qenë se All-llahun e bëtë garant tuajin. Vërtet, All-llahu e di se çka punoni.

Courtesy: www.hidayat.org

92. Mos u bëni (në çështjet e betimit) si ajo (grua) që e prish tjerrin e saj psi të ketë dredhur fort, e t'i bëni betimet tuaja dredhi (mahtrim) mes jush, për shkak se një popull është më i madh se tjetri. All-llahu vetëm ju sprovon me këtë, e në ditën e gjykimit Ai gjithsesi do t'ju sqarojë atë gjë rreth të cilës kundërshtoheshit.
93. Sikur të dëshironte All-llahu do t'ju bënte një popull (në njëfe) por (sipas dijes së Vet) Ai e lë të humbur atë që do, dhe e udhëëzon tjetrin që do, e patjetër do të përgjigjeni për atë që vepruat.
94. Mos i përdorni betimet tuaja për dredhi mes jush, e të rrëshqitni pas forcimit, e të shijoni të keqen (e dredhisë0 nga rruga e All-llahut, e ju do të keni dënim të madh.
95. Mos e shitni besën e dhënë All-llahut për një vlerë të paktë, pse atë që do ta keni te All-llahu është shumë e dobishme për ju nëse jeni që e dini.
96. Ajo që e keni pranë vetës është e përkohshme, e ajo që është te All-llahu është e përjetshme. E Ne do t'u japim atyre që ishin të durueshëm shpërblimin më të mirë të asaj që vepruan.
97. Kush bën vepër të mirë, qoftë mashkull ose femër, e duke qenë besimtar, Ne do t'i japim atij jetë të mirë (në këtë botë), e (në botën tjetër) do t'u japim shpërblimin më të mirë për veprat e tyre.
98. Kur të lexosh Kur'anin kërko mbrojtjen e All-llahut prej djallit të mallkuar.
99. Vërtet, ai (shejtani) nk ka kurrfarë fuqie kundër atyre që besuan dhe i janë mbështetur Zotit të tyre.
100. Mbizotërimi i tij është vetëm mbi ata që përkrahin atë dhe mbi ata që për shkak të tij u bënë idhujtarë.
101. Kur një ajet e zavendësojmë me një ajet tjetër - e All-llahu di më së miri se çka shpall - ata thonë: "Ti (Muhammed) je vetëm trillues" Jo, por shumica e tyre nuk dinë.
102. Thuaj; "Atë (Kur'anin) e solli "Ruhul Kudus" - shpirti ishenjtë - plot vërtetësi nga Zoti yt, për t'i përforcuar edhe më ata që që besuan,dhe për të qenë udhërrëfyes e myzhde për myslimanët.
103. Ne dimë shumë mirë se ata thonë: "Atë (Muhammedin) është kah e mëson një njeri!" Mirpo, gjuha e atij nga i cili anojnë (supozojnë) ata është jo arabe (e paqartë), e kjo (e Kur'anit) është gjuhë arabe e stilit të lartë e të qartë.
104. S'ka dyshim se ata që nuk besojnë ajetet (e Kur'anit) a All-llahut, ata nuk i drejto All-llahu në rrugën e drejtë dhe ata kanë një dënim të dhembshëm.
105. Gënjeshtrën e trillojnë vetëm ata që nuk i besojnë argumentet e All-llahut; të tillët janë ata gënjeshtarët.
106. Ai që pas besimit të tij e mohon All-llahun, me përjashtin të atij që dhunohet (për të mohuar), e zemra e tij është e bindur plotësishtme besim, por fjala është për atë që ia hap gjoksin mosbesimit, ata i ka kapur hidhërimi nga All-llahu dhe ata kanë një dënim të madh.
107. Këtë (dënim të madh) ngase ata më tepër e deshtën jetën e kësajbote se sa jetën e botës tjetër, e Alllahu nuk e udhëzon njerëzit jobesimtarë.
108. Të tilët janë ata që All-llahu ua mbylli zemrat, dëgjimin dhe pamjen e tyre dhe të tillët janë ata naivët.
109. Është e vërtetë se ata në botën tjetër, mu ata janë të dështuarit.

110. Pastaj Zoti yt, atyre që pasi u torturuan, migruan, mandej luftuan dhe qëndruan, dhe pas të gjitha këtyre vuajtjeve, s'ka dyshim se Zoti yt atyre do t'ua falë dhe do t'i mëshirojë (Ai është që fal, është mëshirues).
111. (Përkujto) Ditën që vjen kur secili njeri do të përpiqet për vetveten dhe secilit njeri do t'i plotësohet ajo që e meriton. e nuk u bëhet padrejtë.
112. All-llahu sjell si shembull një fshat (vendbanim) që ishte i sigurt dhe i qetë, të cilit i vinte furnizimi nga të gjitha anët me bollëk, kurse ata (banorët) i përbuzën të mirat e All-llahut. Atëherë All-llah, për shkak të sjelljes së tyre, ua veshi petkun (ua ngjeshi) e urisë dhe të frikës.
113. Atyre u pat ardhur i dërguari nga mesi i tyre, e ata e përgënjeshtruan atë, andaj i kapi dënimi që ishin zullumqarë.
114. E ju (besimtarë), hani, pra. nga të mirat që ua dha All-llahu, të lejuara e të pastra, jimi mirënjohës për dhuntitë e All-llahut, nëse jeni të sinqertë në adhurim vetëm mdaj Tij.
115. Ai ua ndaloi juve vetëm cofëtinën, gjakun, mishin e derrit dhe atë që theret jo në emër të All-llahut. E kush detyrohet (t'i hajë) duke mos qenë dhunues dhe duke mos e teruar (nëngrënie), All-llahu fal dhe është mëshirues.
116. Mos i thoni asaj rrenës së gjuhve tuaja: "Kjo është hallall e kjo është haram" e të shpifni ndaj All-llahut rrenën. Vërtet, ata që shpifin rrenën ndaj All-llahut , nuk kanë shpëtim.
117. Kanë një përjetim të vogël (në këtë jetë), e do të kenë dënim të padurueshëm.
118. E atyre që ishin jehudi (çifutë) u patëm ndaluar atë që të kemi treguar më parë, po Ne nuk u bëmë padrejtë atyre, por ata vetvetes i patën bërë padrejtë.
119. Pastaj Zoti yt për ata që nga mosdija bënë punë të këqija, e pastaj u penduan dhe bënë mirë, s'ka dyshim se Zoti yt është që shumë fal dhe shumë mëshiron.
120. Vërtet, Ibrahimi ka qenë shembëlltyrë e të mirave, adhurues i All-llahut, besimtarë i drejtë dhe nuk a qenë nga idhujtarët.
121. Falënderues për të mirat e Tij. Ai (All-llahu) e zgjodhi atë (për pejgamber) dhe e udhëzoi në rrugën e drejtë.
122. Atë ne e pajisëm me të mira në këtë botë, e në botën tjetër ai është me më të mirët.
123. Pastaj, ty të shpallëm: "Ndiqe fenë e drejtë të Ibrahimit, se ai nuk ka qenë nga idhujtarët.
124. E shtuna (festimi ose belaja e saj) u është përcaktuar vetëm atyre që u kundërshtuan rreth saj. E Zoti yt do të gjykojë mes tyre në ditën e gjykimit për atë që ata kundërshtoheshin.
125. Ti (Muhammed) thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe polemizo me ata (kundërshtarët) me atë mënyrë që është më e mira. Zoti yt është Ai që e di më së miri atë që është larguar nga rruga e Tij dhe Ai di më së miri për të udhëzuarit.
126. Në qoftë se doni të merrni hak, atëherë ndëshkoni në atë masë sa jeni ndëshkuar ju; e nëse duroni pa dyshim ai është më i mirë për ata që durojnë.
127. Pra, të jesh i durueshëm! Durimi yt është vetëm m ndihmën e All-llahut. Ti mos u pikëllo për ata, as mos u brengos për dredhitë që bëjnë ata!
128. S'ka dyshim se All-llahu është me ata që janë të devotshëm (që ruhen prej të

Courtesy: www.hidayat.org

këqijave) dhe me ata që janë bamirës.

## *17. Isra*

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Pa të metaështë Lartëmadhëria e Atij që robin e Vet e aloi në një pjesë të natës prej Mesxhidi Haramit (prej Qabes) gjer në Mesxhidi Aksa (Bejti Mukaddes), rrethinën e të cilës Ne e kemi bekuar, (ia bëmë këtë udhëtim) për t'ia treguar atij disa nga argumentet Tona. vërtet, Ai është dëgjuesi ( i fjalëve të Mu hamedit), pamësi (i punëve të Muhammedit).
2. Edhe Musai Ne i kemi dhënë librin dhe atë (librin) e bëmë udhërrëfyes për beni israilët që të mos marrin, përveç Meje, ndonjë që i besojnë çështjet.
3. Pasardhësit të atyre që i batëm (ishpëtuam) së bashku me Nuhun (bëhuni mirënjohës!) Vërtet ai ishte rob shumë falënderues.
4. Ne u kumtuam në libër beni israilve: "Ju do të bëni shkatërrime dy herë në tokë dhe do të tejkaloni duke bërë zullum të madh".
5. Kur erdhi koha e premtimit të parë, Ne dërguam kundër jush njerëz Tanë, që ishin të fuqishëm e të ashpër (sulmues) dhe ata hulumtuan (rreth e përqark) përreth vendit (duke mos u frikësuar). E ai (ndëshkim) ishte vendim i preë.
6. Pastaj, Ne ua kthyem juve mbisundimin kundër atyre, ju përforcuam me pasuri e me djem dhe ju shtuam më së shumti.
7. Nëse bëni mirë, bëni për vete, e nëse bëni keq, bëni kundër vetes. E kur vjen koha e fundit (herën e dytë Ne i dërgojmë) që t'ju shëmtojnë të fytyrat tuaja, që të hyjnë në xhaminë (Aksa) sikurse hynë heërn e parë dhe që të shkatërrojnë rrënjësisht atë që arrijnë.
8. Zoti juaj do t'ju mëshirojë (nëse pendoheni), e nëse ju i ktheheni 9të keqes), kthehemi (me ndëshkim) edhe Ne. E Xhehennemin e kemi bërë burg për jobesimtarët.
9. Është e vërtet se ky Kur'an udhëzon për atë rrugë qëështëmë se e vërteta, e besimtarët që bëjnë vepra të mira i përgëzon se ata pa dyshim do të kenë shpërblim të madh.
10. Ndëkaq, për ata që nuk e besojnë botën tjetër, Ne kemi përgaditur një dënim të rëndë.
11. Njeriu (e tepron) lutet për keq, ashtu sikurse lutet për mirë, (po Zoti nuk e pranon lutjen e tij për keq); njeriu (nga vetë natyra e tij) është i ngutshëm.
12. Ne i bëmë natën dhe ditën dy fakte (që dokumentojnë për fuqinë Tonë), e shenjën e natës e shlyem me (e errësuam), e shenjën e ditës e bëmë të ndritshme që të mund të angazhoheni për shfrytëzimin e begative të dhuruara nga Zoti juaj, dhe që të mësoni njehësimin e vjetëve dhe llogaritjen (e kohës). Ne kemi sqaruar çdo send në mënyrë të hollësishme.
13. Secili njeri ia kemi njgjeshur në qafë fluturakën (shënimin - për veprimin) e tij, në ditën e gjykimit, Nee do t'ia prezentojmë atij libër të hapur,
14. "Lexo librn tënd, mjafton të jesh sot llogaritës i vetvetes".
15. Kush e udhëzon veten në rrugën e drejtë, ai e ka udhëzuar vetëm vetveten e vet, e kush e ka bërë humbjen kundër vetvetes së vet, e askushnuk do ta batë barrën e tjetrit. E Ne nuk dënuam askë para se t'ia dërgojmë të dërguarin.
16. kur duam të shkatërrojmë ndonjë vend (popull), i urdhërojmë pasanikët (parinë) e

atyhit (të jenë në rrugë), e ata kundërshtojnë; atëherë zbatohet dënimi ei merituar kundër tyre dhe i shkatërrojmë krejtësisht.

17. Sa e sa gjenerata i kemi shkatërruar pas Nuhut. Mjaft është Zoti yt vëzhgues i mëkateve të robëve të Tij.
18. kush është që ka për qëllim vetëm kët botë, Ne atij që duam i japim në të aq sa duam, e pastaj atij i bëjmë të hyjë në Xhehennem i nënqmuar, i përbuzur.
19. E kush e ka për qëllim botën tjetër, duke qenë ai besimtarë, përpiqet për të ashtu si i tako asaj, angazhimi i tyre do të jetë i pranishëm (te Zoti).
20. Ne secilit atyre dhe atyre i japim nga të mirat e Zotit tënd dhe dhënia e Zotit tënd nuk është e kufizuar.
21. Shiko se si Ne i kemi dallluar disa prej tjerëve, po dallimi në botën tjetër është më i madh dhe është përparësi më e madhe.
22. E mos shoqëro me All-llahun ndonjë zot tjetër, e të bëhesh i qortuar i papërkrahur.
23. Zoti yt ka dhënë urdhër të prerë që të mos adhuroni tjetër pos Tij, që të silleni në mënyrë bamirëse ndaj prindërve. Nëse njërin prej tyre, ose që të dy, i ka kapur pleqëria pranë kujdesit tënd, atëherë mos u thuaj atyre as “of - oh”, as mos u bë i vrazhdë ndaj tyre, po atyre thuaju fjalë të mira (të buta respektuese).
24. Dhe në shenjë mëshire shtrije pranë tyre krahun përulës e respektues dhe thuaj: “Zoti im! mëshiroi ata të dy, sikurse më edukuan mua kur isha i vogël”.
25. Zoti juaj e di më së miri atë që keni në shpirtin tuaj. Nëse keni qëllime të mira, vërtet Ai u fal atyre që pendohen.
26. Dhe jepi çdo të afërmi të drejtën që i takon, edhe të varfërit, edhe atij në kurbet, po mos shpenzo tepëre pa rrugë.
27. Ata që shpenzojnë tepër (mastrafxhinjtë) janë vllezër (në veprim) të djajve, e djalli është përbuzës i madh i Zotit të Tij.
28. Nëse detyrohesh t’ua kthesh shpinën atyre (të afërme etj. ), duke kërkuar mëshirën, të cilën e shpreson nga Zoti yt (furnizim për t’i ndihmuar ata), atëherë thuaju atyre fja;ë të mira (të lehta).
29. Dhe mos e bën dorën tënde të lidur për qafe (mos u bë koprrac), e as mos e shtrij në tërësi, e të bmetesh i qortuar dhe duarthatë (nga shpenzimi i tepërt).
30. S’ka dyshim se Zoti yt është Ai që furnizon me bollëk atë që do dhe ia kufizon atij që do. Ai hollësisht e di për robtë e vet dhe i vështron.
31. Ju mos i mbytni fëmijët tuaj nga frika e varfërisë, se Ne ua sigurojmë furnizimin atyre dhe juve, e mbytja e tyre është mëkat i madh.
32. Dhe mos iu afroni amoralitetit (zinasë), sepse vërtet ai shtë vepër e shëmtuar dhe është një rrugë e keqe.
33. Dhe mos mbytni njerin që All-llahu ka ndaluar (mbytjen e tij), përveç me drejtësi (që e kërkon sheriati). E kush mbytet pa të drejtë (pa faj), kujdestarit të tij Ne i kemi dhënë të drejtë (të kërkojë drejtësinë), e ai të mos kalojë kufirin në mbytje derisa ai është i ndihmuar (pprej Zotit).
34. Mos përdoroni pasurinë e jetimit ndryshe vetëm në mënyrë të mirë (për t’ia shtuar), derisa ai të arijë pjekurinë e vet. Premtimin zbatonie, pse për premtim ka përgjegjësi.
35. Masën mbusheni kur matni (me enë) dhe peshoni me peshojë të drejtë (precize). Kjo është më e dobishme dhe ka përfundim më të mirë.

36. Mos iu qas asaj për të cilën nuk kë njohuri, pse të dëgjuarit, të pamët dhe zemra, për të gjitha këto ka përgjegjësi.
37. Dhe mos ec nëpër tokë me mburrje, pse ti as nuk mund ta çashë tokën as nuk mund ta arrishë lartësinë e maleve.
38. E keqja e të gjitha këtyre është e urrejtur te Zoti yt.
39. Këto janë nga urtësia që Zoti yt të shpalli ty. Mos shoqëro me All-llahun ndonjë zot tjetër e të hidhesh në Xhehennem i qortuar dhe i larguar.
40. A mos u dalloi Zoti juaj me djem, e për vete zgjodhi melaike që ju i mendoni femra? Vërtet, ju jeni duke thënë fjalë të mëdha.
41. Ne sqaruam në mnyrë të ndryshme (argumentet) në këtë Kur'an, ahtu që ata të nxjerrin përvojë, por kjo nuk u shtoi atyre tjetër, vetëm se largim (nga e vërteta).
42. Thuaj: "sikur të kishte zota të tjerë përveç Atij, sikundër thonë ata, atëherë ata (zotat) do të kërkonin rrugë për mbizotërim ndaj të Madhëruarit (për t'ia marrë pushtetin).
43. I pa të meta është Ai, Lartësia e Tijështë e madhe nga ajo që thonë ata.
44. Lartmadhëri të merituar i shprehin Atij shtatë qiejt e toka dhe çka ka në to, e nuk ka asnjë send që nuk e madhëron (nuk i bënë tesbihë), duke i shprehur falënderim Atij, por ju nuk kuptoni atë madhërim të tyre (pse nuk është në gjuhën e tuaj). Ai është i butë dhe fal shumë.
45. Kur ti e lexon Kur'anin, në mes teje dhe atyre që nuk e besojnë botën tjetër, Ne e vëmë një perde të padukshme.
46. Ndërkaq, në zemrat e tyre vëmë një mbulesë dhe shurdhim të thellë të veshëve të tyre që nuk mund ta kuptojnë atë. E kur e përmend ti në Kur'an Zotin tënd, vetëm Atë, ata ikin mbrapa dhe largohen.
48. Shih se si të mveshin ty epitete (i çmendur, poet, i magjepsur), andaj ata kanë humbur dhe nuk mund të gjejnë rrugën (e vërtetë).
49. Ata thanë: "Apasi të bëhemi eshtra të kalbur, dhe e pluhur, a mos do të bëhemi krijesë e re e ringjallur?"
50. Thuaj: "Edhe nëse të jeni gurë a hekur!"
51. Ose ndonjë krijesë që ju duket e madhe! Ata do të thonë: "Kush do të në rikthejë neve në jetë?" Thuaj: "Ai që ju krijoi për të parën herë!?? E ata do të tundin kokat e tyre nga ti e do të thonë: "Kur është ajo (ringjallja)?" Thuaj: "Ndoshta do të jetë afër!"
52. (ringjallja është) Atë ditë kur Ai j thërret, kurse ju i përgjigjeni të përulur e duke lavdëruar Atë, e ju duket se ju qëndruat (në dynja) vetëëm pak kohë.
53. E ti robve të Mi thuaju: "Le ta thon ata që është më e mira, pse djalli ndësen mes tyre, e është e ditur se djalli është armik i hapët i njeriut".
54. Zoti i juaj më së miri e di gjendjen tuaj, nëse Ai do, ju mëshiron dhe nëse Ai do, ju dënon, e ty (Muhammed) nuk të kemi dërguar rojë të tyre (nuk të besuam ty punën e tyre e t'i fusësh me dhunë në besim).
55. Zoti yt e di më së miri gjenden e atij që është në qiej e tokë. Ne kemi dalluar disa pejgamberë nga të tjerët, prandaj, Davudit i kemi dhënë Zebur (shënime).
56. Thuaj: "Ftoni ata, të cilët i menduat (zota) pos Atij, e ata nuk mund të heqin prej jush mjerimin, as nuk mund të mënjanojnë".
57. Të tillë (zotat) që këta po lusin (pos Zotit), vetë ata (zotat e tyre) kërkojnë afrimin (te

Zoti i vërtetë), shpresojnë në mëshirën e Tij dhe i frikësohen dënimit të Tij. Vërtet, dënimit të Zotit tënf ëshë për t'iu ruajtur.

58. Nuk ka asnjë nga fshatrat (nga vendbanimet e kundërshtarëve) e që Ne nuk do ta shkatërrojmë ose ndëshkojmë atë me dënim të ashpër para ditës së kijametit. Kjo është theksuar në Libër (lehvi mahfudh).
59. Neve nuk na pengoi asgjë që t'u sjellim argumente (mrekulli0, pos asaj që ata të parët i përgënjeshtruan ato. Ne i dhamë Themudit deven (mrekulli) konkrete, e ata e mohuan atë. E mrekullitë (ose fenomenet natyrore që shkatërrojnë), Ne nuk i dërgojmë për tjetër vetëm për frikësim.
60. përkujto, kur Ne të thamë: "Zoti yt ka përfshirë (me dijen e Vet) të gjithë njerëzit (e di që këta nuk besojmë edhe në ju sjellësh mrekulli). E atë pamjen tënde që të treguam (natën e Miraxhit) dhe pemën e mallkuar (të përmendur në Kur'an), nuk ibëmë tjetër vetëm sprovë për njerëz. Ne i frikësojmë ata (idhujtarët), po nuk shton ai tjetër vetëm se rebelim të madh.
61. Përkujto kur Ne u thamë engjëjve: "Bëni sexhde Ademit!" (në shenjë përshëndetjeje) e ata i bënë, me përjashtim të Iblisit. Ai tha: "A t'i bej sexhde atij që e krijove nga balta?"
62. (mandej vazhdoi e) tha: "A e sheh (i tha Zotit) këtë që Ti e vlerësove mbi mua, nëse më lë të jetojë deri në ditën e kijametit, unë gjithsesi do t'i shfaros pasardhësit e tij, më përjashtim të një pakice".
63. (Zoti) tha: "Shko, ekush prej tyre vjen pas teje, shpërblimi juaj është Xhehennemi, shpërblim i plotë".
64. Dhe me atë alarmin e zërit tënd, mashtroje atë që mundesh prej tyre, me kalorësit e këmbësorët tu thirri (bërtitu) ata, përzieju me ta në pasuri dhe në fëmijë dhe premtoju atyre, po shejtani nuk u premton tjetër, përveç mashtrim.
65. Në të vërtet, ti nuk ke kurrfarë fuqie ndaj robërve të Mi. Mbrojtja e Zotit tënd është e mjaftueshme (për ata).
66. Zoti juaj është Ai që për ju mundëssoi lundrimin e anijeve në det në mënyrë që të kërkoni nga të mirat e Tij. Vërtet, Ai është shumë mëshirues ndaj jush.
67. E kur ju kap juve paniku (frika) në det, i humbni (nga kujtesa) ata që i lutni, u mbete vetëm Ai (All-llahu), mirpo pasi që Ai t'ju shpëtojë e të arrini në tokë, ia ktheni shpinën. Ashtu, njeriu është përbuzës.
68. A mos jeni të siguruar që nuk do t'u shafitë në tokë ose nuk do t'ju lëshojëndonjë shtërngatë e ju nuk do të keni mbrojtës.
69. A mos jeni të sigurt se Ai nuk do t'ju kthejë njëherë tjetër në det, et'ju lëshojë ndonje furtunë të erës, e për shkak të mosbesimit tuaj t'ju fndosë, e pastaj nuk do të gjeni kiush do të hakmerrej kundër nesh për ju.
70. Ne, vërtet nderuam pasardhësit e Ademit (njerëzit), u mundësuam të udhëtojnë hipur në tokë e në det, ibegatuam me ushqime të mira, i vlerësuam ata (i lartësuam) ndaj shumicës së krijesave që Ne i krijuam.
71. (përkujto) Ditën kur do të thërrasim secilin njeri me prijësin (librin, pejgamberin, shënimet e veprave) e tyre. E atij që i jepet libri i tij nga e djathta e tij, të tillët i lexojnë shënimet e tyre (të mira), dhe nuk u bëhet e padrejtë asnjë fije.
72. E kush ka qenë i verbër në këtë (botë), ai do të jetë edhe në botën tjetër i verbër dhe

më i humburi i rrugës së drejtë.

73. Në të vërtetë ata (idhujtarët) gati arritën të sprovijnë ty nga ajo që Ne ta shpallëm, e të trillosh tjetër nga çka të shpallëm, e atëherë do të zinin ty mik.
74. Dhe sikur Ne të mos të kishim forcuar ty, ti gati anove diçka pak te ta.
75. E atëherë Ne do ta shijonim mundimin dyfish të kësaj jete dhe dyfish të jetës tjetër, e pastaj ti nuk do të gjeje mbrojtës kundër nesh.
75. E atëherë Ne do ta shijonim mundimin dyfish të kësaj jete dhe dyfish të jetës tjetër, e pastaj ti nuk do të do të gjeje mbrojtës kundër nesh.
76. Ata gati të shqetësuar në tokë (në Mekë) për të përzënë prej saj, po atëherë edhe ata nuk do të mbeteshin pas teje (pas pak kohe do të shkatërroheshin).
77. Ky është ligji i Tij edh me të dërguarit që i dërgoi para teje. E në ligjin Tonë ti nuk gjen ndryshim.
78. Fale namazin kur zbret (nga zeniti) dielli, e deri në errësirën e natës dhe duke bërë lutjen (namazin) e agimit. Vërtet, lutja e agimit është e përcjellur.
79. Dhe në një pjesë të natës zgjohu me të (me Kur'anin - namazin), është e sigurt se Zoti yt do të ngrisë ty në një vend të lavdishëm.
80. Dhe thuaj: "Zoti im, më shpjer në vend të mirë dhe më nxjerr në mënyrë yë ndershme dhe nga ana Jote më dhuro fuqi ndihmuese".
81. Dhe thuaj: "Erdhi e vërteta e u zhduk e kota". Vërtet, e kota gjithnjë ka qenë e zhdukur.
82. Ne të shpallim Kur'anin që është shërim për besimtarët, kurse jobesimtarëve nuk u dhton tjetërpërpos dëshprim.
83. E kur e begatojmë (me të mira) njerin, ai prapësohet dhe largohet i mashtruar, e kur e godet e keqja, ai humb shpresën.
84. Thual: "Secili vepron sipas rrugës së vet, e Zoti juaj e di më së miri për atë që është në rrugë më të drejtë".
85. Të pyesin ty për shpirtin; Thuaj: "shpirti është çështëje që i përket vetëm Zoti tim, e juve ju është dhënë fort pak dije".
86. Po të kishim dëshiruar, Ne do ta shlyenim nga gjoksi yt atë që të shpallëm ty, e ti nuk do të gjeje mbrojtës që do të ruane.
87. Por kjo është mëshirë nga Zoti yt dhe mirësia e Tij ndaj teje, vërtet është e madhe.
88. Thuaj: "Edhe sikur të bashkoheshin njerëzit dhe xhinët për të sjellë një Kur'an të tillë, ata nuk do të mund të bënin si ky sado që do ta ndihmonin njëri - tjetrin".
89. Ne sqruam njerëzve në këtë Kur'an shëmbuj (argumente) të çdo lloji, e shumica e njerëzve nuk deshi tjetër, vetëm mohimin.
90. Ata thanë: "Nuk të besojmë ty derisa që të na nxjerrësh prej tokës burime.
91. Ose, (nuk të besojmë deri që) të kesh kopshte me hurma e me rrush, e të bësh të rrjedhin vazhdimisht lumenj në mesin e tyre.
92. Ose, (nuk të besojmë derisa) të bjerë mbi qiell copa - copa, ashtu si po mendon ti (se do të na dënojë Zoti), apo të na sjellësh All-llahun dhe engjëjt pranë nesh.
93. Ose të kesh një shtëpi prej ari, apo të ngjirtesh lart në qiell, po ne nuk të besojmë për ngjitjen tënde derisa të na sjellësh një libër që ta lexojmë?!" Thuaj "Subhanallah - i Madhërishëm është Zoti im, a mos jam unë tjetër vetëm se njeri, pejgamber?"
94. Po njerëzit nuk i pengojnë tjetër që të besojnë, kur u erdhi atyre shpallja, vetëm se

thoshin: “A thua All-llahu dërgoi njerin pejgamberë!”
95. Thuaj: “Sikur të kishte në tokë engjëj që ecin qetë (si njerëzit), Ne do t’u çonim atyre nga qielli engjëj pejgamberë!”
96. Thuaj: “All-llahu më mjafton për dëshmitar mes meje dhe mes jush, Ai hpllësisht injeh dhe i sheh robtë e vet”.
97. Atë që All-llahu e drejton në rrugë të drejtë, ai është udhëzuar, e atë që e le të humbur, për ata nuk do të gjesh ndihmëtarë përveç Atij. Në ditën e kijametit Ne i tubojmë ata duke i tërhequr rrëshqanas me fytyra për dhe, të verbër, memecë të shurdhët. Vendi ti tyre është Xhehennemi, sa herë që të pushojë flaka Ne u shtojmë flakën e zjarrit.
98. Ai (dënim) është meritë e tyre, ngase ata mohuan argumentet tona dhe thanë: “A pasi të bëhemi eshtra e pluhur do të ringjallemi krijesë e re?”
99. A nuk e kuptuan ata se All-llahu që krijoi qiejt e tokën është i plotëfuqishëm që të krijojëështu siç janë ata, dh Ai u ka caktuar afatin (e vdekjes e të ringjalljes) në të cilin nuk ka dyshim, po zullumqarët nuk deshën tjetër vetëm të refuzojnë.
100. Thuaj: “Sikur të kishit depotë e begative të Zotit tim, nga frika se po shpenzohen, do të bëheni koprracë; njeriu është dorështrënguar”.
101. Ne i patëm dhënë Musait nëntë argumente (mrekulli) të qarta. Pyeti pra ti (Muhammed) beni israilët (nëse duan të dëshmojën) kur ai u ka ardhur atyre (Musai), e atiji pat thnë faraoni: O Musa, unë mendoj ti je i magjepsur!
102. Ai (Musai) tha: “Po ti e di se ato (mrekullitë) nuk i zbriti kush tjetër pos Zotit të qiejve e të tokës, i zbriti të dukshme, e unë besoj, o faraon! se ti je shkatërruar”.
103. Ai (faraoni) deshi t’i dëbojë ata nga vendi (Egjipti), kurse Ne e përmbysëm atë dhe të gjithë ata që ishin me të së bashku.
104. Pas tij beni israilve u thamë: “Rrini në vend, e kur të vijë koga e botës tjetër, Ne ju sjellim të gjithëve të përzier”.
105. Ne me urtësi e zbritëm atë (Kur’anin) dhe me urtësi është zbritur. E ty nuk të dërguam tjetër vetëm se përgëzues dhe qortues.
106. Dhe (ta shpallëm) Kur’anin që Ne e ndam pjesë - pjesë për t’ua lexuar njerëzve dalëngadalë dhe ashtu e shpallëm atë një pas një.
107. Thuaj: “I besuat ju atij ose nuk i besuat (atij nuk i bëhet dëm), e atyre që u është dhënë dijeni (nga lbrat e parë) para tij, kur u lexohet atyre, ata hudhen me fytyra (përdhe) duke i bërë sexhde”.
108. Dhe thonë: “I lartësuar është Zoti ynë, premtimi i Zotit tonë është realizuar”.
109. Dhe duke qarë hudhen me fytyra (kur e dëgjojnë Kur’anin) dhe ai ua shton eshe më përuljen (ndaj All-llahut0.
110. Thuaj: “Thërrisni: All-llah ose thërrisni Er Rrahman, me të cilindo që ta thërrisni (me këta dy emra), emrat e Tij janë më të bukurit. E ti mos e ngrit zërin (duke lexuar) në namazin tënd, po as mos e ul tepër në të, e mes kësaj kërkoje njërrugë mesatare”.
111. Dhe thuaj: “Falederua qoftë All-llahu, i cili nuk pati fëmijë dhe nuk ka për Të shok në sundim, dhe i përket aftësisë, nuk ka nevojë për ndihmëtarë, dhe madhëroje Atë me madhërinë që i takon”.

## *18. Kehf*

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Falënderimi i takon vetëm All-llahut që ia shpalli robit të vet Librin dhe në të nuk lejoi ndonjë kundërthënie.
2. (ia shpalli) Të saktë (pa shmangie), pët t'ua tërhequr vërejtjen (atyre që nuk besojnë) ndaj një dënimi të rëndë prej Tij, e për t'i përgëzuar besimtarët që bëjnë vepra të mira, se ata do të kenë një shpërblim të mrekullueshëm.
3. Duke qenë në të përgjithmonë.
4. Për t'ua tërhequr vërejtjen atyre që thanë se All-llahu ka fëmijë.
5. Dhe për atë (fëmijë), as ata, e as të parët e tyre nuk kanë kurrfarë dijenie. Sa e madhe është ajo fjalë që del nga gojët e tyre, e ata nuk thonë tjetër vetëm se gënjeshtër.
6. A thua ti, do ta shkatërrosh veten nga hidhërimi pas tyre, nëse ata nuk i besojnë këtij ligjërimi (Kur'anit)?
7. Gjithçka që është mbi tokë, Ne e bëmë stoli të saj, për t'i provuar ata, se cili prej tyre do të jetë më vepërmirë.
8. Ne kemi për ta bërë gjithçka që është mbi të dhe pa bimë (shkatërrojmë çdo gjelbërim).
9. A ms mendove ti se ata të vendosurit e shpellës dhe Rekimit ishin nga mrekullitë Tona më të çuditshme?
10. Kur djelmoshat u strehuan në shpellë e thanë: O Zoti ynë, na dhuro nga ana Jote mëshirë dhe na përgatit udhëzim të drejtë në tërë çështjen tonë!"
11. Ne u vumë mbulojë mbi veshët e tyre (i vumë në gjumë) në shpellë për disa vite me rradhë.
12. Pastaj ata i zgjuam (prej gjumit) për të parë se cili prej tyre dy grupeve është më preciz në njehësimin e kohës sa qëndruan gjatë.
13. Ne po të rrëfejmë saktë çështjen e tyre. Ata ishin disa djelmosha, kishin besuar Zotin e tyre, e Ne atyre edhe më ua shtuam bindjen.
14. Edhe i forcuam zemrat e tyre (i bëmë të qëndrueshëm) sa që kur ngritën thanë: "Zoti ynë është Zoti i qiejve e i tokës, nuk adhurojmë ndonjë zot tjetër pos Tij, e Ne atyre edhe më ua shtuam bindjen.
15. Këta, populli ynë ka besuar zota tjerë pos Tij, pse pra nuk sjellim ndonjë argument të qartë për aa? A ka më mizor se aiqë shpif gënjeshtër ndaj All-llahut?
16. Derisa jeni izoluar prej tyre dhe prej asaj që adhurojnë ata, pos All-llahut, atëherë strehonu në shpellë, e Zoti juaj ju dhuron nga mëshira e tij e gjerë dhe u lehtëson në çështjen tuaj atë që është në dobinë tuaj.
17. Dhe ti e shihje diellin kur lindte bartej prej shpellës së tyre nga ana e djathtë, e kur perëndonte largohej nga ata nga ana e majtë, e ata ishin në një vend të gjerë të saj. Kjo ishte një nga argumentet e All-llahut. Atë që e udhëzon All-llahu, ai vërtet është udhëzuar, e atë që e humb, ti nuk do të gjejsh për të ndihmës që do ta udhëzonte.
18. Do të mendoje se ata janë të zgjuar, ndërsa ata ishin të fjetur, e Ne i rotullonim herë në krahun e djathtë e herë në të majtin. Qeni i tyre kishte shtrirë këmbët e para pranë hyrjes. Sikur të kishe hasur në ta, do të ishe kthyer duke ikur dhe do të ishe mbushur frikë prej tyre.
19. Ashtu (sikurse i vumë në gjumë) i zgjuam ata që të pyesin njëri-tjetrin (se sa kanë

Courtesy: www.hidayat.org

fjetur). Njëri prej tyre foli e tha: “Sa keni ndejur?” Ata thanë:”Kemi ndejur një ditë ose një pjesë të ditës!” Disa thanë: “Zoti juaj e di më së miri se sa keni ndejur, prandaj dërgonie njërin prej jush me këtë argjend (monedhë argjendi) në qytet, e të zgjedhë ushqim më të mirë, e t’ju sjellë atë juve dhe le të ketë shumë kujdes e të mos i japë të kuptojë askujt për ju”.

20. Pse, nëse ata (të qytetit) kuptojnë për ju, do t’ju mbysin me gurë, ose do t’ju kthejnë në fenë e tyre, e atëherë kurr nuk keni për të shpëtuar.
21. Dhe ashtu (sikurse i zgjuam nga gjumi) i zbuluam (t’i shohim njerëzit), e të kuptojnë se premtimi i All-llahut (për ringjallje) është i sigurt dhe se katastrofa e përgjithshme (kijameti) është e padyshimtë. (i zgjuam) Mu atëherë kur ata (populli) bisedonin për çështjen e tyre dhe thanë: “Ndëronu atyre një ndërtesë (të jetë shenjë). Zoti i tyre di më së miri për ta. E ata që ishin me shumicë thanë: “Do të ndërojmë gjithqysh në hyrjen e tyre një xhami”.
22. Ata (që bisedonin për këtë) do të thonë: “Ishin tre, i katërti ishte qeni i tyre, dhe thonë: “Ishin pesë, e qeni i tyre ishte i gjashti i tyre”, kjo ishte hamendje, po edhe thonë: “Ishin shtatë, e qeni i tyre ishte i teti!” Thuaj: “Zoti im di më së miri për numrin e tyre, përveçnjë pakice nuk di kush për ta, e ti (Muhammed) mos polemizo për numrin e tyre vetëm ashtu në tërësi, dhe askë mos e pyet për ta”.
23. Dhe mos thuaj kurrsesi për ndonjë çështje: “Unë do të bëj këtë nesër!”
24. Vetëm (nëse i shton): “Në dashtë All-llah!” E kur të harrosh, përmende Zotin tënd dhe thuaj: “Shpresohet se Zoti im do të më japë udhëzim edhe më të afërt prej këtij (të as-habi kehfit)”.
25. (dhe thonin) Ata qëndruan në shpellën e tyre treqind e nëntë vjet.
26. Thuaj: “All-llahu e di më së miri sa kanë ndejur, Atij i takon fshehtësia e qiejve dhe tokës. Çfarë (i çuditshëm) është të pamët e Tij dhe çfarë është të dëgjuarit e Tij! Pos Tij ata (njerëzit) nuk kanë ndihmëtarë. Në vendimin e Tij nuk mund t’i përzihet askush.
27. Lexo çka të është shpallur ty nga libri i Zotit tënd! Nuk ka kush që mund t’i ndryshojë fjalët e Tij dhe pos Tij, nuk mund të gjesh stehim.
28. Përkufizoje veten tënde me ata që lusin Zotin e tyre mëngjes e mbrëmje, e që kanë për qëllim kënaqësinë (razinë) e Tij, dhe mos i hiq sytë e tu prej tyre e të kërkosh bukurinë e kësaj bote dhe mos iu bind atij që ia kemi shmangur zemrën e tij prej përkjtimit ndaj Nesh dhe i është dhënë epshit të vet, pse puna e tij ka mbaruar.
29. E ti thuaj: “E vërteta është nga Zoti juaj, e kush të dojë, le të besojë, e kush të dojë, le të mohojë. Ne kemi përgaditur për jobesimtarët zjarr që muret e tij (të flakës) i rrethojnë ata, e nëse kërkojnë shpëtim, ndihmohen me një ujë si katran që përzhit fytyrat. E shëmtuar është ajo pije, e vend i keq është ai”.
30. E ata që besuan dhe bënë vepra të mira, s’ka dyshim se Ne nuk humbim shpërblimin atij që është bamirës.
31. Të tillët e kanë vendin në Xhennetin e Adnit, nën të cilin rrjedhin lumenj; e aty stolisen me rrathë të artë dore dhe ata veshin rrobe të gjelbërta prej mëndafshi të hollë e të trashë, janë mbështetur aty në shtretër. Sa shpërblim i mrekulleshëm është dhe sa vend i bukur është ai.
32. E ti sillu atyre (që kërkuan t’i largosh varfanjakët) si shembul dy njerëz; njërit prej

tyre i dhamë dy kopshte (vreshta) nga rrushi dhe ato i rrethuam me hurma, e në mes atyre djave bimë tjera.

33. Të dy kopshtet jepnin frutat e veta pa munguar prej tyre asgjë, e në mesin e tyre bëmë të rrjedhë një lumë.
34. Ai kishte edhe pasuro tjetër. E ai atij shokut të vet (që ishte besimtar) itha: - duke iu krenuar atij - "Unë kam pasuri më shumë se ti e, kam edhe krah më të fortë!"
35. Dhe ai hyri në kopshtin e vet (e me besimtarin për dore), po duke qenë dëmtues i vetës (duke mos besuar dhe duke u krenuar) tha: "Unë nuk mendoj se zhduket kjo kurrë!"
36. Dhe nuk besoj se do të ndodhë kijameti, (dita e gjykimit), por nëse bëhet që të kthehem te Zoti im, padyshim do të gjej ardhmëri edhe më të mirë se kjo.
37. Atij ai shoku ivet (besimtari) itha - duke e polemizuar atë -: "A e mohove Atë që të krijoi ty nga dheu, pastaj nga një pikë uji, pastaj të bëri njeri të plotë?"
38. "Por për mua, Ai All-llahu është Zoti im, e Zotit tim unë nuk ibëj shok askë!"
39. E pse ti kur hyre në kopshtin tënd nuk the: "Ma shaell llah, la kuvete il-la bil lah" - (Allhu çka do, bëhet, s'ka fuqi pa ndihmën e Tij). Nëse ti më sheh mua se unë kam më pak prej teje edhe pasuri edhe fëmijë (krah më të dobët).
40. Po unë shpresoj se Zoti im do të më japë edhe më të mirë nga kopshti yt, e këtij tëndit t'i shkaktojë fatkeqësi nga qielli e të gdhijë tokë e lëmuar (e zhveshur).
41. Ose të gdhijë uji i shterur, e ti kurrsesi nuk mund ta kërkosh atë!"
42. Dhe vërtet, u shkatërruan frutat e ti, e ai filloi tërrahë shuplakët për atë që kishte shpenzuar në të, e ajo ishte rrënuar në kulmet e saj dhe thoshte: "O i mjeri unë, të mos i kisha bërë Zotit tim akë shok!"
43. E nuk pati krah (grup), pëveç All-llahut të vërtetë që t'i ndihmojë atij dhe nuk mundi ta pengojë.
44. Në atë vend ndihma është vetëm e All-llahut të vërërtetë. Ai është shpërblyesi më i mirë dh te Ai ëhstë përfundimi më i mirë.
45. E ti (Muhammed) paraqitjau atyre shembullin e kësaj bote që ëshë si një ujë (shi) që Ne e lëhsojmë nga qielli, e prej tij bima e tokës zhvillohet e shpeshëtohet sa që përzihet mes vete, e pas pak ajo bëhet byk (pas tharjes) që e shpërndajnë erërat. All-llahuka fuqi për çdo send.
46. pasuria dhe fëmijët janë stoli e kësaj bote, kurse veprat e mira (frtyi i të cilave është i përjetshëm) janë shpërblimi më i mirë te Zoti yt dhe janë shpresa më e mirë.
47. (Prkujto) Ditën kur Ne i shkulim kodrat, dhe tokën e sheh të sheshtë (të zbuluar) dhe Ne i tubojmë ata e nuk na mbete asnjë prej tyre pa e tubuar.
48. Dhe vihet libri (i veprave),e i sheh mëkatarët të frikësuar nga shënimet që janë në të dh thonë: "Të mjerët ne, ç'është puna e këtij libri që nuk ka lënë as (mëkat) të vogël e as të madh pa e përfshirë?" dhe atë që vepruan e gjejnë të gatshme - prezente, e Zoti yt nuk i bën padrejt askujt.
50. (Përkujto) Kur u thamë engjëjve: "Përuluni Ademit, e ata iu përulën përpos Iblisit. Ai ishte nga xhinët, prandaj nuk respektoi urdhërin e Zotit të vet. Vallë, a në vend Timin do ta merrni për mik atë dhe pasardhësit e tij, ndërsa ata janë armiq tuaj?" Sa këmbim i shëmtuar është ai i jobesimtarëve!
51. Unë nuk ua prezentova krijimin e qiejve e të tokës atyre që po i adhuroni e as

krijimin e vetë atyre, e as nuk mora mdihmëtrë të humburit.

52. E ditën kur Ai thotë: "Thirrni ata, për të cilët menduat se janë bashpuntorët e Mij!" I thërrasin, por ata nuk u përgjigjen (për ndihmë) atyre dhe ato lidhjet e tyre (në dynja) Ne i zhdukim.
53. Kriminelët e shohin zjarri dhe binden se do të hudhen në të, dhe se nuk do të gjejnë shtegdalje prej tij.
54. Në këtë Kur'an Ne shtruam çdo lloji shembulli për hirë të njerëzve, po njeriu (jobesimtar), më shumë se çdo tjetër është kundërshtar.
55. Pasi që t'u ketë ardhur udhëzimi, njerëzit nuk i pengoi tjetër të besojnë dhe të kërkojën falje prej Zotit të tyre, vetëm se presin t'u vijë edhe atyre fatëkeqësia e popujve të mëparshëm ose t'u vijë atyre dënimi ballë për ballë.
56. Ne nuk i dërgojmë ndrushe të dërguarit pos vetëm si përgëzues e qortues. E, megjithatë, ata që nuk besuan polemizojnë me të, ta mbizotërojë të vërtetën, dhe argumentet e Mia dhe atë me çka u qortuan i marrin për tallje.
57. Kush është më zullumqarë se ai që është këshilluar me argumentet e Zotit të vet, e ua kthejn shpinën atyre dhe harron atë që vetë e punoi? Ne kemi vënë mbi zemrat e tyre mbulesë në mënyrë që të mos e kuptojnë atë (Kur'anin), kurse në veshët e tyre shurdhim, andaj edhe nëse i thërret ti ata nërrugë të drejtë, ata si të tillë nuk do të udhëzohen kurrë.
58. Zoti yt është që flë shumë dhe bën mëshirë të madhe, sikur t'i ndëshkonte ata për atë që kanë vepruar, do t'ua ngutte atyre tash dënimin, por ata kanë momentin e caktuar, e pos Tij nuk do të gjejnë ata strehim.
59. Ato janë fshatra (vendbanime) që kur bënë zullum, Ne i shkatërruam dhe për shkatërrimin e tyre u patëm caktuar kohë të sakta.
60. (përkjto) Kur Musai djaloshit që e shoqëronte i tha: "Nuk do të ndalem së ecuri deri të arrijë vendtakimin e e dy deteve, ose do të udhëtoj një kohë të gjatë.
61. Kur arritën ata të dy vendtakimin e atyre deteve, e harruan pehkun e tyre, e ai (peshku) mori rrugën e vet si (strofull) në det.
62. Pasi ata e kaluan atë vend, ai (Musai) i tha djaloshit: "Na jep sillën tonë (ushqimin), meqë nga ky udhëtim jemi lodhur".
63. AI (djaloshi - Jushaë bin Nun) tha: "A e sheh!?" Kur u strehuam te shkëmbi, unë e harrova peshkun dhe përveç djallit, nuk më bëri ksh ta harrojë q të përkujtojë ty atë, dhe ai në mënyrë të çuditshme mori rrugën për në det!
64. Ai (Musai) tha: "Ai është (vendi) që ne po e kërkojmë!" Dhe u kthyen që të dy rrugës së tyre prej nga kishin ardhur.
65. Dhe e gjetën një robë Tanë, të cilit i kemi dhuruar mëshirë nga ana e Jonë dhe e kemi mësuar me një dituri të posaçme nga Ne.
66. Atij (Hidrit - njeriut të mirë e të dijshëm) Musai i tha: "A pranon të vijë me ty, që të më mësosh nga ajo që je imësuar(i dhuruar) ti: dituri të drejtë e të vërtetë?
67. Ai (Hidri) tha: "Sigurisht, ti nuk do të mund të kesh durim me mua!"
68. Si do të durosh për atë që nuk je i njoftuar?
69. (Musai) Tha: "Në dashtë All-llahu, do të shohësh se do të jem i durueshëm dhe nuk do të kundërshtoj ty asgjë!"
70. Ai i tha: "Nëse më shoqëron ti mua, atëherë mos më pyet për asgjë, derisa unë vetë

**Courtesy: www.hidayat.org**

të të tregoj për të".

71. E ata të dy shkuan *duke ecur) deri kur hipën në anije, ai (i dishmi) e shqeu atë. Ai (Musai) tha: "A e shqeve që ti fundosësh udhëtarët e saj, vërtet bëre një punë të hatashme?"
72. Tha: "A nuk të thashë se nuk do të mund të kehs durim me mua?"
73. (Musai) Tha: "Mos më qorto për se harrova dhe më mundo me vështirësi në këtë shoqërim timin (lehtësoma punën)!"
74. Vazhduan të shkojnë deri kur e takuan një djalë të ri, e ai (i dijshmi) e mbyti atë. (Musai) Tha: "A e mbyte njeriun e pastër, pa mbytë ai askë?! Vërtet ke bërë një pumë të shëmtuar!"
75. Ai (i dijshmi) tha: "A nuk të thashë se vërtet ti nuk do të mund të kesh durim me mua?"
76. (Musai) Tha: "Nëse pas kësaj të pyes (të kundërshtoj) për ndonjë gjë, atëherë mos më lejo të shoqëroj. Tashmë ndaj meje ke arsyetim (të mos më shoqërosh)!"
77. Vazhduan të shkojnë deri arritën te bannorët e një qyteti që prej tyre kërkuan t'u japin ushqim, po ata nuk deshën t'i pranojnë si mysafirë (e as t'i ushqejnë) e ata të dy gjetën një mur që gati rrëzohej, e ai e drejtoi atë (murin). (Musai) Tha: "Sikur të kishe dashur do t'u merrje shpërblim për këtë!"
78. Ai (i dijshmi) tha: "Tash ka ardhur koha e ndarjes mes meje e teje, e unë do të tregoj për domethënien e asaj që nuk mund të keshë durim!"
79. Sa i përket anijes, ajo ishte pronë e të varfërve, që veprojnë në det, e unë desha të bëjë atë me të meta, ngas para tyre ishte një sundues që grabiste çdo anije (të aftë - pa të meta).
80. Sa i përket djaloshit, dy prindërit e tij ishin besimtarë, e u frikësuam se ai do t'i shpie ata të dy në humbje e në mosbesim.
81. Deshëm që Zoti t'u japë në vend të tij një më të mirë se ai dhe më të afërt në respekt dhe në mëshirë (ndaj prindërve).
82. Përsa i përket murit, ai ishte i dy djelmoshave jetimë të atij qyteti, e nën të ata kishin një thesar (ari) dhe babai i tyre ka qenë njeri i mirë, e Zoti yt dëshiroi që ata dy (jetimë) ta arrijnë pjekurinë e vet dhe ta nxjerrin ata vetë thesarin e tyre. Kjo ishte mëshrë e Zotit tënd (ndaj tyre). Dhe unë nuk e pranova tërë atë sipas bindjes sime (po sipas udhëzimit të Zotit). Ky, pra, është sqarim i asaj për të cilën nuk munde të kesh durim!
83. Të pyesin ty për Dhulkarnejnin, thuaju: "Do t'ju rrëfej për punën e tij me Kur'an (me shpallje)".
84. Ne i mundësuam atij forcë në tokë dhe i dhamë mundësi për çdo send që të mund të arrijë.
85. Ai iu rrek një aso mundësie (dhe mori rrugën nga perëndimi).
86. Deri kur vendperëndimin e diellit, e gjrti se po perëndon në njëfarë burimii me lym të zi dhe aty e gjeti një popull. E Nei thamë: "O Dhulkarnejn, ose do t'i dënosh, ose do t-i marrësh me të mirë e t'i udhëzosh!"
87. Ai (Dhulkarnejni) tha: "Ai që vazhdon edhe mëtej të jetë zullunqar, atë do ta dënojmë, pastaj i kthehet Zotit të vet e Ai e dënon atë me një dënim të tmerrshëm".
88. Sa i përket atij që besoi dhe bëri vepra të mira, atij i takon shpërblimi më i mirë

(Xhenneti) dhe atij nga ana Jonë do t'i bëjmë lehtësi (në jetë).

89. Pastaj, ai iu rrek një aso mundësie (mori rrugën e lindjes).

90. Deri kur arriti vndlindjen e diellit, e gjeti atë se po lind mbi një popull, që nuk i kemi dhënë ndonjë mbulojë prej tij (diellit).

91. Ashtu (bëri edhe me këtë popull), e Ne e kemi ditur gjendjen e tij (mundësitë dhe sundimin e drejtë të tij).

92. Mandej, ai iu rrek ërsëri një aso mundësie (një rrugë të tretë mes perëndimit e lindjes - nga veriu).

93. Deri kur arriti mes dy kodrave (si penda) dhe mbrapa tyre gjeti një popull që thuajse nuk kuptonte asnjë gjuhë (përveç gjuhës së vet).

94. Ata thanë: "O Dhulkarnejn, vërtet Jexhuxhi dhe Mexhuxhi janë duke bërë shkatërrime në tokë, a bën që ne të japim ty një kontribut (një formë tagri a tatimi), e që të bësh një pendë mes nesh dhe mes tyre?"

95. Ai (Dhulkarnejni) tha: "Atë që mua ma mundësoi Zoti im është shumë më e mirë (nga ajo që më ofroni ju), po ju më ndihmoni me fuqi punëtore të bëj një pendë të fortë mes jush dhe mes atyre!".

96. Më sillni copa të hekurit! E kur e nivelizoi ai me dy anët e kodrave, tha: "Ndizni!" e kur e bëri atë (hekurin) zjarr (si zjarr nga të ndezurit) tha: "Më sillni bakër të shkrirë t'ia hedhë atij!"

97. E ata as nuk arritën ta kapërcenin e as ta shponin.

98. Ai (Dhulkarnejni) tha: "Kjo është një e mirë nga Zoti im, e kur të vjen caktimi i Zotit tim, Ai e bën atë rrafsh, e caktimi i Zotit tim është i sigurt.

99. (Kur të vijë caktimi i Zotit, ose kur të dalin Jexhuxh Mexhuxhët) Ne bëjmë atë ditë që ata të përzihen si valët njëra me tjetrën. Dhe i fryhet Surit (për herën e dytë) e të gjithë ata i tubojmë.

100. Atë ditë ua prezentojmë zhehenemin jobesimtarëve me një prezentim të hapët (trishtues).

101. Atyre që sytë i kishin të mbuluar ndaj argumenteve te Mia dhe që nuk mund të dëgjonin (fjallët e All-llahut).

102. A mos menduan aa që nuk besuan se përkundër Meje të marrin zota (mbrojtës) robtë e Mi? Ne kemi përgatitur për jobesimtarët Xhehennemin vendpritje.

103. Thuaj: "A t'ju tregojmë për më të dëshpruarit në veprat e tyre?"

104. Ata janë veprimi i të cilëve u asgjësua në jetën e kësaj bote, e megjithatë ata mendojnë se janë kah bëjnë mirë.

105. Të tillët janë ata që nuk besuan argumentet e Zoit të tyre as takimin (ringjalljen) e Tij, andaj veprat e tyre shkuan huq dhe në ditën e gjykimit atyre nuk do t'u jepet kurrfarë vlere.

106. Këtë, ngase shpërblimi i tyre është Xhehennemi, për shka se nuk besuan dhe argumentet e Mia e të dërguarit e Mi i morën për tallje.

107. S'ka dyshim se ata që besuan dhe bënë vepra të mira, vendpritje për ta janë Xhennetet e Firdevsit.

108. Aty do të jenë përgjithmonë, e nuk kërkojnë të largohen nga ai (ose t'u ndryshohet).

109. Thuaj: "sikur të ishte deti ngjyrë për t'i shkruar fjalët e Zotit tim, deti (uji i tij) do të

Courtesy: www.hidayat.org

shterrej para se të përfundojnë fjalët e Zotit tim, e edhe sikur të sillnim shtesë edhe një si ai (deti)".

110. Thuaj: "Unë jam vetëm njeri, sikurse ju, mua më shpallet se vetëm një Zot është Zoti juaj, e kush është që e shpreson takimin e Zotit të vet, le të bëjë vepër të mirë, e në adhurimin ndaj Zotit të tij të mos përziejë askë.

## *19. Merjem*

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Kaf Ha Ja' A'jn Sadë!
2. (ky është) Përkujtim i mëshirës së Zotit tënd ndaj robit të vet Zekeriait,
3. Kur ai iu lut Zotit të vet me një zë të ulët, e
4. Tha: "Zoti im! Vërtet, mia më janë dobësuar eshtrat, më janë përhapur thinjat në kokën time, e me lutjen time ndaj Teje o Zoti im, asnjëherë nuk kam qenë i dëshpëruar".
5. Unë ua kam frikë pasardhësve të mi pas meje (kushërinjve se do ta humbnin fenë), ndërsa gruaja ime është sterile, pra më falë nga ajo mirësia Jote një pasardhës (një fëmijë).
6. Të më trashëgojnë mua dhe t'i trashëgojë ata nga familja e Jakubit, dhe bërë atë, o Zoti, të këndshëm! (të vyeshëm)!"
7. O Zekëria, Ne po të përgëzojmë ty me një djalë, emri i të cilit është Jahja, e që askush para tij nuk u emërtua me këtë emër.
8. Ai tha: "Zoti im, si do të kemë unë djalë kur gruaja ime ishte që nuk liind, e unë kam arritur pleqëri të thellë?"
9. Tha: "Ja, kështu Zoti yt ka thënë: se ajo për Mua është lehtë; Unë të krijova më parë ty, që nuk ishe fare!"
10. Ai (Zekeriai) tha: Zoti im, më jep mua një shenjë (që të di)!" Ai (All-llahu) tha: "Shenja jote është se, (duke qenë shëndoshë e mirë), nuk do të mund t'u flasesh njerëzve tri net (e tri ditë)".
11. Dhe ai doli prej faltores para popullit të vet dhe u dha shenjë adhuroni (All-llahun) mëngjes e mbrëmje.
12. O Jahja, merre librin me shumë kujdes, dhe ashtu, dhe ashtu Ne i dhamë atij urtësi kur ishte fëmijë.
13. Dhe nga ana jonë i mundësuam të jetë i butë, i pastër dhe respektues (i dëgjueshëm).
14. Edhe i sjellshëm ndaj prindërve të vet, nuk ishte kryelartë e i padëgjueshëm.
15. Dhe selam (prej nesh) atij ditën kur u lind, ditën kur vdes dhe ditën kur do të ngritet i gjallë (e përshëndetën dhe i garantuam)!
16. E, përmendju në këtë libër (tregimin për) Merjemen kur ajo u largua prej familjes së saj në një vend në lindje.
17. Ajo, vuri një perde ndaj tyre, e Ne ia dërguam asaj Xhebrilin, e ai iu paraqit asaj njeri në tërësi.
18. Ajo tha: "Unë i mbështetem të Gjithëmëshirëshmit prej teje, nëse je që frikësohesh Atij (pra më le të lirë)!"
19. Ai (Xhibrili) tha: "Unë jam vetëm i dërguar (melek) i Zotit tënd për të dhuruar ty një djalë të pastër (pejgamber)".

20. Ajo tha: “Si do të kem unë djalë, kur mua nuk më është afruar njeri (nuk jam e martuar), e as nuk kamë qenë e pamoralshme”.
21. Ai (Xhibrili) tha: “Ja, kështu ka thënë Zoti yt; ajo për Mua është lehtë, e për ta bërë atë (djalin e krijuar pa babë) argument për njerëzit e edhe mëshirë nga ana e Jonë. Kjo është çështje e kryer!”
22. Ajo e barti atë (Isain), andaj (me të në bark) u izolua në një vend të largët.
23. E dhembja (e lindjes) e mbështeti atë te një trup i hurmës. Ajo tha: “Ah sa mirë ka qenë për mua të kisha vdekur para kësaj e të isha e harruar që moti!”
24. E prej së poshtmi atë e thirri (Xhibrili): “Mos u brengos, Zoti yt bëri pranë teje një përrockë (uji)”.
25. E ti shkunde trupin e hurmës se do të bijnë ty hurma të freskëta.
26. Ti pra, ha pi e qetësou, dhe nëse sheh ndonjë prej njerëzve thuaj: “Unë ka vendsur heshtje për hir të Gjitëhmëshirshmit, andaj asnjë njeriu sot nuk i flas!”
27. Dhe duke e bartur ngryk shkoj me të te të afërmit e vet ata i thanë: “Oj Merjeme, ke bërë një punë shumë tëkeqe!”
28. Oj motra e Harunit, babai yt nuk ishte njeri i prishur e as nëna jote nuk ka qenë e pamoralshme!
29. Atëherë ajo u dha shenjë kah (Isai). Ata thanë: “Si t’i flasim atij që ëshë foshnjë në djep?”
30. Ai (Isai) tha: “Unë jam rob i All-llahut, mua më ka dhënë (ka caktuar të më japë) librin dhe më ka bërë Pejgamber.
31. Më ka bërë dobiprurës kudo që të jem dhe më ka porositur me namaz (falje) e zeqatë për sa të jemë gjallë!
32. Më ka bërë të mirësjellshëm ndaj nënës sime, e nuk më ka bërë kryelartë as të padëgjueshëm!
33. Selami (shpëtim prej All-llahut) është me mua ditën kur u linda, ditën kur të vdes dhe ditën kur të dal (prej varrit) i gjallë!”
34. Kjo është (fjalë) e vërtetë, rreth Isait, birit të Merjemes në të cilin ata shkaktojnë dyshime.
35. Nuk i takoi (nuk ka nevojë) All-llahu të ketë ndonjë fëmijë, i pastër është Ai, kur dëshiron një send Ai vetëm i thotë atij: Bëhu!”. Ai menjëherë bëhet.
36. (Isai i tha popullit të vet) Dhe se All-llahu është Zoti im dhe Zoti juaj, pra adhuronie Atë, kjo është rrugë (fe) e drejtë.
37. Po, grupet u kundërshtuan mes vete (rreth Isait). Të mjerët ata që nuk besuan se çka kanë për të parë ditën e madhe!
38. Ditën kur do të na paraqiten neve, sa mirë do të dëgjojnë edhe shohin (ose njerëzit do të dëgjojnë e shohin çka i gjen ata), por tash për tash (në këtë jetë) zullumqarët janë të humbur qartë.
39. Ti tërhiqu atyre vërejtjen për ditën e dëshprimit, kur të marrë fund çështja (e përgjejgësisë e dikush në xhehet, dikush në zjarr), se ata (sot) janë të painformuar, dhe ata nuk janë duke besuar.
40. S’ka dyshim se Ne e trashëgojmë (na mbetet) tokën dhe çka ka në të, dhe të Ne do të jetë e ardhmja e tyre.
41. Përkujtoju (lexoju idhujtarëve e të tjerëve) në Libër (në Kur’an) Ibrahimin. Ai vërtet

Courtesy: www.hidayat.org

ishte shumë i drejtë dhe pejgamber.

42. Kur babait të vet i tha: “O babai im, pse adhuron atë që as nuk dëgjon, as nuk sheh, e as nuk ke asgjë prej tij?
43. O babai im, mua më është dhënë nga dituria çka ty nuk të është dhënë, andaj më dëgjo se unë të udhëzoj në rrugë të drejtë.
44. O babai im, mos adhuro djallin, sepse djalli është kundërshtar i Mëshiruesit.
45. O babai im, unë kam frikë se do të godet ndonjë dënim prej të Gjithmëshirshmit e do të jesh shok i djallit!”
46. Ai (babai) tha: “A ti, Ibrahim, i refuzon zotat e mi? Nëse nuk ndalesh (së fyeri ndaj zotave të mi), unë do të gurëzoj, ndaj largohu prej meje për një kohë të gjatë!”
47. Ai (Ibrahimi) tha: “Qofsh i lirë prej meje! Unë do ta lus Zotin tim për të falur ty, pse ai (babai) shte i kujdsshëm ndaj meje.
48. Unë po largohem prej jush dhe prej çka adhuroni ju pos All-llahut, e shpresoj se me adhurimin ndaj Zotit tim nuk do të jem i humbur!”
49. E pasi u largua prej tyre dhe prej çka adhuronin ata pos All-llahut, Ne i dhuruam atij Is-hakun dhe Jakubin dhe që të dy i bëmë pejgamberë.
50. Dhe atyre (të gjithëve) u dhamë (të mira) nga mëshira Jonë, edhe i bëmë që të jenë të përmendur për të mirë (ndër njerëz).
51. Përmendju në Libër (tregimin për) Musain! ai ishte i zgjedhur (prej Zotit) dhe ishte i dërguar, pejgamber.
52. Dhe Ne e thirrëm nga ana e djathtë e kodrës Tur, e afruam për t’i folur (të dëgjojë bisedën tonë).
53. Nga mëshira Jonë i dhamë vëllain e tij Harunin, Pejgamber.
54. Përkujtoju në këtë Libër Ismailin! Ai ka qenë shumë besnik (premtoi të bëhet kurban) dhe i dërguar, pejgamber.
55. Ai urdhëronte familjen e vet me faljen e namazit dhe me zeqatë, dhe ishte dhumë i pranishëm te Zoti i tij.
56. Përkujtoju në libër edhe Idrisin! Ai ishte shumë i drejtë dhe pejgamber.
57. Ne e ngriëm atë në një vend të Lartë (ia ngritëm lart famën).
58. Këta (të përmendur) ishin që All-llahu i gradoi nga pejgamberët pasardhës të Ademit, prej pasardhësve të atyre që i patëm bartur (në anije) bashkë me Nuhun, prej pasardhësve të Ibrahimit dhe të Jakubit (Israilët), dhe prej atyre që i udhëzuam dhe i bëmë të zgjedhur; kur u lexoheshin atyre ajetet e Zotit, binin në sexhde dhe qanin.
59. E pas tyre (të mirëve) erdhën pasardhës të këqij, që e lanë namazin e u dhanë pas kënaqësive (trupore), e më vonë do të hidhen në çdo gjë të keqe (ose në Gaja).
60. Me pëjashtim të atij që pendohet dhe beson e bën vepra të mira, të tillët do të hyjnë në Xhennet dhe atyre nuk u bëhet padrejtë.
61. Ato janë Xhennetet e Adnit. që Mëshiruesi u pat premtuar robve të vet, pa i parë ata (i besuan pa i parë), e premtimi i Tij është i kryer.
62. Aty nuk dëgjojnë fjalë boshe, por vetëm përshëndetje. Aty manë ushqimin e vet (të llojllojshëm) mëngjes e mbrëmje.
63. Ato janë Xhennetet që do t’ua trashëgojnë robve Tanë që ishin të ruajtur.
64. Ne (engjënt, thotë Xhibrili) nuk zbresim (nuk vijmë) vetëm me urdhërin e Zotit tënd.

Vetëm Atij i takon e tërë çështja e tashme e ardhme dhe mes tyre, e Zoti yt nuk është që harron.

65. Ai është Zoti i qiejve dhe i tokës dhe çka ka në mes tyre, pra Atë adhuroje, e në adhurim ndaj Tij bëhu i qëndrueshëm. A di për Të ndonjë emnak (adash)!
66. E njeriu thota: “A njëmed pasi të vdes do të nxirrem i gjallë (do të ringja;;en)?”
67. Po, a nuk po mendon njeriu se Ne e krijuam atë më parë kur ai nuk ishte asgjë?
68. Pasha Zotin tënd, Ne do t’i tubojmë (pas ringjalljes) ata bashkë më djajtë dhe do t’i afrojmë ata rreth Xhehennemit të gjunjësuar.
69. Pastaj, nga secili grup do t’i kapim ata që kishin qenë më jorespektues ndaj të Gjithmëshirshmit.
70. E Ne e dujmë më së miri se cili prej tyre ka më meritë të hudhet në të.
71. Dhe nuk ka asnjë prej jush që nuk do t’i afrohet atij. Ky (kontaktim i Xhehennemit) është vendim i kryer i Zotit tënd.
72. Pastaj, (pas kalimit pran tij) do t’i shpëtojmë ata që ishin ruajtur (mëkateve), e zullumqarët do t’i lëmë aty të gjunjëzuar.
73. E kur u lexoheshin atyre ajetet tona të argumentuara, ata që nuk kshin besuar u thoshin atyre që kishin besuar: “Cili grup (ne ose ju) ka vend jete më të mirë dhe kuvend më autoritativ?”
74. E, sa e sa gjenerata kemi shkatërruar para tyre e që ishin më të pajisur dhe më të dukshëm.
75. Thuaj: “Atij që është në humbje (në mosbesim), le t’ia vazhdojë atij i Gjithfuqishmi për një kohë, e kur do ta shohin atë që po u premtohet: ose dënimin (në këtë jetë) ose kijametin, atëherë do ta kuptojnë se kush do të jetë në pozitë më të keqe dhe më i dobët në përkrahje!”
76. E All-llahu u shton besimi atyre që u udhëzuan, e veprat e mira të përjetshme, janë shprblim më i dobishëm te Zoti yt, dhe përfundim me i mirë.
77. A je i njoftyar për atë që mohoi argumentet Tona e tha: “Mua githqysh do të më jepet pasuri e fëmijë (në botën tjetër)?”
79. Jo, nuk është ashtu, po Ne do të shënojmë atë që po e thotë ai, dhe do të vazhdojmë atij dënim pas dënimi.
80. Dhe Ne e trashëgojmë atë (në pasuri e fëmijë) që të thotë ai, e ai ka për të na ardhur i vetmuar.
81. Dhe kur ata në vend të All-llahut adhuruan zota tjerë për t’u krenuar me ta.
82. Përkundrazi, ata (idhujt) do të tërhiqen prej adhurimit të atyre dhe do të bëhen armiq të tyre.
83. A nuk e di ti se Ne i kemi lëshuar djajt kundër jobesimtarëve, e ata nxisin pa ndërpreë në vepra të këqija.
84. Pra, ti mos u ngut kundër tyre, se Ne jemi duke ua numëruar atyre (jetën në ditë, frymëmarrje etj. ).
85. Ditën kur do t’i tubojmë të devotshmit te i Gjithëmëshirshmi si musafirë të ftuar.
86. Ndërsa mëkatarëve u grahim në Xhehennem të etshëm.
87. Nuk ka të drejtë ndërmjetësim askush, përveç atij që ka lejuar i Gjithëfuqishmi.
88. Ata thanë: “I Gjithëfuqishmi ka fëmijë”.
89. Ju (jobesimtarë) vërtet sollët një fjalë shumë të shëmtuar.

90. Aq të shëmtuar sa gati u copëtuan qiejt, gati pëlciti toka dhe gati u shembën kodra nga ajo (fjalë).
91. Për atë se të Gjithëmëshirshmit i përshkruan fëmijë.
92. E të Gjithëmëshirshmit nuk i takon të ketë fëmijë.
93. Nuk ka tjeër, vetëm se githë çka është në qiej e në tokë ka për t'iu paraqitur Zotit si rob.
94. Ai me diturinë e vet i ka përfshirë të githë, dhe ka numëruar e evidntuar çdo gjë të tyre në mënyrë të saktësishme.
95. Dhe në ditën e kijametit secili do t'i paraqitet Atij i vetëmuar.
96. Nuk ka dshim se ata që bënë vepra të mira, atyre i Gjithëmëshirshmi do t'u krijojë (në zemrat e tyre) dashuri.
97. Ne e bëmë atë (Kur'anin) të lehtë me gjuhën tënde vetëm që me të t'i përgëzosh të devotshmit, dhe me të t'i tëheqish vërejtjen një populli që ëshë kryeneç.
98. Sa shumë brezni kemi shkatërruar para tyre. A po vëreni ndonjë prej tyre, ose a po dëgjon zërin e ulët të tyre (nuk u ndihet zëri)?

## ***20. Ta Ha***

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Ta Ha.
2. Ne nuk ta shpallëm Kur'anin për të munduar ty.
3. Ta shpallëm vetëm këshillë (përkujtim) për atë që frikësohet.
4. Shpallje nga Ai që krijoi tokën dhe qiejt e lartë.
5. Mëshiruesi që qëndron mbi Arsh.
6. E Tij është çdo gjë që ekziston në qiej dhe në tokë dhe çdo gjë që gjendet në mes tyre, edhe ç'ka nën dhe.
7. Andaj, nëse bën shprehjen (lutjen haptazi), Ai e di të fshehtën, madje edhe më shumë se kjo.
8. Ai është All-llahu, nuk ka Zot pos Tij, Atij i takojnë emrat më të bukur.
9. A të ka ardhur ndonjë njohuri për ndodhin e Musait?
10. Kur ai e pa një zjarr, e i tha familjes së vet: "Rrini ku jeni, se vërejta një zjarr, e unë ndoshta do t'ju sjellë ndonjë acë prej tij, ose do të gjejë te zjarri ndonjë udhërrëfyes".
11. E kur shkoi te Ai (zjarri), u thirrë: O Musa!
12. Vërtet Unë jam Zoti yt, hiq atë që ke mbathur (opingat e nallet), se je në luginën e shenjtë Tuva.
13. Unë të zgjodha ty (për pejgamber), prandaj dëgjo mirë se ç'po të shpallet!
14. Vërtet, vetëm Unë jam All-llahu, nuk ka zot tjetër pos Meje,pra Mua më adhuro dhe fal namazin për të më kujtuar Mua.
15. S'ka dyshim se momenti (kijameti) do të vijë pa tjetër, Unë gati e kam fshehë atë; (do të vijë) për t'u shpërblyer secili njeri për atë që ka bërë.
16. Prandaj, të mos shmang ty nga kjo, ai që nuk i beson atij dhe që është dhënë pas dëshirave, se atëherë shkatërrohesh.
17. O Musa , ç'është ajo që e ke premtuar në të djathtën tënde?
18. Ai (Musai) tha: "Ai është shkopi im që të mbahem në të, dhe me të u shkund (gjethe nga drunjtë) dhenve të mia, dhe me të kryej edhe nevoja tjera.

19. Ai (All-llahu) i tha: “Hidh atë, O Musa!”
20. Ai e hodhi atë, kur ja, ai një gjarpër i madh që lëvizte me shpejtësi.
21. (All-llahu i) Tha: “Kape atë, e mos u frikëso, se Ne do ta kthejmë atë përsëri në gjendjen e mëparshme!”
22. Dhe, fute dorën tënd e do ta nxjerrësh atë të bardhë pa asnjë të metë. Kjo është një mrekulli tjetër.
23. (këtë e bëmë) Në mënyrë që të mundësojmë të shohësh disa nga argumentet Tona të mëdha.
24. “Shko te faraoni se ai ka ngritur kokë (është bërë arrogant)”.
25. Ai (Musai) tha: “Ma zgjëro (më ndihmo) gjoksin tim!
26. Dhe më lehtëso në këtë punë timen!
27. Më zgjidh nyjen e gjuhës sime!
28. Që ta kuptojnë fjalën time!
29. Më cakto një ndihmëtar nga familja ime,
30. Harunin, vëllain tim,
31. Që me të të ma forcosh fuqinë time,
32. Bëma shok atë në punën time,
33. Në mënyrë që të madhërojnë Ty më shumë,
34. Dhe të përkujtojnë Ty shpesh.
35. Vërtet, Ti je Ai që na sheh dhe na i di punët”.
36. Ai (All-llahu) tha: “O Musa, t’u dha ajo që kërkove!”
37. Ne edhe një herë ta dhuruam ty mirësinë Tona.
38. Atëherë kur nënën e frymëzuam me atë që nuk kuptohet ndrushe pos me inspirim (me frymëzim - shpallje).
39. (Ne i thamë) “Vëre atë (fëmijë, Musain) në arkë, e mandej hidhe në lumë e lumi e hjedhë në breg, atë e merre armiku Im dhe i tij. E nga ana Ime mbolla (në zemra të njerëzve) dashuri ndaj teje, e që të edukoheshe nën mbikëqyrjen Time”.
40. Kur motra jote ecte (të përcillte) e thoshte: “A doni t’ju tregoj atë që do të kujdeset për të? E Ne të kthyem te nëna jote, që të gëzohej ajo e të mos mbetej e pikëlluar. Ti pate mbytur një njeri, e Ne të shpëtuam nga mërzia dhe të sprovuan me sprova të mëdha. Ti qëndrove me vite ndër banorët e Medjenit, e pastaj erdhe, o Musa, në kohën e caktuar”.
41. Dhe Unë të zgodha ty për shpalljen Time.
42. Shko me argumentet e Mia ti dhe vëllai yt, e mos e hiqni prej kujdesit të përmendurit ndaj Meje.
43. Shkoni që të dy te faraoni, se ai vërtet e ka tepruar.
44. Atij i thuani fjalë të buta, ndoshta ai mendohet a frikësohet.
45. Ata të dy thanë: “Zoti ynë, ne kemi frikë se do të na ndëshkojë menjëherë ose do t’i kalojë kufijtë kundër nesh”.
46. Ai (All-llahu) tha: “Mos u frikësoni, se Unë (me ndihmën Time) jam me ju, dëgjoj (ç’do t’ju thotë)dhe shoh (ç’do të bën me ju)”.
47. I shkoni i thuani atij: “Ne jemi të dy dërguar të Zotit tënd, lëshoi beni israilët të vijnë më ne, e mos i mundo! Ne kemi ardhur me argumentet nga Zoti yt, e shpëtimi është për atë që ndjek rrugën e drejtë.

Courtesy: www.hidayat.org

48. Ne na është thënë se dënimi është për atë që gënjen (të dërguarit) dhe ia kthen shpinën besimit".
49. Ai (faraoni) tha: "E kush është Zoti i ju dyve, o Musa?"
50. (Musai) Tha: "Zoti ynë është Ai që çdo sendi i dha formën e vet, pastaj e udhëzoi atë?"
51. Ai tha: "Si është gjendja e popjve të mëparshëm?"
52. Dija për ata është te Zoti im, e shënuar në një libër. Zoti im nuk gabon e as nuk harron".
53. (Zoti im) I cili për ju e bëri tokën djep, për të mirën tuaj hapi rrugë nëpër të, lëshoi shiun prej së larti, e kjo mundësoi që të mbijnë bimë të llojeve të ndryshme.
54. Hani ju dhe kullotni kafshët tuaja (nga ato bimë). Vërtet, për të gjitha këto (që u përmendën) ka argumente për ata që kanë mendje të shëndodhë.
55. Prej asaj (tokës) Ne u krijuam ju, e ju do t'u kthejmë përsëri në të, e prej saj do t'ju nxjerrim edhe një herë.
56. Ne ia bëmë të mundshme atij t'i shohë të gjitha argumentet Ton, por ai i fënjeu ato dhe i refuzoi.
57. (Atëherë faraoni) Tha: "O Musa, a mos na ke ardhur që me magjinë tënde të na nxjerrësh prej tokës tonë (prej Egjiptit)?
58. Edhe ne do të kundërvihemi me një aso magjie, pra cakto një dhe një vend që do të na përshtatet, e që nuk do ta thyenim as ne as ti".
59. (Musai) Tha: "Koha e caktuar le të jetë dita e festës në mënyrë që njerëzit të tubohen para dite".
60. Faraoni u kthye dhe tuboi magjistarët e vet dhe doli në kohën (dhe vendin) e caktuar.
61. Atëherë Musai u tha atyre (magjistarëve): "Mjerimi është juaji, prandaj mos shpifni ndaj All-llaht ndonjë gënjeshtër e t'ju shkatërrojë me një dënim, se pa dyshim ai që shpif ka dështuar keq".
62. Ata (magjistarët) polemizuan për çështjen e tyre, por bisedën e bënë fshehurazi (nga masa).
63. Ata pastaj (pas bisedës së fshehur) thanë: "Këta të dy janë magjistarë, që me magjinë e tyre duan t'ju nxjerrin nga toka juaj dhe ta zhdukin drejtimin (ideologjinë) tuaj që padyshim është më i drejti".
64. Pra, (meqë janë magjistarë) ju vendosni seriozisht çështjen tuaj dhe dilni në shesh tok të bashkuar, e ai që trimfon sot, ai ka arritur suksesin,
65. Ata thanë: "O Musa, do të hedhësh ti apo ne po hedhim të parët?"
66. Ai (Musai) tha: Jo, hidhni ju! Kur, ja, atij iu dk se nga ajo magji e tyre litarët dhe shkopinjtë lëviznin (si gjarpërinj).
67. E Musai ndjeu në vete njëfarë frike.
68. Ne i thamë atij: "Mos ke frikë, është më se e sigurt se ti do të jesh triumfues!"
69. Tani hidhe atë që e ke në dorën tëndetë djathtë (shkopin), që t'i gëlltisë ato që i bënë ata, sepse ajo që bënë ata nuk është asgjë tjetër pos mashtrim magjistari, e magistari nuk do të ketë sukses kudo qoftë.
70. Atëherë (kur shkopi i Musait i ëlltiti) magjistarët u hodhën në sexhde e thanë: "Ne i besuam Zotit të Harunit dhe të Musait!"
71. Ai (faraoni) tha: "Ai besuat atij para se t'u japë leje? Ai (Musai) është prijës i juaj, i

cili a mësoi magjinë, unë do t'ua pres duart e këmbët tërthorazi e do t'u varë në trungujt e hurmave, e atëherë ju do a kuptoni se cili prej nesh ka dënim më të ashpër e më të vazhdueshëm?"

72. Ata thanë: "Pasha Atë që na krijoi, nuk të japim përparësi ty ndaj argumenteve që na erdhën, e ti bëje atë që mendon ta bës, dhe mund ta zbatosh vetëm atë që i takonjetës së kësaj bote!"
73. Ne i besuam Zotit tonë që Ai të na falë gabimet dhe magjinë, me të cilën ti na detyrove. All-llahu është më i miri (në të shpërblyerit) dhe më i përjetshmi (në të dënuar)!
74. Ai që i paraqitet Zotit të vet si kriminelë, e ka Xhehennemin, në të cilin as nuk vdes as nuk jeton.
75. Ndërsa ai që i paraqitet Atij besimtar e që ka bërë vepra të mira, të tillët i presin merita të larta.
76. (do ta presin) Xhennete të Adnit, nëpër të cilët do të rrjedhin lumenj dhe atydo të jenë përjetë. Ky është shpërblimi i atij që është pastruar nga mosbesimi.
77. Ne i kumtuam Musait: "Udhëto natën me robtë e Mij, hapu atyre me rrugë të terur në det, e mos ke frikë se do të zënë, a do të fundosësh".
78. Atyre iu vu prapa faraoni me ushtrinë e vet, po ata pësuan në det ashtu si pësuan.
79. Faraoni e humbi popullin e vet, e nuk e udhëzoi.
80. O bijt e israilit, Ne ju shpëtuam prej armikut tuaj, ua përcaktuam anën e djathtë të Turit (për shpalljen e Tevratit), ju furnizuam me rrëshirë (si mjalti) dhe shkurtëza.
81. Hani nga të mirat që u dhuruam, e mos u bëni përbuzës se do t'u godasë hidhërimi Im, e atë që e zë hidhërimi Im, ai ka mbaruar.
82. Nuk ka dyshim se Unë e fal atë që është penduar, që ka besuar, që ka bërë vepra të mira dhe që përqendrohet për në rrugën e drejtë.
83. Po ty o Musa: "ç'të nguti para popullit tënd?"
84. Ai u përgjigj: "Ja, ata jnë pranë meje, e unë u nguta te ti, o Zoti im, që të jeshë i kënaqur ndaj meje!"
85. Ai (All-llahu) Tha: "Ne sprovuam popullin tënd pas teje, dhe ata i hodhi në humbje Samiriji!"
86. Musai u kthye te populli i vet i hidhëruar e i pikëlluar dhe tha: "O populli im, a nuk u premtoi juve Zoti juaj premtim të mirë, a mos u bë kohë e gjatë e ju e harruat premtimin, ose dëshiruat të ju godasë hidhërimi nga Zoti juaj, andaj e thyet besën që ma keni dhënë?"
87. Ata thanë: "Ne nuk e thyem besën tënde me dëshirën tonë, por ne ishim ngarkuar me barrë të rënda nga stolitë e popullit e i hodhëm ato (në zjarr), e ashtu i hodhi edhe Samirija".
88. E ai (Samirija) ua mbaroi atyre një viç me trup që pëlliste, e ata thanë: "Ky është zoti juaj dhe Zoti i Musait, po ai (Musai) e ka harruar".
89. A nuk e kuptonin ata se ai (viç) as nuk u përgjigjej atyre, e as nuk kishte mundësi t'ju sillte ndonjë dobi a dëm.
90. E Haruni atyre u pat thënë më parë: "O populli im, ju vetëmu sprovuat me të, pse Zoti juaj është i Gjithmëshirëshmi, andaj ejani pas meje dhe më dëgjoni për këtë që po ua thëm".

91. Ata i thanë: “Ne nuk dp t’i ndahemi këtij (adhurimit të viçit) deri që të kthehet Musai!”
92. Ai (Musai u kthye e) tha: “O Harun ç’të prngoi ty kur i pe se morën rrugën e gabuar,
93. E ti mos u vazhdosh rrugën time? Amos e kundërshtove edhe ti porosinë time?”
94. Ai (Haruni) tha: “O bir i nënës sime, mos më kap as për mjekrre as për flokë, se unë u frikësova se do të thuash: i përçave beni israilët dhe nuk e ke respektuar porosinë time?”
95. Ai (Musai) tha: “E çka ishte puna jote, o Samirij?”
96. Tha (Samirija): “Unë pashë atë që ata nuk panë, e mora një grusht nga gjurma e të dërguarit (nga fërkemi i kalit të Xhibrilit) dhe ia hodha atij (viçit) dhe kështu më mashtroi vetvetja”.
97. Ai (Musai) tha: “Prandaj, largohu sepse sa të jeshë gjallë ke për të thënë: (këdo që e sheh) “Mos m’u afro!” E ty të pret edhe një moment (dënim) i pathyeshëm. E ti tash shikoje zotin tënd që e adhurove bindshëm, e tani atë do ta djegim e do ta bëjmë shkrumb dhe hirin e tij do ta shpërndajmë nëpër det”.
98. I adhurari juaj është vetëm All-llahu, që përveç Tij nuk ka zot tjetër, e dituria e Tij ka përfshirë çdo send.
99. Po kështu, Ne të rrëfejmë ty për disa ngandodhitë që kanë kaluar më heret dhe nga ana jonë të dhamë ty shpalljen plot përkujtime.
100. Kush i kthen shpinën kësaj (shpalljes - Kur’anit), ai do të bartë në ditën e kijametit barrën më të rëndë.
101. Nën atë do të qëndrojnë përgjithmonë. Sa barrë e keqe është për ta në ditën e kijametit.
102. Ditën kur i fryhet surit (bririt), atë ditë Ne i tubojmë mëkatarët symavijosur (të verbër, të shëmtuar).
103. E ata pëshpërisin mes vete: nuk qëndruat (në dynja) më shumë se nja dhjetë ditë.
104. Ne më së miri e dijmë se çka flasin ata, e edhe atë kur më i mençuri prej tyre u tha: “Nuk qëndruat më shumë se një ditë!”
105. Ty të pyesin edhe për kodrat, thuaj: “Zoti im mund t’i bëjë thërrime të shpërndara”.
106. Dhe vendin e tyre ta bëjë rrafsh pa farë bime e ndërtese.
107. E nuk do të shohësh në të as ultësirë e as lartësirë.
108. Atë ditë, ata do të shkojnë pas thirrësit. e nuk do t’i largohen atij, e para të Gjithmëshirshmit ulen zërat e nuk dëgjohet tjetër pos një zë i ulët.
109. Atë ditë nuk bën dobi as ndërmjetësimi, përveç atij, të cilin e ka lejuar i Gjithmëshirshmi të ndërmjetësojë dhe për të cilin e pëlqeu ndërmjetësimin.
110. Ai i di ato që ishin para tyre dhe ato që vijnë pas, po dija e tyre nuk mund ta përfshij ate.
111. E fytyrat (e mëkatarëve) e turpëruara, i përlen të Përjetshmit, të Gjithfuqishmit, sepse ka dështuar ai që barti padrejtësinë.
112. Kush është besimtar dhe bën vepra të mira, ai nuk i frikësohet ndonjë padrejtësie e as ndonjë mungese (në shpërblim).
113. Kështu Ne e shpallëm këtë Kur’an arabisht dhe përsëritëm në të vërejtjet, në mënyrë që ata të ruhen ose ai (Kur’ani) t’u sjellë atyre përvojë mësimi.
114. I lartë është All-llahu, Sundue i vërtetë. Ti mos nxito me Kur’anin para se të

përfundojë shpallja e tij te ti, dhe thuaj: "Zoti im, më shto dituri!"

115. Na i patëm urdhëruar edhe Ademit (të mos i afrohej pemës), po ai harroi, pra re ai nuk gjetën vendosmëri.

116. Përkujto kur Ne u thamë engjëjve: "Bëni sexhde ndaj Ademit, ata i bënë, pos Iblisit, i cili nuk deshi".

117. E Ne i thamë: "O Adem ky është armik yti dhe i bashkëshortes tënde, pra mos t'ju nxjerrë kurrsesi nga Xhenneti, e t'ju vë në vështirësi (për të siguruar mjetet e jetesës)".

118. Ti aty (në Xhennet) nuk ke për të qenë i uritur e as nuk ke për të mbetur i zhveshur.

119. Aty nuk ke për të pasur etje e as nuk do të kesh vapë.

120. Por, atë e ngacmoi djalli duke i thënë: "O Adem, a do të të treoj për pemën e pavdekshmërisë dhe të sundimit të pazhdukshëm!"

121. Ata të dy hëngrën nga ajo (pemë) dhe që të dy u zhveshën, e ia nisën ta mbulojnë veten e tyre me gjethe që mbldhnin nëpër Xhennet, dh kështu Ademi theu urdhërin e Zotit të ve dhe gaboi.

122. Mandej Zoti i vet atë të zgjedhur, ia pranoi pendimin dhe e vuri në rrugën e drejtë (të vendosur).

123. Ai (All-llahu) u tha: "Zbritni prej aty që të gjithë, do të jeni armiq të njëri-tjetrit. Nëse u vjen na Unë udhëzim (libër e pejgamber) kush i përmbahet udhëimit Tim, ai nuk ka për të humbur (në dunja) e as nuk ka për të dështuar (në etën tjetër)".

124. E kush ia kthen shpinën udhëzimit Tim, do të ketë jetë të vështirë dhe në ditën e kijametit do ta ringjall të verbër.

125. Ai (që nuk besoi) do të thotë: "Zoti im, prse më ngrite të verbër, kur unë isha me sy?"

126. Ai (All-llahu) thotë: "Ashtu si harrove ti argumentet Tona që t'i ofruam, ashtu je ti i harruar sot".

127. Po kështu Ne e shpërblejmë edhe atë që zhytet në mëkate dhe nk i beson argumentet e Zotit të vet, po dënimi në botën tjetër është edhe më i ashpër dhe i përjetshëm.

128 A nuk e kanë të qartë ata se sa breza para tyre i kemi zhdukur, e këta ecin nëpër ato vendbanime të tyre. Në gjurmët e atyre ka fakte për ata që kanë arsye të shëndoshë.

129. E, sikur të mos ishte vendimi dhe afati i caktuar më heret nga Zoti yt, dënimi do t'i kapte ata.

130. Prandaj, ti bëhu i durueshëm ndaj asaj që thonë ata, dhe duke falënderuar Zotin tënd, falu para lindjes së diellit dhe para perëndimit të tij, falu edhe në orët e matës dhe në skajet e ditës, ashtu që të gjejsh kënaqësi (me shpërblim).

131. Dhe mos ia ngul sytë bukurisë së kësaj jete me të cilën i bëmë të kënaqen disa prej tyre (mosbesimtarë), e për t'i sprovuar me të, sepse shpërbimi i Zotit tënd është më i mirë dhe është i përjetshëm.

132. Urdhëro familjen tënde të falë namaz, e edhe ti vetë zbatoje atë, ngase zne nuk kërkojmë prej teje ndonjë furnizim (për ty as për familjen tënde), Ne të frnizojmë ty (dhe ata), ardhmëria e mirë është e atij që ruhet.

133. Ata thanë: "përse nuk na solli ai ndonjë argument nga Zoti i vet? A nuk u erdhi atyre sqarim (në Kur'an) për atë që ishte në broshurat e mëparshme".

Courtesy: www.hidayat.org

134. Dhe sikurt'i ndëshkonim ata me ndonjë dënim para tij (para se të shpallim Kur'anin) ata do të thonin: "Zoti ynë, përse nuk na çove ndonjë të dërguar që t'iu përmbaheshim fakteve Tua para se të poshtëroheshim e të mjeroheshim".
135. Thuaj: "Secili është duke pritur, pra pritni edhe ju, se së shpejti do ta kuptoni se kush ishin ithtarët e rrugës së drejtë dhe e gjeti të vërtetën".

## *21. Enbija*

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Njërezve u është afruar koha e llogarisë së tyre, e ata të hutuar në pakujdesi nuk përgatiten fare për të.
2. Atyre nuk u vjen asnjë këshillë e re (në Kur'an) nga Zoti i tyre, e që ata të mos tallen me të duke e dëgjuar.
3. Të shmangura nga e vërteta janë zemrat e tyre. Ata që janë zullumqarë dhe duke biseduar fshehtas (thonë): "A mos është ky (Muhammedi) diç tjetër pos njeri, sikurse edhe ju, pra a do t'ia pranoni magjinë e tij kur ju po e dini?"
4. Ai (Muhammedi) tha: "Zoti im di për thënien që thuhet në qiell e në tokë (pra di edhe për bisedën tuaj), Ai është më dëgjuesi, më i dijshmi!"
5. Ata madje thanë: "(për Kur'anin) Ëndërra të përziera, madje thanë se ai (Muhammedi) vet e trilloi, ai është poet! Le te na e sjellë një mrekulli ashtu si u dërguan të mëparshmit (me mrekulli)!"
6. Banorët e qyteteve para tyre nuk i besuan (mrekullitë), prandaj Ne i shkatërruam, a mos do të besojnë këta?
7. Ne edhe para teje nuk dërguam tjetër pos burra, të cilëve u dhamë shpallje, e nëse nuk dini këtë, atëherë pyetni njerëzit e dijshëm.
8. Ne nuk i bëmë ata (pejgamberët) trupa që nuk hanë ushqim e as nuk ishin të përjetshëm (të pavdekshëm).
9. Ne u plotësuam pastaj premtimin, i shpëtuam ata dhe kë dëshiruam Ne, ndërsa ata që kaluan çdo kufi, i zhdukëm.
10. A nuk e kuptoni se Ne ua shpallëm librin në të cilin gjendet krenaria juaj?
11. Ne shpartalluam sa vendbanime që ishin mizore, e ne vend të tyre sollëm popull tjetër.
12. E ata kur e hetonin forcën e dënimit tonë, iknin me shpejtësi.
13. (atëherë atyre u thuhet) Mos ikni, po kthehuni në begatitë dhe në vendbanimet tuaja se ndoshta do të mund të merreni vesh (e gjithë kjo ishte një ironi kndër tyre).
14. Ata thonin: "O shkatërrimi ynë, vërtet ne ishim zullumqarë!"
15. Mjerimi i tyre vazhdoi ashtu derisa i bëmë të korrur e të ftohur (të vdekur).
16. Ne nuk e krijuam qiellin, tokën e çdo gjë çka mes tyre shkel e shko (pa qëllim të caktuar).
17. Sikur të kishim dashur të zbavitemi dhe sikur të donim ta bënim atë, Ne do të zbaviteshim në kompetencën Tonë, por Ne nuk bëmë atë.
18. Përkundrazi, Ne të pavërtetën e godasim me të vërtetën dhe ajo (e vërteta) triumfon mbi të ndërsa ajo (gënjeshtra) zhduket. E juve (jobesimtarëve) u takon shkatërrimi, për atë që i përshkruani (Zotit, si fëmijë etj. ).
19. Vetëm e Tij është çdo gjë që është në qiej e tokë! E ata që janë pranë TIj (melaiket),

nuk shprehin mendjemadhësi në adhurim ndaj Tij, e as nuk u bëhet (ibadet) monotn.
20. Ata lartësojnë (All-llahun) natë e ditë dhe nuk mërziten.
21. A mos morën ata zota prej toke që mund të ringjallin (të vdekurit)?
22. Sikur të kushte në to (në qiej e në tokë) zota pos Allhut, ato të dyja do të shkatërroheshin. Larg asaj që i përshkruajnë është All-llahu, Zot i Arshit.
23. Ai nuk pyetet se çka punon, po ata, (njerëzit), pyeten.
24. A përvetësuan ata zota tjerë pos Tij? Thuaj: "Sillne argumentin tuaj? Ky (Kur'ani) është argument për këta që janë më mua dhe për ata që ishin para meje, por shumica tyre nuk e dinë të vërtetën, andaj edhe nuk vështojnë.
25. Ne nuk dërguam asnjë të dërguar para teje e të mos i kemi shpallur atij se: nuk ka zot tjetër përveç Meje, pra më adhuroni!"
26. E ata thanë: "I Gjithëmëshirshmi ka fëmijë!" Larg asaj qoftë madhëria e Tij! Ja ata jnanë rob të ndershëm!
27. Që nuk flasin para Tij, ata veprojnë me urdhërin e Tij.
28. Ai (All-llahu) e di çka vepruan më parë dhe çka do të veprojnë, dhe ata nuk përpiqen të ndihmojnë pos për atë me të cilin është i kënaqur Ai, e ata nga frika prej tij janë të pakujdesshëm.
29. Ndërsa, kush thotë prej tyre se unë jam zot pos Tij, ndëshkimi për të është Xhehennemi. Kështu i ndëshkojmë Ne zullumqarët.
30. A nuk e dinë ata, të cilët nuk besuan se qiejt dhe toka ishin të ngjitura, e Ne i ndamë ato të dyja dhe ujin e bëmë bazë të jetës së çdo sendi; a nuk besojnë?
31. Dhe në të (tokë) Ne kemi krijuar bjeshkë të paluhatshme që të mos i lëkundë ata, dhe nëpër to kemi bërë lugina e rrugë në mënyrë që ata të dinë të orientohen.
32. Qiellin ua kemi bërë kulm të sigurt, por ata zbrapsen prej atyre argumenteve.
33. Ai është që krijoi natën e ditën, diellin e hënën dhe secili prej tyre noton në orbitë.
34. Ne, asnjë njeri para teje (Muhammed) nuk i dhamë jetë të përhershme, e nëse ti vdes, a mos do të mbesin ata përgjithmonë?
35. çdo krijesë do ta shijojë vdekjen, e NE, në shenjë sprove ju sprovojmë me vështirësi e kënaqësi, dhe ju ktheheni te Ne.
36. E kur të shohin ty ata që nuk besuan, nuk të marrin ndryshe vetëm se në tallje (duke thënë): "A ky është ai që përgojon zotët tuaj!" E ata përmendjen e Mëshiruesit (Rrahman) e mohojnë.
37. Njeriu nga vet natyra e tij është i ngutshëm, e Unë do t'ua tregoj juve masën Time ndëshkuese, pra mos kërkoni t'u vie më shpejtë.
38. Ata thanë: "Kur do të jetë ai premtim (me dënim) nëse thoni të vërtetën?"
39. Sikur ta dinin ata që nuk besuan se atëherë nuk d të mund ta largojnë zjarrin as nga fytyrat e tyre e as nga shpinat, e as që do të ndihmohen (nuk do të ishin jobesimtarë).
40. Por atyre do t'u vijë befas, do t'i tronditë ata, e atëherë as nuk mund ta largojnë dhe as nuk u jepet afat.
41. Në të vërtetë, janë bërë përqeshje edhe me të dërguarit tjerë para teje, e ata që u tallën me ta, i përfshiu ajo me çka talleshin.
42. Thuaj: "Kush u mbron juve prej (dënimit të) të Madhëruarit natën en ditën?" Por jo, ata i kthejnë shpinën këshillave të Zotit të tyre.
43. A mos kanë ata pos Nesh zota të tjerë që i mbrojnë? Po ata nuk mund t'i ndihmojnë

Courtesy: www.hidayat.org

vetvetes (e lërë më adhuruesve), Ata (mosbesimtarët) as nuk do të pranohen prej Nesh në fqinjësi.

44. Por Ne u dhamë atyre dhe prindërve të tyre jetë të gjatë me kënaqësi (e ata u mashtruan). A nuk e vërejnë ata se Ne u pakësojmë tokën nga anët e saj, atëherë a mos ata do të jenë fitues (o të humbur)?
45. Thuaj: "Unë ua tërheq vërejtjen vetëm me anën e kësaj shpalljeje, po i shurdhëti nuk dëgjon thirrjen edhe kur i tërhiqet vërejtja".
46. E sikur t'i godasë pak ndonjë e keqe nga dënimi i Zotit tënd, ata do të thonë: "Të mjerët ne, i bëmë vetes padrejtësi"!
47. Në ditën e gjykimit Ne do të vëmë peshoja të drejta, e askujt nuk i bëhet e padrejtë asgjë, edhe nëse është (vepra) sa peshoja e një kokrre të melit Ne do ta sjelllim atë. E mjafton që Ne jemi llogaritës.
48. Ne i patëm dhënë Musait e Harunit Furkanin (dalluesin e të vërtetës e të kotës - Tevratin), që ishte dritë e këshillë për të devotshmit.
49. Të cilët ia kanë frikën Zotit të tyre edhe pse edhe pse nuk e shohin dhe ata të cilët ia kanë dronë kijametit.
50. Edhe ky (Kur'ani) është këshillë, është i bekuar që Ne e shpallëm. A, ju po e refuzoni.
51. Ne i dhamë Ibrahimit herët të mbarën, sepse Ne kemi njohur mirë atë (ia dhamë të mbarën se e meritoi).
52. Kur ai babai dhe popullit të vet u: "ç'janë këto statuja që i adhuroni?"
53. Ata thanë: "I gjetëm të parët tanë, që po i adhuronin".
54. Ai u tha: "Edhe të parët tuaj e edhe ju qartë ishit të humbur!"
55. Ata thanë: "Me gjithë mend e ke apo mos po tallesh!"
56. Atëherë ai tha: "Jo, por Zoti juaj është Zoti i qiejve e i tokës, ështëai që i krijoi ato, ndërsa unë jam dëshmues për këtë!"
57. Pasha All-llahun, posa të largoheni ju, unë kam për t'ia bërë atë që duhet statujave tuaja!
58. Dhe i bëri ato copë-copë, përveç një më të madhes që e kishin ata më shpresë se atij do t'i drejtohen (për të kuptuar se kush i theu).
59. (Kur u kthyen ii panë) Ata thanë: "Kush e bëri këtë me zotat tanë? Ai na qenka kriminel!"
60. (pastaj) hanë: "Kemi dëgjuar për një djalosh që i përqeshte ato, të cilit i thonin Ibrahim".
61. Ata thanë: "Silleni atë këtu në sy të njerëzve që ta shohin (e ta dënijmë)".
62. I thanë: "A e bëre ti këtë me zotat tanë, o Ibrahim?"
63. Ai tha: "Jo, por atë, e bëri i madhi i tytre, ju pyetni ata nëse janë që flasin?"
64. Ata u ndalën e u menduan me veten, e dikush tha: "Vërtet, ju jeni ata të gabuarit (pse adhuroi gjëra të këto)".
65. Mirëpo, pastaj e shoshitën këtë gjë në kokat e tyre (u kthyen nga bindja në koëfortësi) dhe thanë: "Po ti e ke ditur se këta nuk flasin!"
66. Ai tha: "A po adhuroni pra në vend të All-llahut asish që nuk u sjellin kurrfarë dobie as dëmi?"
67. Medet për ju dhe për ata që i adhuroni, pos All-llahut, po a nuk po kuptoni?"

68. Atëherë ata thanë: “Digjeni atë (Ibrahimin) dhe ndihmoni zotat tuaj, nëse doni t’u ndihmoni!”
69. Po Ne i thamë: “O zjarr, bëhu i ftohtë dhe shpëtim për Ibrahimin!”
70. Ata deshën t’i bëjnë atij (Ibrahimit) kurth, po Ne ata i bëmë më të dështuarit.
71. E Ne shpëtuam atë e edhe Lutin në atë tokën që e kemi bekuar për njerëz.
72. Dhe ia falën atij Is-hakun, e si dhuratë edhe Jakubin. Dhe që të gjithë i bëmë të mirë (pejgamberë).
73. Dhe ata i bëmë shembëlltyrë që udhëzonin sipas urdhërit Tonë, i orientuam në punë të mira, në falljen e namazit, në dhënien e zeqatit, dhe ata ishin adhurues Tanë të sinqertë.
74. Lutit Ne i dham të jetë pejgamber dhe i dijshëm, andaj edhe e shpëtuam prej atij fshati (vendbanim) që bënë punë të ndyra, ata ishin popull i dëmshëm e i prishur.
75. Atë (Lutin) e shpëtuam dhe e vëmë nën mëshirën Tonë, vërtet ai ishte prej më të mirëve.
76. (Përkujto) Edhe Nuhun kur më parë - pat thirrur (Zotin) e Ne ia pranuam atij (edhe luttjen)e ate dhe familjen e tij e shpëtuam nga ia tmerri i madh.
77. Ne e mbrojtëm atë prej atij populli që përgënjeshtronte argumentet Tona, vërtet ai ishte popull i keq, prandaj i përmbytëm të gjithë ata.
78. (Përkjto) Davudin e Sulejmanin kur pleqëronin për çëshjen e bimës (mbjelljes) të cilën delet e ati populli e kishin kullotur natën, e Ne ishim përcjellës të gjykimit të tyre.
79. E sulejmanit Ne ia mësuam atë (përgjegjen e saktë), po secilit (prej) u patëm dhënë urtësi e dije. Ne e bëmë që kodrat dhe shpezët të madhërojnë (bëjnë tesbih) së bashk me Davudin. Ne kemi mundësi (ta bëjmë këtë) edhe e bëmë.
80. Ne e mësuam atij (Davudit) mbarimin e petkave (të hekurta) për ju, që të ju mbrajnë në raste lufte. A jeni pra mirënjohës ju për këtë?
81. Ndërsa Sulejmanit (ia nënshtruam) erën e fortë që sipas dëshirës se tuj ecte me të deri te toka të cilën e kemi bekuar Ne. Ne jemi të gjithëdijshëm për çdo gjë.
82. Edhe disa nga djajtë (ia nënshtruam) që zhyteshin (në thellësi të ujit) dhe bënin për të (për Sulejmanin), por Ne i ruanim ata (të mos shmangeshin).
83. (Përkujto) Edhe Ejubin kur iu drejtua Zotit të vet me lutje: “Më gjeti belaja, e Ti je më Mëshiruesi ndër Mëshiruesit!”
84. Ne iu përgjegjëm atij nga mëshira e Jonë, ia hoqëm ato vështirësi që i kishte, ia dhamë familjen e tij dhe aq sa ishin ata, dhe bëmë prkujtim për të devotshmit.
85. (Përkujto) Edhe Ismailin, Idrisin dhe Dhulkiflin, që të gjithë ishin të durueshëm.
86. Ata i përfshimë në mëshirën Tonë, se ishin vërtet prej të mirëve.
87. (Përkujto) Edhe atë të peshkut (Junusin) kur doli i hidhëruar (prej popullit) dhe mendoi se nuk do t’i vijë më ouna ngushtë, po në errësira ai tha se: “Nuk ka Zot pos Teje. Ti je i pastër, nuk ke të meta. Unë i bëra padrejt vetes!”
88. Ne iu përgjigjëm atij, e shpëtuam nga tmerri. Kështu i shpëtoëmë Ne besimtarët.
89. (Përkujto) Edhe Zekiriain kur e luti Zotin e vet: “Zoti im, mos më le të vetmuar se Ti je më i miri trashëgues (pas çdokujt)”.
90. Ne ia pranuam lutjen e tij, ia dhuruam atij Jahjain dhe ia përmirësuam bashkëshorten atij. Ata përpiqeshin për punë të mira, na u luteshin duke shpresuar dhe duke u

Courtesy: www.hidayat.org

frikësuar, ishin respektues ndaj nesh.

91. (Përkujto) Edhe atë që e ruajti nderin e saj, Ne e frymëzuam atë me shpirt (barrë) nga ana Jonë dhe atë dhe të birin e saj; bëmë mrekulli për njerëzit.
92. Kjo fe është e juaja dhe është e vetmja fe (e shpallur), kurse Unë jam Zoti juaj, pra më adhuroni vetëm Mua.
93. Po ata e ndanë çështjen e fesë dhe u përçanë mes vete (u ndanë në grupe: monoteistë, politeistë, jehudi, të krishterë, zjarrëputist etj. ), mirëpo, që të gjithë do të vijnë te Ne.
94. E kush bën ndonjë vepër të mirë dhe është besimtarë, mundi i tij nuk i mohohet, pse Ne i shënojmë ato.
95. Ndërsa është e pamundur për (banorët e) një fshat të cilin e kemi shkatërruar Ne, të kthehen (në këtë jetë).
96. Derisa të hapet (penda) e Jexhuxh Mexhuxhëve dhe ata do të zbresin nga çdo bregore me shpejtësi.
97. Dhe derisa të jetë afruar premtimi i saktë (dita e kijametit) e ai është momenti kur mbeten të shtangët sytë e atyre që nuk besuan (në ato çaste thonë): "Të mjerët ne, vërtet ishim krejt të pavetëdijshëm për këtë (momment); por jo, është e vërtetë se ishim zullumqarë të mëdhenj.
98. Ju, dhe ajo që adhuruat ju pos All-llahut, do të jeni lëndë e Xhehennemit, dhe keni për të hyrë në të.
99. Sikur të kishit qenë ata zota, ata nuk do të hynin në të, po që të gjithë do të jenë aty përgjithmonë.
100. Aty ata do të kenë rrënkim dhe aty ata nuk dëgjojë.
101. E atyre të cilëve u priu e mbara nga ana jonë, do të jenë larg tij (Xhehennemit).
102 Ata nuk nuk do të dëgjojnë as zhurmën e tij, dhe ata do të jenë përgjithmonë të kënaqur me atë që e dëshirojnë vetë.
103. Ata nuk do t'i shqetësojë ajo frika e madhe (e fyerjes së gurit), dhe do t'i presin engjëjt (duke u uruar): "Kjo është dita e juaj që u premtohej".
104. (Përkujto) Atë ditë kur Ne e paloj qiellin sikurse palimi i fletëve në libër. Ashtu sikundër e kemi filluar krijimin (tuaj), e rikthejmë. Ky është obligimi yni, e Ne e bëjmë këtë.
105. Ne e kemi shënuar në Zebur (në librat e shenjtë) pas shënimit (në Lehvi mahfudh), se me të vërtetë tokën do ta trashëgojnë robtë e Mij të mirë.
106. Ne këtë (që u përmend) ka mjaft për një popull të dëgjueshëm.
107. E Ne të dërguam ty (Muhammed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat.
108. Thuaj: "Mua më shpallet se Zoti i juaji është vetëm një Zot, e ju a po dorëzoheni?"
109. E nëse ata refuzojnë, ti thuaju: "Unë u njoftova ju në mënyrë të barabartë, dhe se unë nuk e di se është afër ose larg ajo që po premtoheni?"
110. Ai e di thënien e haptë, e di edhe atë që mbani fashehtë.
111. E nuk e di, mos është kjo sprovë për ju (vonesa e dënimit), apo të kënaqeni deri në një kohë.
112. Ai (Muhammedi) tha: "Zoti im, gjyko (mes meje dhe atyre gënjeshtarëve) me të vërtetën! E Zoti ynë, Mëshirues është ai prej të cilit kërkohet ndihmë kundër asaj që ju përshkruani!"

## 22. Haxhxh

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. O ju njerëz, ruanu dënimit nga Zoti juaj, sepse dridhja pranë katastrofës së kijametit është një llahtari e madhe.
2. Atë ditë, kur ta përjetoni atë, secila gjidhënëse braktis atë që ka për gjini dhe secila shtatëzënë e hedh para kohe barrën e vet, ndërsa njerëzit duken të dehur, po ata nuk janë të dehur, por dënimi i All-llahut është i ashpr.
3. Ka ndonjë nga njerëzit që kundërshton në çështje rreth All-llahut, pa kurrfarë dije dhe ndjek çdo djall të mbrapshtë.
4. Ai (djalli) është gjykuar ta humbë dhe ta orientojë në vuajtje të zjarrit të madh, atë që i miqësohet atij.
5. O ju njerëz, nëse dyshoni për ringjalljen, atëherë (mendoni krijimin tuaj) Ne u krijuam ju prej dheu, pastaj prej uji, pastaj prej një gjaku të ngjizur, pastaj prej një sa kafshatë mishi, që është krijesë e formuluar ose e paformuluar, në mënyrë që t'ju sqarojmë. Ne e përqëndrojmë në mitër deri në një afat të caktuar, e mandej u nxjerrim foshnje dhe ashtu të arrini pjekurinë tuaj. Ka që dikush prej jush vdes herët, e dikush të jetojë deri në pleqëri të thellë, në mënyrë që mos dijë asgjë nga dija që ka pasur. E ti e sheh tokën e thatë-të vdekur, e kur Ne ia lëshojmë asaj ujin ajo gjallërohet, shtohet dhe nga të gjitha llojet rritë bimë të këndshme.
6. Këtë (e themi për ta ditur) se All-llahu është Ai i vërteti dhe se Ai ringjallë të vdekurit dhe Ai ka fuqi për çdo send.
7. Dhe nuk ka dyshim se kijameti do të vijë patjetër dhe se All-llahu me siguri do t'i ngjallë ata të varrezave (të vdekurit).
8. E ka ndonjë prej njerëzve që bën polemikë rreth çështjes së All-llahut, duke mos patur kurrfarë dije, kurrfarë udhëzimi dhe kurrfarë libri të besueshëm.
9. Ai që shtrembron qafën (në shenjë mendjemadhësie), e përpiqet t'i humbë njerëzit nga rruga e All-llahut. Atij do t'i takojë poshtrimi në këtë jetë, ndërsa në ditën e kijametit atij do t'ia veshim dënimin e djegies (të zjarrit).
10. Këtë për shkak të asaj ë bënë duart tua, ndërsa All-llahu nuk është zullumqar ndaj robërve.
11. Ka nga njerëzit që adhuron Alahun me mëdyshje (luhatshëm) nëse e gode ndonjë e mirë aii qetësohet më të, po nëse e godet ndonjë e pamëndshme, ai kthehet në fytyrën e vet të vërtetë (të mëparshme), ai e ka humbur këtë dhe jetën tjetër e ky është ai dështimi i qartë.
12. Ai në vend të All-llahut lut atë që nuk mund t'i bëjë as dëm as dobi. Edhe kjo është ajo humbja pambarim.
13. Lut atë që dëmin e tij e ka më afër se dobinë e tij. Sa ndihmëtar e shok i keq qenke (do t'i thotë atij adhuruesi në ditën e kijametit).
14. Ata të cilët besuan dhe bënë vepra të mira, All-llahu do t'i vejë në Xhennete, nën të cilët rrjedhin lumenj. S'ka dyshim, All-llahu punon atë që dëshiron.
15. Kush mendon se All-llahu nuk do ta ndihmojë atë (Muhammedin) në këtë dhe në tjerën jetë, ai le të ngrehet me ndonjë mjet deri në qiell e le ta këputë (ndihmën), e le të shikojë se a po ia largon mjeshtëria e tij atë që po e mllefos.
16. Dhe kështu Ne e zbritëm këtë (Kur'anin) plot me argumente të qarta, dhe se All-

llahu vë në rrugë të drejtë atë që do.

17. Është e sigurt se All-llahu do të bëjë dallimin (do të gjykojë) në ditën e kiametit në mes atyre që ishin besimtarë (myslimanë) dhe të atyre që ishin jehudi, sabejë, të krishterë, zjarrputistë, idhujtarë. All-llahu di dhe vështron çdo gjë.
18. A nuk e di për All-llahun se Atij i nënshtrohet (i bën sexhde) kush është në qiej, edhe kush është në tokë, edhe në dielli, edhe kodrat, edhe bimët edhe shtazët, e edhe shumë njerëz, po shumë janë që dënimi është meritë e tyre. Atë që e poshtëron All-llahu nuk ka kush që mund të bëjë të ndershëm. All-llahu punon atë që dëshiron.
19. Këta janë dy kundërshtarë (grupe kundërshtarësh: besimtarë dhe jobesimtarë) që janë zënë rreth Zotit të tyre; e atyre që nuk besuan, u qepën rroba prej zjarri e u hudhet uji i valë mbi kokat e tyre.
20. Që me atë u shkrihet krejt çka në barqet e tyre e edhe lëkurat.
21. Për ata janë edhe kamgjikët e hekurtë.
22. Sa herë që përpiqen të dalin prej tij nga vuajtjet e padurueshme, kthehen në të përsëri (u thuhet): "Vuane dënimin me djegie!"
23. E ata që besuan dhe bënë vepra të mira, All-llahu i vendosë në Xhennete, nëpër të cilin rrjedhin lumenj, aty stolisen ata me rrath të artë e me xhevahirë, e petkat e tyre janë të mëndafshta.
24. Dhe ata janë që u udhëzuan me fjalët më të mira dhe u udhëzuan në rrugën e lavdishme.
25. S'ka dyshim se ata të cilët nuk besuan dhe pengojnë prej rrugës së All-llahut dhe prej xhamisë së shenjtë (Qabes), të cilën Ne e bëmë të barabartë për njerëz, qofshin vendas ose të ardhur, dhe, kushdo që të përpiqet të bëjë ndonjë të keqe a ndonjë mëkat, Ne kemi për t'ua shijuar një dënim të idhët.
26. Përkujtoje kur Ne e udhëzuam Ibrahimin për në vendin e shtëpisë (Qabës): të mos më përshkruaj Mua shok, pastroje shtëpinë Time për ata që e vizitojnë (bëjnë tavaf) që qëndrojnë në këmbë duke u falur, përkulur dhe që bëjnë sexhde.
27. Dhe thirr ndër njerëz për haxhin, se të vijnë ty këmbësorë e edhe kalorës me deve të rraskapitura që vijnë prej rrugëve të largëta.
28. (vijnë) Për të qenë të pranishëm në dobitë e tyre dhe që ta përmendin All-llahun në ato ditë të caktuara (në shenjë falënderimi) dhe për që i ka furnizuar me kafshë. Hani pra, prej tyre (kurbanave) dhe ushqeni të ngushtuarin e të varfërin.
29. Pastaj le të heqin papastërtinë e tyre, le t'i zbatojnë premtimet e veta dhe le të sillën (bëjnë tavaf) rreth shtëpisë së lashtë.
30. Pra, kështu: Kush madhëron atë që All-llahu e bëri të shenjtë, ajo është më e dobishme për te Zoti i vet. Juve u janë lejuar kafshët, pos atyre që u lexohen (në Kur'an) pra largohuni nga ndyesitë e idhujve dhe largohuni fjalës shpifëse.
31. Duke qenë të sinqertë në besimin ndaj All-llahut, dhe duke mos i përshkruar Atij shok, e kush përshkruan shok All-llahut, ai është sikur të bjerë nga qielli e ta rrëmbejë shpendi, ose si ai të cilin e gjuan era e stuhishme në ndonjë vend të humbur.
32. Kjo ëhtë kështu! E kush madhëron dispozitat e All-llahut, ajo është shenjë e devotshmërisë së zemrave.
33. Ju keni dobi nga ato (shenja - kurbanë) për një kohë të caktuar, e pataj vendi i tyre

është te shtëpia e lashtë.

34. Ne i kemi caktuar çdo populli vendtherrjen (e kurbanit), që ta përmendin emrin e All-llahut për arsye se i furnizoi ata me kafshët. Zoti juaj është një Zot, andaj vetëm Atij dorëzohuni, e përgëzo të dëgjueshmit.
35. Të cilët, kur përmendet All-llahu, u dridhen zemrat e tyre, të cilët janë të durueshëm ndaj asaj që i godet, të cilët rregullisht e falin namazin dhe të cilët japin për qëllime të dobishme nga ajo me çka furnizuam Ne.
36. E devet (therrjen e tyre për kurban) ua kemi bërë prej dispozitave të All-llahut, e ju prej tyre keni dobi, andaj përmendie emrin e All-llahut duke qenë ato (të përgatitura për therrje) në këmbë, e kur të shtrihen ato në tokë (dhe t'u dalë shpirti), hani prej tyre dhe ushqeni nevojtarin dhe atë që lyp. Ashtu, ato ua vëmë në shërbimin tuaj që juu të jeni mirënjohës.
37. te All-llahu nuk arrin as mishi as gjaku i tyre, por te Ai arin bindja e juaj. Ai ashtu ua nënshtroi ato juve që ta madhëroni All-llahu për udhëzimet që ua bëri. Bamirësëve merru myzhde.
38. All-llahu largon dëmet e idhujtarëve ndaj atyre që besuan, se All-llahu nuk e do asnjë tradhtarë e bukëpërmbystë.
39. Atyre që po sulmohen me luftë, u është dhënë leje të luftojnë, për shkak se u është bërë padrejtë, e All-llahu ka fuqi për t'u ndihmuar atyre (muslimanëve).
40. (U lejuan të luftojnë) Ata, të cilët vetëm pse thanë: "All-llahu është Zoti ynë!" u dëbuan pa kurfarë të drejte. E sikur All-llahu të mos i zbrapste disa me disa të tjerë, do të rrënoheshin manastirët, kisha, havrat e edhe xhamitë që në to përmendet shumë emri i All-llahut. E All-llahu patjetër do ta ndihmojë atë që ndihmon rrugën e Tij, se All-llahu është shumë i fuqishëm dhe gjithnjë triumfues.
41, (Ai ndihmon) Ata të cilët kur Ne u mundësojmë vendosjen në tokë, e falin namazin, japin zeqatin, urdhërojnë për të mirë dhe largojnë prej të keqes. All-llahut i takon përfundimi i çështjeve.
42. Po edhe nëse të përgënjeshtrojnë ty, para tyre patën përgënjeshtruar edhe populli i Nuhut, Adi dhe Themudi.
43. Edhe populli i Ibrahimit dhe populli i Lutit.
44. Po edhe banorët e Medjenit. Qe përgënjeshtruar edhe Musai; e Unë jobesimtarëve u pata dhënë afat, më pastaj u dhashë dënim, e çfarë ishte ai dënim Imi? (Ua ndryshova gjendjen në të keq).
45. E sa fshatra që ishin zullumqarë i shkatërruam Ne, e ato janë të rrënuara mbi kulmet e tyre dhe sa bunarë kanë mbetur shkretë e sa pallate të larta!
46. A nuk udhëtuan ata nëpër tokë e të kenë zemra me të cilat do të kuptojnë, dhe veshë me të cilat do të dëgjojnë? pse në të vërtet sytë nuk verbërohen, por verbërohen zemrat në krahrorë.
47. Ata kërkojnë prej teje t'ua ngutësh dënimin, po All-llahu nuk e thyen premtimin e Vet, pse një ditë te Zoti yt është sa njëmijë vet, si llogaritni ju.
48. Shumë fshatra që ishin në rrugë të gabuar, Unë ua pata shtyrë dënimin në një kohë, e pastaj i zura me dënim dhe fundi i tyre është te Unë.
49. Thuaj: "O ju njerëz, unë jam për t'ua tërhequr haptazi vërejtjen.
50. E ata që besuan dhe bënë vepra të mira, do të kenë falje (të mëkateve), furnizim të

Courtesy: www.hidayat.org

begatshëm (në Xhenne).

51. Ndërsa, ata që u përpoqën t'i mposhtin argumentet Tona, të tillët janë banes të Xhehennemit.
52. Ne nuk dërguam para teje asnjë të dërguar (me shpallje) dhe asnjë pejgamber (të dërguar si vazhdues i shpalljes së mëparshme), e që, kur ai (i dërguari) dëshiroi diç, të mos ia pat hedhur në atë dëshirën e tij djalli, e All-llahu asgjëson atë që hedh djalli, dhe All-llahu fuqizon argumentet e Veta. All-llahu është shumë i dijshëm dhe me urtësi të madhe rregullon çështjet.
53. E për a bërë atë (dyshim) që djalli e hedh si sprovë për ata që në zemrat e tyre kanë dyshim (munafikët) dhe për ata, që i kanë të zemrat e shtangëta. S'ka dyshim se jobesimtarët janë në një armiqësi të pambarim.
54. E, edhe për ta vërtetuar të dijshmit se me të vërtetë ai (Kur'ani) është vërtetë prej zotit tënd dhe kështu t'i besojnë atij (Kur'anit) dhe (zemrat e tyre) të bindën ndaj tij. E All-llahu patjetër do t'i udhëzojë ata që besuan 9përqafuan) në rrugë të drejtë.
55. Ata që nuk besuan janë vazhdimisht në dyshim për të (për Kur'anin), derisa t'u vijë kijameti befas ose t'u vijë dënimi i ditës së pafrytshme.
56. Atë ditë i tërë sundimi i takon vetëm All-llahut, Ai gjykon mes tyre, E sa u përket atyre që besuan dhe bënë vepra të mira, ata kanë kënaqësitë e tyre në xenete.
57. Ndërsa, ata që nuk besuan dhe përgënjeshtruan argumentet ona, të tillët kanë dënim me nënçmim.
58. E ata që për hir të All-llahut braktisën atdheun e tyre, (e duke luftuar) u vranë ose vdiçën, All-llahu do t'i shpërblej me shpërblimin më të mirë, e s'ka dyshim All-llahu është më i miri shpërblyes.
59. Ata do t'i vë në një vend ku do të jenë të kënaqur. All-llahu di më së miri (kush çka merion) dhe është shumë i butë.
60. Kjo është kështu! E kush ndëshkon tjetrin me të njejtën masë me të cilën ka qenë i ndëshkuar vetë, e pastaj atij përsëri i bëhet padrejtë, All-llahu do ta ndihmojë atë patjetër. All-llahu shlyen shumë të këqijat dhe falë mëkatet.
61. Këtë (ndihmë) e bën ngase All-llahu (fuqiplotë) është Ai që fut natën në ditë e ditën në natë (dke shkurtuar njërën e zgjatur tjetrën). All-llahu me të vërtetë dëgjon (thëniet) e sheh (punët).
62. Kjo ngase All-llahu është Ai i vërteti, dhe atë që lusin ata pos Tij është e kotë. All-llahu është vërtetë Ai i larti, i madhi.
63. A nuk e di se All-llahu e lëshoi shiun prej qiellit, e toka agon e gjelbëruar, vërtet, All-llahu është i kujdesshëm, mirënjohës.
64. Vetëm e Tij është çka ka në tokë, All-llahu është Ai që s'ka nevojë për asgjë, është i plotfuqishmi i falënderuari.
65. A nuk sheh se All-llahu nënshtroi çdo gjë që gjendet në tokë, për të mirën tuaj, Ai nënshtroi anijet që sipias dëshirës së Tij të lundrojnë në det. Ai mban qiellin të mos bjerë në tokë po nëse dëshiron Ai. S'ka dyshim se All-llahu është mirëbërës, mëshirues ndaj njerëzve.
66. Ai u dha jetën, u bën të vdisni, e pastaj ju ringjall. Vërtet, njeriu është përbuzës.
67. Secilit popull ne i dhamë ligj (fetar) që ata të veprojnë sipas tij, pra le të mos polemizojnë (popujt tjerë) me ty për këtë çështje (për çështjen e shtetit islam), e ti

Courtesy: www.hidayat.org

thirri te Zoti yt, se pa dyshim ti je në rrugë të drejtë.
68. E nëse ata të kundërshtojnë ty, ti thuaju: “All-llahu e di më së miri për këtë që ju po veproni.
69. All-llahu do të gjykojë mes jush në ditën e kijametit për atë që kundërshtoheshit.
70. A nuk e ke ditur se All-llahu di çka ekziston në qiell e në tokë, e tërë ajo është e shënuar në libër, ajo për All-llahun është shumë lehtë.
71. Ata (idhujtarët) adhurojnë në vend të All-llahut (idhuj) për të cilët nuk u ka ardhur kurrfarë fakti dhe nuk kanë dije, pra për idhujtarët nuk ka ndonjë ndihmëtar.
72. E kur u lexohen atyre ajetet tona të qarta, në fytyrat e atyre që nk besuan u vëren urrejtje. Gati u vërsulen atyre që ua lexojnë ajetet tona. Thuaj: “A t’u tregoj për një më të keqe se kjo?” Zjarri, të cilin All-llahu e caktoi për ata që nuk besuan”. Sa i keq është ai vend ku do të shkojnë.
73. O ju njerëz, ja një shembull veni veshin pra: Vërtet ata që po i adhuroni në vend të All-llahut, ata nuk mund të krijojnë asnjë mizë, edhe nëse tubohen të gjithë për të, e po ashtu, nëse miza ua rrëmben atyre ndonjë send, ata nuk do të mund ta shpëtojnë atë prej saj. I dobët është edhe lutësi edhe i luturi.
74. Ata nuk madhëruan All-llahun me madhërinë e Tij të vërtetë, që meriton, All-llahu është ifuqishëm, ngadhnjyes.
75. All-llahu zgjedh të dërguar prej egjëjve dhe prej njerëzve, All-llahu dëgjon e sheh.
76. Ai e di atë që punuan më parë dhe atë që do të punojnë më vonë ata, dhe të gjitha çështjet i kthehen vetëm All-llahut.
77. O ju që besuat, falni namazin me ruku e sexhde dhe vetëm Zotin tuaj adhuronie. Bëni punë të mira (të dobishme), se do të gjeni shpëtim.
78. Luftoni me një luftë të denjë për hir të All-llahut, se Ai ju zgjodhi ju (ju përcaktoi për të luftuar për rrugën e TIj) dhe nuk ju obligoi në fe me ndonjë vështirësi, në fenë e babait tuaj, Ibrahimit. Ai edhe më parë, e edhe ky (Kur’ani) ju quajti myslimanë, për të qenë i dërguari ëshmitarë juaji dhe për të qenë ju dëshmitarë ndaj njerëzve, pra falni rregullisht namazin, jepni zeqatin, përmbahuni me All-llahun se Ai është ndihmëtari juaj. Sa mrojtës i mirë dhe sa ndihmëtarë i madh që është.

## ***23. Mu’minun***

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Është e sigurtë se kanë shpëtuar besimtarët:
2. ata të cilët janë të përulur dhe janë të kujdesshëm gjatë faljes së namazit,
3. dhe ata të cilët i shmangën të kotës (fjalë a punë),
4. dhe ata të cilët rregullisht japin zeqatin,
5. dhe ata të cilët e ruajnë nderin e vet (sa i përket jetës intime),
6. me përjashtim ndaj grave të veta (me kurorë) dhe ndaj atyre (robreshave) që i kanë në pronësinë e vet, për të cilat nuk janë të qortuara,
7. e kush kërkon përtej tyre (dëfrim nga të ndaluarat), të tillët janë ata që e kanë shkelë normat e caktuara,
8. dhe ata të cilët me kujdes i ruajnë ato që u janë besuar (sende ose fjalë), e ruajnë edhe premtimin e dhënë,
9. dhe ata të cilët i kushtojnë kujdes kohës së namazit të tyre.

Courtesy: www.hidayat.org

10. Të tillët janë mu ata trashëgimtarët,
11. të cilët e trashëgojnë Firdewsin, aty janë përgjithmonë.
12. Për All-llahun, Ne krijuam njeriun prej një ajke (lëngu), e një balte.
13. Pastaj atë (ajkë - baltë) e bëmë (e shëndrruam) pikë uji (farë) në një vend të sigurtë.
14. Më pas, atë pikë uji e bëmë copë gjaku, e atë gjak të ngurtë e bëmë copë mishi, e atë copë mishi e shndërruam në eshtra, dhe eshtrave ua veshëm mishin, pastaj atë e bëmë krijesë tjetër (me shpirt). I lartë është All-llahu, më i miri Krijues!
15. Mandej, pas kësaj (krijese) ju do të vdisni.
16. E në ditën e kijametit ringjalleni.
17. Ne krijuam mbi ju shtatë palë (qiej) dhe nuk jemi të pakujdesshëm ndaj asaj që krijuam.
18. Ne lëshaum me masë ujë nga qielli dhe atë e përqëndrojmë në tokë. Po Ne kemi mundësi edhe ta humbim ate (ujin).
19. Dhe me anën e tij Ne mundësuam pë ju kopshte hurmash e rrushi, që në to keni shumë pemë dhe hani prej tyre.
20. Dhe (krijuam) trupa drunjsh që mbijnë në kodrën Sina e që japin vajëra dhe mëlmesa për ngrënësit.
21. Ju ede nga kafshët keni një mësim, ngase ju freskojmë me lëng prej barqeve të tyre dhe keni shimë dobi prej tyre, e edhe prej tyre ushqeheni.
22. Dhe mbi to e anije bartni (hypni).
23. Ne e patëm dërguar Nuhun te populli i tij, e tha: "O populli im, adhuronie vetëm All-llahun, se nuk ka zot tjetër pos tij; a nuk i frikësoheni (dënimit)?"
24. E paria e atij populli që nuk besuan thanë: "Ky nuk është tjetër pos njeri sikurse edhe ju, po dëshiron të jetë më i latrë se ju. Po të dëshironte All-llahu do të dërgonte engjëj; ne një gjë të tillë nuk e kemi dërguar as nga ta parët tanë!"
25. Ai nuk është tjetër pos një njeri i sëmurë mentalisht, andaj pritni (keni durim) edhe për një kohë.
26. Ai (Nuhu) tha: "Zoti im, më ndihmo për atë që më përgënjeshtrojnë.
27. Ne e i shpallëm: "Ndërto anijen nën mbikëqyrjen Tonë dhe sipas urdhërit Tonë, e kur të vijë urdhëri Ynë dhe të ashpërsohet gjendja atëherë ti hgarko në të prej secilit lloj nga një qift (palë), edhe familjen tënde, me përjashtim të atij ndaj të cilit ka marrë fund vendimi, kundër tij pra ti mos kërko (falje) prej Meje për ata janë të përmbytur.
28. E kur të vendosësh ti dhe kush është më ty në anije, atëherë thuaj: "Falënderuar qoftë All-llahu, i cili na shpëtoi prej popullit të prishur!"
29. Dhe thuaj: "Zoti im, më zbarko në një vend të bekuar, e Ti je më i miri i atyre që bëjnë vendosjen!"
30. Nuk ka dyshim se në këto (ngjarje të popujve) ekzistojnë fakte bindëse. Në të vërtetë Ne i vëmë në sprovë.
31. Mandej pas tyre Ne ei sollëm popull tjetër.
32. Edhe atyre u dërguam pejgamber mga mesi i tyre (që u tha): "Adhuronie All-llahun, ju nuk keni zot tjetër pos Tij, a nuk frikësoheni!"
33. Edhe paria nga populli i tij e cila nuk besoi dhe e mohoi jetën tjetër dhe të cilëve Ne u patëm mundësuar rehati e begati në jetën e kësaj bote, thanë: "Ky nuk është tjetër

pos njeri sikurse edhe ju, ha ashtu si hani ju dhe pi ashtu si pini ju!”

34. E nëse i përuleni një njeriu që është si ju, vërtet, atëherë do të jeni të humbur e të mashtruar.
35. Mos vallë ai po ju premton se pasi që të vdisni, të bëheni dhe e eshtra (të kalbur), do të nxirreni të gjallë?”
36. Sa larg është sëndërtimi i asaj që premtoheni.
37. Nuk ka tjetër, pos jetës sonë të kësaj bote, vdesim, lindim dhe nuk do të ringjallemi!
38. E ai (Hudi(nuk është tjetër pos njeri që trillon gënjeshtra ndaj All-llahut, po ne nuk i besojmë atij.
39. Ai (Hudi) tha “Zoti im, më ndihmo se ata po më përgënjeshtrojnë!”
40. E Ai (Zoti) tha: “Së shpejti do të dëshprohen ata”.
41. Atëherë me të drejtë ata i zuri ushtima (dënimi) dhe ashtu i bëmë sikur me qenë hedhurina (mebturina). Larg qoftë prej mëshirës së Zotit populli zullumqarë.
42. Mandej pas tyre Ne sollëm brezni të reja.
43. Asnjë nga popujt (e shkatërruar) nuk mundi ta shpejtojë e as ta vonojë afatin e caktuar.
44. Ne më pas dërguam pejganberët tanë një pas një, mirëpo, çdo herë që një popull i erdhi i dërguari i vet, ata e përgënjeshtruan atë, prandaj Ne i përcollëm ata (me dënim) njein pas tjetrit dhe i bëmë që të përmenden në tregime. I shkatërruar qoftë populli që nuk beson!
45. Më pas Ne dërguam Musain dhe vëllain e tuh Harunin me mrekulli dhe argumente tona të qarta,
46. te faraoni dhe rrethi i tij, po ata u treguan kryelartë, sepse ishin popull mendjemadh.
47. Dhe thanë: “Si t’u besojmë dy njerëzve që janë si ne, kur populli i tyre është në shërbim tonë?”
48. Kështu, ata i përgënjeshruan që të dy, andaj me të drejtë i shkatërruam.
49. Ne Musait i dhamë librin (pas shkatërrimit të faraonit) në mënyrë që ata (populli israilit) të gjejnë rrugën e drejtë.
50. Edhe të birin e Merjemes dhe nënën e tij i paraq itëm si argumente (mrekulli) dhe ivendodëm që të dy në një rrafshnaltë dhe më ujë rrjedhës.
51. (ne u patë thënë): “O ju të dërguar, hani atë që është e lejuar dhe mirë dhe bëni vepra të mira se Unë e di atë që ju veproni.
52. Kjo feja juaj është e vetmja fe e Unë jam Zoti juaj, runju dënimit Tim.
53. E ata më vonë u ndanë në grupe sipas çështjes së fesë dhe secili grup krenohej me atë që kishte përvehtësuar për vete.
54. Andaj, ti (Muhammed) lëri ata edhe një kohë në atë mashtrimin e tyre.
55. A mos mendojnë ata se me atë që jemi duke udhënë atyre nga pasuria dhe fëmijët,
56. Nxitojmë t’u ofrojmë atyre të mirat? Jo, kurrsesi, por ata nuk janë kah e kuptojnë.
57. Vërtet, ata të cilët ndaj madhërisë së Zotit të tyre kanë frikë.
58. ata, të cilët u besojnë argumenteve të Zotit të vet,
59. dhe ata, të cilët nuk i përshkruajnë shok Zotit të vet,
60. dhe,ata të cilët japin (sadaka-zeqatë) nga ajo që u është dhënë, pse dinë se do të kthehen te Zoti i tyre, andaj zemrat e tyre i kanë të frikësuara,
61. Të tillët janë duke nxituar drejt të mirave dhe të parët do t’i arrijnë ato.

Courtesy: www.hidayat.org

62. Ne nuk e obligojmë asnjë njeri përtej mundësive të tij dhe te Ne është libri (i shënive) që shënon saktësisht (veprat) dhe atyre nuk u bëhet padrejtë.
63. Por zemrat e tyre (mohuasve) janë të verbëruara nga ky(libër), e përveç kësaj, ata vazhdojnë të bëjnë vepra të këqia.
64. Ndërkaq, kur t'i kapim me dënim ata qëë kanë çuar jetë të shfrenuar, atëherë ata me britmë bëjnë lutje (duke kërkuar mdihmë).
65. Mos e ngritni zërin tash, se ju nuk e keni ndihmën Tonë!
66. Sepse, juve u lexoheshin ajatet e Mia, e ju zbrapseshit.
67. Si arogant ndaj tij (ndaj Kur'anit, ose ndaj Qabës), e me fyerje kundër tij natën bisedoshit.
68. A nuk menduan ata thellë fjalën (Kur'anin), apo mos u erdhi atyre diçka, që të parëve të tyre të lashtë nuk u pat ardhur,
69. apo mos nuk e nnjohin të dërguarin e vet (Muhammedin), prandaj ata e refuzojnë atë?
70. Apo mos thanë për të se është i çmendur? Jo, por ai ka ardhur me të vërtetën, e shumica e tyre e urren të vërteën.
71. E sikur të përputhej e vërteta me dëshirat e tyre, do të shkatërroheshin qiejt e toka dhe çdo gjë që gjendet në to. E megjithatë që Ne atyre u sollëm (me këtë Kur'an)famën e tyre, ata u zbrapsën ndaj përkujtimit të vet.
72. A mos u kërkon ti atyre ndonjë shpërblim? Po shpërblimi i Zotit tënd është më i miri, pse Ai është furnizues më i mirë.
73. ç'është e vërteta, ti i fton ata në rrugë të drejtë.
74. Po ata që nuk e besojnë botën tjetër, i shmangen rrugës së drejtë.
75. Edhe sikur t'i mëshironim ata (idhujtarët) dhe t'ua kishim larguar fatkeqësitë, at do të vazhdonin të zhyteshin në zhgënjimin e tyre.
76. Ne i sprovuam at me dënim, po ata nuk iu përulën Zotit të tyre e as nuk iu drejtuan me lutje.
77. Deri sa t'ua gapim një derë dënimi tëashpër, atëherë ata do të mbesin aty me shpresa të humbura.
78. Ai është që ua krijoi të dëgjuarit, të parit dhe të kuptuarit e juaj; sa pak jeni mirënjohës.
79. Dhe Ai është që ju krijoi ju në tokë dhe vetëm te Ai do të tuboheni.
80. Dhe Ai është që jep jetë dhe vdekje dhe vetëm Ai bën ndryshimine natës e të ditës; si nuk e kuptoni?
81. Por ja ata flasin, ashtu si flasin ata para tyre.
82. Ata thanë: "Pasi të vdesim e të bëhemi dhe e eshtra të kalbur, a do të ringjallemi?
83. Kjo na është premtuar ne edhe prindërve tanë më parë, po kjo nuk është gjë tjetër pos një mit i lashtë!
84. Thuaj: "E kujt është toka dhe çdo gjë që ka në të, nëse jeni që e dini?"
85. Ata do të thonë: "E All-llahut". Atëherë thuaju: "Përse pra nuk mendoni?"
86. Thuaj: "Kush është Zoti i shtatë qiejve dhe Zot i Arshit të madh?"
87. Ata do të thonë: "All-llahu!" Thuaju: "E pse nuk frikësoheni pra?"
88. Thuaj: "Në dorën e kujt është i tërë pushteti i çdo sendi, dh Ai është që mbron (kë të do), e që prej Atij nuk mund të ketë të mbrijtur; nëse jeni që e dini?"

ju krenoheni me dhuratat tuaja!"

37. Kthehu te ata (i tha kryesuesit të të deleguarëve), se për Zotin ne do t'u vvijmë atyre me një ushtri, së cilës ata nuk do të mund t'i bëjnë ballë dhe do t''i dëbojmë prej aty të nënshtruar e të poshtëruar!
38. Ai (Sulejmani) tha: O ju pari, cili prej jush do të më sjellë fronin e saj, para se të vijnë ata të dorëzuar?"
39. Njëri prej xhinëve të vrazhdë (Ifriti) tha: "Unë do ta sjellë atë ty, par se të ngrites nga vendi yt, unë për të km fuqi dhe jam i sigurt!"
40. E ai i cili kishte dituri nga libri tha: "Unë ta sjell atë ty sa çel e mshel sytë (këtij i tha sille)!" E kur e pa atë (fron) të vendosur pranë tij (Sulejmani) tha: Kjo është dhuntia e Zotit tim që të sprovojë mua se a do ta falënderoj, apo mos do ta përbuz. E kush falenderon, ai falenderon për të mirën e vet, e kush përbuz, Zoti im (s'ka nevojë), është i pa nevojë e bujar!"
41. Ai (Sulejmani) tha: "Ndryshojani asaj fronin që ta provojmë se a po e njeh apo është nga ata që nuk dinë ta njohin!"
42. E kur erdhi ajo, iu tha: "A është i tillë froni yt?" Ajo tha: "Si të ishte vetë ai?!" (Sulejmani tha) Neve na është dhënë dituria përpara saj dhe ne ishim besimtarë para saj.
43. Pse atë (Belkisën) e kishte penguar ajo që adhuronte, pos All-llahut, dhe ishte nga një popull jobesimtar.
44. Asaj iu tha: "Hyn në pallat, e kur mendoi se është një ujë i madh dhe i përvol këmbët". Ai (Sulejmani) tha: "Ky është një pallat i lëmuar prej qelqi! Ajo tha: "Zoti im, unë i kam bërë krim vetes e tash i dorëzohem (pranoj besimin) All-llahut, Zotit të gjithësisë së bashku me Sulejmanin".
45. Ne ia dërguam Themudit vëllain e tyre (nga gjaku), Salihun (t'u thotë): "Adhuroni All-llahun!" Kur qe, ata du grupe që kundërshtoheshin.
46. Ai (Salihu) tha: "O populli im, përse nguteni e kërkoni të keqen (dënimin) para të mirës, pse të mos kërkoni falje All-llahut që të mëshiroheni?"
47. Ata thanë: "Ne parandjejmë fatkeqësi më ty dhe me ata që janë më ty!" Ai tha: "Ndjellja e fatit tuaj është te All-llahu, por vetë ju jeni një popull që ngatërroheni!"
48. E në qytet ishin nëntë veta që bënin shkatërrime në tokë, e nuk përmirësonin.
49. Ata që thanë: "Betohuni mes vete në All-llahu, ta mbytni atëdhe familjen e tij natë, e pastaj të afërmve të tij t'u thoni: Ne nuk morëm pjesë në mbytjen e familjes së tij, dhe se ne jemi të drejtë (të vërtetë)"
50. Ata përgaditën një kurth e Ne ua shpërblyer kruhtin duke mos e hetuar ata.
51. Pra, vështro se çfarë ishte përfundimi i dredhisë së tyre. Në të vërtetë, Ne zhdukëm të gjithë ata dhe popullin e tyre.
52. e këto janë shtëpitë e tyre të mbetura shkret për shkak të mizorisë së tyre. E ne nuk ka dyshim se në këtë (rrënim) për një popull që kupton ka argument.
53. Ne i shpëtuam ata që besuan dhe që ishin të mëtur (duke iu shmangur mëkatit).
54. (Përkujto) Lutin kur ai popullit të vet i tha: "A bëni atë punë të shëmtuar që edhe vetë ju e kuptoni (se është e keqe)?"
55. A vërtet, ju nga epshi kontaktoni me meshkujt, e braktisni gratë tuaja? Ju jeni popull injorantë (xhahil)

Courtesy: www.hidayat.org

56. Përgjegje e popullit të tij nuk qe tjetër vetëm se të thonë: "Përzënie familjen e Lutit nga vendi juaj, sepse ata jamë njerëz që ruajnë pastërtinë?"
57. E Ne e shpëtuam atë dhe familjen e tij, përveç gruas së tij, së cilës oa caktuam të mbetet me të dënuarit.
58. E kundër atyre lëshuam një shi (me gurë); i shëmtuar ishte ai shi për ata të cilëve iu kishte tërhequr vërejtja.
59. Thuaj (o i dërguar): "Falënderimi i qoftë All-llahut, e shpëtimi qoftë ndaj robërve të Tij që Ai i zgjodhi (pejgamberët)! A më i mrë (për të besuar) është All-llahu, apo ata që ia bëjnë shok?"
60. Ai krijoi qiejt e tokën, që për ju lëshoi shi nga qielli, e Ne me të bëmë të lulëzojnë kopshte të bukura, që përju ka qenë e pamundshme t'i bëni të mbijnë bimët në to; Amos ka ndonjë zot tjetër pos All-llahut? Jo, por ata janë popull që shtrembërojnë (të vërtetën).
61. A është Ai që tokën e bëri vendqëndrim e nëpër të rrjedhin lumenj, dhe asaj (tokës) i bëri (male) përforcuese, dhe në mes dy deteve bëri ndarje. A ka përveç All-llahu zot tjetër? Jo, por shumica e tyre nuk e dinë.
62. A është Ai që i përgjigjet nevojtarit (të mjerit) kur ai e thërret, duke ia larguër të keqen e juve ju bën mbizotërues të tokës. A ka zot tjetër pos All-llahut? Jo, por ju shumë pak përkujtoni.
63. Ai që ju orienton në errësirat e tokës e të detit, dhe Ai që pranë mëshirës së Tij (shiut), si myzhde i lëshon erërat. Vallë, a ka tjetër zot pos All-llahut? E lartë është madhëria e Tij nga çka ia përshkruajnë shok.
64. Ai që e filloi krijimin (e njeriut) e pastaj e përsëriti atë (e ringjall pas vdekjes) dhe Ai ë ju furnizn nga qielli e toka. A mos ka zot tjetër pos All-llahut? Thuaj: "Silni argmentet tuaja, nëse jeni të sinqertë!"
65. Thuaj: "Askush veç All-llahut as në qiejt, as në tokë nuk e di të fshehtën, as nuk e din se kur ringjallen!"
66. Por, dijenia e tyre arrihet në botën tjetër (kur të përjetojnë çka u është premtuar). Ja, ata dyshojnë për kët (për botën tjetër), bile janë të verbër ndaj saj.
67. Ndërsa ata të cilët nuk besun thanë: "A pasi të (vdesim) bëhemi dhe e pluhur ne edhe prindërit tanë, (a thua) do të ringjallemi?
68. Kjo na është premtuar neve e dhe prindërve tamë më përpara, por kjo nuk është gjë tjetër veçse legjendë e të parëve!"
69. Thuaj: "Udhëtoni nëpër tokë dhe shikoni se si ishte përfndimi i kundërshtarëve!"
70. Po ti (Muhammed) mos u trzo për ta, e as mos e ngushto veten nga ato dredhi që bëjnë!
71. E ata thonë: "Po qe se jeni të sigurt në ato çka flitni,kur do të realizohet ai premtimi (me dënim)?"
72. Ti thuaj: "Tanimë u është ngjeshur juve një pjesë e atij premtimi për të cilin po ju ngutet juve!"
73. S'ka dyshim se Zoti yt është shumë bëmirës ndaj njerëzve, po shumica e tyre nuk e falënderojnë .
74. E është e sigurt se Zoti yt di çka fshehin zemrat e tyre dhe çka shfaqin haptazi.
75. Nuk ka asgjë të fshehu në qiell e as në tokë, e tëmos jetë e shënuar në librin e saktë

Courtesy: www.hidayat.org

(dijenin e Zotit).

76. Vëërtet, ky Kur'ani u rrëfen beni israilve të shumtën e asj që ata ishin të përçarë.
77. Dhe pamëdyshje ai është udhërrëfyes e mëshirë për besimtarët.
78. E Zoti yt, vërtet do të gjykojë mes tyre me drejtësinë e Tij, e Ai është i gjithfuqishmi e dijshmi.
79. E ti pra, mbështetu në All-llahun se me të vërtetë ti je në të drejtën e sigurt.
80. E ti nuk mund t'i bësh të dëgjojnë të vdekurit, e as nuk mund ta bësh të shurdhëtin të dëgjojë thirrjes, e sidomos kur ata ta thejnë shpinën.
81. E as që mund t'i largosh të verbërit nga humbja e tyre (zemrat e verbëra), ti nuk mund ta bësh të dëgjojë ndonjë tjetër, vetëm atë që i beson argumentet Tona, e ata janë myslimanë.
82. . E kur kundër tyre do të bëhet fjala (e dënimit) realitet. Ne do t'u nxjerrim një shtazë nga toka që do t'u flasë (ose do t'i lëndojë), sepse njerëzit nuk ishin të bindur në argumentet Tona.
83. E ditën kur do të tubojmë prej secilit popull grupe nga ata që kanë mohuar argumentet Tona, ata të vërë njëri pas tjetrit, do të jenë të penguar.
84. Deri sa të arrijnë (në vendin e llogarisë), Ai u thotë: "A ju i mohuat argumentet e Mia duke mos i menduar dhe formuar dije për to? E çka vepronit ju ashtu (në dunja)?"
85. Dhe kundër tyre zbatohet vendimi (i dënimit) për shkak se bënë krim dhe ata nuk do të flasin.
86. A nuk shohin ata se Ne ua bëmë natën që të pushojnë, kurse ditën të ndritshme. Në këtë ka argument për një popull që beson.
87. (përkujto) Ditën kur i fryhet surit, e të frikësohet kush është në tokë, përpos kë do All-llahu (të mos frikësohet) dhe t'i vjnë Atij të gjithë të përulur.
88. E, i sheh kodrat e mendon se ato janë të palëvizshme, ndërsa ato lëvizin si retë, (kjo është) mjeshtëri e Allhut që përsosi çdo send, e Ai është hollësisht i njohur se çka punoni.
89. Kush ka bërë vepër të morë, ati do t'i takojë (shpërblim) edhe më i mirë se ajo dhe ata do të jenë të siguruar prej tmerrit të asaj dite.
90. E kush do të paraqitet me punë të këqia (me besim të gabuar, ata do të hidhen të përmbysur në fytyrat e tyre në zjarr, (u thuhet) Ju nuk shpërbleheni me tjetër pos me atë që punuat.
91. Unë jam urdhëruar të adhuroj vetëm Zotin e këtij qyteti, të cilin Ai e bëri të shenjtë, se Atij i takon çdo send, dhe jam urdhëruar të jemë prej besimtarëve të sinqertë.
92. E, edhe ta lexoj Kur'anin, e kush pranon dhëzimin e tij, ai udhëzohet vetëm për të mirën e vet, e kush ka humbur, ti thuaj: "Unë vetëm tërheq vërejtjen".
93. Dhe thuaj: "Falënderoj Allhun, e Ai do t'ua tregojë argumentet e veta dhe do t'i kuptoni ato atëherë (kur nuk u bën dobi). Zoti yt nuk është indiferent ndaj asaj që veproni ju".

## ***<u>28. Kasas</u>***

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Ta, Sinë, Mimë.

Courtesy: www.hidayat.org

2. Këto janë ajetet e librit (të Kur'anit) të plotkuptueshëm.
3. Që po t'i lexojnë ty nga lajmi rreth Musait, e që është e vërtetë për një poppull që beson.
4. Me të vërtetë, faraoni ka ngritur kryet lart në tokë, e popullin e saj e grupëzuardhe një grup prej tyre e shtyp, ashtu që djemt e tyre ua mbyt, e gratë e tyre ua lë të jetojnë. Vërtet, ai ishte prej më shkatërrimtarëve.
5. E Ne duam t'i lartësojmë ata që u shtypën në tokë, t'i bëjmë udhëheqës dhe t'i bëjmë trashëgues.
6. Dhe atyre t'u japim pushtet në tokë, e faraonit, Hamanit dhe ushtrisë së këtyre dyve t'ua tregojmë atë që ruheshin (ia kishin frikën).
7. Ne nënën e Musait e inspiruam: t'i japë atij gji, e kur të keshë frikë për të, atëherë atë hidhe në lumë, e mos u frikëso as mos u pikëllo, se Ne do ta kthejmë atë ty dhe do ta bëjmë atë nga të dërguarit.
8. E atë e gjeti familja e faraonit, ashtuqë në fund ai t'u bëhet atyre armik e dëshprim. Vërtet, faraoni, Hamani dhe ushtria e tyre ishin kundërshtarë (gabonin me qëllim).
9. E gruaja e faraonit tha: "Shpresë gëzimi për mua dhe për ty, mos e mbytni atë, ndoshta do të na sjellë dobi ose do ta adoptojmë për fëmijë". Pra ata nuk e dinin rrjedhimin.
10. E zemra e nënës së Musait agoi e zbrazët (kur kuptoi se ka rënë në duar të faraonit) dhe gati ta zulojë atë (fëmijën), sikur të mos ia forconim Ne zemrën e saj që të bëhet e bindur (në premtimin e All-llahut).
11. E ajo i tha motrës së tij: "Gjurmoje atë", kurse ajo e shikonte atë prej së largu dhe ata nuk e hetonin (se ishte motra e tij që e përcjell).
12. Ndërsa Ne ia patëm ndaluar atij më parë thithjen e gjinit, e ajo (motra e Musait) tha: "A doni t'ju tregoj për një familje që do të kujdeset për të dhe që do të jenë të sinqertë ndaj tij?"
13. Dhe ashtu atë e kthyem te nëna e vet që ajo të jetë e kënaqur e jo e pikëlluar dhe që ta kuptojë ajo se premtimi i All-llahut është i vërtetë e i sigurt, por shumica e tyre nuk e dinë.
14. E pasi ai (Musai) e arriti moshën madhore dhe u bë i pjekur, Ne i dhamë urtësi e dituri. Kështu ne i shpërblejmë bamirësit.
15. Dhe ai hyri në qytet në një kohë të pahetuar prej banorëve të tij, dhe në të i gjeti dy veta që po përlaheshin, njëri prej ithtarëve të tij e tjetri prej armiqve të tij, e ai i anës së tij i kërkoi ndihmë kundër armikut dhe Musai i ra grusht e ai vdiç. Ai (Musai) tha: "kjo është prej veprave të djallit, e s'kadyshim se ai është armik i hapët që shpie në humbje".
16. Ai tha: "zoti im, unë e ngarkova veten e Ti më fal mua!" Dhe Ai ia fali, se Ai është që fal shumë, ësht mëshirues.
17. Ai tha: "Zoti im, betohem në ato të mira që m'i dhurove mua se krrë nuk do të vihem në ndihmë të kriminelëve".
18. Dhe (Musai) agoi i frikësuar në qytet e duke pritur (se çka po i ngjanë), kur qe, ai i cili kishte kërkuar ndihmë dje, e thirri sërish (në ndihmë), e Musai i tha: "Vërtet ti qenke ngatërrestar i njohur!"
19. E kur dëshi ta rëmbejë atë që ishte armik i të dyve, ai tha: "A do të më mbysësh mua

Courtesy: www.hidayat.org

siç e mbyte dje njeriun, ti nuk do tjetër, vetëm se do të bëhesh arrogant n tokë, e nuk dëshiron të jeshë nga përmirësuesit!"

20. Dhe erdhi një njeri që ngutej nga ana më e largët e qytetit e tha: "O Musa, parësimi është duke biseduar për të mbytur ty, pra ti dil (ik), unë jam këshillues yti".
21. E ai doli prej aty i frikësuar e duke pritur (se ç'po ndodh) dhe tha: "O Zoti im, më shpëto prej popullit zullumqar".
22. Dhe kur drejtua kah Medjeni tha: "Shpresoj që Zoti im të më orientojë rrugës së drejtë".
23. E kur arriti ujin e Medjenit, aty gjeti një grumbull njerëzish që po i jepnin bagëtisë ujë, e pak më larg prej tyr vërejti d gra që o i ndalnin (kafshët e tyre) e u tha: "E çka është puna e juve dyjave?" Ato që të dyja i thanë: "Ne nuk u japim juë deri që të largohen barinjtë, kurse babai ynë është shumë i vjetër!"
24. Atëherë ai u dha ujë (kafshëve) të tyre, pastaj u largua anash nën një hije e tha: "O Zoti im, unë kam nvojë për çkado që të më japësh!"
25. E njëra prej tyre erdhi te ai, ecte e turpërueshme, e tha: "Babai im të thërret që të paguaj ty shpërblimin për atë që na u dhe (bagëtisë) ujë!" E Kur shkoi (Musai) te ai dh ai i tregoi atij ngjarjen, ai tha: "Mos ke frikë, paske shpëtuar nga populli zullumqar!"
26. Njëra prej atyre dyjave: "O babai im, merre këtë në shërbim me pagë, pse më i miri i atij që do ta marrësh në shërbim është ai i fuqishmi, e bsniku!"
27. Ai (Shujabi) tha: Unë dëshiroj të martojë ty me njërën prej këtyre dy vjzave të mia, me kusht që të shërbesh tetë vjet, e nëse i plotëson dhjetë, ai është vullneti yt, e unë nuk dëshiroj të rëndojë ty, e në dashtë All-llahu, ti do të gjejsh te unë mirëkuptim!"
28. Ai (Musai) tha: "Kjo le të mbetet mes meje e teje, e cilindo afat që do ta kryej nga këta të dy, nuk do të ketë përgjegjësi për mua. Për këtë që po themi All-llahu është garant".
29. E kur Musai e kreu afatin dhe udhëtoi me familjen e vet, e vërejti kah ana e Turit një zjarr, e familjes së vet i tha: "Rrini këtu, unë kam vërejtur një zjarr, ndoshta do t'ju sjell nga ai ndonjë lajm ose një urë nga zjarri që të ngroheni".
30. Dhe kur arrit te ai (zjarr) nga ana e djathtë e luginës së atij vendi të bekuar me pemë u thirr: "O Musa, s'ka dyshim se Unë jm All-llahu, Zoti i botëve!"
31. Dhe ti hidhe shkpoin tënd! E kur e pa se po lëviz si të ishte gjarpër i shpejtë, ktheu të ikë e nuk e vëstroi prapa. O Musa, ktheu ku ishe e mos u frikëso se me të vërtetë ti je i sigurt.
32. Fute dorën në xhep e ajo do të dalë e bardhë pa ndonjë të metë dhe shtrëngoje për vete krahun tënd kur të frikësohesh. Këto janë dy argumente nga Zoti yt për te faraoni dhe rrethi i tij, se me të vërtetë ata janë popull i prishur.
33. Ai (Musai) tha: "O Zoti im, unë kam mbytur një njeri prej tyre, e frikësohem se do të më mbysin!"
34. E vëllai im, Haruni, ësht më orator se unë, andaj dërgoje atë me mua ndihmë që të vërtetojë fjalët e mia. Unë kam frikë se do të më shpallin gënjeshtar.
35. (All-llahu iu përgjegj) Tha: "Ne do ta forcojmë ty krahun me vëllain tënd dhe me argumentet Tona do t'ju japim pushtet juve dyve ashtu që ata të mos mund t'u afrohen juve, andaj ju të dy dhe ata që u janë bindur juve, jeni ngadhënjimtarë".

36. E kur Musai ua solli atyre argumentet Tona të qarta, ata thanë: “Kjo nuk është tjetër vetëm se magji e trilluar dhe këtë nuk e kemi dëgjuar as ndër prindërit tanë të hershëm!”
37. E Musai tha: “Zoti im e di më së miri për atë që u erdhi me udhëzim prej Tij dhe kujt do t’i takojë përfundimi i mirë, se mizorët me siguri nuk do të kenë shpëtim”.
38. E faraoni tha: “O ju pari, unë nuk njoh njoh zot tjetër për ju pos meje, andaj ti o Haman, m’i pjek (tullat) nga dheu e më ndërto një kullë të lartë ndoshta do të arrijë ta shoh zotin e Musait, sepse nunë mendoj se vërtet ai është gënjeshtar”.
39. Dhe ashtu ai dhe ushtëria e tij u sollën në tokë me kruenëçësi ndaj të vërtetës dhe menduan se nuk do të kthehen te Ne.
40. Andaj, Ne e kapëm atë dhe ushtërinë e tij dhe e hodhëm në det, shiko pra se si përfundojnë mizorët.
41. Dhe ata i bëmë prijësa që thërrasin për në zjarr dhe ditën e kijametit atje nuk do t’u ndihmohet.
42. Edhe në këtë botë ikemi përcjellë ata me mallkim, kurse në ditë e kijametit ata janë të përbuzur.
43. E pasi i shkatërruam popujt e mëparshëm, Ne Musait i dhamë librin që është dritë për njerëz dhe udhëzim e mëshirë që të marrin mësim.
44. E ti nuk ishe në anën perëndimore (të vendit ku All-llahu i foli Musait) kur Ne Musait ia besuam shpalljën (e bëmë pejgamber dhe dërguam te faraoni), e ti as nuk ishe aty pran.
45. Por Ne krijuam popuj (mes Musait e teje Muhammed), e koha ka zgjaur (ndaj, të dërguam ty). Dhe nuk banove në mesin e popullit të Medjenit e t’u lexosh këtyre argumentet Tona (lajmin për Musaln, për Shuajbin, për vvajzat e tij), por Ne të dërguam (dhe të njoftuam).
46. Dhe ti nuk ke qenë pranë Kodrës Tur kur Ne e thirrëm (Musain), por (tregimi ynë) është mëshirë nga Zoti yt, për t’ia tërhequr vërejtjen një populli që para teje nuk u kishte ardhur pejgamber, dhe ashtu ata të marrin mësim.
47. Dhe të mos thonë, kur t’i godasë ndonjë e papritur, të cilën e kanë merituar vetë: “Zoti ynë, përse nuk na ke dërguar ndonjë pejgamber që të pasonim argumentet Tua e të bëheshim besimtar!”
48. E kur Atyre u edhi e vërteta nga ana Jonë, ata thanë: “Përse nuk iu dha atij (Muhammedit) sikurse Musait (ndonjë mrekulli materiale)! Po a nuk e mohuan atë që iu dha Musait më parë?” E, thanë: “Dy magji që përmbajnë njëra-tjetërn. Dhe thanë: çdonjëren prej tyre ne e mohojmë!”
49. Thuaj: “Nëse është e vërtetë çka thoni, atëherë sillni një libër prej All-llahut që është edhe më udhëzues se këta dy (Tevrati e Kur’ani), e ti përmbahem edhe unë atij?”
50. E nëse ata nuk të përgjigjen ty, atëherë dije se ata ndjekin vetëm dëshirat e veta, e kush është më humbur se ai që duke pasur fakt prej All-llahut, ndjek epshin e vet? S’ka dyshim se All-llahu nuk udhëzon popullin zullumqar.
51. Ndërsa Ne pandërprerë u dërguam atyre shpalljen, ashtuqë të mendojnë.
52. E atyre që Ne ua dhamë librin përpara këtij, disa prej tyre i besojnë këtij (Kur’anit).
53. Dhe kur u lexohet atyre, thonë: “Ne kemi besuar atij, ajo është e vërtetë prej Zotit tonë, ne edhe para tij kemi qenë myslimanë!”

54. Atyre u jepet shpërblim i dyfishtë për arsye se bënë durim, dhe ata të keqen e largojnë me të mirën, e nga ajo që Ne e furnizuam, ata japin.
55. Dhe kur e dëgjojnë ndonjë llomotitje marrëzie, i kthejnë shpinën dhe thonë: “Ne kemi vepra tona e ju tuajat, qofshit larg nesh, ne nuk na duhen injorantët!”
56. Është e vërtetë se ti nuk mund ta udhëzosh atë që do ti, por All-llahu udhëzon kë të dojë dhe Ai është që di më së miri për të udhëzuarit.
57. Ata thanë: “Nëse ne ndjekim rrugën e drejtë së bashku me ty, ne me të shpejtë do të jemi të dëbuar prej vendit tonë!” Po a nuk u siguruam Ne atyre një vend të shenjtë e të sigurt që aty sillen frutat e çdo sendi si furnizim mga ana Jonë, po shumica e tyre nuk e dinë.
58. E sa vendbanime që përbuzën jetën e vet Ne i kemi shkatërruar, e ja, ato janë shtëpitë e tyre, që pas tyre ato pak kohë janë banuar prej dokujt dhe Ne ishim trashëgues të tyre.
59. Zoti yt nuk është i tillë që tq shkatërrojë venbanimet para se në kryeqendër të tyre të dërgoj pejgamber, i cili do t’u lexojë atyre argumentet Tona, dhe Ne nuk shkatërruam vendbanime, po vetëm kur banorët e tyre ishin zullumqarë.
60. Dhe çdo gjë që u është dhnë juve është kënaqësi dhe shije e kësaj bote, ndërsa ajo që është te All-llahu (thevabi) është shumë më e mirë dhe përhershme, pra, a nuk mendoni?
61. A është ai, të cilit Ne i kemi premtuar një premtim të mirë (për Xhennet), sikurse ai të cilit i kemi dhënë kënaqësi të kësaj jete, kurse në ditën e kijametit ai do të jetë prej të dënuarve?
62. (përkujto) DItën kur i thërret ata e u thotë: “Ku janë ata shokët e Mi, të ccilët ju i pandehnit (si zota)?”
63. E ata, të cilët e merituan fjfalën (dënimin)), thonë: “Zoti ynë, këta janë që ne i humbëm, i humbëm ata si hunbëm edhe vetë, ne para Teje tërhiqëm se ata nuk na adhueuan neve!”
64. Dhe u thuhet: “Thirrni zotat tuaj”! Ata i thërrasin, por ata nuk u përgjigjen dot, dhe shohin dënimin. E atëherë (do të dëshironin) sikur të kishin qenë në rrugën e drejtë (e të mos përjetonin dënimin).
65. Dhe ditën kur (All-llahu) i thërret ata e u thotë: “Çfarë përgjigje u keni dhënë të dërguarve? “
66. Atë ditë atyre u humbin faktet dhe ata nuk konsultohen ndërmjet vete.
67. E për sa i përket atij që është penduar, që ka besuar dhe ka bërë vepra të mira, ai le të shpresojë se është nga të shpëtuarit.
68. Zoti yt krijon çka të dojë dhe zgjedh kë të dojë, atyre nuk u takon zgjedhja. I pastër është i lartë është All-llahu nga çka i përshkruajnë për shok.
69. Dhe Zoti yt e di se ç’fshehin zemrat e tyre dhe se ç’faqin hapatzi.
70. Ai është All-llahu, nuk ka Zot tjetër pos Tij, vetëm Atij i takon falënderimi në këtë botë dhe në botën tjetër dhe vetëm ATij i takon gjykimi dhe te Ai ktheheni.
71. Thuaj: “Sikur All-llahu t’a bënte natën të përhershme (t’ua zgjaste) deri në ditën e kijametit, ç’mendoni, coli zot pos All-llahut do t’ju sillte juve dritë? A nuk merrni vesh”
72. Thuaj: “Më tregoni, nëse All-llahu ua bën ditën të vazhdueshme deri në ditën e

kijametit, cili zot pos All-llahut do t'ju sjellë natë që të pushoni në të? A nuk shihni (sa po gaboni)?"

73. Po mëshira e Tij, u bëri juve natën dhe ditën për të pushuar në të dhe për të përfituar nga begatitë e Tij, prandaj, të jini mirënjohës!.
74. Dhe ditën që i fton (All-llahu) e, thotë: "Ku janë ata që i menduat shokë të Mi?"
75. Dhe Ne do të nxjerrim prej çdo populli dëshmitarë e u themi: "Sillni argumentin tuaj!" ATëherë do ta kuptojnë se e drejta (për Zot) është vetëm e All-llahut, dhe dështon çdo trillim i tyre.
76. Karuni ishte nga populli i Musait dhe ai shtypte atë popull ngase Ne i patëm dhënë aq shumë pasuri sa që një grup i fuqishëm mezi bartin çelësat e (pasurisë së) tij, e kur populli i vet i tha: "Mos u kreno aq fortë sepse All-llahu nuk i do të shfrenuarit!"
77. Dhe me atë që të ka dhënë All-llahu, kërko (ta fitosh) botën tjetër, e mos le mangu atë që të takon nga kjo botë, dhe bën mirë ashtu siç të ka bërë All-llahu ty, e mos bën të këqia në tokë, se All-llahu nuk i do çrregulluesit.
78. Ai (Karuni) tha: "Më është dhënë vetëm në saje të dijes sime!" Po a nuk e di ai se All-llahu shkatërroi para tij nga popujt e lashtë asish që ishte edhe më i fuqishëm e më i pasur se ai, po mëkatarët kriminelë as që do të pyeten për faje e tyre (meqë All-llahu e di).
79. Ai (Karuni) doli para popullit të vet me stolinë e vet, e ata që kishin synim jetën e kësaj bote thanë: "ah, të kishim pasur edhe ne si i është dhënë Karunit, vërtet ai është fatbardhë!"
80. E ata që ishin të zotët e diturisë thanë: "Të mjerët ju, shpërblimi i All-llahut është shumë më i mirë për atë që besoi dhe bëri vepër të mirë, po atë nuk mund ta arrijë kush përveç durimtarëve!"
81. Po Ne atë dhe pallatin e tij i shafuam në tokë dhe, veç All-llahut nuk pati që ta mbrojë e as vetë nuk pati mundësi të mbrohet.
82. E ata që dje lakmuan të ishin në vendim e tij, filluan të thonë: "A nuk shihni se All-llahu me të vërtetë i jep begati e komoditet atij që do nga robërit e vet, e edhe ia mungon atë atij që do, e sikur All-llahu të mos bënte mëshirë ndaj nesh, do të na sharronte në tokë edhe neve; sa habi, se si jobesimtarët nuk gjejnë shpëtim!"
83. Atë, vend të përjetshëm (Xhennetin) u kemi përcaktuar atyre që nuk duan as mendjemadhësi e as ngatërresë në tokë, e përfundim i këndshëm u takon atyre që i frikësohen All-llahut.
84. Kush sjell me vete punë të mirë, atij do t'i takojë shpërblimi edhe më i madh, ndërsa a që paraqitet me punë të këqija, do t'i jepe dënim vetëm aq sa e ka merituar.
85. S'ka dyshim se Ai që ta bëri obligim Kur'anin, Ai do të kthejë ty aty ah erdhe. Thuaj: "Zoti im e di më mirë kush është që solli udhëzim të drejtë dhe kush është në humbje të sigurt".
86. Ti as nuk ke shpresuar se do të shpallet ty libri, por kjo është mëshirë e Zotit tënd, andaj ti kurrsesi të mos jeshë ndihmëtar i jobesimtarëve.
87. Dhe kurrsesi ata të mos shmangin ty nga ajetet e All-llahut meqë ato t'u kanë shpallur ty, dhe ti thirr te Zoti yt dhe kurrsesi mos u bën pasues i dëshirave të idhujtarëve.
88. Veç All-llahut mos adhuro ndonjë zot tjetër, s'ka të adhuruar tjetër veç Tij. Vetëm

Courtesy: www.hidayat.org

Atij i takon gjykimi dhe te Ai do të ktheheni!

## *29. Ankebut*

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Elif, Lamë, Mimë.
2. A menduan njerëzit të thonë: “Ne kemi besuar, e të mos vihen në sprovë?”
3. Ne i sprovuam ata që shin para tyre, ashtu që All-llahu gjithqysh do t’i dallojë ata që e thanë të vërtetën do t’i dallojë dhe gënjeshtarët.
4. A mos menduan ata që bëjnë vepra të këqija (krime) se do të na shpëtojnë (t’i ikin dënimeve)? Sa i shmtuar është gjykimi i tyre!
5. E kush shpreson takimin (shpërblimin) e All-llahut, s’ka dyshim se afati i All-llahut do të vijë pa tjetër, e Ai është dëgjuesi i dijshmi.
6. E kush lufton (përpiqet për të mirë), ai bën luftë për vete, se All-llahu vërtet nuk ka nevojë për askë në tërë botën.
7. Po ata që besuan dhe bënë vepra të mira, Ne me siguri do t’ua shlyejmë të këqijat do t’i shpërblejmë më së miri për atë që vepruan.
8. Ne e kemi obliguar njeriun me punë të mira ndaj prindërve të vet, e nëse ata të dy përpiqen të shpiejnë ty që të më pëshkruash Mua shok (zot tjetër) për çka ti nuk di asgjë, atëherë ti mos i respekto ata. Kthimi juaj është te Unë, e Unëdo t’ju njoftoj për atë që keni vepruar.
9. E ata që besn e bënë vepra të mra, ata do t’i rradhisim ndër më të mirët.
10. Ka disa njerëz që thonë: “Ne i kemi besuar All-llahut, e kur goditet me ndonjë të keqe për shkak të (rrugës së) All-llahut, si sprovimin prej njerëzve e trajton si dënimin e All-llahut (prej të cilit njerëzi ikin prej mosbesimit në besim), e nëse vjen ndonjë fitore prej Zotit tënd, ata do të thonë: “Ne kemi qenë me ju!” Po a nuk është Alahu që di më së miri për atë që është në zemrat e njerëzve?
11. All-llahu do t’i vërë në pah ata që besuan dhe do t’i vërë në thumb hipokritët.
12. Ata që nuk bsuan u thanë atyre që besuan: “Ejani në rrugën (në fenë) tonë, e ne po i bartim mëkatet tuaja (po qe se është mëkat rruga jonë). Po ata nuk do të bartin asgjë nga mëkatet e tyre, në të vërtetë ata janë gënjeshtarë.
13. Ata pa tjetër do të bartin barrën e vet, e me atë veten edhe barrë tjera, e në ditën e kijametit do të merren në përgjegjësi për atë që kanë trilluar.
14. Ne e dërguam Nuhun te populli i vet, e ai kaloi ndër ata njëmijë pa pesëdjetë vjet, e ata meqë ishin horra i përfshiu vërshimi.
15. Ndërsa atë vetë dhe të tjerët që ishin në anije, i shpëtuam dhe Ne atë (ngjarje) e bëmë argument për tërë botën.
16. Edhe Ibrahimin (e dërguam) kur ai popullit të vet i tha: “Adhuronie All-llahun dhe keni frikë prej Atij, se kjo, nëse e kuptoni, është shumë më mirë për ju.
17. Ju në vend të All-llahut jeni duke adhuruar vetëm idhuj që i trilloni vetë si gënjeshtarë. S’ka dyshim se ata që i adhuroni në vend të All-llahut, nuk posedojnë furnizimin tuaj, pra kërkonie furnizimin te All-llahu, adhuronie Atë dhe shprehni falënderimin Atij, pse te Ai do të ktheheni”.
18. Po nëse ju ërgënjeshtroni, edhe popuj para jush përgënjeshtruan, e të dërguarit nuk i takon tjetër pos komunikimi i kuptueshëm.

Courtesy: www.hidayat.org

19. A nuk e kanë vërejtur ata se si All-llahu nis krijimin, e pastaj atë e përsërit, e kjo është lehtë për All-llahun.
20. Thuaj: “Udhëtoni nëpër tokë e shikoni se si filloi krijimi, pastaj All-llahu e fillon krijesën tjetër (ringjalljen). Është e vërtet se All-llahu ka mundësi për çdo send.
21. Ai ndëshkon atë që do dhe mshiron kë të dojë dhe te Ai do të silleni.
22. Ju nuk keni mundësi ta bëni të paaftë (Zotin tuaj t’ju dënojë) as në tokë e as në qiell, dhe përpos All-llahut, nuk keni as mbrojtës as ndihmëtar”.
23. E ata që nuk besuan argumentet e All-llahut dhe takimin me Të, të tillët kanë humbur shpresën nga mëshira Ime dhe aa i pret dënimi i hidhur.
24. Po përgjegjja e popullit të tij nuk ishte tjetër vetëm të thotë: “Mbytnie atë (Ibrahimin) ose digjnie!” Mirëpo, All-llahu e shpëtoi atë prej zjarrit. Pë një popull që beson, këtu vërtet ka fakte bindëse.
25. Ai (Ibrahimi) tha: “Ju përqafuat, veç All-llahut, idhuj vetëm sa për bashkëjetesë mes jush në jetën e kësaj bote, e në ditën e kijametit (ndryshon gjendja) ju do të refuzoni njëri-tjetrin dhe do të mallkoni njëri-tjetrin; fundi juaj është zjarri, për ju nuk do të ketë ndihmëtarë”.
26. Atij (Ibrahimit) i besoi Luti, e ai (Ibrahimi) tha: “Unë shpërngulem atje ku më udhëzoi Zoti im, Ai është i gjithfuqishëmi, i urti”.
27. Dhe Ne i dhuruam atij Is-hakun dhe Jakubin, e në pasardhësit e tij shpallëm pejgamberllëkun dhe librin e shenjtë (librat e shpallura), atij i dhamë shpërblimin në këtë botë , kuse në botëm tjetër do të jetë ndër të mirët e përsosur.
28. (Dërguam) Edhe Lutin, i cili popullit të vet i tha: “Ju, bëni aq punë të shëmtuar sa askush para jush nga tërë bota nuk e ka bërë”.
29. Ju jeni që kontaktoni meshkujt, që sulmoni njerëzit në rrugë, që në vendtubimet tuaja bëni punë të ndyta. Përgjegjja e popullit të tij nuk ishte tjetër vetëm të thonë: “Nëse e thua të vërtetën, na silldënimin nga All-llahu?”
30. Ai tha: “O Zoti im, më ndihmo kundër popullit të prishur!”
31. E kur të dërguarit tanë (engjëjt) i erdhën me myzhde Ibrahimit, i thanë: “Ne jemi shkatërrues të banorëve të këtij qyteti, pse banorët e tij janë mizorë!”
32. Ai (Ibrahimi) tha: “Aty është Luti!” Ata i thanë: “Ne e dimë edhe më mirë se kush është aty, atë dhe familjen e tij do ta shpëtojmë përveç gruas së tij, ajo do të mbetet me të zhdukurit”.
33. E pasi të dërguarit tonë i erdhën Lutit, ai për shkak të tyre u shqetësua dhe u ngushtua, po ata i thanë: “Mos ke frikë, as ms u pikëllo, ne të shpëtojmë ty dhe familjen tënde, përveç gruas sate që do të mbetet me të dënuarit”.
34. Ne mbi banorët e këtij qyteti do të lëshojmë një dënim nga qielli për shkak se ata bëjnë punë të liga.
35. E nga ai vend Ne kemi lënë gjurmë për një popull që mendon.
36. E në Medjen (dërguam) vëllaun e tyre Shuajbin dhe si u tha: “O populli im, adhuronie vetëm All-llahun dhe kinie rikën ditën e fundit, e mos e teproni si shkatërrues në tokë!”
37. Po ata e përgenjështruan, andaj i përfshiu tërmeti dhe aguan të shtangur (të ftohur e të vdekur) në shtëpitë e tyre.
38. (I shkatërruam) Edhe Adin e Themudin, e venbanimet e tyre janë të qarta për ju.

Djalli ua pat zbukuruarveprat e tyre dke i shmangur nga e vërteta, edhe pse e shihni atë.

39. Edhe Karunin, faronin dhe Hamanin. Atyre Musai u solli fakte por ata treguan mendjemadhësi, ndaj nuk mundën t'i shptojnë dënimit.
40. Secilin prej tyre e kemi dënuar për shkak të mëkatit të vet; disa prej tyre Ne i goditëm me furtunë plot rërë, disa i shkatërruam me krismë nga qielli, kurse disa të tjerë i sharrum në tokë dhe disa përmbytëm në ujë. All-llahu nuk u bëri atyre ndonjë padrejt, por ata vetës së tyre i bënë padrejtë.
41. Shembulli i atyre, të cilët veç All-llahut morën mbrojtës (zota idhujsh), është si shembulli i marimangës që thur shtëpi, e sikur ta dinin ata, më e dobëta shtëpi është e shtëpia e marimangës.
42. All-llahu e di se ç'adhurojnë ata pos Tij (ose nuk adhurojnë asgjë), Ai është ngadhënjyesi, i urti. .
43. Këta janë shembuj që Ne ua sjellim njerëzve, po këta nuk i kupton kush pos dijetarëve.
44. All-llahu krijoi qiejt dhe tokën me një serozitet të caktuar. Në to më të vërtetë ka fakte për besimtarët.
45. Ti lexo atë që po të shpallet nga libri (Kur'ani), fal namazin, vërtet namazi largon nga të shëmtuarat dhe të irituarat, e përmendja e All-llahut është më e madhja (e adhurimeve); Allhu e di çpunoni ju.
46. Ithtarët e librit mos i polemizoni ndryshe (kurr i thirrni në fenë tuaj) vetëm ashtu si është më së miri, përveç atyre që janë mizorë dhe thuajuni: "Ne i besuam asaj që na u zbrit dhe që u zbrit juve dhe se Zoti ynë dhe Zoti juaj është një, dhe se ne i jemi dorëzuar Atij.
47. Dhe po ashtu (siç i zbritëm librat e mëparshëm), Ne ta zbritëm ty librin. E ata, të cilëve Ne u kemi dhënë librin, i besojmë këtij (Kur'anit) edhe nga ata (idhujtarët arabë) ka që i besojnë këtij, kurse argumentet tona nuk i refuzon askush, përpos jobesimtarëve".
48. Ti (Muhammed) nuk ishe që lexpn ndonjë libër para këtij, e as që shkruajshe atë me dorën tënde të djathtë, pse atëherë do të dshonin ata të prishurit.
49. Por jo ai është plot argumente të qarta në zenrat e atyre që u është dhënë dituria, e argumentet Tona nuk i mohon kush pos të shfrenuarëve.
50. Ata thanë: "Përse të mos i ketë zbritur atij një mrekulli nga Zoti i tij?" thuaj: "çështja e mrekullive është vetëm në duar të All-llahut, e unë nuk jam tjetër pos tërheqës i vërejtjes dhe shpjeues.
51. Po a nuk u mjafoti atyre që Ne ta shpallëm librin, icili u lexohet atyre, e s'ka dyshim se kjo është dhuratë e përkujtim për njerëz që duan të besojnë".
52. Thuaj: "Mjafton që All-llahu është dëshmitar ndërmjet meje dhe juve, Ai e di ç'ka në qiej e në tokë, e ata që i besuan të kotës e nuk e besuan All-llahun, ata janë të dështuarët".
53. Ata kërkojnë prej teje ngutjen e ndëshkimit, e sikur të mos ishte afati i caktuar, atyre do t'u vinte ndëshkimi, po ai patjetër do t'u vijë atyre befas ashtu që ata nuk e hetojnë.
54. Po, si e kërkojnë ata ngutjen e ndëshkimit? E në të vërtetë Xhehennemi është që i ka

Courtesy: www.hidayat.org

rrethuar në të gjitha anët jobesimtarët.
55. Ditën kur ata i mbulon dënimi (i zjarrit) prej së larti dhe së poshtmi nën këmbët e tyre, e u thonë: “Shijone atë që keni vepruar!”
56. O robët e Mi që besuat, toka Ime është e gjërë, pra vetëm Mua më adhuroni.
57. Secili njeri do të shijojë vdekjen, e pastaj do të ktheheni te Ne.
58. E ata që besuan dhe bënë vepra të mira, atyre do t’u bëjmë vend të lartë në Xhennet në të cilin rrjedhin lumenj, aty janë përgjithmonë; sa i mirë është shpërblimi për ata që vepruan.
59. Të cilët benë durim dhe vetëm Zotit të tyre iu mbështetën.
60. Sa e sa gjallesa janë që nuk kanë mundësi për furnizimin e vet. All-llahu i furnizon ato ehe juve. Ai është dëgjuesi, i dijshmi.
61. Nëse ti i pyet ata: “Kush krijoi qiejt e tokën, kush i nënshtroi (të lëvizin) diellin dhe hënën?” Ata do të thonë: “All-llahu!” E si prapsoheni, pra?
62. All-llahu i jep furnizim atij që do nga robërit e vet, e ia pakëson (shtrëngon) aitj që do. Vërtet, All-llahu është i gjithdijshëm për çdo gjë.
62. Dhe nëse ti pyet ata: “Kush e lëshon shiun nga qielli dhe me të e ngjall tokën pas vdekjes së saj?” Ata thonë: “All-llahu!” Thuaj: “Falënderimi i qoftë All-llahut, por shumica e tyre nuk mendojnë”.
64. Kjo jetë e kësaj bote nuk është tjetër vetëm se dëfrim e lojë, e jetë e vërtetë, padyshim është ajo e botës së ardhme (Ahireti), sikur ta dinin.
65. (Idhujtarët e dinë për All-llahun pse) Kur hipni ata në anije (u këputet lidhja me tokë, dhe frikësohen) i luten sinqerisht All-llahut, e kur i shpëton ata (dhe dalin) në tokë, qe, po ata të njejtit lusin idhuj!
66. Po le të përbuzin ato të mira që ua dhamë dhe le të kënaqen, (e mos të besojnë), se më vonë do ta kuptojnë.
67. A nuk e kanë vërejtur ata se Ne kemi bërë vendin e shenjtë (Mekën) të sigurt, e njerëzit për rreth tyre rrëmbehen (plaçkiten, mbyten). Po, a i besojnë ata të kotës, e të mirat e All-llahut i përbuzin?
68. E kush është më mizor se ai që shpif gënjeshtër ndaj All-llahut, ose përgënjeshtron të vërtetën pasi t’i ketë ardhur ao? Po, a nuk është Xhennemit vend për jobesimtarët?
69. E ata, të cilët luftuan për hir Tonë, Ne, me siguri do t’i orientojmë rrugës për te Ne, e nuk ka dyshim se All-llahu është në krahun e besimtarëve.

## ***30. Rum***

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Elif, Lamë, Mimë.
2. Bizantinët (rumët) u mundën,
3. në tokën më afër (tokës arabe), po pas disfatës së tyre, ata do të ngadhënjejnë,
4. brenda pak viteve. çështja është vendim i All-llahut, fillim e mbarim (për disfatë dhe për fitore). E atë ditë (kur do të fitojnë bizantinët) besimtarët do të gëzohen,
5. për ndihmën e All-llahut. Ai ndihmon atë që do dhe Ai është i gjithëfuqishëm, mëshirues.
6. Premtimi i All-llahut është (ky), All-llahu nuk e thyen premtimin e Vet, por shumica e njerëzve nuk po dinë.

Courtesy: www.hidayat.org

7. Edhe atë që dinë nga jeta e kësaj bote, është dije e cekë, por ndaj jetës së përjetshme (ndaj Ahiretit) ata janë plotësisht të verbëruar (të painteresuar).
8. Dhe, a nk menduan ata me vetën e tyre se All-llahu nuk krijoi qiejt dhe tokën dhe çdo gjë që gjendet ndërmjet tyre pa ndonjë qëllim të caktuardhe për një kohë të kufizuar por një pjesë e njerëzve janë mohues të takimit me Zotin e tyre (në momentin e ringjalljes pas vdekjes).
9. A nuk udhëtuan ata nëpër tokë e të shohin se si qe përfundimi i atyre që ishin para tyre!?? Ata ishin edhe më të fortë se këta, ata e lëruan tokën dhe e rindërtuan atë më shumë se sa këa, e rindërtuan, atyre u patën ardhur të dërguarit e vet me fakte të qarta. Pra, Alahu nuk ishte që t'ju bëjë të padrejtë atyre, por ata vetvetes i bënë të padrejtë.
10. Mandej përfundimi i atyre që bënë punë të këqia, ishte më i keqi, për shkak se argumentet e All-llahut i përgënjeshtruan dhe talleshin me to.
11. All-llahu e fillon krijimin, mandej e përsërit atë, e më në fund te Ai do të ktheheni.
12. E ditën kur të ndodh kijameti, kriminelët heshtin.
13. Ata nuk do të kenë ndërmjetësues (ndihmëtarë) prej shokëve (zotave) të tyre, e me shokët (zotat) e tyre ishin jobesimtarë.
14. Dhe ditën kur të ndodhë kijameti, atë ditë do të ndahen (njerëzit).
15. E ata, të cilët besuan dhe bënë vepra të mira, ata d të jenë të gëzuar në një kopshtë (të Xhennetit).
16. E për sa u përket atyre që nuk besuan, dhe i bënë të rreme argumentet Tona dhe takimin në botën tjetër, ata do të kenë mundime (azab) të vazhdueshme.
17. Atëherë, All-llahun lartësonie kur të vijë mbrëmja dhe kur të agojë mëngjesi.
18. Falënderimi i takon vetëm Atij prej gjithçka ka në qiej e në tokë, edhe në mbrëmje edhe ditën.
19. Ai krijon të gjallin prej të vdekurit dhe të vdekurin prej të gjallit, Ai e ngjall tokën pas vdekjes së saj, e po ashtu edhe ju do të nxirreni (të gjallë prej varrezave).
20. Nga faktet (e fuqisë) e Tij është edhe ajo, se Ai ju krijoi prej dheu, e mandej ju (u zhvilluat në) njerëz që vepronі të shpërndarë.
21. Dhe nga faktet (e madhërisë së) e Tij është që për të mirën tuaj, Ai krijoi nga vetë lloji juaj palën (gratë), ashtu që të gjeni prehje te ato dhe në mes jush krijoi dashuri dhe mëshirë. Në këtë ka argumente për njerëzit që mendojnë.
22. Nga argumentet e Tij është krijim i qiejve e i tokës, ndryshimi i gjuhëve tuaja dhe i ngjyrave tuaja. Edhe në këtë ka argumente për njerëz.
23. Nga argumentet e Tij është edhe gjumi juaj natën dhe ditën, edhe përpjekja juaj për të fituar nga të mirat e Tij. Në këtë ka argumente për popullin që dëgjon.
24. Nga argumentet e Tij është edhe ajo që ua dëfton vetëtimën edhe frikë e dhe si shpresë, dhe nga qielli lëshon shi e me të e ngjall tokën pas vdekjes së saj. Në këtë ka argumente për një popull që di të mendojë.
25. Nga argumentet e Tij është që me fuqinë e Tij bëri të qëndrojë (pa shtyllë) qielli e Toka, mandej kur t'ju thërret juve me një thirrje prej tokës, ju menjëherë dilni.
26. E Tij është çka në qiej e në tokë dhe të gjithë vetëm Atij i përulën.
27. Dhe Ai është që e shpik jetën dhe pastaje përsërit atë, e ajo (përsëritja) është edhe më e lehtë oër Te (sipas mendimit tuaj). Shembëlltyra më e lartë është vetëm e Tij në qie

tokë dhe Ai është mbizotëruesi, i urti.

28. Ai (Zoti) ju jep një shembull nga vetë ju; a i keni shokë (ortakë) ata që janë në posedim tuaj (shërbëtorët), në atë që Ne u dhamë juve (në pronësi), që të jeni ju të barabartë në të, (në përdorimin e saj) e të frikësoheni prej tyre (se po marrin kompetencë) si frikësoheni ju në mes vete. (Ju nuk pranoni ortakë shërbëtorët tuaj, të jeni të barabartë, nuk keni frikën e tyre, e si më përshkruani Mua ortakë)? Ne kështu u sqarojmë faktet njerëzve që janë të zotët e mendjes.
29. Jo (ata nuk kanë fakt), por ata që i bënë të padrejtë vetes, të cilët pa ndonjë fakt të dijes shkuan pas epshit të vet. Po kush mund ta vërë në rrugë të drejtë atë që All-llahu e ka lënë të humbur, e ata nuk do të kenë ndihmëtarë.
30. Përqënrohu në vetëvetën tënde sinqerisht në fenë, ilrguar prej çdo të kote, (e ajo fe), feja e All-llahut në të cilën i krijoi njerëzit, s'ka ndryshim (mos ndryshoni) të asaj natyrshmërie të krijuar nga All-llahu, ajo është feja e drejtë por shumica e njerëzve nuk e dinë.
31. (Përqëndrohu në atë fe) Të kthyer sinqerish te Ai, kini frikë prej Atij dhe falnie namazin e mos u bëni nga idhujtarët,
32. Të cilët e përqanë fenë e tyre dhe u ndanë në grupe, ku secili grup i gëzohet idesë së vet.
33. Kur njerëzit i prek ndonjë e keqe, ata me përulje i luten Zotit të tyre, duke iu drejtuar vetëm Atij, e kur AI nga të mirat e veta u shijon atyre, ja, që një grup prej tyre i përshkruajnë shok Zotit të vet.
34. Le të mohojnë atë që Ne u kemi dhënë, pra kënaquni, e më vonë do ta kuptoni.
35. A mos Ne u kemi shpallur atyre ndonjë argument, që ai vërteton (flet) për atë që ata Mua më përshkruajnë shok?
36. E kur Ne u japim njerëzve begati të mira, ata u gëzohen atyre, e nëse ata i godit ndonjë e keqe për shkak të veprimit të tyre, atëherë ata e humbin shpresën.
37. Vallë, po a nuk shohin ata se All-llahu ijep furnizim të mjaftueshëm atij që do Ai dhe ia pakëson. Në këtë, për një popull që beson, Ka argument.
38. Andaj, jepja të afërmit atë që i takon, e ehe te varfërit edhe udhëtarit, e kjo është shumë më e dobishme për ata që vepronë për hirë të All-llahut dhe të tillët janë ata të shpëtuarit.
39. Dhe çka të jepni nga pasuria për të shtuar e rritur (me kamatë), në pasurinë e njerëzve, ajo nuk do të shtohet te All-llahu, e çka të jepni nga sadakaja (bamirësia) me qëllim që t'i afroheni All-llahut, të tillët janë ata që u shumfishohet (shpërblimi).
40. All-llahu është Ai që ju jrijoi, që ju furnizoi, që ju bën të vdisni e pastaj ju ngjall. A ka ndonjë prej zotave tuaj që mund të bëjë diçka nga këto? I pastër është AI i pa të meta, i madhëruar është Ai nga çka ata ia mveshin dhe trillojën.
41. Për shkak të veprave (të këqia) të njerëzve, janë shaqur në tokë e në det të zeza (bela, skamje, katastrofa, humbje e bereqetit etj. ), e për ta përjetuar ata një pjesë të kësaj të keqeje që e bënë, ashtu që tërhiqen (nga të këqijat).
42. Thuaj: "Ecni nëpër tokë dhe shikoni s si ishte përfundimi i atyre që ishin më parë, shumica e tyre iashin jobesimtarë".
43. Ti përmbaju fuqimisht fesë së drejtë, para se të vijë dita që nuk ka kthim, pse prej All-llahut është caktuar, atë ditë ata (njerëzit) ndahen.

44. Kush nuk besoi, barrën e mosbesimit të vet e ka kundër vetes, e kush e bëri punë të mirë, ata vetvetes i përgaditë vendin (Xhennetin).
45. QË t'i shpërblejë Ai (All-llahu) nga të mirat e veta, ata që besuan dhe bënë vepra të mira, vërtet, Ai nuk i do jobesimtarët.
46. Nga argumentet e Tij është edhe: Që Ai t'i lëshojë erërat myzhdexhinj dhe t'u shijojë juve nga meshira e vet (shiun); dhe të lundrojë anijet me vullnetin e Tij, dhe që të përfitoni nga të mirat e Tij dhe ashtu, ju jeni mirënjohës.
47. Ne edhe para teje popujve të tyre u dërguam pejgamberë dhe ata u erdhën atyre me argumente të qarta, e kundër atyre që bën krim, Ne ndërmorëm masa mdëshkuese. Obligimi yni ishte të ndihmojmë besimtarët.
48. All-llahu është Ai që i lëshon erërat, e ato lëkundin retë dhe Ai i shtrinë lart si të dojë e i bën ato edhe të ndara në pjesë, dhe përmes tyre e sheh se si bie shi, e kur ia lëshon atë kujt të dojë prej robërve të vet, qe, ata gëzohen.
49. Edhe para se t'u binte (shiu) atyre, ata më para tij ishin të dëshpruar.
50. E sikur Ne të lëshojmë një erë e ta shohin atë (të mbjellat) e zverdhura, pa dyshim ata pas kësaj do të jenë mohues (përbuzës).
52. Në të vërtetë, ti (Muhammed) nuk mund t'i bësh të dëgjojnë të vdekurit e as nuk mund ta bësh që të shurdhëti të dëgjojnë thirrjen, kur ata kthejnë shpinën.
53. Dhe as që je ti udhëzues i rë verbërve nga humbja e tyre, ti nuk mund ta bësh të dëgjojë tjetër vetëm atë që u beson argumenteve Tona, se ata janë të bindur.
54. All-llahu është Ai që ju krijoi në gjendje të dobët, pastaj pas asaj dobësie ju dha fuqi, e pas fuqisë, dobësi e pleqëri. Ai krijon çka të dojë, Ai është më i dijshmi, më i fuqishmi.
55. e ditën kur të bëhet kijameti ( ditën e gjykimit), kriminelët betohen se nuk qëndruan (në dynja) gjatë, por vetëm një çast të shkurtër. Kështu kanë qenë ata që i bishtëruan të së vërtetës.
56. E atyre që iu është dhënë dija dhe besimi thonë: "Ju keni qëndruar aq sa u pat caktuar All-llahu deri në ditën e ringjalljes, e kjo pra është dita e ringjalljes, por ju ishit që nuk e pranonit!"
57. E ata ditë për ata që bënë zullum, arsyetimi nuk u bën dobi e as që kërkohet prej tyre të justifikohen.
58. Ne në këtë Kur'an u kemi sjellë të gjithë shembujt, po pasha All-llahun, edhe sikur t'u sillje çfarëdo mrekullie ti atyre, ata që nuk besuan do të thoin: Ju (Muhammedi me besimtarë) nuk jeni veçse mashtrues (gënjeshtarë).
59. Në këtë mënyrë All-llahu vulos zemrat e atyre që nuk kuptojnë.
60. Ti pra bën durim, pse premtimi i All-llahut është i saktë, e kurrsesi të mos luhasin ty ata që janë të dyshimtë.

## ***31. Lukman***

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Elif, Lamë, Mimë.
2. Ato janë ajetet të librit me plot urtësi të përsosur.
3. E që janë udhëzim e mëshirë për ata që janë punëmirë.
4. Të cilët rregullisht e falin namazin dhe japin zeqatin dhe ata, e mu ata janë të

Courtesy: www.hidayat.org

plotbindur për botën tjetër (Ahiretin).

5. Të tillët janë të udhëzuar në një rrugë të qartë prej Zotit të vet dhe janë fatlumë.
6. Po ka nga njerëzit që blenë tregime boshe e më qëllim që t'i largojnë njerëzit prej rrugës së All-llahut pa pasur kurrfarë fakti dhe për t'i marrë ato (ajetet e) All-llahut si tallje. Për ta me siguri është përgaditur dënim i turpshëm.
7. E kur lexohen atij ajetet Tona, ai kthehet kryelartë dhe bëhet sikur nuk i ka dëgjuar ato, bëhet sikur në veshët e tij ka shurdhim të rëndë, pra, ti përgëzoje atë më një dënim të dhëmbshëm.
8. E ata që besuan dhe bënë vepra të mira, për ata janë Xhennetet e begatshme,
9. që në to janë përgjithmonë. Premtimi i All-llahut i prerë, e Ai është i gjithfuqishmi, i urti.
10. Ai i krijoi qiejt pa shtylla, sikurse po i shihni e në tokë vendosi kodra të rënda që të mos luajë vendi bashkë me ju e nëpër të shpërndau nga të gjitha gjallesat, dhe nga qielli Ne kemi lëshuar shi e kemi bërë të mbijnë në të nga të gjitha llojet më të dobishme.
11. Kjo është vepër e krijimit të All-llahut, e me trgoni pra mua se ç'krijuan ata të tjerët pos Tij. jo. asgjë, pra, idhujtarët janë në një humbje të pafund.
12. Ne i patëm dhënë Llukmanit mençuri të përsosur (e i thamë): Të falënderosh All-llahun, e kush falënderon, e Mira e ati falënderimi i takon atij, e kush refuzon (edhe ai e ka për vete), në të vërtet, All-llahu nuk ka nevojë (për falënderimin e tij) pse Ai vetë është i lavdishëm.
13. (prkujtoju popullit tënd) Kur Llukmani duke e këshilluar, birit të vetr i tha: "O djali im, mos i përshkruaj All-llahut shok, sepse idhujtaria është padrejtësi më e madhe!"
14. Ne njeriun e kemi urdhëruar për (sjellje të mira ndaj) prindërit të vet, sepse nëna e vet atë e barti me mund pas mundi dhe pas dy viteve ia ndau gjinin. (e porositëm) Të jeshë mirënjohës ndaj Meje dhe ndaj dy prindërve tu, pse vetëm te Unë kthimi juaj.
15. E nse ata të dy tentojnë ë ti të më përshkruash Mua shok, për çka ti nuk ke kurrfarë fakti, atëherë mos i respekto ata, o në çështjet e jetës së kësaj bote të keshë mirëkuptim ndaj tyre, e ti ndiqe rrugën e atij që është i kthyer kah Unë, mande kthimi juaj është te Unë, e Unë do t'ju njoftoj për atë që keni punuar.
16. O djali im, s'ka dyshim se edhe ajo (vepra) peshon sa kokrra e lirit, e të jetë e fshehurnë rrasë guri, ose në qiej apo në tokë, All-llahu do ta sjellë atë, se All-llahu është i butë dhe hollësisht i informuar.
17. O djali im, fale namazin, urdhëro për punë të mira, e ndalo nga të këqiat, përballo me durim çdo gjë që të godet, vërtet, këto janë nga çështjet më të preferuara.
18. Dhe mos shtrembëro fytyrën tënde prej njerëzve, mos ec nëpër tokë kryelartë, se All-llahu nuk e do asnjë mendjemadh e që shumë lavdërohet.
19. Të jesh i matur në ecjen tënde, ule zërin ënd, se zëri më i egër është zëri i gomarit.
20. A nuk e dini j se All-llahu nënshtroi për të mirën tuaj çka në qiej e çka në tokë dhe plotësoi ndaj jush të mirat e Tij të dukshmen e të fshehta, e megjithatë prej njerëzve ka që polemizojnë çështjen e All-llahut duke mos pasur as dituri, duke mos qenë i udhëzuar dhe duke mos pasur libër të ndritshëm.
21. Dhe kur atyre u thuhet: "Pasoni atë që e shpall All-llahu" ata thonë: "Jo, ne ndjekim atë që gjetëm te prindërit tanë!" E edhe sikur t'i kishte thirrur ata në dënimin e

Courtesy: www.hidayat.org

zjarrtë!
22. E kush ia dorëzon veten All-llahut duke qenë edhe punëmirë, ai është kapur për lidhjen më të sigurt dhe vetëm te All-llahu është përfundimi i çështjeve.
23. Ty mos të brengos mosbesimi i atij që nuk beson, kthimi i tyre është vetëm te Ne, e për atë që vepruan, Ne do t'u tregojmë. All-llahu vërtet është i dijshëm për atë që mbajnë në zemra.
24. Ne u japim të jetojnë pak (në këtë botë), e pastaj i shtrëngojmë ata me një dënim të rëndë.
25. Nëse ti pyet ata: Kush krijoi qiejt e tokën? Me siguri do të thonë: "All-llahu!" thuaj: "All-llahut i qoftë lavdërimi!" Por shumica e tyre nuk dinë.
26. Vetëm të All-llahut janë të gjitha që gjenden në qiej e në tokë; All-llahu është Ai që s'ka nevijë dhe është i lavdishëm.
27. Sikur të gjithë drutë në tokë të jenë lapsa dhe sikur deti t'i shtohen edhe shtatë dete (e të jenë me ngjyrë), nuk do të mbaroni fjalët e All-llahut (do të shterroheshin detet, do të soseshin lapsat, e jo mrekulitë e Zotit). All-llahu është ngadhënjyesi i urtë.
28. Krijimi dhe ringjallja juaj nukështëmë e rëndë se krijimi i një qenije (një njeriu); vërtet, All-llahu është që i dëgjon e isheh veprat e njerëzve.
29. A nuk e di se All-llahu e fut (errësirën) natën në ditë dhe fut (dritën) ditën në natë, dhe AI i nënshtroi Diellin e Hënën (të lindin e të përendojnë) dhe secili rrjedh (noton) deri në një afat të caktuar dhe se All-llahu hollësisht është i njohur për atë që vepronì.
30. Kjo (dokumenton) se All-llahu është Ai (Zot) i vërtetë, dhe se ajo që adhurojnë pos Tij është gënjeshtër, e All-llahu është Ai i larti, i madhi.
31. A nuk sheh se anijet lundrojnë në saje të mirësisë së All-llahut, e oër t'u reguar juve madhërinë e Tij. Vërtet, edhe në këtë ka argument për secilin që është shumë i durueshëm dhe shumë mirënjohës.
32. E kur i mbulon ata ndonjë valë si reja, i drejtohen All-llahut sinqerisht me besim vetëm ndaj Tij, e kur i shpëton ata e dalin në tokë, ka disa prej tyre që i mbesin besimit të drejtë, e faktet Tona nuk i refuzon kush pos të pabeit dhe përbuzësit.
33. O ju njerëz, kini frikë ditës kur prindi nuk mund t'i bëjë dobi fëmijës së vet, e as fëmija nuk mund t'i bëjë asnjë send prindit të vet. Premtimi i All-llahut (për thevab ose azab) është e sigurt, pra mos ju mashrojë jeta e kësaj bote dhe të mos ju mashrojë ndajë All-llahut djalli mashtrues.
34. S'ka dyshim se vetëm All-llahu e di kr do të ndodhë kijameti, Ai e di kur e lëshon shiun. Ai e di se çka në mitra (të nënave), nuk e di kush pos Tij se çka do t'i ndodhë (çka do të punojë) nesër, dhe askush nuk e di, pos Tij, se në ç'vend (ose kohë) do të vdesë. All-llahu është më i dijshmi, më i njohuri.

## ***32. Sexhde***

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Elif, Lamë, Mimë.
2. Shpallja e librit (e Kuranit), nuk ka dyshim se është (shpallje) nga Zoti i gjithësisë.
3. A mos po thonë se ai (Muhammedi) e trilloi? Jo, ajo është e vërtetë prej Zotit tënd që t'i tërheqësh vërejtjen një populli që nuk u erdhi ndonjë pejgamber para teje, ashtu

Courtesy: www.hidayat.org

që ata të gjejnë rrugën e drejtë.

4. All-llahu është Ai që krijoi qiejt dhe tokën dhe gjithë ç'ka ndërmjet tyre, brenda gjashtë dite, pastaj mbizotëroi Arshin. Përveç Tij nuk keni ndonjë ndihmëtar tjetër e as ndërmjetësues, pra a nuk jeni kah mendoni!
5. Ai është që udhëheq çështjen (e të gjitha krijesave) prej qiellit në tokë, pastaj ajo (çështja) ngritet te Ai në një ditë që sipas llogarisë suaj është sa njëmijë vjet.
6. Ai është njohës i të (gjitha) fshehtës dhe të dukshmes, i gjithëfuqishmi, Mëshirëbërësi.
7. Ai që përsosi krijimin e çdo sendi, e krijimin e njeriut e filloi nga balta.
8. Pastaj bëri që pasardhësit e tij të rrjedhin prej një pike uji të dobët.
9. Mandej, Ai e formëson atë (në barkun e nënës) dhe nga ana e vet i jep shpirt atij dhe Ai është që juve ju pajis edhe me dëgjim, me të parit dhe me zemër, e pak send është ajoqë ju falënderoni.
10. E ata thanë: "A pasi që ne të tretemi në tokë, a thua ne rishtazi do të krijohemi?" Por (çka është edhe më keq) ata nuk besojnë se do të dalin para Zotit të tyre.
11. Thuaj: "Engjëlli i vdekjes, i cili është caktuar për ju, ua merr shpirtrat, e pastaj do të ktheheni te Zoti juaj".
12. E, sikur të shihje mëkatarët se si ukin kokat e veta pranë Zotit të tyre: "Zoti ynë, tash pamë dhe dëgjuam, na kthe pra edhe një herë e të bëjmë vepra të mira, se tash jemi të bindur". 13. Sikur të kishim dëshiruar Ne, scilit do t'i jepnim udhëzimin, por fjala (vendimi) Ime ka marrë fund (definitiv) se do ta mbush Xhehennemin së bashku me exhinë e njerëz.
14. Prandaj shijoni këtë (dënim) për shkak se ju të e patët harruar takimin tuaj në këtë ditë, e edhe Ne tash u harruam juve, ndaj, për shkak të asaj që keni vepruar, shijoni dënimin e përjetshëm.
15. Argumentet tona, i besojnë, në t vërtetë, ata që kur këshillohen me to, bien në fytyra (bëjnë sexhde), që madhërojnë Zotin e tyre në shenjë falënderimi dhe ata nuk bëjnë kryelartësi,
16. I heqen trupat e tyre prej dyshekëve, duke e lutur Zotin e tyre nga frika dhe nga shpresa dhe nga ajo që Ne u kemi dhënë (pasuria) atyre, ata japin.
17. Pra, për ata që kanë vepruar nuk di askush për atë kënaqësi (të zemrës e shpirtit) që u është caktuar atyre si shpërblim.
18. A mos është ai që ishte besimtarë, sikurse ai që ishte jasht rrugës? Jo! Këta nuk janë të barabartë.
19. Për sa u përket atyre që besuan dhe bënë vepra të mira, ata, për hir të veprave që i bënë, vendpritje e kanë Xhennetin.
20. E ata që nuk respektuan All-llahun, skutë e tyre është zjarri. Sa herë që të tentojnë të dalin nga ai, kthehen në të dhe atyre u thuhet: "Shijoni dënimin e zjarrit që ju e konsideronit rrenë.
21. Ne do t'u shijojmë atyre dënimin më të shpejtë (në dynja) para dënimit të madh (në Ahiret), ndoshta do të tërhiqen (prej të këqiave).
22. E kush është më zullumqarë se ai që këshillohet me ajetet e Zotit të vet, e pastaj u kthyen shpinën atyre? Ne me siguri do të hakmirremi kundër kriminelëve.
23. Ne i patëm dhënë edhe Musait librin, e ti (Muhammed) mos ke dyshim në çka pranon (në Kur'anin libër qiellor si Musait), kurse atë (librin e Musait) e bëmë

Courtesy: www.hidayat.org

udhërrëfyes për beni israilët.

24. Dhe prej tyre Ne bëmë prijës që me urdhërin Tonë udhëzojmë, pasi që ata (që i bëmë prijësa) ishin të durueshëm dhe ndaj argumenteve Tona ishin të bindur.
25. S'ka dyshim se Zoti yt është Ai që në ditën e kijametit do të gjykojë mes tyre në atë që ishin të përçarë.
26. A nk e kanë të qartë ata (mekasit) se sa nga popujt para tyre i shkatërruam, që nëpër ato vendbanime të tyre janë kah kalojnë? Është e vërtetë se ato (vende të shkatërruara) ka fakte, se nuk janë duke dëgjuar me vëmendje?
27. Si nuk kanë parë ata se Ne e sjellim ujn në tokën e thatë dhe me të nxjerrim bimë që prej tyre ushqehen kafshët e tyre, bile edhe ata vetë, A nuk janë duke parë (e të kuptojnë)?
28. E në anën tjetër ata thonë: "e kur do të jetë ai ngadhënjim (çlirimi i Mekës ose gjykimi i Zotit), nëse jeni të drejtë çka thoni.
29. Thuaj: "Ditën e kijametit, atyre që kanë qenë jobesimtarë, nuk u bën dobi besimi e as nuk u jepet afat.
30. Andaj, ti largohu prej tyre dhe prit, edhe ata janë duke pritur.

## ***<u>33. Ahzab</u>***

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. O ti Pejgamber, qëndro i fortë në besnikëri nda All-llahut, e mos i përfill jobesimtarët dhe hipokritët, se vërtet All-llahu ësht i gjithëdijshëm, i di çështje në hollësi.
2. Dhe ti vepro sipas asaj që po të shpallet nga Zoti yt; All-llahu është i njohur shumë mirë me atë që ju veproni.
3. E, mbështetu në All-llahun, se mjafton që All-llahu të jetë mbrojtës yti.
4. All-llahu nuk krijoi dy zemra në gjoksin e asnjë njeriu e as nuk ua bëri gratë tuaja, prej të cilave largoheni me dhihar nëna tuaja, (duke krahasuar shpinën e gruas me atë të nënës), e as nuk ua bëri djem tuaj të adoptuarit tuaj (fëmijët e tjetërkujt që po i adoptoni si të juaj). Këto janë vetëm thënie tuaja që i shqiptoni me gojët tuaja, e All-llahu e thotë atë që është realitet, dhe Ai udhëzon në rrugën e drejtë.
5. Ju thirrni (mbështetni) ata në etëri e vërtetë të tyre, kjo është më e drejtë te All-llahu, e nëse nuk ua dini (nuk dini se kush janë) etërit e tyre, atëherë ata janë vëllezërit tuaj dhe të afërmit tuaj në fe. Nuk ëshë ndonjë mëkat jauji ajo pë çka keni gabuar, por (është mëkat) ajo që zemrat tuaj e bëjnë qëllimisht, po All-llahu është që falë, është mëshirues.
6. Pejgamberi është më i ndishëm ndaj besimtarëve se sa ata ndaj vetë vetvetes së tyre, ndërsa gratë e tij janë në vend të nënave të tyre. E ata (të afërmit) farefisi nga barku, sipas dispozitave të All-llahut, kanë më tepër përparësi ndaj njëri tjetërit se sa besimtarët e tjerë dhe se sa muhaxhirët ( të mërguarit), përveç nëse dashamirëve tuaj doni t'u bëni ndonjë të mirë (u lëni testament ose diç tjetër). Kjo është e regjistruar në librin e shquar (Lehvi mahfush, Kur'an).
7. (përkujto) Kur Ne e morëm (me betim) prej pejgamberve premtimin e tyre; edhe prej teje, prej Nuhut, Ibrahimit, Musait, Isait birit të Merjemes, pra morëm prej tyre besë të fotrë.
8. Për të marrë në pyetje këta të sinqertë për sinqeritetin e tyre, e për jobesimtarët Ai ka

Courtesy: www.hidayat.org

përgatitur ndëshkim të dhembshëm.

9. O ju që keni besuar, përkujtonie të mirën e All-llahut ndaj jush, kur juve u erdhi një ushtri e Ne kundër tyre lëshuam një furtunë dhe ushtri që ju nuk e shihnit, e All-llahu e shihte atë që ju vepronit.
10. Kur ata u erdhën juve edhe prej së larti edhe prej së poshti, dhe kur shikimet u shtangën, e zemrat arritën në fyt, e ju sajonit mendime të llojllojta për All-llahun.
11. Atje, në atë vend qenë sprovuar jobesimtarët, dhe qenë tronditur me një dridhje të fortë.
12. Kur hipokritët dhe ata që në zemrat e tyre kishin sëmundje, thonin: "All-llahu dhe i dërguari Tij, nuk na premtuan tjetër vetëm se mashtrim!"
13. Dhe kur një grup prej tyre thanë: "O banorë të Jethribit, nuk ka qendresë për ju, ndaj kthehuni!" E një grup prej tyre kërkonin lejen e Pejgamberit, duke thënë: "Shtëpitë tona janë të pambrojtura, në realitet ata nuk donin tjetër por vetëm të iknin.
14. Dhe sikur t'u hynin atyre nga anët e saj (Medinës) dhe prej tyre të kërkohej tradhëtia, ata do të ishin të gatshëm për të dhe nuk do të vononin aspak. (të tradhëtonin).
15. E, ata ishin që i patën dhënë besën All-llahut më parë se nuk do të kthehen prapa (nuk do të ikin), pra premtimi i dhënë All-llahut mban edhe përgjegjësi.
16. Thuaj: "Nëse ikët prej vdekjes ose prej mbytjes, ikja nuk do t'ju bëjë dobi, sepse edhe atëherë nuk do të (shpëtoni) përjetoni vetëm për pak kohë".
17. Thuaj: "Kush do t'ju mbrojë prej All-llahut, nëse Ai ua ka caktuar ndonjë të keqe, ose (do t'ju godit me ndonjë të keqe) nëse Ai ua ka caktuar ndonjë të mirë. Po përveç All-llahut ata nuk do të gjejnë për vete ndonjë përkrahës e as ndonjë ndhmëtar".
18. All-llahu i ka njohur shumë mirë ata që ndër ju pengonin dhe ata vëllezërve të vet u thonin: "Ejani me ne!" E ata nuk vijnë në luftë, vetëm pakicë.
19. Janë koprracë ndaj jush (nuk ju duan të mirën). E kur u vjen frika i sheh ata të shikojnë ty, e sytë e tyre rrotullohen si të atij nga të fiktit para vdekjes, e kur largohet frika, ata ju shpojnë juve me gjuhë ë mprehta, lakmues për pasuri (për plaçkë - ganimet). Të tillët nuk kënë besuar, andaj All-llahu ua asgësojë verat e tyre, e kjo për All-llahun është lehtë.
20. Ata mendonin se grupet aleate nde nuk kishin shkuar, dhe nëse aleatët kthehen ehe njëherë, ata (hipokritët) do të dëshironin të kishin qenë beduinë diku me arabët dhe prej tyre të pyesin për çështjen tuaj, por edhe sikur të ishin në mesin tuaj, ata krejt pak do të luftonin.
21. Ju e kishit shembullin më të lartë në të dërguarin e All-llahut, kuptohet, ai që shpreson në shpërblimin e All-llahut në botën jetër, ai që atë shpresë e shoqëron duke e përmendur shumë shpesh All-llahun.
22. E kur myslimanët e panë ushtrinë aleate, thanë: "Kjo është ajo që All-llahu dhe i dërguari i Tij na premtuan neve, e All-llahu dhe i dërguari i Tije thanë të vërtetën. Ajo (ushtria e armikut që e panë) vetëm ua shtoi atyre besimin dhe mbështetjen.
23. Prej besimtarëve kishte burra që vërtetuan bsën e dhënë All-llahut, e disa prej tyre e realizuan premtimin duke dhënë jetën, dhe ka prej tyre që janë duke pritur (ta zbatojnë) dhe ashtu nuk bënë kurrfarë ndryshimi.
24. Që All-llahu t'i shpërblejë të vërtetit për sinqeritetin e tyre e hipokritët t'i ndëshkjë,

Courtesy: www.hidayat.org

nëse do, ose t'ua falë atyre; All-llahu është që falë shumë, është mëshirues.

25. Dhe All-llahu i zbrapsi ata që nuk besuan me atë mllefin e tyre, duke mos arritur kurrnjë të mirë. Dhe All-llahu ua largoi luftën besimtarëve. All-llahu është i fuqishëm, ngadhënjyes.
26. E ata nga ithtarët e librit (jehuditë), të cilët u ndihmuan atyre (idhujtarëve), Ai (All-llahu) i nxori prej kështjellave të veta dhe në zemrat e tyre u shtini frikën, ashtu ë një grup e mbytni, kurse grupin tjetër e robëroni.
27. E juve ju la trashëgim tokën e tyre, shtëpitë e tyre, pasurinë e tyre dhe tokën që ende nuk e keni shkelur. All-llahuëstë i gjithfuqishëm për çdo send.
28. O ti Pegamber, thuaju grave tuaja: "Në qoftë se lakmoni jetën e kësaj bote dhe stolitë e saj, atëherë ejani: unë po ju jap furnizimin (për lëshim) dhe po ju lëshoj ashtu si është e rrugës.
29. E në qoftë se e don All-llahun, të dërguarin e Tij dhe botën tjetër, atëherë të jeni të sigurta se All-llahu ka përgatiur shpërblim të madh për ato prej jush që bëjnë punë të mira.
30. O gra të Pejgamberit, cilado prej jush që bën punë të ligë ë të shëmtuar, asaj dënimi i shtohet dyfish e kjo për All-llahun është shumë lehtë.
31. E kush prej jush i përvishet adhurimit të All-llahut dhe respektimit të të dërguarit të Tij dhe bën punë të mira, asaj do t'i japim shpërblimin e dyfishtë he për të kemi përgatitur furnizim të këndshëm.
32. O gratë e Pejgamberit, ju nuk jeni si asnjë grua tjetër, nëse keni kujdes e ruheni, andaj mos u llastoni në të folur e të lakmojë ai që ka sëmundje në zemrën e tij, po thuani fjalë të matura.
33. Dhe rrini në shtëpitë tuaja e mos shfaqni bukurinë tuaj si shfaqej në injorancën e hershme, falnie namazin , lepnie zeqatin dhe respektonie All-llahun dhe të dërguarin e Tij. All-llahu ka për qëllim që nga ju o familje e shtëpisë (se Pejgamberit) të largojë ndytësinë e mëkateve dhe t'ju pastrojë deri në skaj.
34. E, përkujtonie atë nga ajetet e All-llahut dhe rregullat e fesë që po u lexohen në shtëpitë tuaja; vërtet, All-llahu është i kujdesshëm dhe i njohur hollësisht për çdo gjë.
35. Nuk ka dyshim se për myslimanet, besimtarët e besiamtaret, adhuruesit e adhurueset, të sinqertit dhe të sinqertat, durimtarët dhe durimtaret, të përvuajturit dhe të përvuajturat, sadakdhënësit dhe sadakdhënëset, agjëruesit dhe agjërueset, ruajtësit e nderit dhe ruajtëset e nderit, shumë përmendësit e All-llahut e shumë përmendëset e All-llahut , All-llahu ka përgatitur falje (mëkatesh) dhe shpërblim të madh.
36. Kur All-llahu ka vvendosur për një çështje, ose i dërguari i Tij, nuk i takon (nuk i lejohet) asnjë besimtari dhe asnjë besimtareje që në atë çështje të tyre personale të bëjnë ndonjë zgjidhje tjetërfare. E kush e kundërshton All-llahun dhe të dërguarin e Tij, ai është larguar shumë larg së vërtetës.
37. (Përkujto) Kur i the atij që All-llahu e kishte shpërblyer (me besim) e edhe ti i pate bërë mirë: "Mbaje bashkëshorten tënde dhe kij frikë na All-llahu!", e ti e mbaje fshehtë në veten tënde atë që All-llahu do ta zbulojë dhe u frikësohesh njerëzve, por më e drejtë është që t'i friksohesh All-llahut. E pasi që Zejdi e kishte vendosur atë që kishte menduar ndaj saj, Ne ta kurorëzojmë ty atë, e për të mos pasur besimtarët

Courtesy: www.hidayat.org

vështirësi (mëkat) në martesë me gratë e të adoptuarëve të tyre, kur ata heqin dorë prej tyre. E vendimi i All-llahut është kryer.

38. Pejgamberit nuk i përket kurrnjë qortim për atë që All-llahu e ngarkoi me të. Ky ishte ligj i All-llahut edhe ndër ata që ishin më parë, e urdhëri i All-llahut është vendim i kryer.
39. (ligj i All-llahut ndë) Ata, të cilët i kumtojnë shpalljet e All-llahut, i frikësohen vetëm All-llahut e askujt tjetër pos Tij, e All-llahu është mjaft të jetë llogatitës.
40. Muhammedi nuk ka qenë babai i asnjërit prej burrave tuaj por ai ishte i dërguari i All-llahut dhe vulë e të gjithë pejgamberëve, e All-llahu është i dijshëm për çdo send.
41. O ju që besuat, përkujtoni All-llahun sa më shpesh.
42. Dhe madhëronie Atë mëngjes e mbrëmje.
43. Ai ju mëshiron juve e edhe engjëjt e Tij, e për t'ju nxjerrë juve prej errësirave në dritë dhe Ai ndaj besimtarëve është shumë i mëshirues.
44. Ditën që e takojnë Atë (Zotin), përshëndetja e tyre është Selam (paqe) dhe për ta ka përgatitur shpërblim të mirë.
45. O ti Pejgamber, Ne të dërguam ty dëshmues, lajmëtar përgëzues e qortues.
46. Dhe me urdhërin e All-llahut, thirrës për në rrugën e Tij dhe pshtarë ndriçues.
47. E besimtarëve jepu sihariq se prej All-llahut ata kanë dhunti të madhe.
48. Mos i dëgjo jobesimtarët e hipokritët dhe mos ua vë veshin mundimeve të tyre ndaj teje, e mbështetju All-llahut se All-llahu është mbrojtje e mjaftueshme.
49. O ju që besuat, kur të keni lidhr kurorë me besimtaret e pastaj i lëshoni ato para se të keni kontaktuar me to, ju nuk keni të drejtë të kërkoni që ato të presin afatin e caktuar (iddetin), po jepniu diçka atyre dhe lironi në mënyrë të njerëzishme.
50. O ti Pejgamber, Ne të kemi lejuar gratë, të cilave u ke dhënë shpërblimin e kurorës, dhe ato që me ndihmën e Akkahut hynë në posedimin tëned (robëreshat e luftës) dhe bijat e axhës tënd, bijat e hallave tua e dajës tënd, bijat e tezeve tua (të janë lejuar, pos grave me nuqah dhe të afërtat), të cilat kanë migruar (kanë bërë hixhret) si ti, dhe një grua besimtare nëse ajo ja falë veten Pejgamberit dhe nëse Pejgamberi dëshiron të martohet me të (një martesë e tillë pa shpërblim të niqahit) duke qenë kjo (rast) vetëm për ty e jo edhe për besimtarët. Ne e dimë se ç'u kemi bërë atyre obligim rreth grave të tyre dhe rrëth atyre që i kanë në pronësinë e vet, ashtu që ti të mos keshë vështirësi, e All-llahu është që falë shumë, është mëshirues.
51. Ti je i lirë të lëshosh atë që don prej tyre dhe të mbash pranë vete atë që don, e edhe të kërkosh afrimin e asaj nga e cila ke qenë larguar, dhe nuk ke mëkat. Kjo është më së afërmi që ato të qetësohen shpirtërisht e të mos brangosen dhe të jenë të kënaqura me atë që ti u ofron të gjitha atyre. All-llahu e di çka mbani në zemrat e tuaja, All-llahu është më i dijshmi, më i buti.
52. Prej tash e mbrapa tyr nuk të llejohen më gra (të tjera) e as në veend të tyre të marrësh ndonjë tjetër, po edhe sikur të mahnit bukuria e tyre, përveç atyre që ike në posedim (robëreshat), All-llahu është përcjellës ndaj çdo sendi.
53. O ju që besuat, mos hyni në shtëpitë e Pejgamberit ndryshe vetëm se nëse u lejohet për ndonjë ngrënie e duke mos pritur përgatitjen e saj, por kur të thirreni, atëherë shpërndahuni, duke mos hyrë në bisedë me njëri tjetrin, vërtet këto (pritja, qëndrimi,

Courtesy: www.hidayat.org

biseda) e mundojnë Pejgamberin, por ai turpërohet prej jush; All-llahu nuk i turpërohet realitetit. E kur kërkoni prej tyre (grave të Pejgamberit) ndonjë send, atë kërkonie pas perdës, kjo është më e pastër për zemrat tuaja dhe të tyre. Juve nuk u takon ta mundoni të dërguarin e All-llahut, e as të martoheni kurrë me gratë e tij, pas (vdekjes së) tij. Këto janë te All-llahu mëkat i madh.

54. E shprehët ju haptazi ose fshehtazi ndonjë send, s'ka dyshim se All-llahu çdo send e di.
55. Nuk është mëkat për ato (gratë e pambuluara) ndaj etërve të tyre, as ndaj djemve të tyre, as ndaj djemve të vëllezërve të tyre, as ndaj djemve të motrave të tyre, as ndaj grave të tyre, e as ndaj robëreshave të tyre. E, frikësohuni (o ju gra) All-llahut, All-llahu është pranë çdo sendi.
56. Është e vërtetë se All-llahu dhe engjëjt e Tij me madhërim e mëshirojnë Pejgamberin. O ju që keni besuar, madhëronie pra atë (duke rënë salavatë) dhe përshëndeteni me selam.
57. E s'ka dyshim se ata janë, të cilët e fyejnë All-llahun dhe të dërguarin e Tij, ata i ka mallkuar All-llahu në Dynja e në Ahiret dhe për ta ka përgatitur një dënim të dhembshëm.
58. E ata që fyejnë besimtarët dhe besimtaret, për çka ata nuk janë fajtorë, ata kanë ngarkuar veten me shpifje dhe me një mëkat shumë të madh.
59. O ti Pejgamber, thuaju grave tua, bijave tua dhe grave të besimtarëve le të vëjnë shamitë (mbulojë) e veta mbi trupin e tyre, pse kj është më afër që ato të njihen (se nuk janë rrugaçe) e të mos ofendohen. All-llahu fal gabimet e kaluara, Ai është mëshirues.
60. Po nëse hipokritët dhe ata që kanë zemra të sëmura, dhe ata që përhapin gënjeshtra në Medinë, nuk ndalen, Ne bëjmë që ti të dominosh mbi ta e pastaj ata nuk do të jenë fqinj me ty në të, vetëm një kohë të shkurtër.
61. (Do të jenë) Të mallkuar, kudo që të ndeshen do të kapen dhe do të mbyten.
62. (Ky është) Ligji i All-llahut edhe ndër ata që ishin më parë, e në ligjin e All-llahut nuk mund të gjesh ndryshim.
63. Njerëzit të pyesin për kijametin (katastrofën) e ti thuaj: "Për atë e di vetëm All-llahu! E, ku mund ta dish ti, ai ndoshta është afër!"
64. All-llahu i ka mallkuar jobesimtarët dhe për ta ka përgatitur zjarr të ndezur fort.
65. Aty do të mbesin përgjithmonë dhe për ta gjejnë kë t'i mbrojë apo t'i ndihmojë.
66. Ditën kur fytyrat e tyre do të përmbysen në zjarr e thonë: "Të mjerët ne, ta kishim adhuruar All-llahun e respektuar të dërguarin!"
67. Dhe thonë: "Zoti ynë, ne i dëgjuam udhëheqësit tanë dhe të parët tanë, por ata na shmangën nga rruga e drejtë".
68. Zoti ynë, jepu atyre dënim të dyfishtë dhe mallkoj ata si është më së keqi!
69. O ju që keni besuar, mos u bëni si ata që e ofenduan Musain, e All-llahu e pastroi atë nga ajo që i thanë. Ai te All-llah ishte me famë.
70. O ju besimtarë, pëmbajuni mësimeve të All-llahut dhe thuani fjalë të drejta.
71. Ai (All-llahu) iu mundëson të bëni vepra të mira, ju shlyen juve mëkatet tuaja, e kush respekton All-llahundhe të dërguarin e Tij, ai ka arritur një sukses të madh.
72. Ne u ofruam emanetin (obligimet) qiejve, tokës dhe maleve, e ato nuk deshën ta

marrin përsipër atë u frikësian prej tij, ndërsa njeri atë e mori mbi vete; dhe ai i bëri padrejt vetes, dhe ishte padijshëm.

73. (Njeriu e mori për sipër) Ashtu që All-llahu të ndëshkojë hipokritët dhe hipokritet, idhujtarët dhe idhujtaret, e tu falë besimtarëve dhe besimtareve. All-llahu është Ai që falë shumë dhe është mëshirues.

## *34. Sebe'*

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Falënderimi i takon All-llahut, e të cilit është ç'ka në qiej dhe ç'ka në tokë dhe i tërë falënderimi i takon Atij në botën tjetër. Ai është i urti i përsosuri në njohuri.
2. Ai e di çka vihet në tokë dhe çka del prej saj dhe çka zbret prej qiellit e çka ngrihet në të; Ai është Mëshiruesi, Mëkatfalësi.
3. E ata që nuk besuan thanë: "Nuk do të na vijë neve kijameti!" Thuaj: "Po. psha Zotin tim që e di të fshehtën, pa tjetër do t'ju vijë ai juve. Atij nuk mund t'i shihet as në qiell as në tokë sendi sa grimca, e as më i vogël, e as më i madh, vetëm se janë të regjistruar në librin e qartë".
4. (Janë të shënuar) Që t'i shpërblejë ata që besuan dhe bënë vepra të mira. Për të tillët ka falje dhe furnizim të mirë.
5. Ata që u prërpoqën t'i mposhtin faktet Tona, ata do të kenë një dënim të keq, të dhëmbshëm.
6. Ndërsa atyre që u është dhënë dijenia, e dinë se kjo që të është shpallur ty nga Zoti, shtë e vërtetë dhe se udhëzon për në rrugën e Fuqiplotit, të lavdishmit.
7. Dhe ata që nuk besuan thanë: "A doni t'ju trgojmë për një njeri që do t'ju informojë juve se si, pasi që (të vdisni) të jeni të copëtuar plotësisht, ju do të krijoheni rishtaszi?
8. A është duke krijuar gënjeshtër ndaj All-llahut, apo e ka kapur çmendia?" Jo, por ata që nuk besojnë botën e ardhme, janë të dënuar përjetë, e tash në humbje të pambarim.
9. A nuk e shohin qiellin e tokën që i ka rrethuar ata para dhe prapa? Sikur të duam, Ne e shafitim tokën me a ose shembin mbi ta copa nga qielli. S'ka dyshim se në këtë ka argumente për secilin njeri që kthen mendjen te Zoti.
10. Ne i patëm dhënë Davudit dhuratë të madhe nga ana e jonë: "O male dhe shpezë, lartësoni (me tesbih) së bashku me të!" Ne ia zbutëm atij edhe hekurin (si brumë).
11. (I thamë) Puno këmisha të plota (nga hekuri) dhe thurri me precizitet ato. Dhe bëni vepra të mira (o familja e Davudit), se Unë vëzhgoj atë që ju punoni.
12. Edhe Sulejmanit ia nënshtruam erën që paraditja (e udhëtimit me të duke shkuar) ishte sa një muaj dhe pasditja e saj (në të kthyer) sa një muaj (udhëtimi). I bëmë që atij t'i rrjedhë burim i remit dhe me urdhërin e Zotit të tij, ia nënshtruam xhinët që punonin sipas dëshirës së tij, e kush largohet prej tyre nga urdhëri Jonë, atij do t'ia shijojmë zjarrin e fortë.
13. I punonin atij çka ai dëshironte: pallate të fortifikuara, skulptura, pjata (të drunjëta) sikurse rezervuare, enë (kazana) të palëvizshme. veproni duke falnderuar, o familje e Davudit, e nga robërit e Mi, pak janë mirënjohës.
14. E kur ia caktuam atij vdekjen, askush tjetër, nuk i njoftoi ata (xhinët) për vdekjen e

Courtesy: www.hidayat.org

tij, përveç krimbit që i brejti shkopin e tij, e kur u rrëzua ai, për xhinët u bë e qartë se sikur të ishin ata që e dinin të fshehtën, nuk do të vazhdonin të qëndronin në mundimin e rëndë.

15. Populli Sebe pati një begati në vendbanimin e vet: kishin nga të dy anët kopshte, nga ana e djathtë (e luginës) dhe nga ana e majtë. Hani (u thamë) nga begatitë e Zotit tuaj dhe falënderonju Atij. Qytet i mirë dhe Zot mëkatfalës.
16. Po ata i kthyen shpinën, e Ne e lëshuam kundër tyre rrjdhën e pendës dhe dy kopshtet e tyre i shndërram në dy kopshte me fruta të idhët, drunj të thatë dhe diçka pak bari të egër.
17. Atë dënim ua dhamë atyre për shkak se nuk besuan, e Ne nuk dënojmë, përveç mohuesit.
18. Dhe, në mes tyre dhe mes fshatrave të bekuara (në Sham), ju bëmë fshatra të njëpasnjëshme dhe ju bëmë udhëtim të parshtatshëm. Udhëtoni të sigurt nëpër to natën dhe ditën.
19. Po ata thanë: “Zoti ynë, na i largo udhëtimet tona!” E ashtu e dëmtuan veten dhe i bëmë ata ngjarje tregimesh, i ndamë plotësisht. Në këtë ka argumente për secilin durimtar e mirënjohës.
20. Në të vërtetë, djalli realizoi mendimin e vet ndaj tyre, ndaj edhe e dëgjuan atë, përpos një grupi besimtarësh.
21. E ai (djalli) nuk pati kurrfarë pushteti nda tyre, përveç që (dija e Jonë t dal në shesh) të dihet ai që beson në botën tjetër, prej atij që është në dyshim për të. E Zoti yt është përcjellës ndaj çdo gjëje.
22. Thuaj: “Thirrni ata, të cilët i menduat për zota pos All-llahut!” Ata nuk posedojnë sa një grimcë as në qiej e as në tokë dhe as që kanë në to nonjë pjesë, dhe Ai nuk ka prej tyre ndonjë përkrahje.
23. Dhe ndërmjetësimi nuk bën dobi ek Ai, përveç atij të cilit i jep leje, e kur hiqe frika nga zemrat e tyre (të ndërmjetësuesve), ata thonë: “çka tha Zoti juaj!” (rreth shefatit). Ata (engjëjt e lartë) thonë: “Të vërtetën!” (u dha leje). Ai është më i larti, më i madhi.
24. Thuaj: “Kush ju furnizon nga qiejt e nga toka?” Thuaj: “All-llahu”. E atëherë, ose ne ose ju jemi në rrugë të drejtë, po në një humbje të dukshme!
25. Thuaj: “Ju nuk jeni përgjegjës për gabimet tona, e as ne nuk përgjigjemi për atë që vepроni ju!”
26. Thuaj: “Zoti ynë n tubon neve dhe juve, e pastaj me drejtësi gjykon mes nesh, se Ai është gjykatës i drejtë, i dijshëm.
27. Thuaj: “M’i tregoni ata (idhuj) që ia shoqëroni Atij si rivalë!” Jo, kurrsesi nuk ka shok, por Ai është All-llahu, i gjithfuqishmi, i urti!”
28. Ne nuk të dërguam ty ndryshe vetëm se për të gjithë njerëzit, myzhdedhënëa dh tërheqës i vërejtjes, por shumica e njerëzve nuk e dinë.
29. E thonë: “Kur është ai premtim, nëse jeni të vërtetë?”
30. Thuaj: “Ju keni afatin e një dite që për asnjë moment nuk do të shtyheni për më vonë, e as nuk do të nguteni më para.
31. Dhe ata që nuk besuan thanë: “Ne nuk i besojmë këtij Kur’ani, e as atij që idhte para tij, (librave të tjerë)?!” E sikur t’i shihje zullumqarët kur ë dalin para Zotit të tyre të

Courtesy: www.hidayat.org

ndalen, kthejnë fjalën (fyese) njëri-tjerit, atyre që ishin pari, u thonë: "Sikur të mos ishit ju, ne do të kishim qenë besimtarë!"

32. E ata që ishin pari, atyre që kishin qenë të dobët u thonë: "A ne ju penguam prej udhëzimit të drejtë pasi që u pat ardhur juve? Jo, por ju vetë ishit kriminelë!"
33. E ata që kishin qenë të shtypur, atyre që ishin krerë u thonin: "Jo, por dredhia juaj natë e ditë (na largoi prej besimit), kur ju na thërrisnit të mos e besojmë All-llahun dhe t'i bëjmë Atij shokë. E kur e shohim dënimin, e fshehin dëshpërimin e vet dhe Ne u vëmë prangat në qafat e tyre që nuk besuan. Ata nuk dënohen për tjetër pos për atë që punuan.
34. Ne nuk dërguam në asnjë vendbanim ndonjë nga pejgamberët e që pasanikët e tij të mos i thonin: "Ne nuk i besojmë asaj me çka jeni dërguar".
35. Ata thoshin: "Ne kemi më shumë pasuri e fëmijë, e ne nuk do të jemi të ndëshkuar".
36. Thuaj: "All-llahu ia shumon begatinë atij që do, e edhe ia pakëson, por shumica e njerëzve nuk dinë".
37. Nuk është pasuria juaj, e as fëmijët tuaj ajo që ju afro pranë Nesh, është vetëm besimi dhe veprat e mira; të tillët shpërblehen shumëfish për atë që vepruan dhe ata janë në dhoma të larta të shpëtuar.
38. Ndërsa, ata që përpiqen t'i mposhtin argumentet Tona, të tillët janë të dënuar.
39. Thuaj: "S'ka dyshim se Zoti im është Ai që jep furnizim të begatshëm atij që do nga robërit e vet dhe Ai ia pakëson atij, e çkado që të jepni, Ai e kompenson atë dhe Ai është dhuruesi më i madh.
40. Dhe, (përkujto) ditën kur i tubon ata të gjithë e pastaj engjëjve u thotë: "A këta ishin që etëm juve u adhuronin?"
41. Ata (engjëjt) thonë: "I pa të meta je o i madhëruar! Ti je Zoti ynë, larg asaj që ata thonë! Por ata kanë qenë që adhuronin xhinët (djajtë) dhe shumica sish u besonin atyre".
42. E sot pra, Nuk keni gjë në dorë t'i bën dobi, as dënim njëri-tjetrit, dhe atyre që ishin zullumqarë u themi: "Shijoni dënimin e zjarrit, të cilin e konsideruat gënjeshtër!"
43. E kur u lexohen atyre ajetet tonaa të qarta, ata thoshin: "Ky nuk është tjetër vetëm se njeri, i cili dëshiron t'ju shmangë nga ajo që adhuronin prindërit tuaj" dhe thoshin: "Ku (Kur'ani) nuk është tjetër vetëm se gënjeshtër e trilluar!" Madje, ata që nuk besuan të vërteën, pasi ajo u erdhi, i thanë: "Kjo (Muhammed, feja islame, Kur'ani) nuk është tjetër vetëm se maxhi e qartë!"
44. Po Ne nuk kemi u dhënë atyre ndonjë libër që të mësojnë dhe as nuk dërguam te ata ndonjë pejgamber para teje (pra ata nuk dinë si është pejgamberi as si është shpallja).
45. Edhe ata që ishin para këtyre (kurejshitëve) patën përgënjeshtruar, dhe këta nuk kanë (kurejshitët) as një të dhjetën e asaj, që Ne u patëm dhënë atyre, e konsideruan rrenacakë të dërguarit e Mi, ja si ishte dënimi Im.
46. Thuaj: "Unë ju këshilloj vetëm me një gjë: Për hir të All-llahut të angazhoheni sinqerisht dy nga dy ose një nga një, e pastaj të mendoni thellë (që ta kuptoni) se shoku juaj (Muhammedi) nuk ka ndonjë çmendje. Ai nuk është tjetër vetëm t'ju tërheqë vërejtjen për një dënim të ashpër (nëse nuk besoni)".
47. Thuaj "Unë nuk kërkova prej jush ndonjë shpërblim, nëse kam kërkuar, ai le të,

Courtesy: www.hidayat.org

mbetet juve, shpërbilmi është vetëm prej All-llahut, e Ai është dëshmitarë për çdo send”.
48. Thuaj: “Zoti im, Njohës i të fshehtave, sjell të vërtetën”.
49. Thuaj: “Erdhi e vërteta, e kota u zhduk pa fillim dhe pa kthim!”
50. Thuaj: “Nëse unë kam humbur, atëherë e keqja e humbjes është vetëm në dëm timin, e nëse e kam gjetur të vërtetën, atëherë ajo është me ndihmën e Zotit tim; Ai është dëgjues, i afërt!”
51. E sikur t’i shohësh ata kur i kap frika e nuk kanë shpëtim ehe të kapen prej një vendi afër (do të shihje tmerr të madh).
52. Dhe thonë: “Ne i kemi besuar atij (Kur’anit, Muhammedit)!” Po si arrijnë ata beimin prej së largu?
53. Kur ata më parë e mohuan atë dhe prej së largu thoshin me hamendje (s’ka ringjallje, s’ka përgjegjësi etj. ).
54. Dhe ndërhyhet (ndërhyn All-llahu) ndërmjet tyre dhe ndërmjet asaj që dëshirojnë ata, ashtu sikurse është vepruar me parë me të ngjashmit e tyre (partinë e tyre); vërtet, ata ishin ë një dyshim të fortë.

## ***35. Fatir***

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Falënderimi i qoftë Allauht, Krijuesit të qiejve e tokës Sajuesit të engjëjve me mga dy palë, tri palë e katër krahë, ndërmjetsues (në mes Tij dhe pejgamberëve). Ai shton në krijimin atë që do, vërtet, All-llahu ka fuqi për çdo send.
2. Atë që All-llahu ua dhuron njerëzve nga mëshira e Tij, nuk ka kush që mund ta pengojnë, e atë që Ai e ndal, nuk ka kush që mund ta lirojë pos Tij; Ai është ngadhnjyesi, i gjithdijshmi.
3. O ju njerëz, ruani me mirënjohje të mirat që All-llahu u dhuroi! A ka ndonjë zot tjetër që u furnizon juve nga qielli e toka? Nuk ka zot tjetër përveç Tij, e si pra, e ktheni shpinën?
4. Po, nëse ty të konsiderojnë rrenacak, edhe të dërguarit para teje kanë qenë të përgënjeshtruar, po vetëm te All-llahu kthehen çështjet.
5. O ju njerëz, s’ka dyshim se premtimi i All-llahut është i vërtetë, pra të mos u mashtrojë juve jeta e kësaj bote dhe të mos u mashtrojë juve ndaj All-llahut ai i mashtruari (shejtani).
6. Djalli është armik i juaji, pra edhe ju konsideronie armik, ai e thërret atë grupin e vet, vetëm për t’i bërë banues të zjarrit.
7. Ata që nuk besuan, kanë një dënim të ashpër, e ata që besuan dhe bën vepra të mira, ata kanë falje (të mëkateve) dhe shpërblilm të madh).
8. A atij që vepra e vet e keqe i është hijeshuar dhe e sheh si të mirë (a është i njejtë me atë që i largohet asaj)? Në të vërtetë, All-llahu e largon nga e vërteta atë që do dhe Ai e udhëzon atë që do, andaj ti (Muhammed) mos shkatërro veten me dëshpërim për ta, All-llahu e di shumë mirë atë që bëjnë ata.
9. All-llahu është Ai që i lëshon erërat, e ato i lëkundin retë dhe Ne i derdhim ato në një vend të thatë dhe me atë ujitje e ngjallim tokën pas vdekjes së saj. Ja, kështu është ringjallja.

10. Kush e dëshiron krenarinë (le ta dijë) e tërë krenaria i takon All-llahut (pra le të kërkojë prej Tij), te Ai ngritet fjala e mirë (besimi) dhe veprimi i mirë, e Ai i pranon. E ata që përgatitin dredhira të këqia, për ata është një dënim i rëndë dhe dredhia e tyre është e zhdukur.
11. All-llahu ju krijoi prej dheu, mandej prej një pike uji, e pastaj ju bëri çift. E asnjë femër nuk bart e as nuk lind ndryshe, vetëm se me dijen e Tij, dhe nuk i jepet kujt të jetojë gjatë ose t'i shkurtohet jeta e tij, vetëm se ajo është e shënuar në Libër (Lehvi mahvudh), e kjo për All-llahun është e lehtë.
12. E nuk janë të njejtë dy dete; ky i ëmbël shuan etjen dhe pirja e tij është e lehtë, e ky tjetri i njelmët djeg. E prej secili ju hani mish të freskët, nxirrni stoli që i bani; e, i sheh anijet se si çajnë ujin për të kërkuar të mirat e Tij. Ashtu që ju falënderoni.
13. Ai është që zgjat natën në pjesë të ditës dhe zgjat ditën në pjesë të natës, i nënshtroi diellin dhe hënë që secili lëviz (udhëton) deri në afatin e caktuar. Ky është All-llahu, Zoti juaj, i tërë sundimin është i Tij, e ata që i lutni në vend të Tij, nuk posedojnë as sa një cipë (e hurmave, fije).
14. Nëse ata i thëritni, ata nuk dëgjojnë thirrjen tuaj, po të zëmë se dëgjojnë nuk mund t'ju përgjigjen juve në ditën e kijametit, ata do të mohojnë adhurimin tuaj ndaj tyre. E kush nuk të informon ty si i Dijshmi (All-llahu).
15. O ju njerëz, ju keni nevojë All-llahun e All-llahu nuk ka nevojë për ju; Ai është i falënderuari.
16. Po të dojë Ai, juve ju zhduk e sjellë krijesë të re.
17. E për All-llahun ajo nuk është e vështirë.
18. dhe asnjë mëkatar nuk do të bartë mëkatin e tjetërit, po edhe nëse mëkatarin thërret ndonjë për t'ia bartur atë, ajo nuk do t'i bartet atij, edhe nëse (ai që thërret) është i afërt i tij. Ti mund t'ua tërhequr vërejtjen vetëm atyre që i kanë frikën Zotit të tyre edhe pse nuk shohin dhe që e falin namazin. E kush pastron veten, ai ka bërë pastrimin për të mirën e vet, se vetëm te All-llahu është e ardhmja.
19. Nuk janë të barabartë i verbëri dhe ai që sheh.
20. Dhe as errësirat e drita.
21. E as hija me vapën.
22. E nuk janë të njejtë as të gjallit e të vdekurit, All-llahu bën të dëgjojë atë që do, e ti nuk mund të bësh të dëgjojë ai që është në varr.
23. Ti nuk je tjetër vetëm i dërguar që tërheq vërejtjen.
24. Ne të dërguam ty me atë që është e vërtetë, lajmgëzues e qortues, e nuk pati asnjë nga popujt që nuk pati të dërguar.
25. Edhe nëse të përgënjeshtrojnë ty, përgënjeshtruan edhe ata që ishin para tyre, që atyre u patën ardhur argumente të qarta, me broshura dhe me Libër të ndritshëm.
26. Pastaj (pasi refuzuan) i shkatërrova ata që nuk besuan, e sa i tmershëm ishte ndëshkimi Im!
27. A nuk e sheh se All-llahu lëshon nga qielli ujë, e Ne nxjerrim me të fruta, ngjyra e të cilave është e ndryshme, e edhe nëpër kodra ka vija të bardha e të kuqe ngjyrash të ndryshme, e ka edhe shumë të zeza.
28. Edhe nga njerëzit, nga gjallesat, nga kafshët po ashtu ka të ngjyrave të ndryshme. Po All-llahut ia kanë frikën nga robërit e Tij, vetëm dijetarët, All-llahu është mbi

gjithçka është mëkatfalës.

29. Ata që lexojnë librin e All-llahut, e falin namazin dhe nga begatitë që Ne u kemi dhënë japin fshehtazi e haptazi, ata e shpresojnë në një fitim që kurrë nuk humbet.
30. Që Ai (All-llahu) do t'ju plotësojë shpërblimin e tyre, e edhe do t'ju shtojë nga mirësia e Tij, vërtet Ai është mëkatfalës dhe shumë dhe shumë mirënjohës.
31. Dhe ajo që Ne të shpallëm ty nga libri, është e vërtetë e saktë, ë vërteton edhe për ato që ishin para tij. Vëetet, All-llahu është hollësisht i njohur ndaj robërve të vet, isheh të gjitha.
32. Pastaj Ne u lamë në trashëgim librin robërve Tanë që Ne i kemi zgjedhur; e prej tyre ka që janë dëmtues të vetëvetës, ka që janë mesatarë, e ka prej tyre që janë më ndihmën e All-llahut, të parët në punë të mira, kjo është ajo mirësia e madhe.
33. Xhennetet e Adnit janë që do të hyjnë në to, aty do të stollisen me rrethdorëza nga ari e margaritari, e petkat e tyre janë të mëndafshta.
34. E ata thonë: "Falënderuar qoftë All-llahu që largoi prej nesh brengat; vërtet, Zoti ynë është që falë shumë dhe është bamirës.
35. I cili nga mirësia e Tij na vendosi në vendin e përjetshëm, ku nukk do të na prekë ndonjë mundim fizik dhe ku nuk na prek ndonjë molisje.
36. Po për ata që nuk besuan është zjarri i Xhehennemit. Ata as nuk gjykohen që të vdesin (të rehatohen) e as nuk u lehtësohe ndëshkimi. Kështu e ndëshkojmë secilin që është shumë i pabesim.
37. Dhe ata do të klithin aty: "O Zot ynë, nxirrna e të bëjmë vepra të mira, e jo si ato që i bënim!" Po a nuk u dhamë juve jetë aq sa që ai ka dashur të mendojë, ka mundur të mendojë gjatë asaj kohe, madje juve u ka ardhur edhe pejgamberi, pra shijoni, se për zullumqarët nuk ka ndonjë ndihmëtar.
38. Nuk ka dyshim, se All-llahu e di të fshehtën e qiejve e të tokës dhe Ai është që e di se çka mbajnë gjoksat.
39. Ai është që juve ju bëri zëvendësues në Tokë, e kush nuk besoi të keqen e mosbesimit e ka kundër vetes; dhe mosbesimi i jobesimtarëve nuk u shton tjetër te Zoti i tyre vetëm se urrejtje të fortë dhe jobesimtarëve nuk u shton tjetër, mosbesimi i tyre vetëm se dëshpërim.
40. Thuaj: "Më tregoni për zotat tuaj që i adhuroni pos All-llahut, më bëni të shohë se ç'krijuan ata në tokë; a mos kanë pjesë ata në qiej, a mos u kemi dhënë atyre ndonjë libër, e ata kanë argument në të?" Jo, por mizorët nuk i premtojnë njëri-tjetrit diçka tjetër vetëm se mashtrim.
41. All-llahu i mban qiejt dhe tokën që të mos zhduken, e nëse zhduken, s'ka askush pos Tij që mund t'i mbajë; Ai është që nuk ngutet, është që falë.
42. Ata me betimin më të fortë të tyre janë betuar në All-llahun se, nëse u vjen atyre ndonjë pejgamber, do të jenë më të udhëzuarit (më besimtarët) nga njeri i atyre popujve (jahudi ose i krishterë), e kur u erdh atyre pejgamberi, atyre nuk u shtoi tjetër vetëm se largim.
43. (Largim) Për shkak të mendjemadhësisë dhe dredhisë së keqe, por dredhia e keqe nuk godit tjetër vetëm ata që kurdisën. Pra ata nuk janë duke pritur tjetër vetëm gjurmët e të parëve, e në ligjin e All-llahut kurrë nuk do të hasësh devijim.
44. A nuk udhëtuan ata nëpër tokë e të sohin se si ishte përfundimi i atyre që ishin para

Courtesy: www.hidayat.org

tyre, ndonëse ata ishin edhe më të fuqishëm. All-llahu nuk është i tillë që ndonjë send në qiej e as në tokë të mund ta bëjë të paaftë Atë; Ai është i dijshëm, i fuqishëm.

45. E sikur All-llahu t'i kapte njerëzit sipas veprave (të këqia) të tyre, nuk doheut asnjë gjallesë, por Ai i afatizon deri në momentin e caktuar, e kur të vijë afati i tyre, s'ka dyshim se All-llahu i ka parasysh robërit e vet.

## 36. Ja Sin

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Ja, Sinë!
2. Pasha Kur'anin e pacenueshëm në urtësinë e tij të lartë.
3. S'ka dyshim se ti (Muhammed) je prej të dërguarve.
4. Je në një rrugë të drejtë.
5. (Kur'ani është) Zbritje e plotfuqishmit, e Mëshiruesit.
6. Për t'ia tërhequr një populli, që të parët e tyre nuk u është tërhequr, e për atë shkak ata janë të hutuar.
7. Për Zotin tashmë ka marrë fund (thënia) shumicës së tyre, andaj ata edhe nuk besojnë.
8. Ne u kemi varë në qafat e tyre pranga e ato u arrijnë deri në nofulla, andaj ata mbesin me koka lart.
9. Ne u kemi vënë edhe para tyre pendë edhe mbrapa tyre pendë dhe ua kemi mbuluar sytë, prandaj ata nuk shohin.
10. Dhe për ata është e njejtë, a ua tërhoqe vërejtjen a nuk ua tërhoqe, ata nuk besojnë.
11. Ti ia tërheq vërejtjen vetëm atij që e përvetson Kur'anin dhe i frikësohet Mëshiruesit dhe kur është vetëm (i papashëm prej njerëzve), pra jepi myzhde atij prë falje dhe shpërblim të mirë.
12. Vërtet, Ne i ngjallim të vdekurit dhe i shkruajmë veprat; gjurmët e tyre dhe çdo gjë kemi regjistruar në librin e ruajtur (lehvi mahvudh).
13. Përmendju atyre një shembull të banorëve të fshatit, kur atyre u patë ardhur të dërguarit.
14. Kur Ne dërguam te ata dy, e ata i përgënjeshtruan që të dy, atëherë i përforcum me një të tretë dhe u thanë: "Ne jemi të dërguar te ju.
15. Ata (fshatarët) thanë: "Ju nuk jeni tjetër, vetëm se njerëz sikurse ne dhe se All-llahu nuk u ka shpallur asgjë; ju nuk jeni tjetër vetëm se rrenacakë.
16. Ata thanë: "Zoti ynë e di se me të vërtetë ne jemi të dërguar te ju.
17. Dhe nuk jemi të aobliguar për tjetër, përveç t'ju kumtojmë ashtu qartë.
18. Ata (fshatarët) thanë: "Ne parandiejmë kob me ju dhe nëse nuk tërhiqeni, ne do t'ju gyrëzojmë dhe do të përjetoni ndëshkim të idhët prej nesh.
19. Ata (të dërguarit) thanë: "Fati i keq është i juaji, a pse u këshilluat, a (na kërcënoheni)? Jo, por ju jeni popull i shfrenuar!"
20. Dhe prej skajit më të largët të qytetit erdhi një njeri qëngutej e tha: "O populli im, dëgjoni të dërguarit!"
21. Dëgjoni atë që nuk kërkon prej jush ndonjë shpërblim dhe janë udhërrëfyes!
22. E, ç'kam unë që të mos e adhuroj atë që më krijoi dhe, te Ai ktheheni.
23. A mos do të pranoj zota tjerë pos Tij, e nëse do Mëshiruesi të më godasë me ndonjë

Courtesy: www.hidayat.org

të keqe, ndërmjetësimi i tyre nuk do të më vlejë asgjë,e as që do të më shpëtjnë.

24. Unë do të jem atëherë në një humbje të hapët.
25. Unë i kam besuar Zotit tuaj, pra më dëgjoni!"
26. Atij i është thënë: "Hyn në Xhennet! e ai tha: "Ah, sikur ta dinte populli im,
27. për çka më fali Zoti im dhe më bëri prej të nderuarve!"
28. Pas tij, Ne nuk zbritëm ndonjë ushtri nga qieeli kundër popullit të tij, e as që ishte vendimi yni të zbresim tjetër,
29. përveç një britmë të tmerrshme, kur qe, ata të ftohur (të vdekur).
30. O sa dëshprim i madh për robërit që nuk u erdhi ndonjë i dërguar, vetëm se ata u tallën me të.
31. A nuk e panë ata se sa gjenerata kemi zhdukur para tyre dhe ata nuk u kthyen.
32. Dhe të gjithë, të tubuar, do të paraqiten pranë Nesh.
33. Dhe për ata është argument (për fuqinë e Zotit) toka e vdekur, të cilën Ne e ngjallim, nxjerrim prej saj drith nga i cili ata hanë.
34. Dhe në të Ne u kemi bërë kpshte hurmash e rrushi dhe në të u kemi dhënë burime (uji).
35. Ashtu që ata të hanë nga ata fruta dhe nga çka prodhojnë vetë duart e tyre. A i gëzojnë këto dhe nik falënderojnë.
36. I pastër nga të metat është Ai që krijoi të gjitha llojet (çiftet) nga çka mban toka, nga vetë ata dhe nga çka ata nuk dinë.
37. Për ata është argument edhe nata, prej të cilës largojmë ditën, kurse ata mbesin në terr.
38. Edhe dielli udhëton për në kufirin e vet (në cakun përfundimtar). Ai është (udhëtim) përcaktim i ngadhnjyesit, të dijshmit.
39. Edhe hënës i kemi caktuar (pozicionet) derisa të kthehet në trajtën e harku (rrem i hurmës së tharë).
40. As dielli nuk mund ta arrijë hënën, e as nata para ditës po secili noton në një galaksion.
41. Argument për ta është edhe ajo se Ne pasardhësit e tyre (të Ademit) i vartëm në anije të mbushur përplot.
42. Dhe ngjashëm me të, u krijuam atyre diçka që t'i hipin.
43. E sikur të duam Ne, i i përmbytim ata, e nuk ka efekt as lutja e tyre dhe as që do të shpëtonin.
44. Përveç nga mëshira Jonë ndaj tyre, dhe që të përjetojnë të mirat deri në një kohë të caktuar.
45. E kur u thuhet atyre: "Kini frikë asaj që ngjau para jush dhe asaj çka do t'ju ngjajë më vonë, e që të mëshiroheni (ata nuk dëgjojnë).
46. Nuk ka asnjë argument që u erdhi atyre nga argumentet e Zotit, e që ata nuk ia kthyen shpinën.
47. Dhe kur u thuhej: "Jepni nga ajo që All-llahu u begatoi, ata që nuk besuan, besimtarëve u thanë: "A ta ushqejmë atë që sikur të donte All-llahu do ta ushqente? Ju nuk jeni tjetër vetëm se të humbur qartë!".
48. Dhe thoshin: "Po qe se jeni të vërtetë, kur do të jetë ai premtim?"
49. (All-llahu u përgjigjet) Nuk janë duke pritur tjetër vetëm se një britmë që i rrëmben

Courtesy: www.hidayat.org

ata kur janë duke u zënë mes vete.

50. E nuk do të mund të lënë as porosi (vasijet-testament) as të kthehen në familjet e tyre.
51. Dhe i fryhet Surit, kur qe, duke u ngutur prej varrezave paraqiten te Zoti i tyre.
52. E thonë: "Të mjerët ne! Po kush na ngriti prej ku ishim të shtrirë në varre?" E, kjo është ajo që premtoi Zoti dhe vëtetuan të dërguarit.
53. Ajo nuk është tjetër, përveç një zë i fuqishëm dhe ata të gjithë të paraqitur para Nesh.
54. Sot pra, akujt nuk i bëhet e padrejtë diçka dhe nuk shpërbleheni me tjeër vetëm për atë që vepruat.
55. Ata të Xhennetit tash janë të angazhuar me kënaqësi.
56. Ata dhe shoqet e tyre janë nën hijet të mbështetur në kolltukë.
57. Aty kanë pemë dhe çka të duan.
58. Kanë "Selam", thënie e Zotit mëshirues!
59. E tash, ju kriminelë, ndahuni!
60. O bijtë e Ademit (kriminelë), po a nuk u dërgova porosinë që të mos e dëgjoni djallin, se me të vërtetë ai është armiku juaj i hapët!?
61. *Ju porosita) Të më adhuroni Mua, se kjo është rruga e sigurt!
62. Vërtet, ai ka humbur shumë njerëz prej jush, a nuk mblodhët mend?
63. Ky është Xhehennemi që juve u premtohe.
64. Hyni tash në të, për shkak se mohuaat çdo të vërtetë!
65. Sot Ne ua mbyllim gojët e atyre, Neve na flasin duart e tyre, kurse këmbët e tyre dëshmojën për atë që punuan.
66. E sikur të duam Ne do t'ua verbonim ytë e tyre, e ata do ta mësynin rrugën, po si do të dhihnin?
67. Dhe sikur të duam, do t'i kishim gjymtuar ata në vend, e nuk do tëmund të shkoninas para as prapa.
68. E atij që i japim të jetojë gjatë, e kthejmë prapa në krijimin e tij. A nuk janë duke menduar?
69. Ne as nuk ia mësuam atij (Muhammedit) poezinë, e as që i takon ajo atij, ai (Kur'ani) nuk është tjetër vetëm se këshillë dhe Kur'an i qartë.
70. Për t'ia tërhequr vërejtjen ati që është gjallë (me mend e zemër) dhe dënimi të bëhet meritë për jobesimtarët.
71. A nuk e shohin ata se nga ajo që Ne vetë e shpikëm, u krijuam atyre kafshët që i kanë.
72. Dhe ua bëmë ato që t'u biden atyre, e disave prej tyre u hipnin, ndërsa prej disave ushqehen.
73. Ata kanë edhe dobi të tjera në to, e edhe pinë (qumësht) prej tyre. A nuk duhet falënderojnë?
74. Po, shkojnë e në vend të All-llahut adhurojnë zota të tjerë me shpresë se do të ndihmohen prej tyre.
75. Ata nuk mund t'u ndihmojnë atyre, por këta (idhujtarët) u janë bërë ushtri e gatshme e tyre.
76. E ty mos të brengosin thëniet e tyre, Ne dimë çka mbajnë ata fshehtë dhe çka publikojnë.

Courtesy: www.hidayat.org

2. Nuk ka dyshim njeriu është në një humbje të sigurt.
3. Me përjashtim të atyre që besuan, që bënë vepra të mira, që porositën njëri-tjetrin t'i përmbahen të vërtetës dhe që këshilluan njëri-tjetrin të të jenë të

## ***104. Humeze***

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Mjerë për secilin që e ofendon e përqesh (njerëzit),
2. Që ka tubuar pasuri dhe që atë e ruan të mos i pakësohet.
3. E mendon se pasuria e tij do të bëjë të përjetshëm.
4. Jo, të mos medojë ashtu! Se ai pa tjetër do të hidhet në Hutame.
5. E çka dini ti se ç'është Hutame?
6. Është zjarri i All-llahut i ndezur fort.
7. Që depërton deri në loçkë të zemrës.
8. Ai i mbyll ata, ua zë frymën.
9. Ata janë të lidhur në pranga

## ***105. Fil***

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. A nuk e ke parë se ç'bëri Zoti yt me poseduesi e elefantit?
2. A nuk ua bëri përpjekjen e tyre të dështuar?
3. Dhe Ai kundër tyre lëshoi shpendë që vinin tufë-tufë!
4. Dhe i gjuanin ata me gurë nga balta e gurëzuar!
5. Dhe ata i bëri si gjeth i grimcuar (i përtypur)!

## ***106. Kurejsh***

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Për hirë të garantimit që e gëzojnë kurejshitët!
2. Garantimin e udhëtimit të tyre të lirë dimërit dhe verës!
3. Pra, le ta adhurojnë Zotin e kësaj shtëpie,
4. I cili i ushqeu pas urisë dhe i siguroi prej çdo frike!

## ***107. Ma'un***

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. A e ke parë ti (a e sheh) atë, që përgënjeshtron përgjegjësinë dhe llogarinënë botën tjetër?
2. Po ai është që e përzë në mënyrë të vrazhdë bonjakun.
3. Dhe që nuk nxit për të ushqyer të varfërin.
4. Pra shkatërrim është për ata që falen,
5. të cilët ndaj namazit të tyre janë të pakujdesshëm.
6. Ata që vetëm shtiren (sa për sy e faqe).
7. Dhe nuk japin as sendin më të vogël (as hua).

Courtesy: www.hidayat.org

## ***108. Kewther***

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Ne, vërtet, të dhamë ty shumë mira.
2. Andaj, ti falu dhe prej kurban për hurë të Zotit tënd!
3. E s'ka dyshim se urrejtësi yt është farësosur.

## ***109. Kafirun***

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Thuaj: "O ju jobesimtarë!
2. Unë nuk adhuroj atë që ju e adhuroni!
3. As ju nuk jeni adhurues të Atij që unë e adhuroj!
4. Dhe unë kurr nuk do të jem adhurues i asaj që ju adhuroni!
5. Por edhe ju nuk do të jeni adhurues të Atij që unë adhuroj!
6. Ju keni fenë tuaj (që i përmbaheni), e unë kam fenë time (që i përmbahem)!

## ***110. Nasr***

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Kur erdhi ndihma e All-llahut dhe çlirimi (ngadhënjimi),
2. Dhe i pe njerëzit që po hyjnë turma-turma në fenë e All-llahut.
3. Ti, pra, lartësoje Zotin tënd duke falënderuar dhe kërko nga Ai falje. Ai vërtet pranon shumë

## ***111. Mesed***

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Qoftë i shkatërruar Ebi Lehebi, e ai më është shkatërruar!
2. Atij nuk i bëri dobi pasuria e vet, as ajo çka fitoi!
3. Ai do të hyjë në një zjarr të ndezur flakë.
4. E edhe gruaja e tij, ajo që barti dru (ferra),
5. E në qafën e saj ajo ka një litar të përdredhur.

## ***112. Ihlas***

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Thuaj: Ai, All-llahu është Një!
2. All-llahu është mbështetja (Atij i mbështetet çdo krijesë).
3. As s'ka lindur kë, as nuk është i lindur.
4. Dhe Atij askush nuk i është i barabartë.

## ***113. Felek***

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***

1. Thuaj: I mbështetem Zotit të agimit,
2. Prej dëmit të çdo krijese, që Ai e krijoi.
3. Dhe prej errësirës së natës kur ngryset plotësisht.

4. Dhe prej dëmit të atyre që lidhin dhe fryejnë nyja.
5. Edhe prej dëmit të smirëkeqit kur sipas smirës vepron.

## ***114. Nas***

***Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!***
1. Thuaj: "Mbështetem në Zotin e njerëzve!
2. Sunduesin e njerëzve,
3. Të adhuruarin e njerëzve,
4. Prej të keqes së cytësit që fshihet.
5. I cili hedh dyshime në zemrat e njerëzve,
6. Qoftë ai nga xhinët ose nga njerëzit".

Courtesy: www.hidayat.org

## ***Përmbajtja:***

(N. rendor) Surja: faqja:
(shtype numrin e faqes dy herë
nëse dëshiron të dalësh në ndonjë sure)



**Courtesy: www.hidayat.org**

**Courtesy: www.hidayat.org**

Rradhitja:
Beni, Cimi, Erolli dhe Shenolli

Thyerja dhe përmirësimet:
Gazmendi

Projekti për tubimin e literaturës Islame në gjuhën shqipe
Informata për punime tjera në tel: 273-681 (Shkup) ose 46-582 (Prishtinë)
Gazmend Hoxha / Eroll Bajraktari

Për përmirësimet që janë bërë në interpretimin e Sherif Ahmetit, së pari është shqyrtuar origjinali në gjuhën arabe, si dhe janë marrë parasysh interpretimet nga:

1. **Dr. Muhammed Tekiud-din El-Hilali, Dr. Muhammed Muhsin Han** (anglisht) - Rijad, 1995;
2. **Jusuf Ali** (anglisht) - (tekst kompjuterik);
3. **E. H. Palmer** (anglisht) - (tekst kompjuterik, pronë e korporatës World Library);
4. **Hasan Nahi** (shqip) - Prishtinë, 1988;
5. **Feti Mehdiu** (shqip) - Prishtinë, 1985;
6. **Besim Korkut** (boshnjakisht) - Sarajevë, 1989;
7. **Ali Riza Karabeg** (boshnjakisht) - Zagreb, 1991;
8. **Muhamed Panxha, Xhemaludin Çausheviq** (boshnjakisht) - Zagreb 1974;
9. **Miqo Ljubibratiq** (sërbisht) - Beograd, 1895.

Komenti është përpiluar nga Dr. Muhammed Takiud-din El-Hilali dhe Dr. Muhammed Muhsin Hani - Universiteti Islamik i Medines (në gjuhën angleze), dhe

Courtesy: www.hidayat.org

paraqet verzion të shkurtuar të komenteve të Taberiut, Kurtubiut dhe Ibn Kethirit me komente nga Sahihul-Buhari.

Komentin nga anglishtja e përktheu Gazmend Hoxha, me ca shtesa të imta.

Kjo është vetëm versioni i parë i përkthimit në gjuhën shqipe i këtij komenti, prandaj çdo sugjerim do të hasë në mirëseardhje.

www.hidayat.org